## Enigma e një vrasje të trefishtë

“Fali armiqtë, por mos i harro kurrë emrat e tyre”

Xh. Kenedi

### FILLIMI I ENIGMËS SË VRASJES

Kishte filluar të binte terri i parë i natës së 31 janarit të vitit 1997, kur një makinë e tipit “LADA”(PR 137–979), me ngjyrë të gjelbër të çelët, mori papritmas drejtimin e magjistrales Prishtinë–Mitrovicë. Kishte një ecje të zakonshme. Sikur nuk kishte ndonjë ngutje të madhe. Sikur asgjë të mos e mbante më aty. Gjithçka po zhytej në mjegullën e natës dhe marramendshëm shpejt, siç mund të ndodhë vetëm në një natë fund–janari, terrimi po bëhej përherë e më i rëndë. Buzëkalimet nuk po dukeshin. Pemët e zhveshura kishin mbetur diku pas dhe zgjatimi i dritave të makinës, ashtu fillikat, vetëm se e bënte edhe më të rëndë errësirën e gjithëkahshme. Vetëm nëpër degët e herëpashershme të pishave, flokët e dëbornave dukeshin si copëra ëndrrash, që sapo kishin ngrirë. Qyteti i madh mbeti pas dhe dalëngadalë dritëzimet e atykëtueshme të fshatrave po bëheshin gjithnjë e më të pakta. Megjithatë, të tre njerëzit që ishin në makinë, nuk e kishin mendjen tek asgjë që po zhytej në terr. Ai, që po rrinte para, bri shoferit, ktheu edhe një herë kokën pas, shikoi me vëmendje makinën që po vinte pas tyre, pastaj iu duk se dalloi edhe një makinë tjetër pas saj, të cilën nuk e kishte vërejtur më parë. Edhe ai, që ishte në ulësen e pasme, ktheu kokën dhe shikoi i menduar makinat që, as nuk afroheshin dhe as nuk largoheshin. Nuk deshi të shqetësohej. Shikoi nga njeriu që rrinte para dhe që kishte kthyer kokën. I buzëqeshi. Si për të dashur t’i thoshte “mos u bëj merak”.

Njeriu, që kishte qëndruar para, i tha me zë të ulët shoferit që të ngadalësonte paksa ecjen dhe të hapte rrugë për kalimin e dy makinave që ishin pas tyre, njërën prej të cilave, si i kujtohej tani, e kishte vërejtur që në daljen e parë të Prishtinës. I ishte dukur sikur kishte parë në thellësi të makinës katër njerëz, njëri prej të cilëve mbante mes këmbëve një armë, ndërsa shikimi i atij që rrinte në të pasmen e dytë, kishte qenë më shumë se i zakonshëm.

Makinat prapë nuk po kalonin. Edhe ato e kishin ngadalësuar ecjen, tani po lëviznin njëtrajtshëm, njëra pas tjetrës, ashtu si mund të lëvizte ankthi i së keqes. Shikoi edhe një herë nga prapa, tundi lehtë kokën dhe tha me zë të lehtë, sikur të donte t'ia thoshte vetes e askujt tjetër: "Po na ndjekin".

Kaq. Asgjë më shumë. Ai, që po ngiste makinën, ktheu për pak sekonda kokën në drejtimin e njeriut që foli, sikur të donte të merrte më shumë informacion nga shikimi i njeriut të tij më të afërt, dhe kur nuk gjeti asgjë tjetër, veçse të vërtetën e asaj që sapo kishte dëgjuar, u kthye përsëri në drejtimin e rrugës. Pastaj pyeti:

– Të eci më shpejt, si thua?
– Provoje një herë. Ndoshta është një rastësi. Ndoshta jam i gabuar.

Ai e tha këtë më shumë për të qetësuar shokët e tij, megjithëse e dinte se asgjë nuk ishte e rastësishme, për një ilegal të vjetër si ai, tashmë gjithçka u bë e qartë. Megjithëse po ecnin më shpejt, makinat pas tyre, as nuk afroheshin e as nuk largoheshin. Njëtrajtësi. Nuk foli më. Vetëm se nxori nga poshtë armën, e shikoi me vëmendje dhe e kontrolloi nëse kishte fishekë. Ishte në rregull.

Dy të tjerët nuk folën. Ai që ishte prapa, më i riu prej tyre, po ashtu nxori armën e tij dhe mendoi për një çast të shkurtër se ndoshta do të kishte qenë shumë më mirë, nëse do të kishin qenë rrethuar në një orë tjetër, më të vonë, kur ata të kishin me vete edhe automatikët dhe armët e tjera, që ishin nisur të merrnin. Edhe arma e tij ishte në rregull. Ai që e ngiste makinën, shikoi edhe një herë bashkudhëtarët e tij. Tashmë gjithçka ishte bërë krejt e qartë. Dhe me një zë më shumë se të zakonshëm, sikur të thoshte "natën e mirë"apo diçka tjetër të këtij lloji, tha: "Më bëj gati edhe armën time".

Ishte udhëtimi më i jashtëzakonshëm që u kishte ndodhur. Udhëtim me priten pas, nganjëherë edhe dhjetë metra larg e nganjëherë pesëmbëdhjetë metra larg. Kur po mendoheshin se ndoshta do të ishte më mirë të ndaleshin dhe të qëllonin të parët, dalluan në mugëtirën e rrugës disa dritëzime të çuditshme, të cilat nuk ngjanin as me dritat e shtëpive dhe as me dritat e makinave që lëviznin. Ai, që rrinte para, e kuptoi se ishte fillimi i pritës, caku deri ku i kishin lejuar të ecnin. E

kuptoi po ashtu se rruga që ishte lënë deri në fillimin e pritës, më pak se dyqind metra, ishte ndoshta rruga e fundit e tyre.

U kthye dhe shikoi shokun pas vetes. "Tepër i ri për të pasur një fund të tillë", – i tha vetes dhe i erdhi keq që po ndodhte kështu. Do të ishte udhëtimi i tyre i parë së bashku, e po ashtu, edhe udhëtimi i fundit. Krejt shkurt mendoi për shumë gjëra, mendoi se e kishte pikur malli për gjithçka që lidhej me shtëpinë e tij, ndjenjën e ngrohtë që kishte marrë gjithnjë me vete. Kishte një lehtësim që nëna e tij, aq e mirë dhe fisnike, tashti nuk ishte më. Pastaj mendimi i tij, krejt ngutshëm, u ndal tek një gjë që i kishte mbetur pa ju thënë shokëve të tij. E vetmja gjë që nuk e mendoi ishte se mos do të duhej të dorëzohej. Shikoi edhe një herë djalin e ri nga pas, i qeshi lehtë, ngjyra e syve u bë krejtësisht e gjelbër, ndjeu edhe vështrimin e tjetrit, që përgjithësisht ishte i qetë.

– Si thua? – e pyeti.

Dhe tjetri, më i riu, as që e mori mundimin të dinte përse ishte fjala. Tundi kokën lehtas, flokët e bukur i ranë përmbi ballin e pastër, sytë i kishin një ndriçim të veçantë, sikur e gjithë jeta që i kishte mbetur po i shkëndijonte aty, dhe më parë se t'i dëgjonte zërin, njeriu që e kishte pyetur e mori përgjigjen pikërisht nga shkëndijimi i syve. Pastaj dëgjoi:
– Për hair na qoftë!

Njeriu që rrinte para nuk e pyeti shoferin që rrinte bri tij. E dinte që më parë përgjigjen dhe se gjithçka do të kishte qenë kohë e humbur. Vuri armën në prehër dhe bri saj vuri edhe armën e shokut të tij. Pastaj dëgjoi se edhe prapa diçka lëvizi. Ktheu edhe një herë kokën, zgjati dorën në drejtimin e atij që rrinte prapa dhe filloi të ulte ngadalë xhamin e parë të makinës. Një erë e freskët hyri mes tyre.

Ai, më i riu, që ishte prapa, përsëriti edhe një herë:

– Për hair na qoftë!

Pastaj askush nuk foli më. Prita po afrohej marramendshëm shpejt dhe së bashku me njerëzit e uniformuar që po rrinin në pritë, ata dalluan edhe tytat e armëve të tyre. Të gjitha në drejtimin e makinës.

Kur njeriu që ishte para zgjati dorën përtej xhamit të hapur, dalloi se

nga pas po vinte dhe një helikopter. I tha vetes: “E meritojmë një vdekje të tillë.”Dhe ngriti armën. Njëkohësisht dalloi erën që frynte pas shpatullave të tij dhe e kuptoi se edhe shoku i tij, më i riu mes tyre, kishte hapur dritaren e makinës dhe po bëhej gati të qëllonte.

– Për hair na qoftë!– përsëriti ai fjalët e djalit të ri dhe shtoi me zë: “Hajt ta koritim vdekjen”.

U dëgjuan njëherësh të shtënat nga prita përballë, nga njerëzit që kishin ndaluar pas tyre dhe nga lart. Ishin breshëri të kahdoshme, të pandaluara, të kobshme. Zjarri i armëve kryqëzohej mbi makinën që tani vazhdonte të lëvizte dhe nga vazhdohej të qëllohej. Kur u duk sikur e gjithë kjo nuk ishte e mjaftueshme, atëherë të shtënat filluan me breshëri edhe nga helikopteri që sillej sipër tyre.

Ai e ndjeu gjakun që kishte filluar të rridhte: vetëtimthi, iu kujtua një natë, krejt si kjo, e ftohtë dhe njëkohësisht e yjëzuar, kur, mbi një rimorkio traktori, po ecnin nëpër natë drejt kufirit. Një djali i ri, i biri i “Plakut të Shishmanit”, ku kishin bërë konak, i kishte thënë: Thuaj një dëshirë, një dëshirë të vetme që do të doje në jetën tënde. Ai i kishte thënë shkurt, të jetë vendi im i lirë dhe le të vdes të nesërmen. Për besë, i kishte thënë, nuk e kam dert se vdes të nesërmen e ditës kur Kosova të jetë e lirë. E ndjeu edhe gjakun e shokut bri tij dhe e kuptoi se nuk do e priste lirinë. E kuptoi po ashtu se po përgatiste të nesërmen. Atëherë u ndje i qetë. Në sytë e tij u mbyll i gjithë peizazhi që ishte rreth e rrotull; rrafshinat e bardha dhe fillesa e lartësive, dëborat që kishin mbetur pishnajave, zërat e njerëzve që iu afroheshin përherë e më afër, megjithëse nuk i shihte. Era i shpupurishi flokët dhe iu duk sikur ishte dora e nënës së tij. E ndjeu se dera pas tij, në kahun e kundërt, u hap, dhe miku i tij i ri, tentoi të çante rrethimin. Nuk dëgjoi më tej. Iku. Duke dashur të besonte se do të kishte qenë i rëni i vetëm i asaj prag-nate të ftohtë. Po ikte me emrin e luftës “Ismet”. Të nesërmen do të niste rikthimi i tij i përjetshëm me emrin që i kishin vënë prindërit.

Ishte 31 janar i vitit 1997. E premte. Një ditë e zakonshme që më pas, krejt natyrshëm, do të kalonte në historinë e kombit. Por që do të merrte pas vetes edhe enigmën e vrasjes së tyre. Do të ishte si një makth i vërtetë për shumë kohë me radhë, i cili, herë pas here, do të ripërsëritej.

* * *

Emrat e të tre të rënëve në pritën e 31 janarit 1977 tashmë dihen. Ajo që nuk dihet ende, qëndron në faktin se si ranë ata në këtë pritë, e organizuar sipas të ashtuquajturës “ndjekje japoneze”, si kishte rrjedhur fillesa e ndjekjes së tyre dhe ku e kishte gjenezën. Që nuk kishte qenë një ndjekje e rastësishme, kjo është tashmë tepër e qartë për të gjithë. Që nata e 31 janarit ose një natë tjetër e afërt me të, kishte qenë e përgatitur në të gjitha detajet, nga sigurimi i fshehtë serb e bashkëveprues serbë, edhe kjo nuk do shumë mend të jetë qartësisht e kuptueshme.

Ky libër ka si qëllim të vetëm zbulimin e pjesëve të së vërtetës, për t’i bërë më pas, nga dëshmitë e të tjerëve, të pathëna deri më tash, një të vërtetë të vetme. Njerëzimi, në kodin e tij moral, thotë që hetimi i një krimi, i një ngjarje, e aq më tepër i një vrasje të trefishtë, bëhet në çdo kohë. E di që është e vështirë, mirëpo do të doja që gjithçka të kthehet në zërin apo në memorien e shoqërisë njerëzore, për të ditur kush ishin ata, që u flijuan kaq denjësisht. Kjo është thelbësorja. E më pas, se çfarë ndodhi dhe si ndodhi.

Dy vite e gjysmë pas kësaj ngjarje, në fillim të korrikut të vitit 1999, unë isha pikërisht në atë vend ku ishte zënë prita. Nuk kishte mbetur asnjë shenjë. Fillova të eci rreth e rrotull, shikoja peizazhin përreth dhe vëreja muzgun që po binte, tepër ngadalë, si për të më lënë kohë që t’i merrja të gjitha me vete. Mirëpo nuk kishte asgjë të veçantë. Frynte vetëm një erë e lehtë, pothuajse krejtësisht e pandjeshme. Buzë rrugës, aty ku ishte ndalur më në fund makina e shoshuar nga dhjetëra e dhjetëra plumba, nuk kishte më asgjë. Bari kishte filluar të zverdhej, si çdo fillim korriku. Desha të gjej përmes tij gjurmët nga kishte synuar të çante rrethimin më i riu nga tre të rënët, ai që ishte ulur në ndenjësen e pasme, mirëpo nuk munda të gjeja gjë. Kishin shkuar dy vera dhe ishte në kapërcyellin e saj vera e tretë. Desha të përfytyroj vendet ku ishte ngulitur prita, përgjimin e ardhjes së makinës, zhurmën e helikopterit, fishkëllimën e plumbave, mirëpo fillimisht e kisha të vështirë, pastaj diçka filloi të merrte formësim të çuditshëm. Mendova se pa ata tre djem ne nuk mund të kuptojmë historinë tonë të afërt. E kjo do të thotë se nuk mund të kuptojmë vetveten, dhe tek unë u rizgjua ideja se asgjë

nuk kishte shkuar kot.

Pastaj, krejtësisht papritmas, si një e rënë kambane, u zgjua edhe pyetja: Si ndodhi kështu? E kam mbartur gjatë me vete këtë enigmë. Tani, mendova se erdhi koha t'i përgjigjem një pjese të kësaj enigme.

Le të fillojmë...

**Kush ishin ata të tre?**

Njëri, nga tre të rënët, ishte Zahir Pajaziti, "Ismeti", anëtar i Shtabit Qendror të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës (më pas Shtabi i Përgjithshëm) dhe njëkohësisht anëtar i Shtabit Qendror Operativ të saj. Figurë madhore e rezistencës së armatosur. Komandanti i parë i Zonës Operative të Llapit, njëri ndër atentatorët dhe organizatorët më të mëdhenj të luftës. Kishte ngritur nga përgjakimet e mëparshme ngrehinën e re të luftës në Llap dhe kishte marrë me vete gjithçka të mirë që kishte pasur lëvizja ilegale e pas viteve '70. Ndoshta më shumë se çdo gjë, aty ishte mendimi dhe njëkohësisht qëndresa me pushkë në dorë e Ali Ajetit, pararendësit të tij, komandantit të njohur të Çetës së parë të Llapit; ndoshta kishte marrë nga një tjetër llapjan i lavdishëm, Afrim Zhitia, komandanti i njësiteve të para të Lëvizjes Popullore të Kosovës në fundin e viteve '80 dhe drejtuesi politik i organizatës; ndoshta kishte marrë nga qëndresa e llapjanit tjetër, Hasan Ramadanit, dhe duke u ngritur mbi gjithçka, ishte bërë traditë e së mirës dhe e qëndresës, e kishte vendosur të luftonte.

*"Zahir, në arabisht, do të thotë i dukshëm, i pranishëm, që nuk mund të kalosh pa u vënë re. Diçka ose dikush që, si ka vendosur një kontakt me ne më parë, vjen e pushton dalëngadalë mendimin tonë, deri në atë pikë, saqë bëhet diçka e shenjtë".*

Kur e kam lexuar për herë të parë këtë përkufizim të shkrimtarit Jorge Luis Borges, mendimi im shumë natyrshëm ka ecur më tej drejt figurës së Zahir Pajazitit. Më është dukur atëherë, e më duket edhe tani, se asgjë më shumë se sa ky përcaktim nuk do i shkonte përmasave të një njeriu siç ishte Zahir Pajaziti.

Edhe me mua ka ndodhur pikërisht si në mendimin e Borgesit. Kam

dëgjuar për herë të parë për të, ashtu siç kanë dëgjuar shumë të tjerë, vetëm përmes Komunikatës nr. 30 të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, në të cilën njoftohej rënia e tij, në një përpjekje të pabarabartë, së bashku me Hakif Zejnullahun dhe Edmond Hoxhën. Pastaj, përmes të afërmve të tij, sidomos mikut tim Enver Osmanit, që jetonte atëherë në Gjermani dhe motrës së Zahirit, që ishte bashkëshortja e Enverit, bëra më tej, derisa dalëngadalë gjithçka e tij pushtoi mendimin tim, ashtu si kishte ndodhur me shumë heronj të tjerë.

Shkrimi im memorial, "Vdekja u korit", botuar në "Zërin e Kosovës"menjëherë pas rënies së tyre, më 6 shkurt 1997, do të ishte dëshmia e parë. Ky libër është vazhdë e mendimit të hershëm.

Zahiri ishte drejtuesi i njërës nga degët e mëdha të luftës, që më pas, natyrshëm, do të shkrihej në Ushtrinë Çlirimtare të Kosovës. Se kur është bërë kjo shkrirje, në cilin vit apo pas cilit takim, kjo nuk është e rëndësishme. Sepse nuk ka të bëjë aspak me ditëhyrjen e luftëtarëve të Llapit në Ushtrinë Çlirimtare të Kosovës. Më shumë se gjithçka, ky është një akt bashkimi i natyrshëm i degëve që përbëjnë të njëjtin lum apo i dallgëve që përbëjnë të njëjtin det. Në vitin e fundit të jetës së tij, saktësisht që nga dhjetori i vitit 1995, Zahiri do të njihej me emrin e luftës "Ismeti", pseudonim i rastësishëm, si rrjedhojë e lidhjeve të reja të krijuara në strukturat ilegale luftarake.

***Portreti*****:** Në të gjithë pamjen ose qëndrimin e Zahirit nuk ka asgjë të jashtëzakonshme, pra nuk ka asgjë nga ato tipare që presim nga njerëzit të cilët i kemi tash të idealizuar. Shkurt, nëse e shikon me vërejtje, në të gjitha qëndrimet e tij, nuk mund të dallosh asgjë që të kujtojë ose të të bëjë të mendosh se ke përpara vetes heroin e ardhshëm të Kosovës, njeriun, që pak vite pas rënies së tij, do të ngrihej në bronz, në njërin nga krye–sheshet e Prishtinës.

Më shumë se gjithçka, Zahiri i ngjan njeriut të zakonshëm të rrafshinave shqiptare të Kosovës. Ai nuk e fsheh fytyrën pas mjekrës, kur është nxënës i shkollës së mesme. Ai ka pamjen e zakonshme të çdo nxënësi tjetër, me po ato veti dhe me po atë shprehje që kanë nxënësit e kësaj moshe. Kur është student nuk mund të dallosh tek ai asgjë të veçantë, nuk i duket ajo as në qëndrimin e tij, as në mënyrën se si i ka mbajtur flokët. Në kohën e lëvizjeve ilegale, në dhjetëra

fotografi mes shokëve, e ke të vështirë, në mos të pamundur, të dallosh se cili prej tyre është drejtuesi, komandanti, cili është prijësi, sepse, përsëri, nuk ka asgjë të jashtëzakonshme. Po ajo thjeshtësi si e gjithë të tjerëve, po ai qëndrim i natyrshëm dhe dashamirës. Atë, sa mund ta marrësh për një fshatar tipik të zonës së Llapit, aq edhe mund ta marrësh për një qytetar të Gjakovës apo të Pejës; sa mund të thuash se është një atentator i zakonshëm, aq edhe mund të thuash se është drejtuesi i tyre. Ai nuk kërkon që portreti i tij të vendoset në mesin e gjithçkaje. E di se kjo do të ishte krejt e kundërt me jetën e tij dhe të traditës familjare, ndaj, edhe në vend që të marrë pamjen e jashtëzakonshme, ai "vesh"portretin e njeriut të zakonshëm shqiptar, kështu që i mishëron në vete të gjithë.

Fytyra e tij nuk është e veçantë, por është thjeshtë shqiptare e pastër.

Është kjo arsyeja që pamja e jashtme nuk të ngjall habi, nuk të bën të përfytyrosh atë si një njeri të fuqishëm, të jashtëzakonshëm apo jashtëtokësor. E veçanta e tij është tek shikimi. Vetëm aty mund të dallosh diçka që nuk e ke dalluar më parë tek i gjithë qëndrimi i tij. Vështrimi i syve të tij të hirtë, tipik i njeriut që ka marrë përsipër t'i dalë zot punëve, nuk ka qenë i mundur të vijë në portretet e njohura të tij, në fotot e pakta dhe të rastit që ka bërë, por atë e mbajnë mend të gjithë ata që e kanë njohur, që kanë jetuar me të, që kanë qenë miq, bashkëpunëtorë, bashkëluftëtarë ose kundërshtarët e tij. Ky vështrim, si prej një goditje, të bën të mos mundesh të fshihesh prej tij; ai të përshkon, nganjëherë deri në dhimbje ose deri në copërat më të panjohura të qenies tënde. Nuk është e vlefshme asnjë lloj mbrojtje, ashtu si nuk mund të harrosh se, nën këndin e këtij vështrimi, ke gjetur edhe qetësinë e njeriut që e ka bërë detyrën e tij.

Duke perifrazuar një thënie të Gorkit, mund të thosha se Zahir Pajaziti "kishte një mijë sy në një çift të vetëm".

Në ditët e fundit të jetës së tij, Zahiri do të marrë gjithnjë e më shumë portretin e një guerili ose të një atentatori. Ka ardhur një kohë, kur pa dashjen e tij, gjërat nuk do të mund të fshiheshin. Ato dalëngadalë po zinin vend gjithnjë e më shumë në portretin e tij, sidomos tek sytë. Dhe nuk është e çuditshme që pikërisht sytë e Zahirit, me të veçantën e tyre, janë ata që tërheqin vëmendjen.

Në takimin e 29 janarit 1997, që ai do të ketë me Edmondin dhe një guerili tjetër, do të jetë i pranishëm, edhe një mik student i Edmondit, i cili për shkak të konspiracionit, do të qëndronte në një tryezë afër tyre. Ky student i atëhershëm, Ilir Kastrati, do të pyeste menjëherë pas takimit se, kush ishte njeriu me të cilin sapo ishte ndarë Edmondi. Nuk e kishte njohur më parë. Do i thoshin se ishte një biznesmen. Studenti do të tundte kokën dhe do të thoshte se vetëm tregtar nuk do të mund të ishte, sepse nuk ka sy biznesmeni. Edmondi e pyet se çfarë sysh ka. Studenti i ri, krejt pa menduar, i thotë se ai ka sytë e dikujt tjetër, të një njeriu jo tregtar, ndoshta krejtësisht ndryshe. Më shumë se gjithçka ka sytë e një guerili ose të një atentatori. Nuk i thotë se, nuk ka veshjen, se nuk ka qëndrimin apo diçka tjetër të biznesmenit, por ndalet tek sytë, sepse pikërisht aty qëndron edhe fuqia tërheqëse e këtij njeriu.

E gjithë forca drithëruese e këtij njeriu përmblidhet në shikimin e tij. Përmes vështrimit ndjen rrëzëllimin, je më i qetë dhe më i bindur; njëkohësisht e di se nuk do të mund t'i fshihesh edhe aq lehtësisht.

Zahiri hyn në radhët e njerëzve të madhërishëm, por jo të rastësishëm. Nga gjithë shtylla fisnike e babait të tij, Qerim Pajaziti, nga të gjithë vëllezërit e motrat e tij, atij i kishte rënë fati të ishte vazhdues i denjë i kësaj shtylle dhe të ishte trashëgues i figurave të tilla si Shaban Jashari e Qerim Pajaziti. Është një mundësi më shumë, kuptohet nëse je edukuar nga kjo materie, që të shndërrohesh në legjendë.

Do të adhurojë gjithë jetën babain e tij fisnik dhe nënën e tij burrërore. Në një mënyrë ose në një tjetër do i ndjente të pranishëm edhe kur do të ishte larg, megjithëse, krejt natyrshëm, do të ishte edhe ai pjesë e jetës së tyre.

Zahiri ishte i vetmi nga anëtarët e Shtabit të Përgjithshëm të UÇK-së që nuk bënte pjesë në Lëvizjen Popullore të Kosovës, megjithëse kishte lidhje të ndërsjella me shumë prej strukturave të saj. Po ashtu, nuk mund të mohohet se në përbërjen e formacioneve të drejtuara prej tij, kishte mjaft anëtarë të organizatës. Filozofia politike dhe mendimi ushtarak i tij, jashtëzakonisht vizionar dhe idealist, ishte në bashkimin e të gjitha forcave dhe energjive dhe në krijimin e një fronti të përbashkët. Lëvizjet e Zahirit, nganjëherë të drejtpërdrejta dhe herë pas here të ndërmjetësuara, jo rrallë të vetmuara, sigurisht do të kishin përmasa më të ndjeshme nëse ai do të arrinte edhe një kohë më të

vonshme jetësore. Ndërprerja e jetës së tij shkëputi një hallkë, që do të ishte shumë e rëndësishme.

Duke qenë drejtues i njërës nga degët e mëdha të luftës, ai ishte njëkohësisht edhe njëri nga bashkëkrijuesit e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës.

***“Ti duhet ta jetosh rininë tënde”***

Edmond Hoxha ishte junikasi që kishte ndër mend të krijonte përmasat e reja të traditës së tij familjare apo të Kosovës. Duke qenë se në moshën gjashtë vjeçare, kur ishte ende fëmijë, kishte parë prangimin e burgosjen e të vëllait të tij të madh, Xhavitit, duke qenë se nga kjo kishte parë se kishte pasur dhimbje, por nuk kishte pasur thyerje, ai kishte vendosur të bëhej shtyllë e mosthyerjes, sado e dhimbshme të kishte qenë kjo dhe sado e mundimshme të kishte qenë rruga.

Edmondi ishte studenti mes dëshirës për t’u bërë ushtarak dhe njeri i shkencave politike. I riu që kishte zgjedhur të bënte një jetë ndryshe e megjithatë tepër rinore (mjafton të kujtojmë se në varrin e tij është vendosur edhe një kurorë në emër të një vajze). Ndoshta më shumë se gjithçka ai do të niste një rrugë që njerëzit e tij e kishin hapur, me gjithë dhimbjen që kishte mbartur ajo, me gjithë gjakimin që kishin përjetuar e do të përjetonin.

Duke qenë më i vogli nga fëmijët, djali i pas shtatë motrave, ai do të ishte krejt natyrshëm thelbi i zemrës së tyre, dritëzim nga jeta e prindërve të tij. E, megjithatë, kjo nuk e bëri atë, dhe mendoj se nuk kishte se si ta bënte, një djalë të ri, por të plakur, që në moshën njëzet vjeçare, pra një djalë plak njëzet vjeçar. Në të kundërtën, e gjithë ajo që kishte lidhje me përkujdesjen ndaj Edit, me thelbëzimin e zemrës së motrave dhe dritësimin e prindërve, ishte e lidhur me Kosovën. Asnjëherë në kullën e Junikut dhe përgjithësisht në kullat dukagjinase, dita e zakonshme e secilës stinë nuk ka qenë e shkëputur nga Kosova.

Edmond Hoxha, që në fillesën e lëvizjes klandestine do të merrte përsipër pseudonimin “Shpati”. Herë pas here, si për t’u mësuar me emrin e tij të ri, ai e shkruante atë në faqe të ndryshme fletoresh, si për

të dëshmuar se tash e tutje, jeta e tij, më tepër se t'i takonte Edmondit, do i takonte "Shpatit". Thyerja e natës së 31 janarit dëshmoi se kjo nuk kishte qenë e rastësishme.

Në një bllok të vogël shënimesh, me një shkrim jo të bukur, por qartësisht të lexueshëm, ai ka shkruar të gjitha ditët e muajit janar 1997, deri tek 30 janari. Nuk e di pse e ka bërë këtë. Nuk e di as përse nuk e ka shkruar 31 janarin. Por, pas shënimit të ditës së 30 janarit, ka shkruar, duke e nënvizuar se *"një popull që fle, është i destinuar të vdesë".* Shpati. Në germat e fjalës "Shpati"ka shumë mbivizime, si për të dashur të theksonte se edhe ai ishte aty. Si duket, ai e ka shkruar disa herë emrin e dytë të tij, si për të dashur të thotë se nuk duhet të flemë. Dhe ka shtuar, me po të njëjtin shkrim, *"hapni sytë, se boll kemi fjet".*

Edmondi është studenti apo i riu tipik që, ndërsa respekton ndejat e zakonshme apo të veçanta të njerëzve, sidomos të miqve të të vëllait, i lejon vetes të drejtën e vëzhgimit, të bëjë përcaktime, të ketë një prirje ndaj atyre që, më shumë se sa të flasin, kanë një fillesë veprimi konkret, dhe ndoshta kjo është pikërisht shtysa e parë e tij drejt Xhavit Halitit, Luan Haradinajt apo Azem Sylës. Ai i dëgjon më vëmendje fjalët e miqve të shtëpisë së tij, pavarësisht nëse ajo është në kullën e Junikut apo diku pranë qytetit të Durrësit, nuk u nëpërkëmb mikpritjen dhe dinjitetin, por, jo rastësisht, i thotë nënës së tij se *"Xhavit Haliti nuk është kot në Shqipëri, ai po merret me punë të rëndësishme"*– si për të dashur të qetësojë atë, por edhe të ketë fillesë të re në rrugëtimin e jetës së tij. Do të jetë disi e papritur për familjarët e tij miqësia e Edit me disa nga ata që do të bënin emër në lëvizjen ilegale, megjithatë, kishte ardhur një kohë kur gjërat po shndërroheshin marramendshëm shpejt dhe, natyrshëm, ai donte të ishte pjesë e saj.

***Portreti*:** Edmond Hoxha nuk ishte as 22 vjeçar në ditën kur u vra. Nuk e kishte menduar kurrë, dhe nuk kishte se si ta mendonte, se në mbrëmjen e natës së 31 janarit 1997, do të bënte udhëtimin e fundit të jetës së tij. Ishte ende në atë fazën, në mund të themi kështu, të harlisjes së trupit të tij, që kishte shkuar bukur së gjati dhe që ishte formësuar mjaft mirë. Më shumë se gjithçka tjetër ai ka tiparet e një djali të ri, malësor, i hijshëm, i mësuar që të durojë, të heshtë dhe të mirëkuptojë, gjëra që shihen edhe në tiparet e fytyrës së tij. Në sytë e

Edmondit ka zënë vend jo vetëm hijeshia, por edhe fillesa e një mendimi që do të mund të rritej edhe më shumë, nëse nuk do të ndërpritej dhunshëm dhe përgjakshëm më 31 janar. Ai është një djalë serioz. Gjithçka e tregon për të tillë; vështrimi i tij është plot kërshëri, në të nuk ndjehet asgjë tragjike dhe njëkohësisht asgjë meskine. Në një fotografi të njohur të tij, në qytetin e Lezhës, në Muzealin e Skënderbeut, duke ngritur lart shpatën e tij, mund të dallosh fare mirë shenjën e fluturimeve në lartësi, të derdhjes së dritës, përngritjen e guximshme shpirtërore, nën kupolën e mermertë të ballit të tij.

Ai është një i ri ëndërrimtar, që shpejton të kalojë vitet dhe megjithëse mundohet të skalisë këtë qëndrim edhe në pamjen e jashtme, nuk do të mund t'ia arrijë: fytyra e tij mbetet e thjeshtë dhe e pa arritshme, njëkohësisht. Gjithçka e derdhur në ballin e tij dëshmon se aty nuk ka frëngji. Aty drita hyn e kthjelltë. Dhe ai mbetet i tillë në memorien e njerëzve.

Në vitin e fundit të jetës së tij studenteske, shikimi i Edit fillon e bëhet më serioz, portreti i tij bëhet më i prerë, të duket sikur mbi gjithçka është ulur halli që po mundohet të bartë.

Megjithatë, më shumë se gjithçka tjetër, krejtësisht pa dashje, për portretin e tij, ka folur njëra nga të shtatë motrat, Lumnija, e cila me Edmondin është takuar më 30 janar 1997. Pra ajo është njeriu i fundit i familjes me të cilën është ndarë ai. Në këtë mënyrë, përsëri, krejtësisht pa dashje, ajo përfaqëson edhe mendimin e gjithë familjes. Ngjarjen që do e sjell edhe më poshtë, në një kapitull tjetër, ajo e tregon krejt rastësisht, pa e ditur se ka bërë kështu portretin final të të vëllait.

*"Edi erdhi kah ora 16.00 dhe së bashku kemi ngrënë darkë. Disi ngutej, më shumë se zakonisht. Posa filluam të pimë çaj, Edi foli si me vete: "Aaa rrezik është!".*
*– Pse!? – e pyeta me habi.*
*"Lume, situata është e shumë e vështirë. Po burgosin në mënyrë masive, po bastisin barbarisht, po vrasin, po plagosin, sidomos studentët janë vënë në shënjestër".*

*Derisa Edi po fliste, dikush më thirri dhe dola përjashta. Kur u ktheva brenda, m'u duk se një rreze dielli kishte rënë mbi kokën e Edit. Porsa më ra ndër mend se dielli tanimë kishte perënduar, në moment m'u bë*

*se u kthye në një hije të çuditshme".*

Pa dashje, ajo ka bërë kështu portretin më besnik të vëllait të saj: portretin e një studenti 22 vjeçar, mbi sytë e të cilit ka filluar të ndjehet pesha e mendimit, por është njëkohësisht edhe i përshkënditur nga rrezet e diellit.

Nuk e di dhe nuk kam pyetur asnjëherë se si ka ardhur deri tek emri Edmond, një emër aspak i zakontë në trevat ku ai ka lindur. E di, se tri vite para se të vritej, një ilegale e njohur dikur si "Shota e Llapit", do i thoshte në mirëdashje se *"ne nuk e jetuam rininë tonë, ti duhet ta jetosh rininë tënde".* Nuk e besoj se ajo ka parandjerë një 31 janar kaq të shpejtë, por, e bindur se në atë mjedis ku ai po hidhte shtatin, natyrshëm do të merrte rrugën e ilegalitetit, që do të thoshte edhe rruga e mundimeve, e ka parandjerë se ai do të ishte i denjë për të jetuar.

Edi, me gjithë vitet e pakta, bëri më shumë se mundi për të jetuar rininë e tij. Në fund të fundit, ai nuk mund ta jetonte ndryshe atë...

***Hakif Zejnullahu, është njeriu, në jetën e të cilit, fjala Kosovë, tingëllon përherë e dëlirë.***

Hakif Zejnullahu është një nga figurat më të pabujshme të luftës. Si duket, edhe natyra e tij njerëzore ka qenë e tillë, e pabujshme. Ka një kontradiktë mes heshtjes së tij dhe punës së bërë prej tij. Nëse heshtjen e ka të jashtëzakonshme, punën e ka, po ashtu, të jashtëzakonshme. Është një nga rastet më të veçanta të luftës, kur një figurë e rëndësishme si ai, të ketë qëndruar, me një natyrshmëri të thellë, në vendin që i ishte caktuar, si zëvendës i Zahir Pajazitit dhe ndihmës i tij, dhe e gjithë kjo të ishte shumë e heshtur. Hakifi dhe Zahiri ishin jo thjeshtë nip e dajë, por kishin të përbashkët gjithçka të virtytshme. Ai kishte virtytin e luftës dhe të guximit, të mosthyerjes dhe mosfjalëve të mëdha, kishte identitetin e tij të pashoq dhe njëkohësisht merakun e gjithëkundshëm për shokët, i pafjalë, e gjithsesi një urë lidhëse mes komandantit të zonës dhe luftëtarëve.

Hakif Zejnullahu ishte njeriu që nisej për në aksion, pra për luftë, si për një gjë të zakonshme. Nuk e di tashmë se si kishte arritur deri këtu, por

e gjithë ajo që ka ndodhur në jetën e tij, sidomos në vitet e muajt e fundit, dëshmon për këtë.

Njeriu i pabujshëm ishte i tillë nga që edhe Kosovën nuk e donte me zhurmë dhe bujë. Ai kishte zgjedhur heshtjen, si një gjë krejt të zakonshme. E kishte ditur mirëfilli se ishte një kohë që kërkonte shumë më tepër se fjalët e zakonshme. E kishte ditur se në fund të fundit, koha e fjalëve po shkonte. Përfytyrojeni për një çast në momentin e fundit kur është parë me njerëzit e familjes së tij. E premte paradite e 31 janarit 1997. Të afërmit e tij do të kujtonin dy ditë më pas se ikja e tij kishte qenë tepër e zakonshme, u kishte thënë se do të kryente disa punë dhe adresën se ku do të takoheshin. Edhe ai kishte përmendur motrën e tij. Asgjë më shumë. Dhe kishte ikur.

Të tillë e mbajnë mend njerëzit e afërm. Dhe u duket sikur nga çasti në çast, nga njëri moment në tjetrin, ai do të rikthehet. Sepse, nga ikjet e zakonshme, njerëzit gjithmonë kthehen. Lufta ishte bërë për Hakif Zejnullahun diçka e zakonshme. Kaq e zakonshme, sa që në pragun e nisjes së fundit, si i kishte parë edhe një herë të afërmit e tij, kishte thënë thjeshtë: *“Po shkoj të siguroj disa pjesë ndërrimi për kamionin”.* Vetëm kaq. Në të vërtetë ai ishte nisur për të siguruar ndërrimin e jetës së Kosovës.

***Portreti*****:** Në të gjithë portretin e Hakif Zejnullahut mund të dallosh fare lehtësisht, se ai ka diçka të përbashkët, ose shumë të përbashkëta, me Zahir Pajazitin. Normalisht: ata janë nip e dajë. Pra kanë pasur një shkak përse kanë portret thuajse të njëjtë, nën shikimin e përqendruar të syve. Mirëpo tek Hakifi, më shumë se tek kushdo tjetër, nga sytë buron mirësia e njeriut të zakonshëm, qetësia që derdhet përmes tyre të bën të ndjehesh i qetë; e di se ke parë portretin e një njeriut të cilit mund t’i besosh jetën, nga i cili e di, po ashtu, se je gjithnjë i sigurt, edhe në se atij mund t’i duhet të sakrifikojë jetën e tij.

Në pamjen e parë asgjë nuk të bën përshtypje, ndodh pra e njëjta gjë si tek Zahiri. Dalëngadalë fillon e zbulon se përmes qetësisë së tij është njeriu i mirë, i lidhur ngushtë me familjen; është djali i mirë, bashkëshorti i mirë, vëllai i mirë, i kujdesshëm, në fund të fundit është njeriu i punës së përditshme, i jetës së përditshme dhe i halleve të përditshme. Nga portreti fizik ngjan më shumë me nënën e tij, Qamilen,

bijë e Pajazitëve, ndërsa nga shikimi ngjan me të atin, Sabitin. Nga ai, si duket, ka marrë edhe dëshirën për të mos folur shumë, për të qenë i pabujshëm dhe i saktë. Kur e shikon, e di se ke para njeriun që besën e ka të shenjtë, pra njeriun e fjalës së dhënë dhe të fjalës së mbajtur.

Ka momente kur edhe ai shpërthen, shkëndijohet, do të thoja, kur përtej njeriut të zakonshëm dhe të qetë, dalin virtytet e njeriut të luftës, që i do punët në rregull, ku çdo gjë të ketë vendin e vet. Kur me armët e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës bëhet ndonjë punë e pabukur, ai i lejon vetes të drejtën e shpërthimit, të trazohet dhe të shprehë trazimin e tij edhe me zë të lartë, sepse ai e ka të shenjtë gjithçka që lidhet me luftën. Në fund të fundit ajo ka filluar t'i bëhet natyra e tij e dytë.

E gjithë forca drithëruese e këtij njeriu përmblidhet në qëndrueshmërinë dhe modestinë e tij.

Këta ishin tre njerëzit që ranë në pritën e 31 janarit 1997, ose më saktë, për të cilët u ngrit prita e 31 janarit. Për më shumë se një javë, në të gjithë Kosovën kishte pasur dhjetëra e dhjetëra arrestime. Ditën ose natën. Në rrugë, në shtëpi, në lokale, në punë. Kudo ku i kishin gjetur. Natën, më shumë. Në dhomat e paraburgimit në Prishtinë, megjithëse të burgosurit ishin nga 15 komuna, kishte filluar hetuesia intensive. Edhe një natë para pritës do të kishte arrestime, edhe një ditë pas saj.

Atëherë, përse kësaj radhe nuk ndodhi ajo që në Kosovë mund të quhet e zakonshme, arrestimi i dhunshëm, burgosja, tortura e egër deri ku është e vështirë të mbash, por përgjimi, ndjekja, lufta dhe vrasja? Çfarë kishin ditur më shumë se zakonisht në SUP e UDB-shërbimin e fshehtë serb, që kishin menduar gjatë, ishin përgatitur seriozisht dhe kishin vepruar mizorisht?

Nëse është e vërtetë se asgjë nuk ndodh rastësisht, atëherë duhet të besojmë se e gjithë kjo, pra jo vetëm akti i pritës dhe i vrasjes, e ka një fillesë dhe se asgjë nuk ka qenë e rastësishme.

Nuk ka rëndësi nëse kjo fillesë ishte një muaj, një javë apo disa vite më parë. Ajo kishte qenë një fillesë. Dhe kjo na detyron të kthehemi edhe ne tek pikëfillesa.

## NË VEND TË FJALËS SË PARË

Kam qenë gjithnjë i bindur, vazhdoj të jem edhe sot, se në jetën e përgjakshme të Kosovës, sidomos në njëzet vitet e fundit të shekullit të shkuar, ka pasur, mes të tjerave, tri gjëra tejet të çmuara, pa të cilat nuk mund të kuptoheshin ditët e sotme dhe sidomos të nesërme: Lëvizja Popullore e Kosovës, si forcë atdhetare e përkushtuar deri në vetëmohim dhe idealiste deri në vetëflijim; Ushtria Çlirimtare e Kosovës, si ngjarja më madhore e epokës sonë dhe Lëvizja Studentore.

Të tria këto maja kanë të përbashkëtën e tyre: mendimin vizionar të atyre njerëzve, të cilët, edhe kur gjithçka dukej e pashpresë dhe e mbuluar nga errësira, edhe kur ishin pas burgjeve dhe të pranguar deri në dhimbje, edhe kur terrori ishte deri në palcë dhe të dukej sikur nuk do të kishte kurrë pranverë të ardhshme, edhe kur u vriteshin shokët, vëllezërit e të afërmit, përsëri nuk hoqën dorë nga rrugëtimi i tyre drejt lirisë. Ka qenë ndoshta udhëtimi më i përgjakshëm, më i gjatë, në historinë e kombit, i cili, sikur asgjë tjetër të mos kishte bërë, vetë fakti që mbajti në Kosovë ndjenjën e përflakur atdhetare, do të kishte qenë më se i mjaftueshëm për të bërë historinë.

Asnjëra nga tri kulmimet e fundshekullit nuk ka qenë e rastësishme dhe asnjëra prej tyre nuk ka qenë kaotike. Të gjitha kanë qenë marrëzisht të sulmuara, mjerisht shpesh herë nga shqipfolës; të tria, duke qenë kulme të veçanta, kanë qenë njëkohësisht edhe një kulm i njëjtë. Nëse nuk do të kishte pasur Kosova djem vizionarë dhe të përkushtuar me disa nga shëmbëlltyrat më të ndritura të saj, si Jusuf Gërvalla, Kadri Zeka, Bardhosh Gërvalla, Adem Jashari, Fehmi Lladrovci, Rexhep Mala, Nuhi Berisha, Afrim Zhitia, Xheva Krasniqi (Lladrovci), Iliaz Kodra, Luan e Shkëlzen Haradinaj, Ilir Konushevci, Adrian Krasniqi, Gursel e Bajram Sulejmani, Ali Ajeti, Fahri Fazliu, Skënder Çeku, Ismet Jashari, Hasan Ramadani etj., nuk do të kishte pasur organizatë ilegale të quajtur Lëvizja Popullore e Kosovës. Të gjithë ata kanë qenë themelues, drejtues ose anëtarë të Lëvizjes Popullore të Kosovës.

Nëse në jetën e Kosovës do të kishte munguar një organizatë e tillë, atëherë shumë gjëra do të ishin të mangëta; edhe për faktin se

strukturat e saj krijuan dhe drejtuan Ushtrinë Çlirimtare të Kosovës dhe frymëzuan Lëvizjen Studentore në dy dekadat e fundit të shekullit që shkoi.

Ushtria Çlirimtare e Kosovës është, pa dyshim, vlera jonë më e spikatur kombëtare, në të gjitha trevat shqipfolëse, pasi momenti në të cilin u formësua, tipizimi i saj dhe ideali që mbarti, duke qenë të përbashkëta me shumë nga vizionet e brezave dhe aspiratat e tyre, ishin po aq të veçanta sa edhe të jashtëzakonshme.

Nëse në fillimin e shekullit të shkuar e gjithë Evropa ishte në kapërcyellin e saj dhe luftërat ishin diçka e zakonshme, ndërsa paqja ishte e jashtëzakonshme; nëse në mesin e shekullit të shkuar lufta ishte, po ashtu, më se e zakonshme dhe mori përmasat e gjithë globit; në fundin e shekullit, lufta tashmë ishte e jashtëzakonshme, ndërsa të gjithë luftonin për të ruajtur paqen. Pra, ishte diçka krejt ndryshe në fundin e shekullit, nga sa ishte në fillimin dhe në mesin e tij. E zakonshmja ishte e pazakonshme, për më tepër ajo do të ishte e pazakontë, në një truall të tillë shqiptar, si Kosova, e cila, për disa dekada kërkohej të tjetërsohej në një copëz krahinore serbe dhe ku gjaku i derdhur nga ish–Jugosllavia dukej më se i mjaftueshëm për disa breza.

Në fundin e shekullit të shkuar Kosova dukej e urtësuar, bile-bile, dukej aq e shtruar, sa që diktuesi i dhunës në Beograd, Millosheviqi, do të deklaronte se në Prishtinë ishte më qetësi se në mesin e Beogradit. Ai ishte në të drejtën e tij, për atë pjesë që e njihte dhe që e kishin siguruar se do të ishte pafundësisht ashtu – një qetësi e vdekshme, sepse ajo po e shpinte kombin drejt asfiksimit.

Pikërisht në këtë kohë, vetëm mendimi se do të bëhej një luftë e re, ishte padyshim i papërballueshëm për qëndrimin politik perëndimor, ndërsa synimi për të bërë një luftë, ishte skajshmërisht i përjashtuar. Ndaj ishte një veçanti e jashtëzakonshme shfaqja e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, të cilën, fillimisht, pak kush e mori seriozisht, më të paktë ishin ata që e besuan dhe shumë më të paktë ata që morën guximin për të qenë në radhët e saj.

Lëvizja Studentore do të përbënte gjithnjë atë që mund të quhet pranverizim i mendimit vizionar, duke i dhënë kuptim shumë më të

gjerë gjithçkaje që do të ndodhte në Kosovë. Është një lëvizje që ka shumë gjëra të përbashkëta me lëvizjet studentore në shumë vende ku janë bërë përpjekje për të dalë nga robërimi, por ka edhe të veçantat e saj të papërsëritshme.

Të tre djemtë, që janë në faqet e këtij libri, në një mënyrë ose në një tjetër, janë dëshmues të tri majave, me aktivitetin e tyre, lidhjet që kishin, strukturat ku bënin pjesë, mendimin politik dhe forcën organizative.

Të tre kanë të përbashkëtat dhe të veçantat e tyre. Kanë hyrë në lidhjet e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës jo në të njëjtën kohë dhe jo nëpër të njëjtat rrugë; kanë pasur rrugëtime të ndryshme për të ardhur në ditën e fundit të janarit të vitit 1997; ëndërrime të ndryshme. Edhe si karaktere kanë qenë disi të ndryshëm: Zahiri ishte impulsiv, fjalëpakë dhe shprehës; Edmondi ishte meditues, i qetë dhe ëndërrues, që dinte të dëgjonte; Hakifi ishte i qetë, të ngjallte besim dhe praktik. Ata plotësonin deri diku njëri tjetrin, mbartnin vlera të shumë prej shokëve të tyre dhe të strukturave që përfaqësonin, ndaj edhe ishin të denjë për të qenë, me jetën dhe me vdekjen e tyre, preludi i lirisë së Kosovës.

Megjithatë, më 31 janar 1997, në thyerjen e ditës dhe pragun e natës, ndodhi vrasja e tyre.

Sipas Komunikatës nr. 30 të Shtabit Qendror të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, të datës 3 shkurt 1997, *“Më 31 janar 1997, në orët e vona të mbrëmjes, tre pjesëtarë të njësiteve tona ushtarake: Zahir Pajaziti, Hakif Zejnullahu dhe Edmond Hoxha, rrugës për në detyrë të karakterit të veçantë, u ndeshën ballë për ballë me forca të shumta të policisë okupatore serbe. Pas një qëndrese heroike, në një betejë të pabarabartë, dhanë jetën e tyre për çlirimin e vendit...”*

**Si erdhi vrasja e tyre?**

Rastësi? E pamundur. Një ngjarje fatkobe? Përsëri e pamundur. Janë shumë ngjarje e fakte që dëshmojnë për të kundërtën.

*Janë gjashtë enigma që duhen filluar të sqarohen: e mohimit, e njohjes, e takimit, e udhëtimit, e gjurmimit dhe e vrasjes.*

Secila prej enigmave ka lidhje me njëra-tjetrën, dhe të gjashtat së bashku, aq sa kanë lidhje me personazhet realë të këtij libri, aq kanë lidhje edhe me vetë jetën, historinë, rrugëtimin e të tjerëve.

A nuk është e drejtë të dihet përse u mohua aq mjerisht dhe egërsisht Ushtria Çlirimtare e Kosovës dhe përse tri familjet e mohuan ngushëllimin që u dërgoi Ibrahim Rugova, pas vrasjes së bijve të tyre? A nuk është e drejtë të dihet më shumë për enigmën e gjurmimit, sepse deklarimet e bëra pas ngjarjes, duke përcaktuar saktë rolin, detyrën dhe misionin e Zahir Pajazitit, bëjnë të qartë mirëfilli se policia dhe shërbimi i fshehtë serb e dinte krejt mirë se cilin po ndiqte dhe se cilët kishte vrarë? A nuk duhet folur për enigmën e njohjes dhe të takimit, sepse Edmond Hoxha nuk u ndodh rastësisht në të njëjtin udhëtim me Zahirin dhe Hakifin, udhëtim për të cilin, pa dëshmuar për emrat, e kishte bërë të ditur dy ditë më parë? Pra nuk kishte qenë një takim i rastit, por diçka e përgatitur, dhe e përgatitur disi me ngut, pasi Zahiri sapo ishte kthyer nga udhëtimi i tij në Shqipëri. Saktësisht ai ishte kthyer dhjetë ditë më parë. Çfarë kishte ndodhur në dhjetë ditët e fundit në Kosovë?

A nuk duhet folur për enigmën e gjurmimit, sepse gjurmimi i asaj nate nuk ka qenë thjesht e vetëm arrestimi i tre ilegalëve apo vrasja e tyre, por shumë më tepër se kaq?

Në cilin moment, të ditënatës së 31 janarit, policia serbe ka vendosur se nuk duhej pritur më? Sepse Zahiri mund të arrestohej që në orën 16, në stacionin e autobusëve në Prishtinë, menjëherë pasi ishte ndarë nga Bislim Zogaj, në atë kohë anëtar i Shtabit Qendror të UÇK-së, – ky i arrestuar sapo ishte ndarë nga Zahiri – e jo të lihej të bënte më tej. Përse është lënë të vazhdojë udhëtimi i tij, me cilin qëllim?

Dy ditë pas ngjarjes, “Nedeljni Telegraf”, që mbështetej në burimet policore serbe, që kanë qenë të kyçura në aksionin policor me të cilin janë likuiduar këta tre personalitete, thekson faktin se, *“tre pjesëtarët e UÇK-së, për të cilët policia kishte pasur informata të sakta dhe që i përcillte me anë të së ashtuquajturës “përcjellje japoneze”(e tipit “fllaster”), ishin nisur rrugës kah Vushtrria që të shpërthenin diku në Drenicë, ku strehohej pjesa tjetër e organizatës. Dhe kjo bëhej me qëllim të riorganizimit pasi që ishte hetuar se po ndodhte diçka e*

*çuditshme, pasi që ata mund të ishin zbuluar pas burgosjeve masovike. Por, si veprimtarë ilegalë me përvojë që ishin– theksojnë këto burime që përcillen në gazetën në fjalë– me të hetuar se janë të përcjell, ata kthehen dhe e sulmojnë veturën që i përcillte, me ç'rast lëndohen tre pjesëtarë të policës serbe, por prej njërës nga veturat e policisë që merrte pjesë në këtë aksion të koordinuar, shtihet në "Laden"e këtyre tre shqiptarëve dhe ata vriten nga policia serbe".*

Sa është i saktë ky përshkrim i "NT"? Mos vallë, duke thënë pjesë të së vërtetës, si për shembull për ndjekjen "japoneze", informatat e sakta të policisë, qëllimi i udhëtimit (çka mund të jetë saktësuar nga bisedat e fundit telefonike të datës 30 janar dhe 31 janar 1997) janë fshehur edhe të vërteta të tjera?

Ka të dhëna, tashmë krejtësisht të verifikuara, që të çojnë në përfundimin se policia serbe e ka ditur udhëtimin e tyre, rrugën që do të bënin, prandaj prita ka qenë e ngritur më parë dhe familjet rreth e rrotull kanë pasur secila në derën e tyre një milic serb. Edhe ata banorë aty rrotull, që herë pas here do të donin të dilnin deri tek pragu i shtëpisë, do të prapseshin dhunshëm. Terri i natës do të skuqej, por kjo nuk do të bëhej rastësisht.

Natyrisht nuk mund të sqarohen të gjitha. E rëndësishme është të fillohet, jo për ndjenjën e rrënimit, por të së vërtetës. Sepse duke dëshmuar për gjashtë enigma, secila prej tyre bart rëndësinë e vet, është njëlloj si të krijosh një tejpamje të re, jo vetëm të gjithçkaje që ndodhi në anën e ceptë të rrugës, por edhe të jetës së tyre. Njëkohësisht, është qartësisht e kuptueshme, se i gjithë ai aksion i madh policor serb, vrasjet makaber, të shtënat nga të gjitha anët, nuk janë bërë për njerëz të zakonshëm.

Nëse, herë pas here, unë do të ndalem më shumë e më gjerësisht në figurën e Edmond Hoxhës, kjo nuk ka lidhje me asgjë tjetër, veç faktit se, duke qenë më i riu ndër djemtë, i lindur në pikëtakimin e Shqipërisë londineze me Kosovën, ai ka pasur në vete gjithnjë misterin e rinisë së tij të hershme, ndërprerë përgjakshëm në thyerjen e ditës dhe fillimin e natës së 31 janarit.

Herë pas here, do të më lejohet të citoj materiale të ndryshme arkivore, të cilat gjenden në arkivin e Lëvizjes Popullore të Kosovës. Arkivi i

organizatës nuk është ruajtur për t'u botuar një ditë...ai ka qenë i domosdoshëm për kohën, mirëpo, aq sa ka rëndësinë e tij historike, aq ka edhe vlerat e dokumentit dhe së ardhmes.

Disa prej materialeve qe ndodhen ne arkivin e organizatës unë do i bëj të njohura, ashtu si edhe disa të dhëna nga shteti shqiptar.

Është e natyrshme që, me aq sa kam mundur dhe me aq sa më janë përgjigjur, të rikthehem edhe në kujtimet dhe në intervistat e ndryshme, që më kanë dhënë shokët dhe bashkëpunëtorët e tyre, të cilët i falënderoj thellësisht. Më vjen keq që kishte edhe ngurrime nga shokë të tjerë, të cilët, edhe pse më kishin premtuar, apo edhe pse vetë kishin kërkuar të ishin në një mënyrë ose në një tjetër pjesë e këtij libri, në momentin e fundit heshtën. Dëshmitë e tyre, për vetë rolin dhe funksionin që ata kanë pasur, do e bënin edhe më të lehtë zbulimin e enigmave. Megjithatë, unë nuk i paragjykoj ata...Jam i bindur se ata një ditë do të flasin.

**Si nisi ky libër?**

E kam menduar prej kohe këtë libër. Do të doja që të ishte vazhdimi i një ngjarje, të cilën po e tregoj më poshtë.

Në fillimin e shkurtit të vitit 1997, menjëherë pasi u hap lajmi për vrasjen e tre heronjve, njerëzit filluan të udhëtonin drejt familjeve të tyre, jo thjeshtë për t'i ngushëlluar, por edhe për t'u thënë se janë pranë tyre. Në banesën e Xhavit Hoxhës, në Zvicër, kishte shkuar edhe Fehmi Lladrovci, së bashku me Xhevën. Nuk do i them të gjitha ato që u thanë asaj dite. Ndeja të tilla shpesh herë i ngjajnë njëra tjetrës. Ndoshta më shumë se gjithçka kishte dhimbje që të çonte drejt përballjes. Ishte një moment, kur dhoma kishte rënë në një heshtje të pazakontë.

Foli Fehmi Lladrovci:

– Më dëgjo o Xhavit Hoxha, po të jap besën e burrit, mos më thënshin në emër, me këto duar, do ja marr hakun Edmond Hoxhës e shokëve të tij.

Tre muaj më pas, në majin e vitit 1997, Fehmiu dhe Xheva, së bashku me një grup shokësh, u nisën për në Kosovë dhe ranë në pritën, ku u vra Luan Haradinaj.

Në fillimin e marsit 1998 ai u kthye përfundimisht në Kosovë dhe nuk e kishte harruar fjalë-dhënien e tij. Sepse Fehmiu, duke qenë një ndër burrat më të rrallë të Kosovës, ishte edhe simbol i njeriut fjalë-mbajtës. Kam menduar pastaj se, duke marrë hakun e Edmondit, ai kishte bërë detyrën e tij prej luftëtari dhe se, edhe unë, duhej të bëja detyrën time; në fund të fundit një libër për dëshmorët është njëkohësisht edhe një hakmarrje ndaj mizorive dhe dhunës serbe, është si t'u thuash vrasësve dhe denonciatorëve, se heronjtë janë të përjetshëm.

## PRITA DHE KOHA E NJERËZVE TË PRITËS

Pra, në pritë ishin tre luftëtarë. Do të ishte e natyrshme që menjëherë pas vrasjes së tyre, nga njerëzit e zakonshëm, të bëhej pyetja normale: si u vranë dhe përse u vranë Zahir Pajaziti, Edmond Hoxha dhe Hakif Zejnullahu?

Në shkurtin e vitit 1997 ishte krejtësisht normale të bëhej pyetja "si dhe përse u vranë"? Ndërsa tani, për të gjithë është e qartë "përse u vranë", por ende jo e qartë, "si u vranë". Sepse ajo që ndodhi ndërmjet fshatrave Pestovë dhe Maxhunaj të Vushtrrisë nuk ishte përgatitur me nxitim dhe shkujdesje në të premten e asaj dite të 31 janarit, por do të kishte patjetër një fillesë të mëhershme. Ku ishte fillesa e saj, cilën enigmë mban ajo në vete?

Shtypi shqiptar i botuar në Prishtinë ngriti versionin se, kjo nuk ishte asgjë më shumë vetëm se vazhdim i dhunës që kishte nisur, sipas komunikatës së Ministrisë së Punëve të Brendshme serbe, që nga 17 janari 1997, dhe se versioni i paraqitur, se ishin vrarë tre pjesëtarë të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, ishte veçse një justifikim. Në komentin e saj të datës 4 shkurt 1997, gazeta "Rilindja"cilëson se "Deri sa serbët në Kosovë në një miting të tyre shfrenues ngritën "zërin e protestës", ku u kërkuan kokat e shqiptarëve, menjëherë pas "tempora kriminalis"përgjegjësinë për këto akte e mori e ashtuquajtura "Ushtri

Çlirimtare e Kosovës". Kumtesat e kësaj "Ushtrie"me kënaqësi e pedanteri i botuan dhe i transmetuan mediat serbe... Paraqitja në skenë e UÇK-së nuk është ndonjë fenomen i ri. Serbomëdhenjtë po e shpikin militantizmin shqiptar në Kosovë..".

Një qëndrim i tillë, tej mase mohues dhe cinik ndaj ngjarjeve, nuk ishte as më shumë e as më pak, veçse mbështjellje e jashtme e qëndrimit politik të strukturave legale të Kosovës ndaj luftës dhe bartësve të saj.

Në mbrëmjen e së premtes, as dy orë e gjysmë pas vrasjes, në mediat serbe do të jepej Kumtesa e Shërbimit Informativ të Ministrisë së Punëve të Brendshme të Serbisë. Edhe sot, pas nëntë vitesh, kur rikthehesh në leximin e saj, e ke të qartë se ajo do të ketë qenë e përgatitur që më parë, vetëm se pritej vendi, ora, emrat e të vrarëve që mund të ishin me Zahir Pajazitin, dhe momenti i vrasjes.

Mes të tjerave në të mund të lexosh:

*"Duke ndërmarrë masa për zbulimin dhe ndërprerjen e veprimtarisë ilegale dhe terroristike të ekstremistëve shqiptarë në rajonin e Kosovës, me rastin e privimit nga liria të njërit nga udhëheqësit e të ashtuquajturës Ushtri për Çlirimin e Kosovës, e cila deri më tashti e ka marrë përgjegjësinë për kryerjen e sulmeve terroriste në Kosovë, organeve të Ministrisë së Punëve të Brendshme të Republikës së Serbisë u është bërë rezistencë e armatosur.*
*Të premten, më 31 janar, në afërsi të Vushtrrisë, nga automjeti i udhëtarëve në të cilin gjendeshin Zahir Pajaziti, nga i ati Qerimi, i lindur më 1 nëntor të vitit 1962, në fshatin Orllan, KK Podujevë, është hapur zjarr në pjesëtarët e MPB–së me ç'rast është plagosur lehtë një, ndërsa u lënduan dy veta. Nga zjarri i kthyer pranë Zahir Pajazitit e kanë pësuar edhe vozitësi i automjetit të udhëtarëve, Hakif Zejnullahu, nga i ati Sabiti,..si dhe një person hëpërhë i paidentifikuar.*
*Zahir Pajaziti ishte një ndër udhëheqësit e shtabit të ashtuquajturës Ushtri për Çlirimin e Kosovës, për të cilin ekziston dyshimi i bazuar se është drejtpërsëdrejti i kyçur në organizimin dhe ekzekutimin e shumë akteve terroriste të kryera në regjionin e Podujevës, Prishtinës, Mitrovicës së Kosovës dhe vende të tjera.*
*Te të vrarët janë gjetur armët, nga të cilat është shtënë në pjesëtarët e MPB–së. Personat kanë qarkulluar me dokumentet personale dhe me leje te falsifikuara, të cilat janë gjetur tek ata".*

Ky është thelbi i Kumtesës së Shërbimit Informativ të Ministrisë së Punëve të Brendshme të Serbisë. Kjo Kumtesë është dhënë në mbrëmjen e 31 janarit 1997, thuajse në të gjitha mjetet e informimit në gjuhën serbe.

Identiteti i Zahirit dhe i Hakifit ka qenë krejtësisht i saktë, “megjithëse udhëtonin me dokumente të falsifikuara”, ndërsa identiteti i Edmondit është bërë i njohur vetëm ditën e diel, më 2 shkurt 1997, megjithëse është cilësuar, që të premten në mbrëmje, si pjesëtar i Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës. Si duket, është ditur se në ndjekje do të ishin tre pjesëtarë të UÇK-së, por, meqenëse Zahiri ishte bashkuar me Edmondin dhe Hakifin pak pas orës 16.00, dhe takimi ishte lënë që dy ditë përpara, fillimisht drejtpërsëdrejti dhe pastaj saktësuar përmes një linje tjetër, informacioni për të kishte qenë i mangët.

Interesant është fakti se, pas përfundimit të luftës, mbi gërmadhat e godinës së shërbimit të fshehtë serb në Prishtinë, do të gjendej, mes të tjerave, edhe një fotografi e hershme e Edmond Hoxhës, e cila më pas i është dorëzuar familjes Hoxha dhe ruhet në arkivin e saj. Në anën e pasme të kësaj fotografie është vënë shënimi “likuiduar”, si dhe data, 1 shkurt 1997. Heshtja e parë rreth identitetit të Edmond Hoxhës, si duket ka ardhur nga fakti se, që nga koha kur ishte bërë kjo fotografi, si duket për dokumente zyrtare të udhëtimit, e deri kur ndodhi ngjarja, kishin kaluar disa vite, të cilat kishin qenë vendimtare për ndryshimin fizik të Edmondit.

Në komunikimin e vrasjes, dhënë nga mjetet e huaja të informimit, saktësisht më 1 dhe më 2 shkurt 1997, lidhur me ngjarjen, përcaktohet detyra e Zahirit, dhe vetëm Amnesti International hedh dyshimin se mos e gjithë kjo është një shkak i gjetur nga serbët për reprezalje të radhës. Gjithçka do të bëhej edhe më e dyshimtë në ditët e mëpasme, jo shumë të largëta, kur lajmi për vdekjen në burg të studentit Besnik Restelica u bë i njëjtë me lajmin për vrasjen e trefishtë.

Shtypi që dilte në Kosovë apo jashtë Kosovës, por i lidhur me rrjetin në Prishtinë, kishte mendime të njëjta. Përgjithësisht ishte mendimi se kjo ishte një vrasje e radhës, herë pas here cilësohej si vrasje politike, që nuk kishte të bënte me faktin se tre të rënët ishin pjesëtarë të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës. Do të kthehemi më pas në këto shkrime. Vetëm

dy gazeta në Perëndim, “Zëri i Kosovës”në Zvicër, botim i LPK-së dhe “Rruga jonë”, në Francë, që e botonin Xhevat Bislimi, Abaz Pllana dhe Ibush Bytyçi, në kuadrin e shoqatës “Fan Noli”, kishin një qëndrim krejt tjetër.

Në Kumtesën e sipërme të Ministrisë së Brendshme të Serbisë bien në sy dy elementë: theksimi “me rastin e privimit nga liria të njërit nga udhëheqësit e të ashtuquajturës Ushtri Çlirimtare e Kosovës”dhe “Zahir Pajaziti ishte njëri ndër udhëheqësit e shtabit të së ashtuquajturës Ushtri Çlirimtare e Kosovës”.

Më 31 janar, pas orës 18, në të cilën është shkruar kjo Kumtesë, në burgjet serbe, njëri prej tre ditësh dhe tjetri prej dy orësh, do të ishin dy nga drejtuesit e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës: Nait Hasani dhe Bislim Zogaj. Megjithëse kidnapimi dhe burgosja e Naitit mbahej e fshehtë, përsëri është lehtësisht e kuptueshme se në përcaktimin “me rastin e privimit nga liria të njërit nga udhëheqësit...”, fjala ka qenë pikërisht për të. Që do të thotë se, edhe ai, jo vetëm që ka qenë i përgjuar dhe nën vëzhgim, por edhe është ditur detyra e tij funksionale, gjë që më pas, në gjyqin e zhvilluar, është bërë edhe më e qartë. Ndërsa Bislim Zogaj, po ashtu, asaj kohe anëtar i Shtabit Qendror të UÇK-së, as në kumtesën e MPB-së dhe as në gjyqin e zhvilluar, nuk është cilësuar në detyrën e tij. Që do të thotë se, ndryshe nga Naiti, megjithëse mund të ketë qenë i survejuar, nuk ka qenë i përcaktuar.

Megjithatë, pyetja e parë që bëhej atëherë dhe që bëhet edhe tash, është kjo: si e ditën organet e shërbimit të fshehtë të Serbisë se po ndiqnin Zahir Pajazitin dhe se ai kishte qenë anëtar i Shtabit Qendror të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës? Si e ditën ata se Zahir Pajaziti kishte qenë organizator dhe pjesëmarrës në aksionet e para të UÇK-së në Podujevë, Prishtinë, Mitrovicë dhe në vise të tjera të Kosovës, gjë që, si u bë e ditur më vonë, po ashtu, kishte qenë e vërtetë? Prej kur e kishin këtë informacion ata? Si e kishin përpunuar? Si e dinin ata se po përgatitej një aksion i ri i forcave çlirimtare, kur vendimi për këtë ishte marrë pas kthimit të Zahirit nga Shqipëria, më 20 janar 1997? Deri ku shkonte informacioni që ata kishin? Kush e kishte hapur rrugën drejt këtij informacioni dhe kishte mbjellë së pari farën e hidhët të dyshimit se pas UÇK-së qëndronin forca terroriste?

Disa gjëra nuk do të merren vesh ndoshta asnjëherë, por edhe faktet

që dihen, janë të mjaftueshëm për të ngritur godinën e denoncimit të enigmave që përfshijnë këtë vrasje të trefishtë. Në thelbin e saj qëndron një thënie që, do e bënte të njohur shumë vite më vonë, koordinatori kryesor i luftës në Kosovë, deri më 28 janar 1997, Nait Hasani. Në një intervistë të tij, dhënë në shtator-tetor të vitit 2002, kur nuk kishte shumë kohë që ishte liruar nga burgu, lidhur me kidnapimin e tij më 28 janar 1997, ai do të dëshmonte:

– A ju kanë kërcënuar gjatë hetimeve të para se do të ju vrasin?

*– Po dhe jo vetëm më kanë kërcënuar, por edhe më kanë lidhur e më kanë ndenjur me armë tek koka që të më vrasin.*

– Çfarë ju pyesnin më së shumti? A kishit përshtypje se ata kishin njohuri për UÇK-në?

*– Natyrisht se kanë pasur njohuri se kush po i kryen aksionet, sepse ata e kanë ditur se UÇK-ja ekziston dhe nuk ishte pjellë e tyre, siç thoshin politikanët tanë.*
*Mendoj se UDB-ja kishte informata për njerëzit që i përbënin bërthamat e UÇK-së dhe kishin siguruar material dhe fotografi, që na kishin fotografuar në vende të caktuara, me mjete të sofistikuara, pa u hetuar e diktuar që na kanë fotografuar apo përcjellë përmes spiunëve.*

– Ku ju kishin fotografuar? Në Tiranë apo gjetiu?

*– Nga fotografitë që kam parë ishin të fotografuara në Prishtinë, në vende të ndryshme dhe me mjete të tilla që nuk kam mundur t'i hetoj, brenda në lokale dhe jashtë në qytet.*

Kjo ishte një dëshmi tronditëse, megjithëse e vonuar, për shkaqe që nuk vareshin prej tij, por që gjithashtu do të përbëjë edhe thelbin e disa enigmave të tjera, mes të cilave edhe të mohimit e të gjurmimit.

## DYSHIMI I PARË

Në të vërtetë dyshimi i parë për një mundësi të tillë, pra për informacionin që shërbimi i fshehtë serb mund të kishte për strukturat e

UÇK-së, Nait Hasanit i kishte lindur edhe më parë. Kjo ka ndodhur pas kidnapimit të Besim Ramës.

*"Rënia e Besim Ramës ishte një goditje e rëndë për ne. Rrethanat ishin të paqarta. Në atë kohë kam menduar se tashmë UDB-ja ka informacione të sakta për një pjesë të njerëzve të UÇK-së, derisa arriti të arrestojë një anëtar të saj. Kuptohet se kemi punuar, por edhe UDB-ja me njerëzit e saj. Kolaboracionistët e kanë ndihmuar për të na kapur. Pas rënies së Besimit, Adem Jashari ka qenë mjaft i mllefosur...".*

Besim Rama, pjesëtar i grupit të Drenicës dhe njëri nga bashkëpunëtorët më të afërm të Adem Jasharit, është kidnapuar më 16 shtator të vitit 1996, ndërsa ishte duke kryer një punë krejt të zakonshme, rutinë. Janë të gjitha të dhënat e besueshme se, në momentin e kidnapimit, ai ka qenë nën veprimin e elementëve që kanë dobësuar vëmendjen dhe energjitë e tij. Pra, si të thuash, ai ka pasur një gjendje jo aktive, çka i ka bërë veprimet e tij jo të realizueshme dhe kapjen e tij të lehtë. Nëse nuk do të ishte kështu, për vetë karakterin e tij, ai do të kishte rezistuar, gjë që është lehtësisht e besueshme po të përfytyrohet ajo që kishte dëshmuar deri atëherë. Si duket, në bashkëpunim me dikë të njohur të tij, ndoshta edhe të afërm, është vepruar paraprakisht për ngjarjen që do të ndodhte.

Ai është kidnapuar së bashku me Avni Nurën dhe menjëherë, që asaj nate, janë akuzuar, jo publikisht, nga Shërbimi Informativ i Ministrisë së Brendshme të Serbisë dhe shtypi beogradas, si pjesëtarë të lëvizjes terroriste në Kosovë. Menjëherë pas kësaj, një pjesë e Shtabit Operativ të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, më 23 shtator 1996, bën takim urgjent në Prishtinë. Takimi bëhet në bazën e Shtabit Operativ, ku banonte Nait Hasani, dhe morën pjesë Rexhep Selimi, Zahir Pajaziti, Sokol Bashota, Lahi Brahimaj, Bislim Zogaj dhe Naiti. Megjithëse edhe më parë është ditur, edhe nga përvojat e mëhershme të goditjeve ndaj lëvizjeve ilegale, se UDB-ja mund të infiltronte në radhët e organizuara, tashmë kjo mundësi ishte shumë e lartë dhe se UDB-ja mund të kishte informacione të sakta për rrjedhën e ngjarjeve dhe për njerëzit që i mbartnin ato.

Duhet mbajtur mend: kidnapimi i Besim Ramës ndodhi në mesin e shtatorit 1996.

Përsëri, sipas gazetës “Nedelnji Telegraf”, e lidhur ngushtë me qarqet e larta të shërbimit informativ serb: *“Besim Rama dhe Avni Nura janë kidnapuar ndërsa po udhëtonin me traktor. Në një pusi të organizuar nga njësitë e policisë serbe, të cilët ishin të maskuar dhe po pritnin të veshur me rroba civile, u zunë këta persona, të cilët ishin të armatosur, madje, njëri prej tyre kishte provuar të aktivizojë bombën e dorës, e cila iu hoq me anë të intervenimit të policëve serbë”.*

Pas kësaj, Besim Rama dhe Avni Nura janë kidnapuar dhe për ta nuk dihej asgjë. Njoftimi i parë zyrtar për arrestimin e tyre u dha më 1 tetor, ndërsa më dy tetor ata iu dorëzuan për hetime të mëtejshme gjykatëses hetuese Danica Markoviq. Marrja e tyre në pyetje, sipas komunikatës zyrtare serbe, është bërë në orën 18 e 30 minuta, 17 ditë pas arrestimit. Për më shumë se dy javë me radhë, ata u ndodhën në hetime intensive, të fshehta, të dhunshme, pa praninë e asnjë avokati, nën një shantazh të gjithanshëm.

Kjo ishte goditja e parë ndaj pjesëtarëve të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, që bëhej në befasi dhe shenja e parë se, pavarësisht nga rrethanat, mund të priteshin edhe goditje të tjera. Deri në shtatorin e vitit 1996, në radhët e UÇK-së, megjithëse vepronte prej disa vitesh dhe kishte organizuar shumë aksione, nuk kishte pasur goditje.

“Më 4 tetor 1996, gjyqtari hetues i qarkut të Prishtinës, Danica Marinkoviqi, në lëndën penale të të pandehurit Besim Rama etj., për shkak të veprës penale terrorizmi, nga neni 125 i LPJ, lidhur me nenin 19 te LPJ, duke vendosur sipas kërkesës për zbatimin e vendimeve të PPQ në Prishtinë PP nr.139/96, nga data 4.X.1996, më datën 6.X.1996 merr aktvendimin për zbatimin e hetimeve kundër të pandehurve Besim Rama, Avni Nura, Adem Jashari, Jakup Nura, Fadil Kadriu, Nuredin Lushtaku, Sahit Jashari, Rafet Rama, Sami Lushtaku, Iljaz Kadriu, Rexhep Selimi, Hashim Thaçi, Zenun Kadriu, Ali Jonuzi, Idriz Asllani, të njohur më pas si “Grupi i Drenicës”.

Në të vërtetë, arrestimi i Besim Ramës dhe Avni Nures është shenja e parë e dukshme se ishte rënë në gjurmët e njerëzve të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, sidomos të strukturave të saj të veçanta. Mënyra e kidnapimit të Besim Ramës është tipike për një pritë të përgatitur qysh më parë, e kujdesshme dhe e mirëorganizuar.

Mirëpo, në rastin e Besim Ramës, asgjë nuk ka qenë edhe aq e fshehtë, sepse grupi, që më vonë do të quhej shkurt Grupi i Drenicës, nuk ishte edhe aq ilegal. Ai ishte i ditur për shumë vetë, sepse, për banorët e zonës, përgjithësisht ishte i njohur. Besim Rama njihej si një ndër pasuesit e Adem Jasharit dhe e strukturave të tij, zona në të cilin veprohej nuk ishte në një ilegalitet të thellë dhe, pak a shumë, ishte njëra ndër zonat e para që mund të quheshin të lira.

Më gjerë se sa prononcimi i Nait Hasanit, në rastin "Besim Rama", disi më gjatë, është ndalur në një prononcim të tij, të 2 tetorit 1999, njëri ndër të bashkakuzuarit e të bashkëdënuarit me të (në mungesë), Rexhep Selimi, "Agroni"ose "Dhjetëshi".

*"Besim Ramën dhe shokët e tjerë në Prekaz armiku nuk e ka pasur të vështirë t'i zbulojë, sepse ata kanë qenë të hapur, kanë lëvizur hapur me armatim dhe ka qenë një zonë e pashkelur nga këmba e serbit që nga viti 1991 dhe në atë hapësirë, sado e vogël që ka qenë, kam parë një tokë të lirë që atëherë. Dhe, përdorën një lëshim të Besimit, një lëvizje jashtë asaj që paramendohej dhe e mashtruan, e kidnapuan. Do të thotë, që nga fillimi unë e dija se mund të jem i zbuluar....Me rënien e Besimit nuk u zbulua asgjë më tepër përtej meje...Rrjetin organizativ Besimi nuk e dinte dhe nga deklarimi i Besimit mund të them se UÇK-ja nuk kishte pësuar atë që mund të pësonte. Pak njerëz e kanë njohur rrjetin dhe kushdo që ka rënë nuk e ka ditur rrjetin më shumë se sa Besim Rama...".*

Fjalia e fundit e Rexhep Selimit, si thashë, e shkëputur nga një prononcim i tij i 2 tetorit 1999, duhet mbajtur mend. Ai thekson se *"pak kush e ka njohur rrjetin dhe kushdo që ka rënë"*(pra që nuk ishte nga këta "pak kush") nuk do të mund të bënte dëm. Tek ky prononcim i Rexhep Selimit mund të kthehemi edhe më pas. Sepse, ndryshe nga ajo që ndodhi në "rastin Besim Rama", arrestimet e janarit 1997, mund të të krijojnë mendimin se tashmë diçka kishte dalur tjetërsoj. Në fund të fundit ato të japin edhe të dhënën e parë se "rrjedhja mund të kishte dalë nga pak njerëz që e kanë njohur rrjetin". Sa ishte e saktë kjo? Dhe në fund të fundit a ishte e vetmja e saktë ose e vetmja rrjedhje, apo do të kishte pasur disa rrjedhje të tilla, deri sa ishte ngritur thelbi i goditjes, deri në strukturat më të larta të UÇK-së?

Kjo do të thotë se rasti i kidnapimit të Besim Ramës është krejt ndryshe

nga ajo që do të ndodhte më pas. Më shumë se gjithçka mund të flitet për rrjedhje lokale, ndoshta edhe tepër e ngushtë, e cila nuk është shtrirë më tej.

Megjithatë, edhe në këtë rast, shtypi, i lidhur pak a shumë me burimet e Sigurimit Shtetëror, do të nënvizonte se *"Në fakt, mund të thuhet se aksioni i policisë shihet se është përgatitur gjatë dhe se pusia ka qenë e përgatitur në sajë të informatave të sakta se ku dhe si do të kalojnë këta të burgosur". "Koha", 16 tetor 1996.*

Që nga 16 shtatori i vitit 1996, kur ndodh arrestimi dhe kidnapimi i Besim Ramës dhe Avni Nures dhe deri me 28 janar 1997, kur ndodh kidnapimi i Nait Hasanit, janë më shumë se katër muaj, gjatë të cilave, në Kosovë dhe në zonën e dytë operative (të asaj kohe) në Maqedoni, bëhen më shumë se asnjëherë tjetër aksione të koordinuara të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, në të cilat, mendimi, prania dhe roli i Zahirit, është i padiskutueshëm. Kjo është edhe periudha kur fillon të ngrihet miti i Zahir Pajazitit, kur ai tashmë "nuk e ka të mjaftueshme vetëm Llapin e Gollakin", por do të rrokë përmasa më të gjëra gjeografike. Është koha kur "Ismeti"bëhet i njohur në lëvizjet e tij ilegale, gjithnjë brenda strukturës, dhe nëse në shtëpinë e bekuar të "Plakut të Shishmanit"(cilësim i Zahirit për këtë bazë ilegale) do të ishte në një fillim mbrëmje, të nesërmen do të ishte diku tjetër. Është koha kur njerëzit fillojnë të mësohen me aksionet e UÇK-së. Në të njëjtën kohë kjo është edhe periudha kur aktivizimi i Edmond Hoxhës, pranë "Linjës së Llapit", bëhet gjithnjë e më i pranishëm.

Në katër muaj e gjysmë Ushtria Çlirimtare e Kosovës nuk ka asnjë humbje të rëndësishme, nuk ndodh asnjë arrestim në radhët e saj, nuk ka asnjë goditje. Është vetëm një i plagosur, Qerim Kelmendi / "Dema". Pra është një paraperiudhë e artë.

Mirëpo kjo është njëkohësisht edhe periudha kur në UDB fillojnë e grumbullohen informacione të ndryshme, kur mbi dosjet e vjetra fillojnë e arkivohen të dhënat e reja, fillon përpunimi i tyre dhe përcaktohen goditjet dhe arrestimet që mund të bëhen, të cilat, si në të gjitha rastet e tjera, ose presin një çast politik për të ndodhur, ose presin një saktësi më të madhe të të dhënave të grumbulluara.

Jam plotësisht i bindur, se në momentet e para UDB do të jetë gjendur

në vështirësi për krijimin e dosjeve të reja, pasi njerëzit që kishin filluar të skedoheshin, me përjashtime të rralla, nuk ishin njerëz me të kaluar të njohur për shërbimin e fshehtë serb. Përgjithësisht, ata nuk ishin ish të burgosur politikë të njohur ose njerëz që prej kohe ishin skeduar në dosjet e policisë serbe. Këtu do të bënte përjashtim figura mitike e Adem Jasharit, i cili, në rrethimin e parë që i ishte bërë shtëpisë së tij, më 30 dhjetor 1991, do sillte edhe humbjen e parë të forcave ushtarake serbe. Përjashtim do të bënte edhe Nait Hasani apo Zahir Pajaziti. Të tjerët ishin përgjithësisht studentë, legalë që kishin një fillesë ilegaliteti ose më saktë e kishin një këmbë në ilegalitet, të rinj që donin të shpërthenin, të cilët, përgjithësisht, nuk kishin një të kaluar politike dhe po përgatiteshin ta krijonin atë.

Arrestimi i Nait Hasanit dhe, tri ditë më pas, rënia në pritë e Zahir Pajazitit, Hakif Zejnullahut dhe Edmond Hoxhës, ka pasur një përgatitje më të gjerë të strukturave të shërbimit të fshehtë serb dhe të kolaboracionistëve të tyre nga radhët e shqipfolësve. Është më se e qartë, se ajo që ndodhi në javën e fundit të vitit 1997 ishte përgatitur me kujdes nga strukturat më të larta të Ministrisë së Punëve të Brendshme të Serbisë. Pra nuk ishte një zgjidhje lokale dhe për një arrestim të veçantë, si ajo që ndodhi me 16 shtator, kur u kidnapuan Besim Rama dhe Avni Nura.

Arrestimi i Naitit ishte njëri nga arrestimet e shumta të ndodhura asaj jave. Edhe ai është bërë mbi bazën e një ndjekje klasike. Nuk është arrestim i orëve të vona të natës, me thyerje dyersh apo diçka të tillë. Më shumë se gjithçka tjetër, ai ka qenë një kidnapim, të cilin janë munduar ta mbajnë të fshehtë. Kjo ka ndodhur më 28 janar 1997. Si do bënte të ditur më vonë Azem Syla, në Mbledhjen e Këshillit të Përgjithshëm të LPK-së, 10 maj 1998, kur është diskutuar gjerësisht ky arrestim, “ngjarja ka ndodhur më 28 janar, në mes orës 16 dhe 16 e 30 minuta”.

Le të mos harrojmë orën 16 deri në 16 e 30 minuta, sepse për një rastësi fatale, kjo orë do të ripërsëritet edhe më 30 janar, edhe të nesërmen, më 31 janar.

Në fare pak ditë, në të gjithë Kosovën, do të kishte mbi 100 arrestime të ndryshme. Në historinë e deriatëhershme të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, kjo është java më e dhimbshme.

Kjo solli edhe pyetjen: A ka pasur UDB informacione të sakta?

* * *

Pyetja e njëjtë, nëse UDB-ja ka mundur të ketë informacione të sakta për rolin e Naitit dhe të Zahirit në UÇK, i është bërë edhe njërit prej drejtuesve kryesorë të UÇK-së, Xhavit Halitit. Megjithëse në atë kohë lidhjet e Xh.Halitit me njerëzit që ishin në Kosovë realizoheshin vetëm nëpërmjet disa kanaleve të caktuara, që ishin të ditura vetëm për pak njerëz, sidomos nëpërmjet Nait Hasanit dhe Rexhep Selimit, ai ka mendimin se:

*"Kjo çështje mund të sqarohej ndoshta në bazë të informatave të shumta që ka Naiti. Megjithatë, sa di unë, Zahir Pajaziti ka qenë ndër njerëzit e kërkuar në Kosovë dhe mendoj se ka pas atë farë përcjellje japoneze hap pas hapi. E di që, në vitin 1996, ka qenë për një periudhë të caktuar kohe në Shqipëri. Është takuar me njerëz që i ka njohur dhe që nuk i ka njohur personalisht. Unë personalisht nuk jam takuar me të. E kam ditur që ishte në Tiranë, mirëpo nuk ka qenë punë e imja të takohesha me të... E ka takuar Azem Syla. Se si ka ndodhur rënia e tij dhe arrestimi i Naitit unë mund të flas vetëm me hamendje. Sidoqoftë, mendoj se komunikimi me pejxherë na ka dëmtuar shumë. Telefonatat, mbase edhe ato, na kanë dëmtuar shumë. Pastaj dalja në atentate pa maska ka ndikuar në dekonspirimin edhe të Zahirit, edhe të çdonjërit tjetër. Të bësh atentate në qendër, pa maskë, je vërtet një gueril trim, por aty mund të shohin pesë– gjashtë veta ose dhjetë vetë. Nuk ke tjetër rrugë: ose duhet vënë maska për të fshehur fytyrën ose, në të kundërtën, të kufizohet mundësia e lëvizjes.*

*Sidoqoftë nuk është bërë ndonjë analizë e plotë e atyre ngjarjeve. Për ta bërë unë një analizë të tillë, do të më duhej t'i kisha të gjitha informatat, të gjitha: ku ka qëndruar Zahiri, me kë ka qenë herën e fundit, ku ka qenë herën e parafundit...Kjo do të thotë se, për të bërë një analizë, duhet t'i përmbahesh disa parakushteve dhe informatave".*
*(Pjesë nga një intervistë e dhënë në janar të vitit 2003)*

Ndërsa Rexhep Selimi, duke u prononcuar për të njëjtin rast, më 9 tetor 1999, do të nënvizonte:

*“Në atë kohë, janar 1997, vërtet iu dha një goditje UÇK-së, sidomos me vrasjen e Zahir Pajazitit, të Hakif Zejnullahut dhe të Edmond Hoxhës dhe me disa arrestime të tjera, ku kishte menduar Serbia se është bërthama e UÇK-së, ose për ata që kishte menduar se janë tamam bërthama e UÇK-së, pjesa përbërëse e UÇK-së. Ishte një goditje e rëndë, një goditje që na tronditi shumë...”*

Pyetje: Nga mënyra se si është vrarë Zahiri dhe si është zënë Naiti, shihet se kemi të bëjmë me aksione të përgatitura mirë, ato nuk ishin aksione të rastit. Si mendoni ju tani për veprimet e tilla të organizuara të Sigurimit Shtetëror serb...a mund të na përshkruani se si ka ndodhur kjo?

*Përgjigje: Për rastin e Zahirit është e vështirë të dëshmojë dikush, sepse ishte një përgatitje shumë e madhe dhe gjithashtu, para se të vritej Zahiri, ishte ndaluar qarkullimi për një kohë të gjatë në magjistralen Mitrovicë– Prishtinë dhe, në një farë mënyre, e kanë ditur se Zahiri do të rezistojë. A i është bërë thirrje për dorëzim, apo është shtënë mbi të pa paralajmërim, kjo nuk mund të dihet, këtë e dinë vetëm ata që e kanë kryer vrasjen dhe ata që kanë qenë të lidhur ngushtë me ta. Ne nuk kemi pasur mundësi ta dimë se a është paralajmëruar Zahiri në atë rast që të dorëzohet apo është bërë një likuidim klasik, por një gjë mund të them se, Zahiri në asnjë mënyrë nuk do të binte i gjallë në duart e serbëve. Për këtë jam i sigurt, e kam njohur karakterin e tij...”*

Janë disa nga ngjarjet me të rënda të luftës deri në janarin e vitit 1997. Ishin goditur disa nga drejtuesit kryesorë. Ishin arrestuar dy anëtarë të Shtabit Qendror, Nait Hasani dhe Bislim Zogaj, ishte vrarë Zahir Pajaziti, po ashtu anëtar i Shtabit Qendror, Hakif Zejnullahu, zëvendësi i tij dhe Edmond Hoxha, “Shpati”. Pak më pas, do të mbytej në tortura një student tjetër, Besnik Restelica. Gjithçka kishte ndodhur në fare pak ditë, marramendshëm shpejt dhe, si duket, mjeshtërisht e organizuar. Kjo e bën edhe më logjike dilemën e shtruar nga Xhavit Haliti se “Sidoqoftë nuk është bërë ndonjë analizë e plotë e atyre ngjarjeve. Për ta bërë unë një analizë të tillë, do të më duhej t’i kisha të gjitha informatat, të gjitha: ku ka qëndruar Zahiri, me kë ka qenë herën e fundit, ku ka qenë herën e parafundit...Kjo do të thotë se, për të bërë një analizë, duhet t’i përmbahesh disa parakushteve dhe informatave”.

**Le t'u përmbahemi parakushteve:**

Me cilët ka qenë Zahiri në ditën e fundit, me cilët ka qenë në ditën e parafundit, me kë është takuar më 29 janar në mbrëmje në një lokal tek "Qafa", ku ka qëndruar, cilët e kanë kërkuar më 29 janar, çfarë ndodhi në pasditen e 30 janarit, takimet e ditës së 31 janarit paradite, cilët kanë telefonuar tek ai dhe bisedat e fundit të tij, rrugëtimin që ka bërë, do e shohim më tej.

Në rastin e Naitit, sipas dëshmisë së tij "Në pasditen e asaj dite, me sa më kujtohet, kemi shkuar me Xheladin Gashin e të fejuarën time Fatmire Zogu në lokalin "Fjala"për drekë. Pastaj "Plaku"ka shkuar në banesën time të më priste, kurse unë kam shkuar në lagjen "Dardania"me të fejuarën atëherë, tani gruan time, të marr disa gjëra..."

Xheladin Gashi, "Plaku", njeriu i fundit që është ndarë nga Nait Hasani më 28 janar 1997, ishte në atë kohë anëtar i Shtabit Qendror të UÇK-së, njeriu që gëzonte besimin e plotë të Nait Hasanit. Ai ishte në dijeni për të gjitha veprimet e deriatëhershme.
*"Shumë punë brenda në Kosovë i kemi kryer me Xheladin Gashin ose Plakun, siç e thirrnim, i cili për mua është mësues dhe edukator më i ngushtë i filleve të UÇK-së",* – do të dëshmojë më pas Nait Hasani. Pra, si të thuash, quhej një njeri plotësisht i besueshëm. Në aktakuzën e ngritur më vonë për Nait Hasanin dhe grupin e gjykuar me të, përmendet shpesh herë emri i Xheladin Gashit. Djali i tij, Iliri, do të arrestohej si pjesëtar i UÇK-së, do të akuzohej si pjesëtar i UÇK-së, në të njëjtin aktgjykim me Naitin dhe do të lirohej, më pas, për mungesë provash, së bashku me Alban Nezirin e ndonjë tjetër.

***Paradoksi i parë*:** më 28 janar 1997, në pikun e arrestimeve të organizuara nga Ministria e Punëve të Brendshme të Serbisë, pra kur kishte filluar vala e madhe e goditjeve, që e detyroi të kthehej nga Shqipëria Zahir Pajazitin, së bashku me Adrian Krasniqin dhe Qerim Kelmendin, (udhëtim që do e përshkruajmë më poshtë), pra në pikun e goditjeve, dy nga drejtuesit kryesorë të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, koordinatori kryesor, banesa e të cilit ishte njëkohësisht edhe vendtakimi i anëtarëve të Shtabit Qendror, së bashku edhe me një

anëtar tjetër të Shtabit Qendror, krejtësisht në mënyrë legale, bile më shumë se ilegale, shkojnë për drekë në një lokal të Prishtinës, për më tepër, në një lokal si "Fjala", i cili është në një bodrum, nga ku nuk mund të dalësh në secilin rast rrethimi.

Kjo do të thotë, sipas gjithçkaje që mund të mendohet, se ata nuk kanë dyshuar më, ose më saktë, i kanë harruar dyshimet e para, se mund të jenë të përgjuar.

Paradoksi vjen e bëhet edhe më i theksuar kur mendon se në të njëjtën kohë, në Prishtinë ndodheshin edhe anëtarë të tjerë të Shtabit Qendror, si Sokol Bashota / "Mustafa", ose të lidhur ngushtë me strukturat e shtabit, si Burim Murmullahu / "Dervishi", Adrian Krasniqi / "Rexha", Qerim Kelmendi / "Dema". Në ilegalitet ndodhej vetëm Rexhep Selimi / "Agroni", ndërsa "Plaku", pikërisht në këtë kohë, mund të thuash shtetrrethimi, gjen strehim në bazën kryesore të UÇK-së në Prishtinë, ku ndodhej edhe banesa e Nait Hasanit.

Naiti është takuar me Zahir Pajazitin, për herë të fundit, në mbledhjen e Shtabit Operativ në dhjetor të vitit 1996, në bazën e Shtabit, ku njëherit edhe banonte. Ndërsa, në një takim "blic", për dhënie porosi, janë takuar në banesën e Zahirit, sipas Nait Hasanit, nga mesi i janarit 1997, takim, në të cilin, si duket ka qenë i pranishëm edhe Sokol Bashota / "Mustafa".

(Data e takimit "blic"duhet të jetë në dhjetëditëshin e fundit të janarit, pasi Zahiri është kthyer në Prishtinë më 21 janar 1997. Shënim i autorit.)

Është e saktë se, në dhjetorin e vitit 1996, Zahir Pajaziti do të ishte për herë të fundit në Shqipëri, ku do të kalonte dhe natën e vitit të ri, për t'u kthyer në Kosovë, në gjysmën e dytë të muajit janar. Zahir Pajaziti në këtë periudhë ishte i zgjedhur në tri funksione të rëndësishme, anëtar i Shtabit Qendror të UÇK-së, anëtar i Shtabit Operativ Qendror dhe komandant i Zonës Operative të Llapit. Në të njëjtën kohë, edhe Xhavit Haliti ishte, që prej fillimit, bashkëthemelues dhe anëtar i Shtabit Qendror të UÇK-së. Mostakimi i tyre, i cili për shumë kënd do të dukej sot i çuditshëm, pasi ishin që të dy në strukturat më të larta të luftës, ndoshta ka spjegimin e vet. Në një deklaratë të dhënë në qershorin e vitit 1998, komisionit të posaçëm të LPK-së, lidhur me këtë ngjarje, ai

ka pohuar se për të, nga Shtabi Qendror i UÇK-së kanë qenë të njohur vetëm dy njerëz dhe nuk është interesuar më tej. Lidhjet e Xhavit Halitit me Kosovën, sidomos lidhjet strukturore dhe logjistike, më shumë se përmes linjës së Llapit, ishin të realizuara deri atëherë përmes kanaleve të tjera, përmes drejtuesve të lartë të UÇK-së, si dhe përmes Luan Haradinajt, Ramush Haradinajt, Adrian Krasniqit, Ilir Konushevcit etj., që përbënin strukturat e asaj kohe në logjistikë. Është e natyrshme të besohet se ai ka pasur dijeni se kush ishte Zahir Pajaziti, mirëpo po ashtu ka qenë e ditur, jo vetëm nga "të mirët", se çfarë përfaqësonte në Shqipëri Xhavit Haliti. Një takim i drejtpërdrejtë mes tyre, i hapur, ndoshta më shumë se gjithçka tjetër, do të sillte dekonspirimin e radhëve.

***Paradoksi i dytë*:** Në fillesën e arrestimeve masive që do të kishte në Kosovë, thuajse në të njëjtën kohë, në Shqipëri do të ndodhej një pjesë tjetër e Shtabit Qendror të UÇK-së, pjesa që përbënte sektorin e veçantë të LPK-së ose të lidhur ngushtë me strukturat e luftës. Në Tiranë do të jenë Azem Syla, i cili ka pasur takim, si mes të panjohurish, me Zahirin, Xhavit Haliti, i cili e di tashmë ardhjen e Zahirit, Ali Ahmeti, i cili po ashtu, veçmas të tjerëve, është takuar me Zahirin. Do të jenë po ashtu edhe Hashim Thaçi dhe Kadri Veseli / "Luli". Gjenden po ashtu edhe dy emra, të cilët më pas do të jenë edhe në Prishtinë, Adrian Krasniqi dhe Qerim Kelmendi. Megjithatë, nuk e di se për çfarë arsye, nga kjo pjesë, që kishte lidhje të strukturuara në Kosovë, nuk bëhet asnjë takim i jashtëzakonshëm për këtë gjendje të jashtëzakonshme. Tash, shumë vite më pas, për dikë kjo gjendje do të ishte assesi e kuptueshme. Vazhdoj të mendoj se në këtë kohë ka pasur një përçim të çuditshëm ilegaliteti: ata që ishin anëtarë të Shtabit Qendror jashtë Kosovës e dinin se kush ishte në këtë shtab brenda Kosovës, ndërsa i vetmi që nuk ka ditur për pjesëtarët e tjerë të shtabit do të ishte Zahir Pajaziti. Në disa raste ai nuk ka ditur as se ku ishin bazat e tyre, nga vinin shokët e tij, ku strehoheshin. Me përjashtim të identitetit të Nait Hasanit, që e kishte vetëgjetur, ai nuk dinte thuajse asgjë më tepër. E vërteta është se edhe disa nga anëtarët e Shtabit në Prishtinë kanë ditur vetëm emrin e tij të luftës, "Ismeti", e jo më tej.

## Fragment nga një intervistë

*– Ka pas takime ato ditë mes Zahirit / “Ismeti”, Naitit / “Abazi”, Sokolit / “Mustafa”, Burimit / “Dervishi”(Murmullahu) dhe mendoj, edhe të ndonjë tjetri. Prania ime në ato takime ka qenë e ndaluar. Bile, kur po pritej të takoheshin të gjithë së bashku, Sokoli e Burimi e kanë lanë Naitin me pritë jashtë, deri sa unë të largohesha nga banesa (baza) e Zahirit. Nga bisedat që zhvilloja ato ditë me Zahirin, kuptova se gjërat po shkonin duke u tensionuar. Shpesh më ka kërkuar Zahiri t’i tregoj identitetin e “Mustafës”(Sokol Bashotës). Sokoli i kishte thënë Zahirit se ishte nga rrethina e Pejës. Zahiri, që njihej me mua dhe që e dinte se isha nga ato anë, më pyet se a është vërtet “Mustafa”nga ato rrethina. Pata thënë se konspiracionin e kemi pas idealizuar, dhe, të them të drejtën, sa herë ka dashur të dijë Zahiri se, kush është e nga është “Mustafa”, edhe sot çuditem se si ngurroja t’i tregoja, sepse kështu ishin rregullat e më dukej sikur po bëja mëkat ndaj “Mustafës”. E vetmja gjë që i pata thënë një herë Zahirit ka qenë kjo, se “Mustafa”vetëm nga Peja e nga rrethi i Pejës nuk është. E pashë se tundi kokën, dhe nuk folëm më tej. Zahiri nuk e dinte se ku rrinte me qira, si student, “Mustafa”. Ndërsa “Mustafa”e dinte dhe e vizitonte shpesh banesën e Zahirit, që gjithashtu ishte me qira.*

Nëse nuk do të ishin këto dy paradokse a do të ishte e mundshme që ngjarjet të kishin një zhvillim tjetër? Është plotësisht e mundshme, ashtu si mund të jetë e mundshme që edhe goditjet të kishin qenë më të ashpra. Kjo edhe për faktin se, në Tiranën e asaj kohe, ndoshta më lirisht se gjetkë, kishte lëvizje dhe përçim të rrjetit të strukturuar udbash, i cili është e pamundur të mos kishte ngritur një dendësi vëzhgimi mbi disa nga emrat e njohur të lëvizjes ilegale.

Rikthimi pas shumë vitesh, në këtë rast, në ngjarje të njohura, të panjohura ose fare pak të njohura, bëhet më shumë si dëshmi e kohës që la gjurmët e saj.

Le të rikthehemi:

Si ndodhi udhëtimi i fundit i Zahir Pajazitit në Shqipëri dhe kthimi nga Shqipëria?

Në këtë udhëtim ai ka qenë i shoqëruar nga Qerim Kelmendi / “Dema”. Ai, në një intervistë të prillit 2007, tregon:

*“Me Zahirin kemi shkuar në dhjetor 1996 në Shqipëri. Kishim punë. Unë, meqë isha ushtari i parë i UÇK-së që isha plagosur në aksion, isha edhe, si të thuash, i plagosuri i vetëm i përkdhelur, andej të tjerët, që më takonin, më respektonin. Zahiri kishte merakun tim, sepse isha i plagosur në tri pjesë të trupit dhe frikohej se nuk do të mund ta përballoj rrugën e gjatë. Bile, nga që fizikisht ishte i ndërtuar mirë, pra i fuqishëm, më thoshte se po të lanë fuqitë, të mbart në krahët e mi. Unë, të them të drejtën, nuk isha aq i plagosur sa ta humbja besimin në fizikun tim. Në rrugë për në Shqipëri, deri në Gjakovë na dërguan Hakif Zejnullahu, Ilir Konushevci dhe Shaip Haziri, ndërsa tek një urë në Gjakovë kishte dalë e na priste Astriti, djali i “Plakut të Shishmanit”, që ishte pjesëtar i UÇK-së, i organizuar në linjën e Zahirit. Nga shtëpia e Shishmanit, për në drejtim të bjeshkëve të Shqipërisë na ka përcjellë “Plaku i Shishmanit”, pra Xhemë Jakupi, së bashku me Gazmend Imerin / “Bardheci”, nga fshati Ponashec i Gjakovës, i cili, më vonë, është zënë nga forcat serbe dhe është ekzekutuar në masakrën e burgut të Dubravës.*

*Pasi i kemi kaluar malet e Shishmanit të Bokës, pastaj Livadhet e Bokës, kemi marrë drejtimin e Shkëmbit të Sertë (Këtë emër ia pata vënë unë). Aty kemi hëngër bukën e Bacës Xhemë, e pastaj Baca Xhemë na ka udhëzuar majat kah të orientohemi, dhe, kur ta arrijmë kufirin, na ka rrëfyer drejtimin e përafërt, nga duhet të shkojmë. Mu në mes të kufirit, në një diferencë prej 25 metrash kishte qenë një shkëmb i ndarë në dy pjesë, aty jemi ulur e kemi bërë muhabet të gjatë mes vedi(...)*

*Në Shqipëri stacioni ynë i fundit ishte Tirana. Në Tiranë gjetëm Adrianin, por meqenëse shoqja e tij udhëtonte të nesërmen për në Kosovë, ai këshilloi që shoqja e tij mos ta kuptojë se ne ishim në Shqipëri, sepse, pa dashje, mund të fliste me njeri, duke mos i ditur punët tona. Ashtu bëmë. Atë natë ne shkuam tek një mik i Zahirit, që dikur, në kohën e Shqipërisë socialiste, kishte qenë komandant i kufirit mes Shqipërisë dhe Kosovës. Natyra e ilegalitetit nuk ma dha të drejtën të pyes Zahirin, aty për aty, se çfarë lidhje ka me këtë mik.*

*Në ditët në vijim, unë vazhdova të bëj konak tek banesa e Adrianit, në rrugën e Elbasanit, ndërsa Zahiri, për të mos u kuptuar se jemi bashkë dhe shokë, nuk ishte dakord të banonte me ne, sepse edhe në Tiranë e respektonte konspiracionin. Ai shkoi të banonte tek një bashkëfshatar, Nazmi Zhuka, që ishte i të njëjtit katund me Zahirin, pra i Turiqefcit.*

*Në Tiranë unë shkova të vizitohem tek mjekët. Aty më afroi ndihmë Shaip Muja, por meqë e kisha një mik të familjes, ndoqa rrugën tjetër. Pas dy-tre ditësh erdhën të më takonin dy vëllezër, Dauti dhe vëllai tjetër, i njohur më shumë në opinion, për shkak të aktivitetit të tij shumëvjeçar, Ibrahim Kelmendi. Vizita e vëllait të parë, pra Dautit, ishte familjare, ndërsa e vëllait të dytë, ishte më shumë vizitë për të ndihmuar me njohjet e tij mjekimin tim, pasi atëherë, në Tiranë nuk ndjeheshim të sigurt....*
*Në Tiranë, Zahiri kishte takim me Ismet Abdullahun, ky ishte takim pune, ndërsa me të tjerët kishte takime rutinore, si miku me mik e shoku me shok.*
*Para se të shkonim në Shqipëri, Sokol Bashota / "Mustafa", më kishte propozuar dhe lutur që "Ismetin"(Zahir Pajazitin) ta takoja me një shok, që do të lajmërohej tek unë si "Petriti". Ky ishte Azem Syla. Meqenëse nuk njiheshin, Zahiri hezitoi ta takonte.*
*U takova dy-tri herë me Azem Sylën dhe i them se shoku që ka ardhë, nuk ju njeh dhe, meqë nuk njiheni, nuk po pranon të takoheni. Azemi më tha që të krijohet mundësia e një takimi dhe i premtova se do te bëja çmos, megjithëse, thënë të drejtën, deri atëherë, nuk dija gjë për Azemin, veçse se është i afërt i Gani Sylës, që dikur ishte udhëheqës i Lëvizjes Popullore të Kosovës. Zahiri pranoi, por kërkoi që mundësisht takimi të bëhej tek "Lokal Piaca", pas Muzeut Historik. Azemi erdhi më herët me Shaip Mujën, apo ishte Shaipi aty më heret, nuk më kujtohet. Pas pak erdhi Zahiri dhe i tregova se ky ishte "Petriti"që donte të takohej".*

Dialogu mes Azem Sylës dhe Zahir Pajaziti, ashtu si e sjell Qerim Kelmendi, dhe që nuk mund ta saktësojmë, më shumë se gjithçka tjetër i ngjan një dialogu ireal, krejtësisht i pakuptueshëm sot, por, si duket, në kushtet e një ilegaliteti të thellë, kur dy njerëz në strukturat e larta të UÇK-së nuk dinin njëri për tjetrin, ose më saktësisht, vetëm njëri dinte për tjetrin, ishte, në mos i zakonshëm, të paktën në kufijtë e kësaj. Nuk mund të garantoj për autenticitetin e bisedës, ashtu si e sjell Qerim Kelmendi. Unë po e risjell në atë formë që e ka risjellë ai.

***Zahiri:*** *Të falënderoj përkërkesën për takim, mirëpo, meqë nuk njihemi, është e drejtë me pyet se, kush jeni ju dhe cili është qëllimi që keni kërkuar takim me mue.*
***Azemi:*** *Jam një shok i juaji, që aktualisht jetoj në Zvicër dhe që ua don të mirën.*

***Zahiri:*** *Të faleminderit që na e do të mirën, mirëpo mendoj se kjo nuk është e mjaftueshme dhe çfarë rëndësie ka për t'u takuar.*
***Azemi:*** *Unë kam dëgjuar për ty, kam dëgjuar shumë, e di se je trim e shkuar trimit, dhe dështa me folë, se si ka mundësi, që këtë përvojë tënden, ta mbartësh edhe në pjesë të tjera të Kosovës?*
***Zahiri:*** *Nuk po të kuptoj se për çfarë e ke fjalën, nuk po të kuptoj...*
***Azemi:*** *Shokët nga brenda më kanë njoftuar për trimëritë tuaja dhe mendova se është mirë të flasim, të njihemi dhe...*
***Zahiri:*** *Unë or mik, nuk po të njoh, mirëpo mendoj se për këto punë, më mirë se kudo, flitet në Kosovë. Kur të vish në Kosovë, edhe flasim për çfarë të duash. Atje bëhen edhe takimet, e këtu në Shqipëri, jemi turistë.*

Takimi i Zahirit me Azem Sylën, më pas i (vet)emëruar, por i pa bërë publik, si komandant i Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, është realizuar në fillimin e muajit janar 1997 dhe ky ka qenë takimi i parë dhe i fundit mes tyre. Takimi, siç shkrova, është realizuar përmes Qerim Kelmendit. Biseda e zhvilluar më tej nuk është temë e këtij shkrimi, megjithatë, sa për të shuar kureshtjen, kërkesa më kryesore e A. Sylës ka qenë që përvoja e Zahirit, në organizimin e aksioneve, duhej shtrirë në të gjitha zonat. Zahiri e ka dëgjuar, por e ka heshtur një gjë të tillë, por gjithashtu ka theksuar se zhvendosja e vendimmarrjes duhet bërë sa më parë e sa më e përqendruar në Prishtinë, ndërsa lidhjet e strukturave të luftës brenda vendit me ato jashtë vendit, të ishin sa më përfaqësuese dhe, si deri atëherë, sa më të forta. Biseda ka qenë tepër e shkurtër, saqë sot mund të të duket ireale.

Shqipëria e fundvitit 1996 ishte, as më shumë e as më pak, veçse parathënia e asaj që do të ndodhte pak javë më vonë: Marsi i vitit 1997. Ndjehej kudo se gjithçka ishte e mbushur me tensionin e asaj që po vinte, por, njëkohësisht, është edhe periudha, kur më shumë se asnjëherë, në Tiranë, herë krejt haptas dhe herë të fshehur pas dyerve të përfaqësisë së Kosovës, lëviz, thuajse lirisht, eskorta udbashe e përgjimit. Është si një amalgamë e çuditshme, e shtrirë gjithandej, me të gjitha pamjet e mundshme, që nga përçudnimi i zakonshëm dhe deri tek pafajësia. Është koha kur, mjerisht, është ndërtuar struktura, pothuajse e plotë e përgjimit dhe nëpër këtë hapësirë, në javët e fundit të jetës së tij, do të lëvizë edhe Zahir Pajaziti. Kjo hapësirë, shpesh herë mbytëse, do të jetë edhe njëra nga vragat e përgjimit, surveimit dhe denoncimit të tij.

Mendoni në idealistë të cilët gjithnjë kanë pasur një shëmbëlltyrë: Shqipërinë. Zahir Pajaziti ishte njëri prej atyre. Megjithëse aty ishte burgosur në prill 1994 dhe nuk e gjente as në fundin e vitit 1996 ëndrrën e tij, përsëri, ai do të ishte njëri nga djemtë që nuk do të mund të hiqte pas vetes dëshpërimin. Ai e donte Shqipërinë, ashtu si ishte ajo.

Sidoqoftë, qëndrimi i fundit i tij në Shqipëri, kishte edhe një brengë, ose më saktë, një shqetësim që kishte marrë me vete. Zahiri, para se të merrte rrugën për në Shqipëri, njësiteve të zonës operative të Llapit, që operonin në Prishtinë, Besianë (Podujevë), Gollak e më gjerë, u kishte caktuar dy detyra të rëndësishme. Afati për kryerjen e aksioneve ishte një mujor. Ai i kishte marrë të gjitha masat për realizimin e tyre, kishte marrë njëkohësisht edhe “besën”e shokëve të tij se do të realizoheshin. Mirëpo ditët shkonin njëra pas tjetrës, largësia krijonte ndjenjën e shqetësimit në proporcion të drejtë me kilometrat që ishin mes tyre. Jo rrallë, duke iu dukur se ditët dhe orët po ecnin shumë më shpejt se duheshin, pra, po rrokulliseshin, duke mos pasur asgjë të re, krijonte tek ai ndjenjën e padurimit. Jo rrallë mendonte se ndoshta do të kishte qenë më mirë sikur ai të kishte qëndruar aty, mes njerëzve të tij dhe të kishte marrë këtë rrugë dimri, shumë më pas, kur të ishin vënë gjërat në vendin e tyre. Janë momente kur atë fillon të mos e zërë vendi.

Zakonisht ai nuk ishte njeri që i linte të tjerët të bënin punën e tij. E kishte në natyrën e vet, edhe e përdorte jo rrallë shprehjen se “atë që mund ta bëj vetë, nuk ka pse i rrezikoj të tjerët”, çka, përgjithësisht, nuk është edhe aq e përhapur në lëvizjet guerile. Ndryshe, nga sa do të ishte zakonisht, në lëvizjen guerile të Kosovës, në fundin e shekullit të shkuar, të parët që do të provoheshin dhe që do të linin gjurmët e tyre, do të ishin drejtuesit e luftës. Zahir Pajaziti ishte njëri prej shembujve, ndoshta më domethënës, që, aq sa u ndoq nga disa, aq edhe nuk u ndoq nga të tjerë.

Ato ditë ai ishte gjithsesi i trazuar. Përsëri i dukej se rrugët e këtij qyteti të madh, mbushur me rrëmujën e jashtëzakonshme të fundvitit 1996 dhe fillimin e vitit tjetër, pra të këtij viti të mbrapshtë dhe thuajse katastrofal, e kishin shtuar largësinë me shokët e tij. Njeriu që e kishte shoqëruar, Qerim Kelmendi, ende i ka në memorien e tij çastet e trazimit, të mërzisë, tensionit, krijimit të një psikoze pritje të pafund,

bisedat telefonike, herë pas here te trazuara të Zahirit, dorezat e telefonit që uleshin rëndë dhe hapat e parë pa folur me askënd.

*“Kur po fillonte të afrohej koha e skadimit të afatit, Zahirin nuk e mbante vendi vend. Kemi shkuar bashkë në postë dhe ka marrë në telefon shokët e tij që ishin në Prishtinë. E di, se rrija afër kabinës së tij dhe e dëgjoja kur u thoshte se “po don me u fëlliq muhabeti”. E kishte fjalën se, nëse ato dy aksione nuk kryhen brenda afatit të caktuar, atëherë fëlliqet puna. Më pat thënë njëherë se detyrat ushtarake kur pranohen, ato janë të shenjta dhe duhen kryer domosdo.*
*Kur po afrohej afati i skadimit të këtyre afateve, Zahiri filloi të trazohej bukur shumë. Më tha se kishte ba mend me u nisë sa më shpejt për në Kosovë. Hesapet kanë luajt, më tha. Ditët po kalojnë e asnjëri prej dy objektivave nuk po goditet. I thashë të kishte durim, sa ishte afati, e pastaj të marrim vendim se çfarë duhet bërë. Bile i thashë se ne të zonave të tjera nuk e kemi dert, edhe me u shtye puna, mirëpo Zahiri ma ktheu se nuk ka justifikim. Ai që donë me u arsyetu, nuk ia vlen t’i futet këtyre punëve”.*

Dhe, më në fund, kur ai ishte në pragun e fundit të pritjes, vjen lajmi se “besa u mbajt”. Të dy aksionet ishin të realizuara. Atentati i parë, më 9 janar 1997, në zonën operative nr. 1, kundër Maliq Shehollit, i cili ishte deputet i Partisë Socialiste Serbe, bashkëpunëtor i vjetër i UDB-së, pjesëmarrës në varrimin e kriminelit serb Milosh Nikoliq (i cili është ekzekutuar nga njësitet e zonës së Llapit më 25.10.1996), ku mban edhe fjalimin mortor.

Atentati i dytë kryhet më 13 janar, ku nga njësitet guerile ekzekutohet bashkëpunëtori i policisë serbe Fazli Hasani, nga Braboniqi i Mitrovicës.

Ai, pasi do të merrte lajmin, do i thoshte mikut të tij (Qerimit):

*“Natyrisht se asnjë vrasje, sikur të ishte bota e mbarë, nuk do të duhej të ndodhte. Sikur bota të ishte e mbarë. Por edhe humbjet e sojit të Maliq Shehollit, Bejtush Bekës, Faik Bellopojës e të tjerëve, të cilët ndërtojnë jetën e tyre mbi tragjeditë e të tjerëve, e sidomos mbi tragjedinë e Kosovës, nuk janë ngjarje që na tundojnë...”*

Zahirit do i hapej fytyra. Atij mëngjesi të ftohtë janari, kur do merrte

vesh se ishte mbajt fjala, kishte ndryshuar diçka tek ai. Do të ishte nga rastet e pakta gjatë luftës, kur mbi tiparet e tij, tashmë të hequra, do të ulej fillesa e buzëqeshjes. Ishte vazhdimisht serioz, i qetë dhe, si e mbajnë mend, syshpues.

*– Nuk u turpërova – tha ai dhe shkoi dorën e tij sipër flokëve, që i kishin rënë mbi ballë.*

*– Çfarë do të kishte ndodhë nëse aksionet nuk do të ishin bërë brenda afatit, por pak më vonë? – e pyeta.*

*– Ishte bërë keq e më keq. Nuk kishin pas fytyrë me më dalë përpara ata që kanë rrahë gjoksin me i dalë përballë kësaj pune. Në disa gjëra, or mik, nuk ka hajgare. Ose e merr përsipër dhe e bën, ose nuk e merr përsipër e shikon punën tënde. Rrugë tjetër, për besë të zotit, nuk ka.*

Atij i ishte dukur sikur kishte hequr një barrë nga shpina. Megjithatë, kishte qenë vetëm një prej halleve e derteve të tij.

Kjo nuk do të ishte e mjaftueshme për të ditur krejt mërzinë e tij në udhëtimin e fundit në Tiranë. E kishte pritur mbajtjen e fjalës, megjithëse i ishte zgjatur realizimi i saj. E kishte ditur se gjithçka do të bëhej, megjithëse orët e ditët i ishin dukur të dyfishta. Mërzia e tij do të ishte më e madhe dhe do të vinte duke u rritur, deri sa do të merrte përmasat e padurimit.

**Përse ndodhi kjo?**

Kur kishte marrë rrugën Prishtinë-Gjakovë-Shishman-Lugu i Zi-Tropojë-Bajram Curr-Tiranë, kishte menduar se mund të ishte e nevojshme që të qëndronte për tre ose katër muaj. I duhej që, për disa kohë, të largohej nga ajo që kishte menduar se mund të ndodhte: ndjekja e tij. Mirëpo kishte pasur edhe arsye më të mëdha se këto. I duhej të takonte miqtë dhe të dëgjonte opinionin e shtetit shqiptar, nëse kjo do të ishte e mundur, por edhe opinionin e shqiptarëve të Kosovës, që ishin në Shqipëri, edhe në Perëndim. Kishte disa kohë që e brente droja e shkëputjes që mund të ndodhte mes luftës, që ishte në prag, dhe përgjumjes që mund të kishte kombi. Si të thuash, kishte filluar të ndjente se ende, dhe nuk dihej se deri kur, shumë gjëra ishin mbështjellë me mjegullinën e së panjohurës. Koha po vinte. Ajo do të

ishte e vështirë, ndoshta më e vështira se gjithë të tjerat që kishin shkuar para saj. Çfarë duhej bërë? Do të ishte luftë e një grupimi, sado i vendosur, apo do të ishte luftë e të gjithëve?

Kishte bërë konak tek një bashkatdhetar i tij, që ishte edhe anëtar i LKÇK-së. E donte atë njeri dhe rrethin e tij, por nuk i donte fjalët e tepërta. Jo rrallë, ndonëse i duruar dhe fisnik, pasi dilte nga takimet, shfryente tek Adrian Krasniqi. Kishte ndjenjën e përmbylljes nga zhurmërimat ideologjike dhe romantizmi i shkëputur nga gjithçka që po ndodhte në Kosovë. Një ditë, hyn gjithë pezëm në shtëpinë e Ardianit, në rrugën e Elbasanit. Sytë i shfaqin tjetër shprehje. Nuk i thotë as edhe një fjalë. E përplas për tokë një si fletore të bardhë.

*– Çfarë ndodhi? – e pyesin.*

*– Shiko se me çfarë po merren njerëzit dhe mua më duhet të rri me ta, sepse janë shokët e mi e vëllezërit e mi.*

*– Çka është bre ajo broshurë?*

*– Kjo nuk është fletore, është Buletini që e nxjerrin njerëzit e LKÇK-së. Po shkruajnë se është më vështirë me nxjerr një fletore të tillë se me i ba dhjetë aksione. Nuk bëhet rezistenca e armatosur nëpër tubime. Nuk mund të presim deri sa të ndërgjegjësohet gjithë populli.*

Njëri nga shokët deshi të bënte humor me të, t'ia lehtësonte pezmin.

*– Pse nuk u the se e gjithë kjo që po mendoni mund të bëhet vetëm nëse krejt UDB-ja dhe KOS-i (sigurimi ushtarak serb) shkojnë me pushime për gjashtë muaj e marrin me vete edhe krejt makinerinë ushtarake.*

*– Ti or mik, edhe pse bluan bukur shumë, shpeshëherë ia qëllon, dhe vuri buzën në gaz.*

Desha të tregoja shkurt një ngjarje të perceptimit të Zahirit për rrjedhat e luftës dhe konceptin e tij filozofik, për një luftë, jashtë asaj që mund të quhej "domen"i partive dhe i lëvizjeve politike. Megjithatë, e gjithë ajo që po i ndodhte në udhëtimin e tij të fundit në Shqipëri, po merrte përherë e më tepër përmasën e një shqetësimi të madh, nganjëherë

tepër të rëndë, dhe po i shkurtonte ditët e qëndrimit të tij aty. Kishte bërë takime të shumta, ishte munduar të sillej natyrshëm në atë rreth vicioz të krijuar institucionalisht, kishte shpresuar se mund të bënte diçka më shumë se e zakonshmja, e përsëri do të ndjehej i lodhur e njëkohësisht i zhgënjyer. Përse?

Unë pyeta për këtë Qerim Kelmendin. Ja edhe përgjigja e tij:

● *Ditët e pushimit në Shqipëri ishin të merzitshme. Nuk arritëm të siguronim asnjë armë të vetme për natyrën e punës sonë në Kosovë.* (Zahiri është kthyer në Kosovë me armët që ka shkuar – shënim i autorit )
● *Kuptuam se po përcilleshim nga "kureshtarët"që kishin pas qenë "të faktorizuar", por edhe nga të tjerë që nuk e dinim pse ishin aty.*
● *E pamë Shqipërinë të katandisur, pamë shumë udbashë se si miqësoheshin me pushtetarët e Shqipërisë, me ata që ishin në pushtet.* (Dhjetor 1996 – janar 1997, kur zhvillohen ngjarjet, në pushtet ishte PD e Berishës – shënim i autorit)
● *UDB-ashët e Kosovës ishin më të preferuar nga pushteti i Tiranës, ndërsa ne ilegalët e luftëtarët, si Zahir Pajaziti, Adrian Krasniqi, unë dhe të tjerë, e ndjenim veten të tepërt në shtetin amë.*
● *Në të gjitha takimet që patëm me "të faktorizuarit"dhe me të "pafaktorizuarit", si ishin Ali Ahmeti, Ismet Abdullahu, Ibrahimi (Kelmendi), e të tjerë, kuptuam se lidhjet e UÇK-së me shtetin shqiptar nuk ekzistonin, ishin një pikë e vdekur. Erdhëm në përfundimin se për ne ka vetëm një zgjidhje, ashtu si thotë populli: "Të lumshin krahët e tu".*

Në mesin e muajit janar, saktësisht me 16 janar, në orën 8 të mëngjesit, ndërkohë që Zahiri ishte në Tiranë, ishte kryer ne Prishtinë aksioni me autobombë kundër rektorit të dhunshëm të Universitetit të Prishtinës, Radivoje Papoviqit. Zahiri nuk i tregoi askujt nëse kishte qenë në dijeni të këtij aksioni apo jo. Ilegaliteti i ka në natyrën e tij gjëra të tilla. Megjithatë ai nuk mbeti i kënaqur. Ndoshta kishte dashur më shumë se sa ajo që ndodhi.

Janë ditët e fundit të Zahirit në Tiranë. Sipas një dëshmie të Xhavit Halitit, *"ai është takuar me njerëz që i ka njohur dhe që nuk i ka njohur"*.

Zahiri do të takohej, gjithnjë në linjën e tij, edhe me Ali Ahmetin, “Abazin”, dhe po ashtu, bisedat do të ishin të gjata, mirëpo kësaj radhe do i cilësonin si takime pune. Do të takohej me njerëzit e Linjës së tij, të Llapit, me Ismet Abdullahun, i cili shkoi nga Zvicra posaçërisht për këtë takim, Nazmi Zhukën dhe Murat Ajetin, etj. E vërteta është se ai kishte menduar se kësaj radhe në Shqipëri do të qëndronte disi më gjatë se zakonisht. Fillimisht ishte menduar për tre ose katër muaj, kohë tepër e gjatë për një drejtues të rëndësishëm të luftës. Si duket, pikërisht kjo largësi do të bëhej më pas shtysa e tij e vazhdueshme për t’u kthyer.

Në takimet e Zahirit me *“njerëz që i ka njohur dhe që nuk i ka njohur”,* a ka qenë e mundshme që të ketë pasur edhe prej atyre, të cilët, mjeshtërisht ishin fshehur pas perdeve, ose që po ashtu mjeshtërisht kishin mundur të krijonin lidhje, nganjëherë jo të pakta, me strukturat e luftës?

Gjithçka ka qenë e mundshme. Në fakt, ato që mund të quhen takime “të faktorizuara”, pra në linjën e punës së tij, pak a shumë kishin qenë të pa frytshme. Po ashtu ka qenë e mundshme që, ndërmjet njerëzve që i janë afruar Zahirit ose bashkëpunëtorëve të tij, ka pasur të tillë, të cilët nuk kishin lidhje ose, më saktë, nuk kishin besimin e strukturave të tjera të luftës. Kjo mund të ketë sjellë edhe largësinë mes tyre, e cila tani, pas kaq vitesh, vërtet mund të të duket e çuditshme, por në të vërtetë kështu ka ndodhur.

Pikërisht në këtë kohë, më shumë se asnjëherë më parë, në afërsinë e Zahirit ose rreth tij, duke vëzhguar gjithçka që ai mund të bënte, do të dukeshin dy njerëz, njëri nga të cilët do të kishte kontakte direkte me të dhe tjetri, duke ngritur një rreth survejimi të kahdohshëm.

Njëri prej tyre do të quhej M.A., dhe në këtë libër do ta quajmë “dhëmbëprishuri”, sepse, pak a shumë kështu është njohur edhe në kohët e zhvillimit të ngjarjeve. Tjetri do të ishte Ramë M., i cili edhe më pas, do të njihej po kështu. Në vitet që shkuan, si për të dashur të dëshmojnë çfarë kishin qenë më parë, ata u shfaqën në pozicione të rëndësishme të sferave të shërbimeve të fshehta, jo vetëm partiake. Mirëpo, ky fakt, edhe pse tepër komprometues, nuk do të ishte i mjaftueshëm për të ngritur një akuzë. Fakti tjetër, që pikërisht pas kësaj kohe, për shërbimin e fshehtë serb fillojnë e bëhen gjërat më të njohura, krijon lidhjen e dytë të mundshme, në të cilën ia vlen të

ndalesh.

Ka pasur gjithnjë një dyzim mes Zahirit dhe “Ismetit”. Jam krejt i bindur se në fillimet e rrjedhjes së informacionit, ka qenë e vështirë krijimi i lidhjes që ekzistonte mes Zahirit dhe “Ismetit”, sepse, duke qenë dy burime të ndryshme, ata e kanë paraqitur edhe në dy emra të ndryshëm.

Ka pasur tri mundësi të dekonspirimit:

– Nga ata që kanë ditur për aksionet e Zahirit në rrethe të ndryshme dhe që e kanë ditur emrin e tij, por që nuk kanë ditur asgjë për “Ismetin”;

– nga ata që kanë ditur përkatësinë e tij si anëtar i Shtabit Qendror, por pa e ditur se kush qëndron pas “Ismetit”;

– dhe nga ata që e kanë ditur edhe njërën anë edhe tjetrën.

Njeriu, që në këtë libër qëndron pas emrit “Dhëmbëprishuri”, është nga ata që i ka ditur edhe njërën anë edhe tjetrën. Pra, ai e ka ditur se kush qëndron pas “Ismetit”, e ka ditur se cili është funksioni i Zahir Pajazitit në 2linjën e Llapit”dhe në strukturat e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, i ka ditur edhe shumë nga aksionet që ishin ndërmarrë prej tij, ose, të paktën, zonat në të cilat janë kryer aksionet.

Zahiri, në dublicitetin e tij, deri në ditën e rënies, ka qenë i pazbuluar. Gjithnjë për të, në rastin më ekstrem të mundshëm, është ditur vetëm gjysma e tij. Jo rrallë është hedhur hipoteza apo është plasuar ideja se, *“Zahiri, aq sa ka qenë trim, aq ka qenë edhe dekonspirativ”.* Janë hedhur fakte të ndryshëm, nganjëherë të rëndësishëm në dukje dhe herë pas here krejt të parëndësishëm. Është bërë lidhje mes qëndrimit dhe ushtrimit të Zahirit në Shqipëri, gjatë stërvitjeve ushtarake dhe faktit që kjo gjë ka qenë e njohur, jo vetëm në rastin e tij, për shërbimet e fshehta sekrete serbe. Kjo nuk mund të mohohet. Është bërë lidhje mes gëzhojave që janë gjetur në një aksion dhe veçantisë që kanë pasur ato. Ka pasur jo pak gjëra të tilla. Mirëpo, të gjitha së bashku nuk kanë mundur të krijojnë imazhin e plotë të figurës së tij, qoftë edhe në dosjet sekrete të policisë serbe, nëse nuk do të kishte pasur të dhëna shtesë, të cilat janë shumë më të vonshme se sa stërvitjet në Shqipëri

në fund vitin 1991, apo gëzhojat e gjetura pak a shumë në këtë kohë.

Nëse do të ishte ndryshe, atëherë, Zahiri do të duhej të ishte njeriu i parë që do të ishte gjykuar, qoftë edhe në mungesë, nga gjykatat e pushtuesit. Kujtesa e luftës është ende e freskët, tashmë dihen disa nga drejtuesit kryesorë që kanë qenë të dekonspiruar dhe të zbuluar nga shërbimet sekrete serbe. Dihet, për shembull, fakti se Hashim Thaçi dhe Rexhep Selimi kanë qenë të dekonspiruar, të zbuluar dhe, më pas, edhe të dënuar, nga strukturat e instaluara dhunshëm në Kosovë. Ata janë dënuar, në mungesë, në të njëjtin grup me Adem Jasharin. Kjo është pikërisht koha kur ai, Zahiri, lëviz nëpër të gjithë Kosovën, duke qenë gjysmë ilegal, herë pas here duke kaluar krejtësisht në ilegalitet.

Nëse do të ishte ndryshe, Zahiri do të mund të arrestohej disa ditë më parë, kur edhe u bë rrethimi i lagjes ku mendohej se banonte ai, gjë që u përsërit, në po të njëjtat përmasa, edhe më 29 janar 1997.

Të gjitha analizat që janë bërë më pas, qoftë të pjesshme apo më të thelluara, si dhe deklarimet e mëvonshme, të çojnë në përfundimin se, mjerisht, strukturat e UDB-së apo të KOS-it, kanë qenë në dijeni të aktivitetit të Nait Hasanit dhe të Zahir Pajazitit dhe kanë realizuar përcjelljen e tyre. Mirëpo, ndërsa kanë ditur aktivitetin, për një kohë shumë të gjatë, nuk kanë ditur se ku ishin vendqëndrimet e tyre, bazat ku strehoheshin, lidhjet me të tjerë jashtë rrjetit etj. Është plotësisht e mundshme, se duke ditur për identitetin e “Ismetit”, si njëri ndër figurat themelore të luftës, tepër vonë ata kanë bërë lidhjen mes tij dhe Zahir Pajazitit, pra mes figurës së luftës dhe figurës reale, jetësore.

Prej sa kohe ishin ata në dijeni, dhe si kishte ndodhur e gjithë kjo, është diçka që, siç cilëson me të drejtë Xhavit Haliti, “duhet bërë një analizë, duhet t’i përmbahesh disa kushteve dhe informatave”.

Atëherë le të vazhdojmë të bëjmë analizën, le të vazhdojmë t’u përmbahemi informatave dhe të caktojmë disa kushte.

## RIKTHIMI I PARË

Është shumë e arsyeshme që, duke dashur të kemi një përfytyrim më

të gjerë të të gjithë asaj që ka ndodhur në janarin e vitit 1997, të kemi një rikthim të natyrshëm. Pra, të kthehemi në disa nga gjenezat e goditjeve që i janë bërë lëvizjes klandestine në Kosovë, sidomos Lëvizjes Popullore të Kosovës.

Herë pas here, në momente dhe kohë të veçanta, ajo është goditur tepër mizorisht. Thuajse gjithë drejtuesit kryesorë të saj, në një mënyrë ose në një tjetër, kanë rënë në prita të ndryshme, janë gjendur të rrethuar ose janë vrarë në udhëtim e sipër. Kjo e ka ndjekur Lëvizjen Popullore të Kosovës që nga ditë-themelimi i saj, më 17 janar 1982, kur, menjëherë pas aktit themelues, vriten, në një pusi tepër të menduar, Jusuf Gërvalla, Kadri Zeka dhe Bardhosh Gërvalla. Enigma e vrasjes së tyre, vetëm tani, pas botimit të romanit “Atentatet”, të Ibrahim Kelmendit, ka filluar të zbardhet ose më saktë ka ringritur domosdoshmërinë e saktësimit të saj.

Herë pas here, si një makth i stërmadh, ka qenë enigma e vrasjes së Rexhep Malës dhe Nuhi Berishës, në janarin e vitit 1984, pas pak kohe, edhe e Bajram Bahtirit. Sapo ishte bërë përpjekja për të kaluar këtë gjendje makthi, vriten, përsëri në Prishtinë, Afrim Zhitia dhe Fahri Fazliu. Duke treguar për ngjarjen e ndodhur me Afrim Zhitinë dhe Fahri Fazliun, njëri ndër bashkëpunëtorët më të afërt të tyre, Ramadan Avdiu, në mbledhjen e KP të LPK-së, Dega Jashtë Vendi, më 10 maj 1998, tregon:

*“Në shtator të vitit 1989 janë kapë dy shokë në aksion gjatë shpërndarjes së trakteve në Gllogoc (Bekim Krasniqi dhe Agron Shala), kurse ne Prishtinë janë arrestuar Afërdita Veliu, Fexhrije Bilalli. Si pasojë ka ardhur tek arrestimi i Shaban Mujës. Si rrjedhojë e gjendjes së krijuar është dashur të kalojë në ilegalitet Afrim Zhitia dhe Fadil Vata. Fillimisht ata kanë ardhur tek unë, se kam qenë në një celulë me Afrimin dhe Fadilin, dhe më kanë shpjeguar se si është krijuar gjendja. Ata më sugjeruan se patjetër duhet të kooptohem në Komitetin Drejtues të OMLK-së, për shkak se edhe Bardhyli (Mahmuti) është i rrezikuar dhe është e domosdoshme që të tërhiqemi, duke kaluar në ilegalitet. Kështu do të mbetet një strukturë e paqëndrueshme dhe që rrezikon edhe ekzistencën e organizatës. Për një javë rresht ata kanë qëndruar në shtëpinë time dhe kemi hartuar planin e veprimit të mëtejmë, bashkërisht. Pasi që janë marrë masat preventive për të gjithë organizatën, për ndërprerjen e arrestimeve dhe janë siguruar*

*bazat për qëndrim të mëtejmë të Afrimit, janë marrë masat që Fadili të nxirret jashtë vendit për shkak të gjendjes së tij të rëndë shëndetësore dhe është thirr mbledhja e Komitetit drejtues.*
*Kjo mbledhje është mbajtur më me 22 tetor në Prishtinë, në banesën e Binak Berishës. Në këtë mbledhje është bërë kooptimi im në Komitetin drejtues dhe është planifikuar që me 30 tetor të organizojmë demonstrata.*
*Me 27 tetor i shpërndamë traktet dhe demonstratat u organizuan të fuqishme në shumë qytete të Kosovës.*
*Me 2 nëntor u vranë Afrimi dhe Fahriu.*
*Shkaqet e vrasjes së Afrimit.*
*Fahriu dhe një shok tjetër, Behlul Labinishti, janë sulmuar prej policisë, kur janë ndarë prej demonstratës dhe kanë shkuar të vizitojnë dikë në spitalin që është afër hekurudhës në mbrëmjen e 1 Nëntorit 1989. Është bërë rezistencë aty nga Fahriu, Behluli është kapur dhe është arrestuar, Fahriu është shmangur dhe, për fat, nuk është plagosur. Fahriu ka shkuar në bazën ku ka ndenjur Afrimi. Në atë bazë Afrimi ka shkuar tri ditë më herët. Ai tha se do të shkoj të rri me dy shokë ilegalë. Ishin Hasan Ramadani dhe Bedri Blakçori.*
*Fahriu, meqë ju ka shmangur arrestimit, ka shkuar atë natë aty ku ka qenë Afrimi. Ai e ka ditur atë bazë. Unë kisha caktuar një takim me Afrimin, të nesërmen, në orën gjashtë pasdite, për t'i dërguar disa materiale, për nxjerrjen e organit buletini i "Zërit të Kosovës, "Rruga e Lirisë". Diku në orën 2 pasdite, Ilazi (Zhitija) ka ardhur tek unë dhe më tha se e kishte parë Afrimin me një djalë tjetër, që shkonte rrugës kah Velania. Kam menduar se Afrimi nuk është dashur të dalë prej bazës ku ka qenë. Më vonë, pasi që e kam përcjellë Ilazin, ka ardhur një shok tjetër, i cili më tregoi se janë rrethuar në Breg të Diellit, në banesën e "Shpëtimit"(Fahri Faslisë). Unë fillimisht kam dalë dhe kam shkuar në bazën ku kanë qenë. Atje kam takuar Hasanin Ramadanin dhe Bedri Blakçorin, që ishin të strehuar në atë bazë dhe i kam pyetur: "Përse ka dalë "Ismaili"(emri konspirativ i Afrimit). Mbrëmë, më thanë ata, pasi ka ardhur ai djali (sepse nuk e njihnin për shkak të konspiracionit), ata kanë biseduar bukur gjatë. Gjatë gjithë natës dhe në mëngjes. Në mesditë ai ka dashur të dalë, por Afrimi i ka thënë, ndal se po të shoqëroj dhe kanë shkuar. Vetëm një gjysmë ore pasi janë vendosur në banesën e Fahriut në kodër të Diellit, ata do të ndodhen të rrethuar. Unë, asnjëherë nuk e kam pasur të qartë arsyen, përse ata kanë dal dhe kanë shkuar në shtëpinë e Fahriut. (10 maj 1998. Kaseta 6/a.)*

Është krejtësisht e mundshme që banesa e Fahriut të ketë qenë nën mbikëqyrjen e vazhdueshme të shërbimit të fshehtë serb. Fare pak kohë, pasi Fahriu dhe Afrimi janë futur në banesë ka filluar edhe rrethimi i shumëfishtë i tyre. Ky, si duket, është edhe momenti i zbulimit të tyre, sepse sikur të ishin zbuluar më herët, do të ishte goditur edhe baza ku kanë qëndruar Hasan Ramadani dhe Bedri Blakçori.

Është e vërtetë se një lëvizje ilegale, për më tepër aktive, si ishte LPK, do të kishte përgjimet, ndjekjet, denoncuesit e saj, qoftë nga jashtë, pra nga shërbimet e fshehta serbe, qoftë nga brenda, nga të infiltruarit. Po ashtu, vetë fakti se, drejtuesit e organizatës do të ishin më të ekspozuarit, e bënte edhe më të mundshme goditjen e tyre. Në fund të fundit, qëllimi themelor i shërbimeve të fshehta serbe, UDB apo KOS, ka qenë pikërisht goditja, që në fillimet e saj, të lëvizjes ilegale, sidomos të lëvizjes ilegale çlirimtare. Më e përqendruar bëhet kjo detyrë për shërbimin sekret serb pas ngjarjeve të fillim viteve ‘90, kur filluan të shfaqen goditjet e para, si ishte aksioni në Drenasin e sotëm, në të cilin morën pjesë Sami Lushtaku, Ramiz Lladrovci, Hashim Thaçi dhe Jakup Nura – të gjithë emra të njohur më pas në rezistencën e armatosur.

Është një kohë kur strukturat lokale të Lëvizjes Popullore të Kosovës nuk dëshirojnë më të bëhen pjesë e një revolte të zakonshme, si për shembull me shpërndarje traktesh, shkrim parullash, etj., por kërkojnë kalimin në aksionet e armatosura. Kërkojnë njëkohësisht që të ketë një strukturë politike, organizative, që të marrë përsipër realizimin e aksioneve dhe mbështetjen e tyre. Për një gjë të tillë ata bëjnë presion në strukturat drejtuese të organizatës.

Le të kthehem edhe një herë në prononcimin e Ramadan Avdiut, në mbledhjen e Këshillit të Përgjithshëm të LPK-së, Dega Jashtë Vendit, të 10 majit 1998.

Ramadan Avdiu:
*...Ne kemi ardhur në përfundimin dhe kemi ndërtuar strategjinë që të organizohet një strukturë që të jetë e qëndrueshme dhe jo të organizohet një strukturë e cila kryen një mbledhje dhe nuk i kryen punët që duheshin. Kështu që, më herët kanë filluar aksionet e armatosura. Ato janë organizuar nga Lëvizja. Unë kam qenë një prej atyre që i kam furnizuar njësitet e para të Ushtrisë, që do të njihet më*

*vonë si UÇK. Dhe kur kam shkuar në Skenderaj, fjala vjen, Mehmeti (Bislimi) ka qenë prezent, edhe Hashimi (Thaçi) ka qenë prezent, nga anëtarësia e Lëvizjes, e Këshillit të Rrethit, nga Sami Lushtaku, Hilmi Zeka por edhe nga Adem Jashari, është kërkuar që përgjegjësia për aksionet të merret nga Lëvizja. Unë kam kundërshtuar dhe u kam thënë se me organizimin që e kemi, duke i pas parasysh edhe dyshimet që i kemi për dekonspirimet në vende të ndryshme, ne mund ta marrim përgjegjësinë, mirëpo nuk do të shkojë gjatë dhe do të na arrestojnë. Duhet pasur shumë kujdes, u kam thënë, që të mos dështojmë në start, sepse për ta sjellë gjendjen në këtë shkallë që e kemi sot, pas ndonjë goditje eventuale nga ana e armikut, do të na duhet kohë e gjatë.*
*Shërbimi i fshehtë serb kishte mjaft informacione rreth Lëvizjes përmes Shaban Sh. Domethënë është kërkuar që aksionet të merren përsipër nga Lëvizja, unë u kam thënë se nuk do të merren përsipër nga organizata, por, për ne, janë shumë të mira këto aksione që po bëhen, do i mbështesim, deri sa të krijohet një strukturë ushtarake.*

*Ramiz Lladrovci:*
*Më fal Ramadan, a mund të di se kur ke qenë në Drenicë?*

*Ramadan Avdiu:*
*Në Drenicë kam qenë në qershor të vitit 1993. Domethënë, në atë kohë unë nuk kam qenë që LPK-ja t'i marrë përsipër aksionet, para se të krijohet një mekanizëm ushtarak, që ky mekanizëm të jetë konspirativ, e që krahas të tjerëve, do të kishte edhe anëtarë të Lëvizjes që nuk do të dinin gjë për atë organizim. Si pasojë e kësaj, ne mjaft anëtarëve të Lëvizjes ua kemi fshehur, nuk u kemi dhënë informacion, qoftë për aksionet, qoftë për organizimin që po bëhet, sepse e kishim tash një përvojë, por edhe i njihnim anëtarët e Lëvizjes, se kush mund të kyçet dhe mund t'i besohet, dhe kush nuk mund të kyçet, sepse nuk mund ta mbajnë sekretin. Kështu ka ndodhur edhe në Këshillin e Rrethit në Pejë, Qerimi (Kelmendi) ka qenë prezent, është kërkuar që të bëheshin aksione, ka pasur presion prej anëtarësisë, dhe u është thënë se, porsa të kryhet Mbledhja e Përgjithshme (e Katërta), shumë gjëra do të definohen dhe secili do e gjejë vendin e vet. (10 maj 1998,Kaseta 7/a)*

Me gjithë luhatjet, devijimet, përsëri korrigjimet, luhatjet e tjera, përcaktimet e sakta dhe ndreqjet, të cilat kishin ndodhur më parë,

Mbledhja e Katërt e Përgjithshme e LPK-së mori vendimin e njohur për fillimin e rezistencës së armatosur.

Përcaktimi i një orientimi të tillë dhe fillimi i punës për sendërtimin e tij, krijuan problemin më të madh tek shërbimi i fshehtë serb. Në fakt, duan apo nuk duan organizatorët, shërbimi serb ishte në dijeni të asaj që po vendosej dhe mendoi se goditja duhet bërë në rrafsh të gjerë, e menjëhershme dhe e ashpër.

Si ndodhi goditja?

Ramadan Avdiu ("Dani") është njëra ndër figurat më përfaqësuese të kësaj kohe në radhët e Lëvizjes Popullore të Kosovës. "Dani"është, nëse mund të thuhet kështu, i pranishmi i domosdoshëm në të gjitha takimet e rëndësishme, bashkëdrejtues dhe ideator i shumë lëvizjeve politike të kohës. Pra është plotësisht i besueshëm në tregimin e tij.

Ai tregon: *Në Mbledhjen e katërt të LPK është vendosur që të ndryshohet emri nga LPRK në LPK, pastaj vendimi më i rëndësishëm është afrimi i bërthamave të armatosura që i kishim krijuar dhe strukturimi i tyre, duke iu dhënë dritën jeshile për veprim. Pra, vendimi historik për kalimin në fazën e organizimit të kryengritjes së armatosur çlirimtare. Pastaj në këtë mbledhje është zgjedhur Këshilli Drejtues dhe Kryesia e LPK-së.*
*Ditën kur po mbahej Mbledhja e katërt e Përgjithshme janë arrestuar 5 veprimtarë të LKÇK-së. Katër nga ta më kanë njohur dhe deri diku e kanë ditur pozicionin tim në hierarkinë organizative të LPK-së. Kështu që me të kuptuar lajmin e atij arrestimi, ne kemi supozuar se do të ketë fushatë arrestimesh nga ana e UDB-së dhe i kemi marrë masat që fillimisht t'i nxjerrim jashtë Kosovës delegatët e Mbledhjes së katërt të Përgjithshme që kishin ardhur nga Dega Jashtë Vendit. Ata të gjithë në Kosovë i kishim futur ilegalisht. Kanë qenë pesë: Emrush Xhemaili, Fazli Veliu, Beqir Beqa, Sabri Kiçmari dhe Bilall Sherifi. Pastaj unë dhe disa veprimtarë të tjerë jemi tërhequr në fshehtësi të thellë.*
*Më 2 gusht 1993 ka filluar një fushatë e egër e arrestimeve të veprimtarëve të LPK-së. Diku para agimit të ditës së dy gushtit është rrethuar jo vetëm shtëpia ime, por thuajse e tërë lagjja ku unë banoja. Unë nuk isha në shtëpi dhe i shpëtova arrestimit. Pas një kontrolli dhe vandalizmi të theksuar nga policia okupatore, janë arrestuar babai Hamiti, xhaxhai Sabiti dhe vëllai im Rexhepi. Në të njëjtën kohë janë*

*rrethuar dhe kërkuar që të arrestohen pjesa më reprezentative e veprimtarëve të LPK-së, janë arrestuar Xhavit Haziri, Ahmet Haxhiu, Nehat Selimi, Rexhep Avdiu e Shemsi Veseli në Prishtinë, Ismet Mahmuti, Hajredin Hyseni, Faik Ajeti në Besianë, Beadin Hallaqi e Binak Berisha në Prizren, Shefki Muqaj e Ilaz Kadolli në Therandë, Ramadan Pllana e Islam Mulaku në Vushtrri, Bajrush Xhemaili në Ferizaj, etj., kurse janë kërkuar që të arrestohen dhe ju kanë shmangur arrestimit, përveç meje, edhe Azem Syla, Hashim Thaçi, Kadri Veseli, Ramiz Lladrovci, Ekrem Jashari, Halil Selimi, Ibish Neziri, Hidajete Krasniqi, Adrian Krasniqi, etj. Nga të gjithë të arrestuarit vetëm Xhavit Haziri ka qenë pjesëmarrës i Mbledhjes së Katërt të Përgjithshme. Duke qenë se unë kisha qenë bartësi kryesor i aktivitetit dhe e njihja strukturën e organizimit më së miri nga të gjithë në Kosovë, kujdesi për mua ka qenë i madh nga të gjithë shokët. Në Kosovë kam qëndruar më shumë se një muaj duke u përpjekur që të sanojmë gjendjen. Arritëm që përmes lidhjeve që kishim në burg të informojmë Xhavit Hazirin dhe të tjerët se kush është arrestuar e kush jo. Ky ka qenë hapi që e ka ndërprerë fushatën e arrestimeve, sepse si Xhaviti ashtu edhe shumica e të arrestuarve të tjerë, në hetime janë ndalur tek unë. Pas një muaji kam kaluar në Shqipëri, prej nga jemi përpjekur që të sanojmë pasojat e krijuara me arrestimet dhe goditjet që na ishin bërë nga UDB-ja. Në muajin tetor të vitit 1993 është vendosur që unë të kaloj në Zvicër. Ndërkaq me organizimin në Kosovë kanë vazhduar të mirren Hashim Thaçi, Azem Syla, Kadri Veseli, Adnan Asllani si dhe veprimtarë që nuk ishin të dekonspiruar, si Sokol Bashota, Nait Hasani, Zahir Pajaziti, Xheladin Gashi, Mujë Krasniqi, Rexhep Selimi, Luan Haradinaj, Lahi Ibrahimaj, Fatmir Limaj, Rrustem Mustafa, Jakup Nura, etj.*

Ka edhe një dëshmi tjetër. Në një material të përgatitur për Komisionin e Posaçëm të LPK-së, lidhur me ngjarjen e 31 janarit e të tjera, njëri ndër organizatorët e MKP, Adnan Asllani, tregon për rastin krejt të veçantë, do të thoja të pashembullt, në zgjedhjen ose përcaktimin e Këshillit të Përgjithshëm në MKP. Them se është rast krejt i veçantë, pasi kjo do të ndodhte vetëm një herë, më pas, ashtu si edhe më parë, do të zbatoheshin norma krejtësisht të tjera.

Adnan Asllani:
*Organizimi i mbledhjeve të mëhershme, sidomos ajo e treta, organizatës sonë i kishte dhënë mësime të mjaftueshme për dekonspirimin e radhëve, sidomos të organeve drejtuese. Prandaj,*

*Grupi i Organizimit dhe i Riorganizimit (GOR) (Ky grup përbëhej prej pesë vetave – Ramadan Avdiu, Adnan Asllani, Hashim Thaçi, Bilall Sherifi dhe Hulusi Beqiri – shënim i autorit), në konsultim me kryesinë e para Mbledhjes së Katërt të Përgjithshme, vendosi që të formojë një Komision, i cili do të shqyrtonte listën e kandidatëve të mundshëm për anëtarë të Këshillit të Përgjithshëm, dhe, të cilët, do t'ia propozonte Mbledhjes së Përgjithshme. Në propozim do të hidhej që të mos publikohej Këshilli i Përgjithshëm, por t'i besohej komisionit të përbërë nga Halil Selimi, Adnan Asllani dhe Hashim Thaçi. Mbledhja, siç pritej, miratoi propozimin e komisionit dhe ia fali besimin për emërimin e KP.*

(Sipas parashikimit të Komisionit, në KP do të zgjidheshin: Bajrush Xhemajli, Halil Selimi, Emin Krasniqi, Adnan Asllani, Shaban Shala, Xhavit Haziri – shënim i autorit ).

Ky rast, emërimi i Këshillit të Përgjithshëm, jo vetëm pa hyrë në zgjedhje, por edhe duke u ditur vetëm nga një rreth i ngushtë, do të jetë i vetmi precedent i tillë, dhe kjo ka lidhje me vendimin e veçantë për fillimin e veprimeve të armatosura.

Në fund të materialit të paraqitur, i cili është mjaft i gjerë dhe për probleme të rëndësishme, jo rastësisht, Adnan Asllani ka shënuar: *"Mbaj përgjegjësi të plotë për ato që kam deklaruar. Dëshiroj që ky material të mos lexohet nga të tjerët, përveç Bedri Islamit dhe Sejdi Gegës, kjo edhe për shkak të emrave që kam përmendur".*

Materiali është punuar më 8 korrik 1998, mirëpo ende disa nga njerëzit e përmendur në materialin e sipërm, ishin në struktura ilegale. Çka do të thotë, se edhe pas fillimit të luftës, është bërë kujdes që disa ngjarje dhe emra të mbeten në rrethin e ngushtë të njerëzve.

Duke i lënë pas ngjarjet që kanë ndodhur para vitit 1993, pra edhe kur kanë ndodhur arrestimet masive në radhët e organizuara të lëvizjeve ilegale, sidomos të LPK-së, ndryshe nga sa kishte ndodhur më parë, arrestimet e fundit janë analizuar e diskutuar gjerësisht. Është bërë një material i veçantë, i titulluar "Sqarim mbi shkaqet dhe rrethanat që sollën deri te arrestimet e fundit të anëtarëve të LPK-së". Materiali është punuar nga Adnan Asllani ("Bashkimi") dhe Halil Selimi ("Qamili"), në atë kohë anëtarë të Trupës Udhëheqëse të LPK-së të dalë nga Mbledhja e Dhjetorit 1993, Trupë në të cilën bënin pjesë edhe

Ali Ahmeti (“Abazi”), Hashim Thaçi (“Selimi”), Emrush Xhemajli (“Muhameti”). Kjo Trupë udhëheqëse, sipas vendimit të datës 25 dhjetor 1993, të Mbledhjes së Përbashkët të Përfaqësuesve të LPK-së nga brenda dhe të Kryesisë së Këshillit të Përgjithshëm të LPK-së Dega Jashtë Vendit, do të luante rolin e Këshillit të Përgjithshëm deri në normalizimin e gjendjes. Kjo Trupë, udhëheqës i së cilës do të zgjidhej Adnan Asllani (“Bashkimi”), do të jepte llogari para atyre që e kanë ngarkuar dhe organeve statutare, gjë që është e kuptueshme. (“Dajës F”. (Fazli Veliu), “Besimit”(Azem Syla), “Zekës”(Xhavit Haliti)”.

Diskutimi për arrestimet e fundit, të vitit 1993, është bërë fillimisht nga data 23 deri më 25 dhjetor 1993.

Mendoj që, pa nxjerrë dekonspirimet për emrat e përveçëm dhe ngjarjet e veçanta, do të ishte mirë që të sjell disa fragmente të diskutimeve, duke pasur të drejtën e shkurtimit të tyre, pa ndryshuar asgjë në përmbajtje.

Mbledhja u thirr nga përfaqësuesit e LPK-së nga brenda.

Në Mbledhje prezantojnë: “Besimi”(Azem Syla), “Daja”(Fazli Veliu), “Bashkimi”(Adnan Asllani), “Qamili”(Halil Selimi), “Selimi”(Hashim Thaçi), “Abazi”(Ali Ahmeti), “Muhameti”(Emrush Xhemajli), “Zeka”(Xhavit Haliti). Caktimi i pseudonimeve “Besimi”për Azem Sylën dhe “Selimi”për Hashim Thaçin, ka qenë krejtësisht i rastësishëm dhe është vepruar kështu vetëm në mbledhjet e këtij grupi. Zakonisht ata kanë përdorur pseudonime të tjerë – shënim i autorit.

Mbledhjen u caktua që ta udhëheqë “Bashkimi”(Adnan Asllani).

Ai vlerësoi pozitive Mbledhjet në Tiranë (të mëparshme), Mbledhjen Konsultative në Kërçovë dhe Mbledhjen e Katërt të LPK-së, duke pasur parasysh mundësitë dhe rrethanat e veprimit.

Menjëherë pas MKP, ende pa u konstituuar KP, u bënë arrestimet dhe u burgosën dy anëtarë të Këshillit të Përgjithshëm, dy u arratisën në Shqipëri, dy mbetën jashtë rrjedhës dhe një në ekzil.

Në vazhdim Adnan Asllani foli edhe për shkaqet e arrestimeve:

1. Mosorganizimi i mirë i joni, gabimet tona, para së gjithash të ish-Këshillit të Përgjithshëm.
2. Lindja e LKÇK-së, PRSH-së nga gjiri i LPK-së.
3. Përzierja e anëtarësisë mes këtyre fraksioneve dhe LPK-së dhe përfolja pa kontroll për anëtarët, organet udhëheqëse dhe LPK-në në përgjithësi.
4. Mosdisiplina dhe përfoljet brenda radhëve të LPK-së, moskonspiracioni, sidomos ndaj anëtarëve të Këshillit të Përgjithshëm, si ndikim i formave legale.
5. Futja e kolonës së pestë në radhët tona (supozohet për...).

Qëndrimi i pjesës më të madhe të rretheve nuk kanë pranuar të vazhdojnë veprimtarinë (Mitrovica, Peja, Rugova, Skënderaj, Gllogovci, Klina, Kumanova), pa sqarimin rreth arrestimeve...

Materialet e MKP nuk kanë rënë në dorë të UDB-së. Mbledhja, sipas të gjitha të dhënave të deritanishme, nuk dihet nga UDB-ja se ku është mbajtur... Përmes anëtarëve të familjes se vet Xhavit Haziri na ka çuar fjalë: ***"Shtëpinë që kemi filluar ta ndërtojmë, ta lëmë krejt tash për tash se tullat i ka të dobëta e u rrënohet menjëherë, prandaj djemtë le të kthehen të studiojnë aty ku kanë qenë".***

Hashim Thaçi në diskutimin e tij theksoi se rrethet me të cilat ka kontaktuar janë të gatshme të punojnë, menjëherë pasi të sqarohen.

Azem Syla në fjalën e vet tha se "Hysen Gega nga burgu ka thënë se x-i ka vizita sa herë që të dojë dhe sa kohë që të dojë".

Xhavit Haliti sqaroi se Baca M.D. ia ka thënë se "e kemi ditur se y-ni është informator i UDB-së, por kemi menduar se punon për LPK-në. Ata e kanë dyshimin edhe tek z-ti,vëllai i të cilit është shoku ynë.

Xhaviti gjithashtu sqaroi edhe rastin e zënies së 12-13 automatikëve dhe se njeriu i akuzuar për këtë zënie të armëve nuk ka ditur asgjë dhe akuzohet pa të drejtë. Ai kërkoi të mos nënvlerësohet, edhe në të ardhmen, depërtimi i armikut...

Në Mbledhje u vendos që brenda muajit janar të paraqitet Materiali përkatës.

Materiali është paraqitur në fillimin e janarit të vitit 1994. Në pjesën hyrëse të tij është theksuar se:

*“Gjatë arrestimeve të gushtit dhe atyre të mëvonshme, janë përfshirë një numër i konsiderueshëm i shokëve tanë, duke filluar nga Këshilli Popullor e deri në udhëheqje të Organizatës, si dhe shumë shokë të tjerë iu shmangën kësaj, duke u arratisur në drejtime të ndryshme. Edhe pas kësaj ngjarje është bërë përpjekje për konsolidim të radhëve, por meqë shumë rrethe kanë kushtëzuar punën e mëtejshme drejt konsolidimit, duke kërkuar sqarim prej organeve përgjegjëse rreth arrestimeve, kjo punë nuk ka arritur të kryhet si duhet.*
*Prandaj në nivel të organizatës është ngritur një Komision për Shqyrtimin e Shkaqeve të Arrestimeve, i cili nxjerr këtë vlerësim të bazuar në deklaratat e shokëve që ishin më në rrjedhë...”.*

Përse ishte e domosdoshme, në fundin e vitit 1993 dhe fillimin e vitit 1994, të sqaroheshin shkaqet dhe rrethanat që sollën deri tek arrestimet masive?

Janë tri arsye themelore:

– Ishte e dyta herë, brenda pak viteve, që organizata goditej rëndë nga arrestimet masive. Pikërisht kur ishte menduar se po ngrihej një strukturë solide, kishte ardhur goditja. Brenda pak ditësh, saktësisht menjëherë pas vendimit për fillimin në kalimin e fazës së luftës së armatosur, organizata pësoi, edhe një herë, një goditje të fuqishme, e cila, për një kohë e spostoi vëmendjen e saj nga objektivat themelorë dhe ia mpiu veprimin.

– Në Kosovë kishte disa kohë që kishte filluar ngritja e njësiteve të para të rezistencës, sidomos në zonën e Drenicës, të Llapit e të Dukagjinit. Përfshirja e mëtejshme e zonave të tjera nuk mund të bëhej pa analizuar mirë dhe saktësisht gjendjen e krijuar dhe ndërmarrjen e masave të tjera.

– Këtë e kërkonin tashmë jo vetëm drejtuesit e Organizatës, por çfarë është më e rëndësishme, e kërkonin edhe strukturat organizative në rajone e komuna. Më shumë se gjithçka, ishte fillesa e një lëvizje nga poshtë.

Nga ana tjetër, këta burra që janë mbledhur në Tiranë, një pjesë nga të cilët kishin ikur nga Kosova, kur kërkohen të arrestoheshin, janë ndoshta në ditët e tyre më të vështira. Kjo nuk ka lidhje me jetën e tyre vetjake. Ajo mund të rregullohej gjithsesi. Brejtja qëndron në fillet e strukturave që po përgatiten ose që janë ngritur. Është ndoshta koha e vetmisë së tyre më të madhe, ndjehet një lloj dimri i acartë, rrugëdaljet janë shumë të pakta. Nganjëherë duken të pamundshme. Përreth tyre, herë pas here, ka një shurdhëri të jashtëzakonshme, qoftë edhe për gjëra krejt të zakonshme.

Kanë synuar jo ndonjë gjë të jashtëzakonshme, por thjeshtë të botojnë një komunikatë në shtypin e përditshëm të Tiranës, në të cilën dëshmoheshin arrestimet dhe dënoheshin gjykimet që tashmë kishin filluar, duke dashur edhe të vënë sinjalin se organizata vazhdon të ekzistojë dhe nuk duhet të ketë thyerje. Kanë provuar gjithkund. Dyert janë mbyllur. Nuk kanë provuar vetëm në Tiranë, por edhe në Prishtinë. “Bujku”nuk e boton me pretekstin se e mbyllin gazetën, refuzimin e bën Ruzhdi Demiri. Në “Zëri”e refuzon Bardh Hamza.

Po në Tiranë?

*Adnan Asllani:*
*Komunikatën ia kam dorëzuar në dorë redaktorit Luan Rama (gazeta “Zëri i Popullit”), ka premtuar se do të botohet pas dy ditëve, por nuk e botoi. Mehmet Gjata në “Rilindja”në Tiranë tha se unë botoj vetëm çfarë më vjen nga Prishtina dhe, në këtë formë se si është komunikata, unë nuk e botoj. Bashkim Trenova, “Rilindja Demokratike”, më tha se nuk kemi vërejtje për përmbajtjen, por duam të dimë se kush është LPK, kush është kryetari, ku e ka vulën, ku e ka selinë, a është kundër Ibrahim Rugovës, a ka lidhje me ndonjë grup jashtë vendit, etj. Nuk e botoi. Zëvendëskryeredaktori i “Republikës”nuk e botoi. Asllan Bajrami i RTSH, programi për bashkatdhetarë, tha se do të emetohet, por nuk e publikoi.*

A nuk të duket e çuditshme kur organet kryesore të shtypit shqiptar, të partive kryesore, LDK, PSSH, PDSH, PR, nuk pranojnë botimin edhe të një komunikate të vetme, kur deri atëherë, në faqet e tyre janë botuar e ribotuar dhjetëra e dhjetëra paçavure të gjithfarë organizmash, politikë ose jopolitikë?

Sikur të ishte ky halli i vetëm, nuk do të kishte as shqetësimin më të vogël.

Halli i tyre shkon deri tek ekuivoku:

*Halil Selimi:*
*Të gjithë dobësitë relativisht i dimë. Qëndrimet e mbledhjes së kaluar dihen. Unë pyes: a ka mundësi të shpresohet për ringritje, meqë mbështetja kryesore në mbledhjen e kaluar ishte në deklarimin e "Besimit"(Adnan Asllani) dhe të "Selimit"(Hashim Thaçi) se kemi forca. Domethënë, nëse po e vazhdojmë, si? Nëse po e lëmë, si? Mendoj se duhet të mblidhen njerëzit dhe të vendosin vetë ata se çfarë duan të bëjnë. Jo të pretendojmë t'i udhëheqim ne prej jashtë, por atyre u takon zgjidhja e rrugës më të mirë...*

Edhe në mbledhjet e mëpasme, jo vetëm të Trupës Drejtuese, por në një koordinim më të gjerë, është shfaqur herë pas here, dyshimi se, nëse vazhdohet edhe më tej me forma të njëjta, do të kishte përsëri goditje.

Të tërheq vëmendjen një pjesë e diskutimit të Hashim Thaçit:

*"Organizata jonë në Kosovë, pas arrestimeve, nuk është faktor i rëndësishëm politik. Ndoshta nga goditjet, por edhe nga dobësitë tona. Duhet të shohim se ku kemi gabuar. Organizim ilegal në Kosovë dhe organizim legal jashtë Kosovës, nuk shkon. Duhet ta ndryshojmë krejt formën e organizimit. Ka qenë e gabuar që nga vitet '90. Pos një organizimi të mirëfilltë brenda, duhet të bëhet edhe jashtë. Vetëm frikësohem se do i marrim njerëzit në qafë. Dikush e ka me hile. Se kush nuk e di. Unë jam gati të futem në Kosovë...".*

**Përfundim i Rikthimit të Parë:**

Do të duhej të pyetej: Përse më është dashur të rikthehem kaq gjatë në dhjetorin e vitit 1993 dhe fillimin e vitit të pasmë, ndërsa ngjarja, për të cilin shkruhet ky libër, ka ndodhur në fundin e janarit të vitit 1997, pra tri vite më pas?

Do të ishte një pyetje e drejtë. Mirëpo, mendoj se pa këtë rikthim, nuk do të ishte e plotë pjesa që do të vinte më tej. Nuk do të ishte e tillë, sepse në fundvitin 1993 dhe fillimet e vitit 1994, ndryshe nga sa më parë, në Kosovë ka zhvillime të një rëndësie të veçantë. Janë fillesat e strukturave ushtarake dhe të krijimit të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës. Rëndesa e përmasave të një ngjarje të tillë do të duhej të kishte themele të qarta, në mënyrë figurative do të thoja, se do të duhej të kishte themele të palagështitura, sidomos nga dekonspirimi, nga ajo që, zakonisht, në një luftë, quhet kolonë e pestë.

Përmes këtij rikthimi do të doja të bëja të qartë se strukturat politike e ushtarake që morën përsipër barrën e organizimit të luftës e kishin këtë merak. Kishin merakun se mos vallë, pas një muaji a dy veprimtarie, bazat mund të zbuloheshin, kur për më tepër, në kushtet ku ishte futur Kosova e “legalitetit”, mundësia e dekonspirimit nga “brenda”– pra nga vetë shqipfolësit, ishte shumë më e madhe se nga “jashtë”– pra nga shërbimet e fshehta serbe. Këtë merak e kishin edhe tre personazhet realë të këtij libri, Zahir Pajaziti, Hakif Zejnullahu dhe Edmond Hoxha.

Është edhe një shkak tjetër themelor dhe, i cili, mendoj unë, ka qenë i një rëndësie të veçantë. Ndoshta edhe më i rëndësishmi.

Pas arrestimeve të vitit 1993, për herë të parë, në lëvizjen ilegale, krijohet një Sektor i Veçantë, i posaçëm, i cili do të merrej me përgatitjen e luftës së armatosur. Kjo nuk kishte ndodhur më përpara, megjithëse kishte pasur përpjekje të tilla. Në mesin e vitit 1985 Fehmi Lladrovci ishte zgjedhur anëtar i sekretariatit të LPK-së për problemet e organizimit të luftës, e më pas ishin ngritur grupe të veçanta, në përbërje të të cilave, në periudha të ndryshme, pas fillimit të viteve ‘90 do të ishin Fehmi Lladrovci, Azem Syla, Halil Selimi, Adnan Asllani, Hashim Thaçi, Ramadan Avdiu e të tjerë, por kësaj radhe, ky sektor, i cili do të ngritej nga Lëvizja Popullore e Kosovës, do të kishte specifikën e tij: megjithëse ai do të ishte një strukturë e ngritur nga LPK-ja, ai nuk do të informonte për punën e tij Këshillin e Përgjithshëm të Organizatës, por vetëm kryesinë e saj. Për më tepër, ai nuk do të informonte për bartësit e aksioneve, strukturat, personat përgjegjës, por vetëm për gjërat më themelore të luftës, ndërsa të tjerat do të ruheshin në një guaskë të fortë të sekretit. Kjo edhe për faktin, se përvoja e afruar nga grupet që u stërvitën në Shqipëri, në fillimin e këtyre viteve dhe që me përjashtime të vogla përfunduan të gjitha

nëpër burgje, u dekonspiruan ose u larguan jashtë Kosovës, e bënte edhe më të domosdoshme, mbylljen e sekretit në një rreth shumë të ngushtë.

Mbledhja e Katërt e Përgjithshme e LPK-së, saktësisht Grupi i posaçëm që do të vendoste për emërimet e strukturave të larta drejtuese, Halil Selimi, Adnan Asllani dhe Hashim Thaçi, përcaktojnë Xhavit Hazirin si drejtues kryesor të lëvizjes guerile në Kosovë, i cili, jo rastësisht, do të dërgonte mesazhin e tij të njohur nga burgu, për të patur një ndërprerje *'në shtëpinë që kemi filluar të ndërtojmë'.* Arrestimi i Xhavit Hazirit, ende pa përfunduar mirë Mbledhja e Katërt e Përgjithshme dhe dënimi i tij i mëpasëm, e bënin edhe më të domosdoshme krijimin e kësaj strukture ushtarake, krejt të veçantë dhe krejtësisht ilegale edhe brenda një lëvizje ilegale.

Emërimi i Xhavit Hazirit, nga Komisioni i Posaçëm, do të ishte i fshehtë edhe për vetë pjestarët e Mbledhjes së Përgjithshme, ashtu si ka mbetur enigmë se cilët njerëz arriti të grumbullojë ai rreth vetes në ato fare pak ditë, që e ndajnë përfundimin e mbledhjes së përgjithshme deri tek arrestimi i tij. Xhavit Haziri do të dënohej me 5 vite burgim, pas daljes së tij në vitin 1998, i njohur me pseudonimin “Mjeku”, ai do të vepronte për afro pesë muaj në Prishtinë, pastaj do të kidnapohej dhe ende sot, nuk dihet asgjë më tej për fatin e jetës së tij, e cila ishte e mbushur, si e rrallëkujt, me ngjarje dhe përmasa epike.

Përgjegjës i sektorit të veçantë ushtarak u caktua Xhavit Haliti (“Zeka”), i cili, mbi bazën e një vendimi të posaçëm të strukturave drejtuese të Lëvizjes të vitit 1991, kishte marrë detyrën për krijimin e strukturave ushtarake, dhe së bashku me të edhe Ali Ahmeti (“Abazi”) dhe Jashar Salihu. Më pas, këtij sektori, pas largimit të tij nga Kosova, iu bashkëngjit edhe Azem Syla (“Antoni”në Kosovë dhe “Daja i vogël”në Zvicër).

Për të ilustruar këtë, më lejohet të sjell një fragment nga biseda mes disa anëtarëve të komisionit të veçantë, të ngritur nga Këshilli i Përgjithshëm i LPK-së në qershorin e vitit 1998, Naser Idrizi, Sejdi Gega dhe përgjegjësit të sektorit, Xhavit Halitit, ku është i pranishëm edhe Ramiz Lladrovci, i dërguar i organizatës dhe bashkëdrejtues i Fondit “Vendlindja thërret”në Shqipëri.

*Komisioni: Çfarë ishin lidhjet në mes të Këshillit të Përgjithshëm dhe sektorit të veçantë?*

*Xhavit Haliti: Këshilli i Përgjithshëm i LPK-së nuk ka qenë absolutisht kompetent me u marrë me çështjen e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës. Sepse kompetencat për UÇK-në i ka pas vetëm kryesia, në bazë të marrëveshjes që është bërë, me idenë që të mbahen gjërat sekret, që veprimet të kryhen perfekt dhe vendimet të merren në kryesi dhe të mos dalin në Këshillin e Përgjithshëm.*

*Komisioni: Këtu është fjala jo për Këshillin e Përgjithshëm, por për kryesinë, për lidhjet që keni pasur.*

*Xhavit Haliti: Kanë qenë lidhje normale pune, por edhe brenda kryesisë kurrë nuk na është kërkuar që të dihet më shumë se sa ka qenë e nevojshme. Unë kam pas detyrim edhe nga kryesia e KP brenda vendit, në Kosovë, si i ngarkuar nga Komiteti Drejtues i OMLK-së për të krijuar lëvizjen guerile në Kosovë. Kjo ka qenë kompetenca ime dhe e sektorit të veçantë, pra sektorit ushtarak, edhe nuk kisha punuar pa pas kompetencën me u mbajt sekreti dhe kuptohet që shumë gjëra i kam mbajtur të mbyllura, i mbaj edhe sot, dhe, nëse nuk çlirohet Kosova, (mos të harrojmë se deklarata është bërë në qershor 1998 – shënim i autorit) do t'i marr në varr me vete; jo pse nuk u besoj shokëve, por, sepse dikur kemi pasur raste kur është dashur të hapen disa marrëveshje në kryesi, në ndonjë rast jo vetëm që kanë dal jashtë saj, por edhe jashtë anëtarësisë së LPK-së. Dhe për atë unë jam kategorik, jam unë apo nuk jam unë në sektorin e veçantë, kushdo që merret me këtë punë jashtë grupit të ngushtë, gjërat nuk duhet të dalin. Nëse gjërat dalin, unë jap llogari për tradhti. Rregulloren e kemi të përpiktë, për dekonspiracion dhe për tradhti jap llogari, për gabime, mbaj përgjegjësi. Sekretet, ai që nuk i ruan në këtë situatë, për mua është tradhtar. Mekanizmi që është ndërtuar, në sistem, është mekanizëm shumë i përsosur...*

Guacka, e cila ka mbështjell në veten e saj sekretin e luftës, sipas analizës që është bërë në qershorin e vitit 1998, përgjithësisht ka qenë e ngritur në një strukturë të saktë. Përvijimet që janë krijuar më vonë, përdallimet dhe të çarat, nuk kanë të bëjnë në thelbin e tyre me ndërtimin e strukturës. Më shumë se gjithçka tjetër, ata janë përjashtime nga e përgjithshmja, kanë të bëjnë me natyrën dhe

karakteret njerëzore, afërsitë dhe dobësitë, ajo gjë e veçantë që mund të krijohet në një lëvizje ilegale, ku mungesa e kontaktit dhe fshehtësia krijojnë mjedisin e bulimit të gjërave që janë krejtësisht të paparashikuara dhe jashtë sistemit. Në brendësinë e "guackës"ilegale fshehtësia ka qenë më shumë se jetike, nganjëherë ajo ka shkuar deri në atë që mund të quhet e pakuptueshme për sot, mirëpo, në një mënyrë ose në një tjetër, kjo ka qenë e domosdoshme.

Tre shembuj:

Qerim Kelmendi është njëri ndër pjesëtarët e hershëm të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, ashtu si edhe i vëllai i tij, Ibrahimi, është pjesëtar i hershëm i lëvizjeve ilegale dhe i zgjedhur në Këshillin e Përgjithshëm të LPK-së. Megjithatë, anëtarësimi i Qerimit në UÇK është bërë fakt i njohur nga vëllai i tij vetëm pas plagosjes dhe arrestimeve që janë bërë në familjen e tyre, për shkak të dokumenteve të gjetura në vendin e aksionit. Më përpara askush nuk kishte njohuri.

Në materialin prej 23 faqesh "Si i kuptoj unë punët", paraqitur në Mbledhjen e Këshillit të Përgjithshëm të LPK-së dega jashtë vendit, 9 maj 1998, Ibrahim Kelmendi, do të nënvizonte se "po mbushen gati dy vite që kur kam kuptuar se edhe Qerimi, vëllai im më i vogël, është pjesëtar i UÇK-së. Dhe këtë munda ta marr vesh vetëm përmes pasojave që i ndodhën familjes sonë, sidomos nënës, motrës dhe ca djemve të xhaxhallarëve. Unë nuk e dija se Qerimi ishte plagosur..."

Xhavit Hoxha, po ashtu i zgjedhur në organet e larta drejtuese të Këshillit të Përgjithshëm të LPK-së, ish i burgosur politik nga struktura e njohur tashmë si "Komiteti i Deçanit", është njohur me faktin se vëllai i tij, Edmond Hoxha, ka qenë pjesëtar i hershëm i Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, vetëm pas 31 janarit të vitit 1997, pra vetëm pas rënies së tij. Ndoshta mund të mendohet se mes tyre ka qenë edhe largësia gjeografike, mirëpo, edhe në radhët e organizuara, me përjashtim të pak vetëve, kjo nuk ka qenë e njohur.

Adrian Krasniqi është njëri nga dy shokët, që ka udhëtuar së bashku me Zahir Pajazitin, në kthimin e fundit të tij nga Shqipëria. Çfarë ndodh me të në momentin kur ai dëgjon se janë vrarë tre "terroristë", mes të cilëve edhe Zahir Pajaziti, një emër nuk i thotë asgjë?

Le të kthehem tek një kujtim i kohës:

*Së bashku me Adrianin, natën e 31 janarit 1997, ishim tek familja e Sylë Kadriut. Nuk e mbaj mend a e kishim pas përfunduar darkën, apo akoma e zonja e shtëpisë, nëna Gjykë, që ishte nëna jonë e dytë, akoma nuk e kishte shtruar sofrën. Po fillonin lajmet e orës 19 e 30 minuta. Gjithçka ndryshoi në ato çaste. Lajmi i komentatorit të RTP të Prishtinës: "Sot në fshatin Pestovë vriten tre terroristë të rrezikshëm, mes të cilëve ishte edhe Zahir Pajaziti, antar i Shtabit Qendror të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës..."Menjëherë gjithçka që kisha brenda trupit u shpërbë. M'u duk sikur gjithë trupin ma ndau në dysh ky lajm i kobshëm. Filloi të më dridhet trupi dhe nënë Gjyka më solli ujë të ftohtë. Për disa momente nuk e di se çfarë ka ndodhur me mua. Më sollën hapa qetësues, të cilat nënë Gjyka i përdorte nga gushti i vitit 1991, kur i ishte ndarë nga jeta, aksidentalisht, duke u stërvitur me armë, djali i saj Arbeni, që ishte shok i imi dhe i Adrianit. Edhe Adriani, pasi erdha në vete, e pashë që ishte çrregulluar. Kur i thashë se Zahiri nuk është askush tjetër veçse "Ismeti", atëherë filloi të qajë me lot. Vetëm atëherë, megjithëse kishim qëndruar bukur gjatë bashkë me njeri tjetrin, ai kishte ditë vetëm emrin "Ismet". Kjo kishte qenë e mjaftueshme. Emri i vërtet i Zahirit po mësohej nga njëri prej bashkëpunëtorëve të tij të ngushtë vetëm në çastet e para të përjetësisë.*

Vazhdoj të mendoj se kjo rrjedhë e guaskëzimit të sekretit ka qenë tepër e dobishme. Në fund të fundit, jam krejt dakord me mendimin e dhënë nga Xhavit Haliti, në bisedën e zhvilluar me të në qershor 1998 se *"për mua ka qenë e rëndësishme që, në linjën time nuk kam pasur asnjë dështim deri tani, për mua kjo është me rëndësi, ndërsa se a duhet të dijë gjithë anëtarësia e LPK-së, apo edhe vetë Këshilli i Përgjithshëm, nuk ka qenë e rëndësishme".*

Tani është koha e një konkluzioni të parë: problemet e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës kanë qenë "tabu", pra pjesë e mbyllur edhe për të zgjedhurit në forumin më të lartë të organizatës që e themeloi atë; pra kanë qenë "tabu"edhe për anëtarët e Këshillit të Përgjithshëm të LPK-së, pa folur për anëtarët e thjeshtë të organizatës. Në shumë raste, problemet specifike, të dhënat e veçanta, kanë qenë të mbyllura edhe për anëtarët e kryesisë.

Kjo ka qenë e njohur, si e tillë, deri në 31 janar. Para kësaj date, disa javë përpara, a ka diçka e cila ka ndryshuar? Ajo që ndryshoi, a ishte një ndër fillet që çoi në ngjarjen e 31 janarit? Apo ndryshimi ka pasur lidhje me zhvillime të tjera.

Dhe, pasi bëmë këtë rikthim, për të qenë të sigurt në hedhjen e mëtejshme të hapave të tjerë, le të vazhdojmë më tej.

## RIKTHIMI I ZAHIRIT NË KOSOVË

Zahiri, i trazuar për arrestimet që po ndodhnin në Kosovë, dhe veçanërisht duke pasur drojën se mos këto arrestime po preknin rrjedhat e UÇK-së, pra mos kishte filluar goditja e radhëve të organizuara, mendon se koha e qëndrimit në Tiranë ka përfunduar. Gjithçka do të duhej të rikthehej aty ku ishte nisur. I duken të gjata ditët, përsëri i duken orët e dyfishta, ka ende makthin e rrjedhës së ngjarjeve. Megjithëse e kishte menduar më gjatë qëndrimin në Shqipëri, megjithëse ende nuk kishte siguruar thuajse asgjë dhe trishtimi ishte tek ai i pranishëm, ai kishte filluar të mendonte rikthimin e afërt. Në njërën nga këto ditë ai i drejtohet Adrian Krasniqit:

*– Në qoftë se unë dhe Dema do të kthehemi në Kosovë, do të vish edhe ti me ne, Adrian? A je i gatshëm, edhe një herë, t'i lesh të gjitha dhe të ecim, pra të lësh edhe nusen?*

*– Pse jo, nëse është për me u nisë, do të nisemi.*

*– Mendoju mirë, ti je ilegal, ashtu si Dema, e rruga për në Kosovë është me rreziqe, është e lodhshme.*

*– Adriani është shok i imi, edhe për gatishmëri dhe për përgatitje fizike ma kalon mua – ndërhyri Dema.*

*– Unë e dua një "po"të Adrianit, por një "po"pa asnjë pishman. Ia di punët dhe ia njoh frytet, por kësaj radhe është ndryshe.*

*– Mos u ngut, i tha Dema. Ka kohë për me u kthye në Kosovë. Kemi*

*thënë se do të rrimë dy-tre muaj dhe nuk kanë shkuar as pak javë. Adriani e di vetë se si do të vendosë, e di më mirë se unë.*

Zahiri kur dëgjoi përgjigjen e Demës dhe mendimin se *"ka kohë për t'u kthyer",* nuk u përmbajt më tej e tha prerë:

*– Kush donë me ardhë me mua, le të bëhet gati, se unë do të nisem sa më shpejt në Kosovë.*

*– Nuk kemi pse të ngutemi, i tha përsëri Dema. Edhe situata është e shkapërderdhur. E sheh se i kanë rënë në erë LKÇK-së dhe kanë filluar arrestimet. Ndoshta i kanë rënë në erë edhe UÇK-së, ku i dihet, më mirë të presim.*

*– Or djalë i mbarë, pikërisht pse situata ka filluar të rëndohet, unë duhet t'u gjendem shokëve pranë.*

*– Shiko, - i tha përsëri "Dema",- unë dhe Adriani jemi në listën e të kërkuarve, kështu që në këtë situatë shokëve mund të ju bëhemi barrë.*

*– Ju vendosni si të ua marrë mendja, unë e kam vendosur, si me vdekë, me u nisë për në Kosovë.*

*– Po, të presim edhe ndonjë ditë, marrim informacion më shumë e pastaj vendosim.*

*– Jo or mik, unë ju duhem shokëve në këto orë të vështira, dhe nesër, më së largu pasnesër, nisemi. Bile ti Demë, po të duash, shko për shërim në Gjermani, e kur të bëhesh më mirë, kthehesh ngadalë.*

*– Nuk e kam situatën e keqe. Nëse shkon ti, ne vijmë me ty.*

U morën vesh për të gjetur një zgjidhje të afërt. Adrian Krasniqi kishte në Tiranë një të afërm të gjakut të tij. Ky ishte Agim Tafa, njëri nga katër djemtë e Tafë Mahmutit, të familjes së Sylërexhve të Vranocit të Pejës, të cilët e kishin lëshuar Vranocin në kohën e Rankoviqit dhe kishin ndërtuar jetën në Tropojë. Thonë mirë se gjaku nuk bëhet ujë, jo rrallë lidhjet e gjakut kanë qenë tejet të qëndrueshme, edhe pse kishin mes vetes brezni të ndryshme.

Ishte 19 janar 1997. Ky do të ishte udhëtimi i fundit i Zahirit nga Shqipëria në drejtim të Kosovës. Para tij ishin më pak se dy javë jetë, saktësisht do të ishin vetëm 12 ditë. Ajo që kishte shkuar, kishte përgatitur njëkohësisht edhe vazhdimin e 12 ditëve. Nuk do të ishte një rastësi që edhe këto do të ishin njëlloj të dinjitetshme si pjesa e shkuar. Nuk kishte se si të ndodhte ndryshe.

19 janari do të mbahet mend si një ditë me mjegull të jashtëzakonshme. Ajo kishte rënë gjithandej, mbi fillesat e maleve, në shpatinat përreth, ishte kacavarur pemëve të ngrira, që nga bryma, dukeshin krejt të bardha, si hoje të zgjatura deri poshtë tokës, në fund të fundit e bënte gjithçka fantazmagorike. Temperatura natën zbriste deri në minus 15 gradë. Dita, aq e shkurtër, nuk kishte kohë as të fillonte shkrirjet e hojeve të akujve që vareshin gjithandej. Çdo gjë mund të mendohej, por që të kapërceje malet, kjo do të ishte e papërfytyrshme. Megjithatë, po ndodhte.

Nga Tirana dhe deri në rrugën për te Prifqi, deri afër fillimit të Anëmalit, i përcolli Agim Tafa, me makinën e tij. Aty u ndanë me të. Ai mori rrugën e kthimit, tre burrat morën rrugën e Kosovës. Ky ishte njeriu i fundit me të cilin Zahiri do të ndahej në Shqipëri. Ishte një njeri i besës, familja e të cilit do i shërbente krejtësisht UÇK-së.

Mjegulla e paimagjinueshme vështirësonte gjithçka. Ishin mbyllur shtigjet. Një natë e zezë, e ftohtë, tmerrësisht e rëndueshme mbi supet e njerëzve. Dy orë e gjysmë kaluan vetëm duke kërkuar fillin e rrugës. Për Zahirin dhe Demën kjo ishte hera e dytë që e bënin atë rrugë, për Adrianin ishte hera e parë. Gjithnjë kishin ndjekur shtigje të tjera, këtij radhe do të ishte ndryshe.

*"Ka qenë mjegull aq e dendur, saqë vetëm Zahiri ka mundur me e gjetë rrugën. Paramendoje se çfarë mjegulle ka qenë. Përmbi malet e Shishmanit, tek Livadhet e Bokës së Shishmanit, plaku i Shishmanit, që kishte dalë me na pritë se bashku me Ilir Konushevcin, Hakif Zejnullahun dhe Shaipin, e kanë ndezë zjarrin, si ndizet një zjarr i madh, si për 1 maj; edhe ne aty afër kemi kalue e nuk kemi mundur me e pa flakën e zjarrit. Jemi futë diku në fillim të malit të Shqipërisë në orën 19 ose në orën 20, e në Kosovë kemi mbërri të nesërmen natën. Plaku i Shishmanit, Iliri, Hakifi dhe Shaipi ishin bërë merak për ne. Si kemi mbërrit tek shtëpia e bekuar e Plakut të Shishmanit, unë jam*

*shtri menjëherë me pushue, se nuk mundesha më, Adriani, i lodhur, mbahej për burrëri, ndërsa Zahiri, bashkë me Agronin, djalin e Plakut, që në atë kohë ishte në klasën e pestë ose të gjashtë të fillores, kanë shkuar në Gjakovë, dhe kanë marrë lidhjen me Hakifin dhe Ilirin"*– tregon Qerim Kelmendi, njëri nga tre udhëtarët e rrugëtimit të fundit të Zahirit nga Shqipëria në Kosovë.

Më 21 janar 1997 Zahiri do të hynte në Prishtinë. Më vete kishte edhe dy ilegalët e tjerë që asaj nate do të vendoseshin tek banesa e tij. Ishte një banesë me qira, që nuk i plotësonte as kushtet më të zakonshme të jetesës. Adrian Krasniqi e kishte natën e parë që bënte konak në Prishtinë. Që nga aksioni i ndërmarrë bashkë me Qerim Kelmendin në stacionin e Qollapekut, në fund të gushtit 1996, aksion në të cilën edhe është dekonspiruar së bashku me dy shokët e tjerë të aksionit, ai kishte shfrytëzuar linjat familjare dhe më pas ishte zhvendosur në Shqipëri. Është një periudhë e shkurtër kur ai fillon të duket rrugëve të Tiranës në shoqërimin e nuses së tij dhe dikush do të mendonte se "kaq e pat edhe puna e tij". Kishte qenë një ndërprerje e përkohshme, më shumë për të "dëshmuar"se nuk ka kohë për punë të tjera...

Që nga 21 janari Zahiri fillon takimet e përditshme me shokët e tij. Udhëton gjithë ditën dhe gjithë natën, për të mësuar çdo gjë që kishte ndodhur dhe që ishte duke ndodhë. Është një moment kur fillon të ndjejë se duhet bërë diçka, të tërheqë vëmendjen e strukturave të sigurimit serb në një drejtim tjetër, të mos ketë tkurrje dhe njëkohësisht të mos ketë thyerje. Janë ditët e takimeve të shkurtra, herë pas here të takimeve blic, edhe me Nait Hasanin, Sokol Bashotën, me Rexhep Selimin, Burim Marmullakun ("Dervishi"), por më shumë me shokët e tij të linjës së Llapit. Është një periudhë kur askush nuk e di se kur ka qenë me Selimin, kur ishte i pranishëm me Shaipin apo Ilirin, kur është takuar me Hakifin, si ka lëvizur me Ajetin, kur është gjendur me Isakun, çfarë lajmi ka marrë nga Remi, dhe sido që edhe pas kaq kohe mund të të duket e pabesueshme, fakt është se në dhjetë ditët e fundit të jetës së tij, ai është takuar pothuajse me të gjithë bashkëpunëtorët e ngushtë të linjës së tij të Llapit. Tek të gjithë ai ka skalitur pjesë të vetes, dhe kjo ka ndodhur krejt natyrshëm. Duket sikur, duke shpejtuar të ikë prej jetës, ai ka mbetur tek të gjithë.

Janë çaste kur komunikimi në relacionin Zahir–Nait–Sokol–Xheladin–Rexhep, herë pas here është i tensionuar, momentet janë vetë të tilla,

koha është vetë e ngutshme, është po ashtu një moment kur kërkon më shumë njerëz pranë vetes. Sikur të kishte parandjenjën e largimit, ai shpejton për t'i vënë gjërat në rregull, për të mos lënë, qoftë edhe në rastin ekstrem, asnjë çarje, nga e cila mund të rridhnin shumë gjëra. Duke qenë përgjithësisht njeri serioz dhe i fjalëve të pakta, në këto ditë ai bëhet edhe më i heshtur. Duke qenë njeri i veprimit, në këto ditë ai bëhet edhe më i lëvizshëm. Megjithëse ishte një kohë kur shumë kush do të kishte menduar ikjen ose largimin, nuk i shkon në mendje kjo gjë. I dëgjon debatet që zhvillohen mes shokëve të tij, herë pas here nuk e ka mendjen aty, ose duket ashtu, kur papritmas, krejt normalisht pyet: E përse nuk duhet të jetë edhe ai shok i yni në takimin tonë? Nuk e quan veten "të domosdoshëm", por i ruan shokët e tij si të tillë. Është momenti kur fillon e shikon, më shumë se asnjëherë tjetër, përtej vetes dhe kjo e bën atë edhe më njerëzor.

Ndërkohë, në cepin tjetër të qytetit dhe, herë pas here krejt afër tij, lëviz një figurë tjetër, Edmond Hoxha. Me të Zahiri do të ketë tri takime, njëra prej të cilave është vërejtur nga e motra, të dytën e dëshmon Ilir Kastrati, njëri nga miqtë e tij të ngushtë, i pranishëm në takim, dhe të tretin e dëshmon djali i plakut të Shishmanit, i cili ishte njëkohësisht edhe pjesëtar i linjës së Llapit. Edmond Hoxha në këtë kohë nuk është ende ilegal, ai përgatitet të jetë i tillë. E ka menduar prej kohe se do të mund të vijë një çast si ky, e ka provuar veten dhe ka arritur në përfundimin se mund ta përballojë. Janë ditët e tij të fundit si student, pra të jetës së zakonshme legale. Në momentet që do të fillojë kthesa drejt ilegalitetit, pra në momentet e para të ilegalitetit të tij, do të ndeshet në pritën e 31 janarit. Është nga ato momente, kur mes studentit legal dhe luftëtarit ilegal, qëndron një ditënatë, ose më saktë, thyerja e një ditënate, është padukshmërisht e vërteta e fillesës së përjetësisë së një njeriu, i cili, pabujshëm, mrekullisht i sinqertë, do të merrte mbi supet një barrë që do të ishte e vështirë të mbahej nga kushdo tjetër.

Edhe ai ka dyshimet e tij. Do të kthehemi edhe më pas në këto dyshime, por, gjithsesi, dyshimet e Edit nuk janë të përmasave që do të duhej të kishin strukturat e larta të luftës. Ai ka një shpërqendrim të dyshimit të tij, nga e vërteta se mos dikush e ka kërkuar në kullën e Junikut, dhe deri tek fakti se në radhët e studentëve kanë filluar arrestimet. Nuk ka qenë deri atëherë i përndjekur, e di fare mirë se mes tij dhe Hijes është ende një vijë ndarëse, por kjo vijë, është

njëkohësisht kaq e hollë, saqë nuk është aspak e çuditshme pse ajo mund të kthehet vrullshëm shpejt në një survejim të vërtetë. Ai i ka të gjitha “shanset”që të jetë i survejuar, duke filluar që nga gjeneza e fisit të tij e deri tek i vëllai Xhaviti, që nga lëvizjet e tij të shpeshta drejt Shqipërisë, sidomos drejt Durrësit, ku do të jenë njëkohësisht disa nga bazat e rëndësishme të luftës dhe përgjuesit e saj, e deri tek shfaqja lirisht e mendimit kryengritës. Shto këtu edhe faktin se javët e fundit ai do të kishte të bënte gjithnjë e më shumë me armët dhe lëvizjen e tyre– ishte shumë e lehtë të mendohet se, në mos në atë janar 1997, në një muaj tjetër, të shpejtë, të po atij viti, ndjekja dhe survejimi do të vinin.

Ishin net të ethshme. Arrestimet janë të kudoshme, secila derë mund të trokasë ose mund të shkyhet. Atëherë Zahiri vendos të hapë një “portë”tjetër, ashtu si ishte mësuar të hapë porta të tilla. Fillon punën për ekzekutimin e një inspektori famëkeq të shërbimit të sigurimit të fshehtë serb. Dy miqtë e tij, që janë në të njëjtin vend, Adrian Krasniqi dhe Qerim Kelmendi, i kërkojnë të bëhen pjesë e aksionit. Ngurron. Nuk ju thotë fillimisht as po e as jo. Ju thotë, duke qeshur, se “nuk ka vdekë Llapi e Gollaki”. Megjithatë e mendon idenë e të tjerëve. Ata janë të panjohur për tregun e Besianës, ku është menduar të bëhet aksioni. Nuk donte tashmë një aksion të fshehtë, gjuajtje nate, donte të bëhej gjithçka në pikë të ditës, në një vend të hapur, ku të dihej se nuk ishte shuar asgjë, dhe vendos për Tregun e Kafshëve, të Besianës. Përsërit prapë thënien e tij se “nuk ka vdekë Llapi e Gollaki”.

Megjithatë ai mendon më gjatë se kaq. E ndjen se tashmë nuk do të ishte e mjaftueshme vetëm një aksion, vetëm në një zonë. Nëse goditjet po bëhen kudo, atëherë duhet të kenë të njëjtën përgjigje. Është hera e parë që ai mendon të realizojë diçka më të madhe se zakonisht. I shkon mendja tek shokët e rinj në Vushtrri, pastaj mendimi i shkon tek Haradinajt në Dukagjin e tek Adem Jashari në Drenicë. Adem Jashari është ndër të paktët njerëz, të cilëve ai u bën vend në adhurimin e tij. Për Haradinajt ai ka dëgjuar prej shokëve të tij, është takuar një herë me Luanin dhe Ramushin, mirëpo ka bashkëpunëtor një njeri të afërm të tyre, Lahi Ibrahimin, gjithashtu anëtar i Shtabit të Përgjithshëm. Tani kërkon lidhje me shokët e tyre. Mendon po ashtu për njerëzit e Mehë Ukës, të cilin dikur e ka parë, e ka takuar, ka folur me të. Është vrarë në fundin e dhjetorit 1996. Ka pasur diçka mes tyre që nuk do të mund të spjegohej. Tjetrin, Adem Jasharin, nuk e ka parë asnjëherë. E kishte mit, ishte nisur gjithnjë drejt tij dhe nuk kishte arritur

kurrë. Kur e kishte ndjerë ndrydhjen e zemrës nga mungesa e takimit, i kishte dërguar një paketë cigare, si shenjë mitizimi. Ai e kishte çmuar gjithnjë atë aktin e thjeshtë të mikpritjes, kur i zoti i shtëpisë i hedh cigaret miqve të tij. Këtë kishte dashur të thoshte, megjithëse do e kishte pasur për nder, në gjithë jetën e tij, sikur të kishin shkëmbyer nga një cigare me atë burrë të madh. Gjithnjë kishte qëndruar diçka mes tyre. Ndoshta jo edhe aq shumë ilegaliteti, se sa një ndjenjë tjetër, të cilën ai nuk e kishte ditur, ose nuk kishte dashur të dinte se nga vinte. Tani gjithçka po përmbysej në fare pak ditë, marramendshëm shpejt. Edhe ai do të përmbyste rrjedhat. Nëse do të kishte në të njëjtën ditë disa aksione, në disa vende, mes të cilave të ishte edhe Drenica, kjo do të thoshte jashtëzakonisht shumë. E kishte bërë në mend të shkonte në të njëjtën ditë tek shokët e Mehë Ukës dhe tek Adem Jashari. Kjo do të ishte njëkohësisht edhe prishja e barrierave. Ndoshta, pikërisht në këtë përcaktim të udhëtimit të tij, do të mbështetej edhe pjesa e deklaratës serbe, pas ngjarjes së 31 janarit 1997, se “ishin nisur të shpërthenin tek bashkëmendimtarët e tyre në Drenicë”. (“Nedeljni Telegraf”, nr.37, 05.02.1997)

Mendon për të gjitha në fare pak kohë. E ndjen se ajo po i rrëshqet nga dora, por përsëri e di, ose është krejt i bindur, se nuk ka rrugë tjetër. Më 28 janar thërret në Prishtinë pjesëtarë të njësiteve të Pejës, të lidhur me linjën e Llapit, dhe i porosit që të përgatiten për aksion. Kërkon tashmë të dalë nga ajo që mund të quhej zona e tij. Vendos që në këtë aksion të jetë edhe Edmondi, jo si gur prove, por si shenjë saktësie. Si rrallë herë, ai kërkon nga vetja të jetë i shumëfishuar. I pari në komunën e Pejës që kishte vendosur kontakte me njësitë e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës ishte “Besniku”, i cili më pas, në mënyrë të natyrshme, por edhe organizative, së bashku me Adrian Krasniqin dhe Qerim Kelmendin, vendos lidhjet me Linjën e Llapit. Pikërisht disa nga pjesëtarët e njësiteve të Pejës, mes të cilëve edhe dy bashkëpunëtorët e tij të mësipërm, janë në takimin e 28 janarit.

Më 27 janar 1997 Zahiri shkon drejt Besianës. Kërkon të përgatitë gjithçka për atentatin që mendohej të bëhej. Iu thotë të tjerëve se “më shumë po studiojmë me shokët rrugët e tërheqjes, sepse, meqenëse aksioni do të bëhet ditën, nuk duhet të rrezikohet askush gjatë tërheqjes. E sidomos të mos rrezikoni ju, në e merrni pjesë në aksion, se nuk duam të mbetë kush në rrugë e të koritet Llapi e Gollaki”.

Më 27 janar 1997, pak pas mëngjesit, në shtëpinë ku strehoheshin dy ilegalë do të shkonte Xheladin Gashi (“Plaku”). Nga ajo bazë, para pak çasteve kishte dalë “Ismeti”.

Njëri nga dy ilegalët kujton:

*“Një ditë më herët se të arrestohet Naiti, vjen tek unë, tepër i trazuar, “plaku”Xheladin Gashi. U çudita kur e pashë, megjithëse ishte person i njohur dhe e dija se ky mbante lidhje të drejtpërdrejta me Sokol Bashotën. Me thënë të drejtën, mënyra se si trokiste në derë dhe në mur të banesës, më bezdisi, por edhe më frikoi. I zoti i shtëpisë, që na kishte lëshuar këtë si lloj shupe me qira, nuk ishte në shtëpi. Dola unë, me njëqind palë tutë. Kërcitjet ishin të forta. Hapa derën. Kur shoh një burrë të madh dhe të thinjur. E njoha. I them, se çka u ba. Më thotë a është aty, nuk e mbaj mend të më ketë thënë Sokoli a Mustafa, por jo, jo, fiks më tha “a është Mustafa”, pseudonimi i Sokolit. I thashë se ju i keni pejgjerat dhe si ju ka ndodhur që nuk jeni marrë vesh. “Plaku”nuk foli. Nuk e di pse kishte ardhë. “Ismeti”nuk ishte aty. Boll shumë ndërrova qehren nga frika, por edhe ai mbeti. Të nesërmen ndodhi arrestimi i Naitit”.*

Pra, shumëçka ka qenë në lëvizje ditët e fundit të janarit. Po të vëresh sot, atë që ka ndodhur në katër-pesë ditët e fundit të muajit, do të ndjehesh i habitur me gjithë ato që ka ndodhur, takimet e shumta, përpjekjet, rrugëtimet, ndonjë përplasje më shumë e lindur nga mosdashja, tensioni i krijuar, përsëri takimet e radhës, dyer që kërcasin, kontrolle të papritura, biseda të shkurtra telefonike dhe, më në fund, krejt papritmas, të vjen në mend një pyetje: Përse nuk është zbatuar porosia e Xhavit Halitit, dhënë sidomos për “Linjën e Llapit”që *“të gjithë të ikin nga të mundin, deri sa të qetësohet situata”?*

## A ISHTE INFORMUAR ZAHIR PAJAZITI PËR ARRESTIMIN E NAIT HASANIT?

Është bërë shpesh kjo pyetje, herë pas here me ngulm të veçantë, nëse kishte njohuri Zahir Pajaziti për arrestimin e Nait Hasanit, lidhjet e të cilëve ishin të afërta, sidomos pas takimit të tyre të parë, në dhjetorin e vitit 1995.

Siç dihet, Naiti është arrestuar tri ditë më parë se të ndodhte ngjarja e 31 janarit. Është arrestuar pak pas orës 16.00, dhe pothuajse në të njëjtën orë, në të cilën, tri ditë më pas, do të vriteshin Zahiri, Edmondi dhe Hakifi. Arrestimi i tij ka qenë i fshehtë për shumë vetë në Kosovë, ashtu si në javët e para, ka qenë i pa ditur edhe vendi se ku mbahej ai, me saktë, vendi se ku torturohej ai. Pyetja e bërë kësisoj, pra nëse kishte pasur apo jo dijeni Zahiri për arrestimin e Nait Hasanit, ka në vete edhe nënkuptimin tjetër se, në rast se ai do e dinte një gjë të tillë, me siguri që do të kishte marrë masa të tjera, do të ishte ruajtur më shumë dhe, ndoshta, do të kishte qenë mundësia e vazhdimit të luftës.

Për të bërë lajmërimin e Zahir Pajazitit kanë qenë dy mundësi; njëra brenda Kosovës dhe tjetra jashtë saj.

Brenda Kosovës ka qenë linja, përmes se cilës janë mbajtur kontaktet e zakonshme, me anë të së cilave janë përgatitur takimet, janë bërë mbledhjet, është vendosur komunikimi, etj. Lidhje të tilla zakonisht janë realizuar drejtpërdrejtë, me anë të pejgjerëve, lidhjeve telefonike ose me anë të të tretëve. Në fund të fundit është e njëjta linjë që u vendos me 30 janar 1997.

Jashtë Kosovës, lidhja ka qenë në linjën e sektorit të veçantë, që ishte pjesë e Shtabit Qendror të UÇK-së, dhe në këtë rast përmes Ali Ahmetit (“Abazit”), i cili këtë nuk do të mund ta bënte vetë drejtpërsëdrejti, por përmes linjës që ishte vendosur: Ismet Abdullahut.

Brenda Kosovës ka ekzistuar edhe kodi i fshehtë për rastet e jashtëzakonshme. Një kod i tillë ka qenë i përgatitur edhe për rastet e arrestimeve. Biseda do të zhvillohej në këtë mënyrë:

*– Shoku ynë është në spital, i sëmurë rëndë.*
*– Mos ka sëmundje infektive, ngjitëse.*
*– Po, atë sëmundje ka.*

Ky do të ishte kodi i lajmërimit për rastet e arrestimeve dhe, si do e shohim më pas, ky kod është përdorur në pasditen e 30 janarit edhe në bisedën mes Zahir Pajazitit dhe Bislim Zogaj.

Nga jashtë Kosovës nuk ka pasur ndonjë kod të veçantë, sidomos nuk

ka pasur ndonjë kod të veçantë me linjën e Llapit. Lidhjet, në këtë linjë, ishin perceptuar disi ndryshe, jashtë skemës së përgjithshme, ose më saktë nuk ekzistonte ndonjë skemë e përgatitur. Ajo duhej të kalonte disi më gjatë se zakonisht dhe ishte lidhja e vetme e deriatëhershme, nga jashtë Kosovës, që nuk kalonte përmes strukturave. Ajo do të ndiqte rrugën tjetër: përmes Ali Ahmetit do të kontaktohej Ismet Abdullahu, dhe si do të vazhdohej më tej, kjo nuk dihej.

Duke qenë se kishte dy linja, mundësia e lajmërimit dhe e komunikimeve ishte më e madhe. Teorikisht duhej të jetë kështu. Mirëpo nganjëherë ndodh edhe ndryshe: duke qenë se janë dy linja, secila prej tyre mund të mendojë se është vënë në funksion linja tjetër, që është më e efektshme. Po ashtu, edhe mundësia e dekonspirimit është në të njëjtën kohë dy herë më e pranishme.

Atëherë si shkoi lajmi i arrestimit të Nait Hasanit deri tek linja e Llapit, konkretisht deri tek Zahir Pajaziti dhe çfarë lidhje mund të kishte kjo me gjërat që do të ndodhnin më pas? A kishin, në fund të fundit, lidhje mes tyre, dhe, nëse çdo gjë do të kishte rrjedhur ndryshe, a do të ishte e mundur që të mos kishte fare një 31 janar, ashtu si erdhi?

Një pyetje e shtruar kështu ka në vete shumë domethënie. Megjithatë diçka do duhej përjashtuar menjëherë: duhet përjashtuar mundësia se mos nga torturat e tmerrshme, Nait Hasani mund të kishte nxjerrë shokët e tij të luftës. Që nga momenti i kidnapimit të Naitit, nga katër pjesëtarë të policisë sekrete serbe, para shtëpisë së tij, sulmit mbi të dhe deri në ditën e riardhjes në vete, kanë shkuar më shumë se dy javë, të cilat kanë qenë edhe ditë ankthi, pasi askush nuk e dinte se ku mund të ishte ai. Nga ana tjetër, Naiti do të dëshmonte, siç kishte dëshmuar edhe më parë se, në asnjë lloj gjendje, nga më të vështirat, ai nuk do të thyhej. Kjo do të ishte për shumë dekada njëra nga virtytet më të spikatura të pjesëtarëve të lëvizjeve ilegale. Ende nuk njihet asnjë lloj gjyqi politik në të cilin të arrestuarit e shumtë të kenë nëpërkëmbur njëri-tjetrin. Naiti do të ecte në këtë vazhdë dhe kjo për shumë kënd do të ishte më se e natyrshme.

Në përgjigjen e pyetjes, nëse kishte pasur dijeni Zahiri për arrestimin e Naitit, ka qëndrime të ndryshme dhe mendime të ndryshme.

Ata që kanë qenë jashtë Kosovës, por të lidhur ngushtë me ngjarjet

dhe përgatitjen e luftës në Kosovë, pohojnë se Zahiri nuk ka pasur dijeni, ose më saktë, se nuk ka pasur dijeni deri në pak orë para ngjarjes.

Ata që kanë qenë në Kosovë, me Zahirin, pohojnë se në dy ditët e fundit i ka ditur arrestimet që kanë ndodhur në Kosovë dhe mes tyre edhe arrestimin e një njeriu të veçantë dhe shumë të vyer. Nuk ka dhënë asnjë emër, por gjithçka i ka bërë shokët e tij të mendojnë, natyrisht më pas, se fjala kishte qenë për Naitin. Po ashtu, njëri nga njerëzit e afërm të Zahirit në atë kohë, me të cilin kishin bërë së bashku udhëtimin e fundit Kosovë-Shqipëri-Kosovë, në fundin e dhjetorit 1966 dhe kthimin në mesin e janarit 1997, Qerim Kelmendi (“Dema”), ka shënuar se në bazën ku ka qenë ai, i është dhënë urdhri të kalojë në ilegalitet më të thellë. Kërkesës së tij që “do të largohem pasi të jetë lajmëruar Zahiri për arrestimin e Naitit”, i janë përgjigjur se kjo punë është bërë tashmë. Këtë deklarim Dema e ka bërë me shkrim, më 10 maj 1998, në mbledhjen e jashtëzakonshme të Këshillit të Përgjithshëm dhe ekziston ende në arkivin e organizatës.

Megjithatë, e rëndësishme është të dihet e vërteta se kur, saktësisht dhe nga kush, e mori vesh Zahir Pajaziti arrestimin e Naitit. Njeriu që është dëshmues i kësaj të vërtete quhet Bislim Zogaj, asaj kohe anëtar i Shtabit Qendror të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, i arrestuar fill pas takimit me Zahirin, në orën 16.00, të 31 janarit 1997, dhe njeriu i fundit që është takuar me të.

Bislim Zogaj është njëra ndër figurat e para të luftës. Njeri, përgjithësisht i qetë, ka në pamjen e tij shfaqjen e njeriut të mirë, të devotshëm dhe është i tillë. Ka pasur një ecje jo të zakonshme drejt luftës deri sa është zgjedhur në strukturat e larta të saj, mirëpo, edhe pas kaq vitesh, nuk ngurron të pranojë të vërtetën se për të, edhe pse ishte njëlloj i zgjedhur, Naiti dhe Zahiri, ishin dy figurat që i adhuronte më shumë dhe që i kishte mbi gjithçka. Në një mënyrë ose në një tjetër, ai shikonte tek ata shëmbëlltyrën që duhej ndjekur. Naitin ai e ka njohur me emrin e tij të vërtetë, ndërsa Zahiri ka qenë i njohur për të me emrin “Ismet”. Me këtë emër Zahiri ka qenë i njohur edhe për të tjerët, pavarësisht se kanë qenë brenda së njëjtës strukturë, gjë që e pohon më pas edhe Rexhep Selimi.

Bislim Zogajn e kam takuar në dhjetorin e vitit 2006. Kemi biseduar

gjatë për ngjarjet e janarit të vitit 1997, fillesat e tij në UÇK, lidhjet me "Plakun", që ishte bërë si të thuash edhe nxitësi i tij kryesor, udhëtimet me Azem Sylën, lidhjet me Nait Hasanin etj. Më vjen keq që kërkesës sime për një intervistë më të gjatë, ai nuk iu përgjigj, megjithëse për këtë kishim rënë dakord. Dëshirën e tij, për të shkruar vetë, në një libër, të vërtetën për jetën e tij si pjesëtar i UÇK-së, unë e respektoj. Në sjelljen e dëshmisë së tij unë do të mbështetem në dy fakte: në bisedën e bërë së bashku dhe në intervistën që i ka dhënë Fehmi Pushkollit.

Pak a shumë tregimi i tij është ky:

*Më 30 janar 1997, dy ditë pas arrestimit të Naitit, jemi takuar së bashku, Xheladini, Sokoli dhe unë. (Nait Hasani ka qenë i njohur me emrin e tij të vërtetë tek Xheladin Gashi, Bislim Zogaj, Sokol Bashota dhe Rexhep Selimi, ndërsa për Zahirin, në strukturë është njohur si "Abazi", megjithëse ai e kishte zbuluar emrin e tij të saktë, përmes lidhjeve në Universitetin e Prishtinës – shënim i autorit) Kishin ndodhur shumë arrestime, mes tyre edhe arrestimi i Naitit. Nuk e kemi ditë nëse Zahiri kishte marrë informacion për arrestimin e Naitit. Atëherë kemi vendosë të ndryshojmë metodën e punës dhe të bëjmë një takim të posaçëm. Më kanë caktuar të komunikoj me Zahirin. E mora në telefon, më 30 janar, ka qenë ora 16.00 ose 16 e 30 minuta, dhe i thashë se "Abazi është i sëmurë rëndë". Më pyeti "Mos është me sëmundje ngjitëse?". Po, i thashë, edhe të rëndë bile". Më pyeti: "Po Dema si është?". I thashë se Dema (Qerim Kelmendi) është mirë. Atëherë e lamë, që para se të takoheshim, të flasim edhe një herë, ditën e nesërme, për me caktua vendin se ku me u takue. Të nesërmen e kam thirrë kah ora 9 dhe kemi lënë takim, po atë pasdite, në orën 16, tek stacioni i autobusëve në Prishtinë. Aty jemi takuar, takimi ka qenë shumë i shkurtër, as dy-tre minuta ose edhe më pak. E kam informuar për arrestimin e Naitit, kemi lënë mënyrën se si do të vazhdojmë lidhjet dhe ku mund të bëhet takimi i ardhshëm. Pas bisedës sonë telefonike të një dite më parë, ai e kishte kuptuar se kishte ndodhur arrestimi i Naitit. Ky ka qenë takimi im i fundit me të. Sapo jam ndarë me "Ismetin", mora rrugën në drejtimin e spitalit dhe kur kam vu re se po ndiqem, kam tentuar të kaloj rrugën shpejt, por..."*

Fakti ose e dhëna, se "Ismeti"po thërriste shpesh në telefonin e Naitit, nuk është cituar vetëm nga Bislim Zogaj, por edhe nga një material i

posaçëm, paraqitur nga Hashim Thaçi e Kadri Veseli dhe, më pas, edhe nga Azem Syla. Deri më tash nuk ka asnjë burim i cili të ketë cilësuar thirrjet e shpeshta telefonike të Zahirit në drejtim të Naitit. Të gjithë, deri tash, i janë referuar një burimi anonim, i cili si duket, ka qenë edhe burimi i vetëm i këtij informacioni.

Për takimin e datës 31 janar 1997 kanë qenë të informuar tre vetë: Bislim Zogaj, i cili do të takohej me të dhe që u arrestua, e më pas u dënua me 5 vite burgim; Sokol Bashota, dhe Xheladin Gashi, si anëtarë të Shtabit Qendror dhe koordinues të takimit. Nga linja e Llapit, duhet të mendohet se ka qenë në dijeni vetëm Hakifi, gjë që megjithatë nuk është e sigurt. Në takim Zahiri ka shkuar rreth 15 minuta përpara, për të verifikuar vendin dhe mundësinë e përgjimit, ishte i pashoqëruar, qoftë edhe nga larg, çka nuk ishte edhe aq e natyrshme për ato ditë.

Në linjat përkatëse, kur ende nuk dihej asgjë në Kosovë, ditën që është arrestuar Naiti, vetëm pak çaste më vonë, pra po atë pasdite, kjo është marrë vesh nga Xhavit Haliti, i cili ka dërguar mesazhin që të gjithë të ikin dikah, duke e pasur fjalën posaçërisht për Zahirin. Mundësia e Xhavit Halitit për të komunikuar me Zahirin ka qenë vetëm përmes lidhjeve në Zvicër.

Xhavit Haliti ishte informuar nga Azem Syla, i cili, siç dukej, ishte informuar nga Xheladin Gashi, që kishte qenë në të njëjtën pasdite me Nait Hasanin dhe të fejuarën e tij, tani bashkëshortja, Fatmire Zogu. Pas drekimit në lokalin “Fjala”në Prishtinë, Xheladini kishte shkuar në banesën e Naitit për ta pritur atë, ndërsa Naiti në lagjen “Dardania”për të përcjellë Fatmiren deri tek banesa e saj, ku do të merrte disa gjëra. Gjatë kësaj pritjeje vjen edhe kidnapimi e zhdukja e përkohshme e Naitit në burgjet serbe. Xhelasini mëson për zhdukjen dhe, siç duket, e ka lajmëruar Azem Sylën, përmes të cilit, lajmi shkon tek Xhavit Haliti, drejtues i sektorit të veçantë të Lëvizjes Popullore të Kosovës.

Mundësia për të komunikuar me Zahirin, ose më saktë, njëra nga mundësitë, ka qenë Zvicra. Kjo, përmes lidhjes që kishte lënë aty Zahir Pajaziti. *“Unë e kam dërguar informatën tek njeriu i lidhur me të, Ismet Abdullahu, thotë Xhavit Haliti, por me sa kam marrë vesh, informata nuk ka shkuar në vendin përkatës”.*

Xhavit Haliti ka bërë edhe lajmërimin e Ali Ahmetit, i cili ka pasur lidhjet e dyanshme me Zahirin. Në bisedën e zhvilluar me A.Ahmetin, në vitin 1998, kur ishte ngritur Komisioni i posaçëm për verifikimin e ngjarjes, është thënë nga ai se, *"nga ana ime është bërë lajmërimi i Ismet Abdullahit dhe i shokëve të tjerë, dhe kam pasur edhe atëherë mendimin se informata duhej të kishte shkuar tek Zahiri. Ngjarjet ndodhën pastaj shumë shpejt dhe nuk u arrit te kontaktohej më me të".*

Xhavit Haliti:
*"Kur është arrestuar Naiti dhe një pjesë e shokëve, katër orë pas arrestimeve jam informuar, meqenëse kam qenë drejtues i sektorit të veçantë. Me shokët e Llapit ne kemi pas divergjenca rreth futjes së Ismet Avdullahut në këto çështje. Zahiri ka qenë trim, ai ka bërë punë të mira, por ka qenë edhe i dekonspiruar. Në orën shtatë ose tetë të darkës jam informuar që është burgosë Nait Hasani. Dhe është kërkuar prej meje që të njoftoj "Abazin"(Ali Ahmetin) dhe përmes lidhjes që kishte në Zvicër Zahiri, ta njoftonim edhe atë. Unë e kam njoftuar Abazin dhe në të njëjtën kohë kam folur edhe me Azem Sylën për çfarë kisha bërë".* (Shënime nga biseda me Xh.Halitin e Komisionit të Posaçëm të LPK-së, ngritur për këtë qëllim).

Ndërsa Azem Syla, në bisedë me të njëjtin komision të posaçëm, ka nënvizuar se *"...ndodhi arrestimi i Naitit. Pas dy orëve, nga Prishtina, jam njoftuar unë se është arrestuar Nait Hasani, dhe menjëherë kam porositur që të lajmërohen të gjithë shokët, sido që të jetë e mundur, dhe sidomos kam porositur për linjën e Llapit, se shokët e tjerë, përmes lidhjeve të tjera, kanë pas mundësi të lajmërohen, kurse linja e Llapit ka mbajtur lidhje të drejtpërdrejta me shokët në Zvicër, Abazin (Ali Ahmetin) dhe Ismet Abdullahun. Pra, unë jam njoftuar për dy orë, e kam thirrë Zekën, i kam thënë që të bisedojë me Abazin dhe të lajmërojnë "Ismetin"(pseudonimi i Zahirit). Më vonë kam pyetur se "a janë mirë shokët", pra a janë lajmëruar shokët. Më kanë thënë se janë mirë, mirëpo kam dyshuar prapë, se më erdhi informata se Zahiri ka disa ditë që po e kërkon në telefon Naitin dhe ky i fundit nuk i përgjigjet. Po e thërrasin e nuk ka lidhje. Këtu edhe mund të dyshoj, se kjo ka qenë edhe një ndër shkaqet e tjera që ka ra në sy Zahiri nga UDB-ja dhe pastaj janë bërë përcjelljet, deri tek vrasja".*

Në të vërtetë, dëshmia e thirrjeve telefonike të Zahirit në numrin e Naitit

nuk është vetëm nga Azem Syla. Si e cilësova, ajo është thënë edhe nga Hashim Thaçi dhe Kadri Veseli në materialin e paraqitur në maj 1998.

Megjithatë, për saktësim, mundësia kohore e thirrjeve të Zahirit, nuk ka qenë disa ditore. Për vetë shtjellimin e ngjarjeve ato kanë një kufi maksimal prej dy ditësh, saktësisht që nga ora 16 e 30 minuta e datës 28 janar 1997, kur arrestohet Nait Hasani, deri në orën 16 ose 16 e 30 minuta të datës 30 janar 1997, kur Zahiri do të marrë lajmin e arrestimit të Naitit. Në këto dy ditë, gjithçka rreth Zahirit ka qenë thuajse e shurdhuar, kontaktet me të, nga anëtarët e tjerë të Shtabit Qendror janë ndërprerë,megjithëse në atë kohë ai ndodhej në Prishtinë dhe në mbrëmjen e 29 janarit do të takohej me Edmond Hoxhën, në një lokal tek “Qafa”në Prishtinë. Mirëpo, më 29 janar 1997, asnjëri nga anëtarët e tjerë të Shtabit Qendror nuk ndodheshin në Prishtinë. Ku ndodheshin ata? Rexhep Selimi ishte në Prekaz, Bislim Zogaj dhe Xheladin Gashi ndodheshin në Komoran, ku edhe banonin, Lahi Ibrahim në Dukagjin, ndërsa Sokol Bashota tek miqtë e tij, saktësisht tek Enver Murmullaku.

Edhe nëse e pranojmë si të saktë dhe të vetme dëshminë e dhënë nga Azem Syla, atëherë ajo të çon në pyetjen: përse është përcjellë në dy ditët e fundit Zahir Pajaziti? Por nuk e bën po ashtu të qartë faktin tjetër, se nga e dinte policia e fshehtë serbe rolin, pozicionin dhe aksionet e ndërmarra nga Zahiri. Sepse, nëse Zahiri ka thirr një ose dy ditë radhas në telefonin e Naitit dhe nuk ka marrë përgjigje, do të ishte larg mendësh se përmes këtyre thirrjeve pa përgjigje, të jenë zbuluar ato që u dhanë në komunikatën e posaçme të Ministrisë së Punëve të Brendshme të Serbisë.

Duke qenë ndoshta njëri nga shkaqet e ndjekjes, nuk është edhe i vetmi, kur për më tepër, sipas mjaft dëshmive, Zahiri ka përdorur rallë dy herë të njëjtin numër telefoni për lidhjet me shokët e lëvizjes ilegale. Nga ana tjetër, në banesën e Zahirit ka qenë i vendosur një numër telefoni fiks, i cili, në një mënyrë ose në një tjetër, është ditur nga anëtarët e tjerë të Shtabit Qendror, ose nga njerëz të lidhur ngushtë me strukturat e këtij shtabi.

Kështu që, sado i drejtë që është konstatimi i A.Sylës, përsëri ndjekja ka qenë më e hershme. Por ajo që është e dukshme, qëndron në faktin se anëtarët e sektorit të veçantë të LPK-së, që ishin njëkohësisht edhe

anëtarë të Shtabit të Përgjithshëm të UÇK-së, porsa kanë marrë lajmin e arrestimit të Naitit, kanë vënë në lëvizje të gjithë ata mekanizma që mendonin se do të ishin të vlefshëm. Në një mënyrë ose në një tjetër, linja e sektorit të posaçëm jashtë Kosovës, deri në atë cak që e kishte të mundshme, ka vënë në veprim strukturën e saj, dhe në këtë rast, megjithëse nuk e kishin dëshiruar, struktura e tyre shkonte deri tek njeriu i Zahirit në Zvicër, Ismet Abdullahu.

Linja jashtë Kosovës ka pasur këtë rrjedhje: Informimi i parë, Xheladin Gashi, njeriu i parë në strukturat e luftës që mëson arrestimin, pastaj Azem Syla – Xhavit Haliti – Ali Ahmeti – Ismet Abdullahu (njeriu i Zahirit, jashtë strukturave të luftës) dhe nga ky i fundit në Kosovë, në një adresë të paditur për të tjerët. Sipas dëshmive, deri tek Ismet Abdullahu linja ka funksionuar, më tej asgjë nuk ka qenë e verifikueshme.

Pra, në linjën jashtë Kosovës, për të arritur lajmi tek Zahiri është dashur të kalojë, më së paku, përmes 6 kanaleve, ose përmes 6 stacione të dy linjave, të dy kanaleve të ndryshme. Rrugë e gjatë. Në pasditet e fundit të janarit 1997 kjo rrugë do të ishte edhe më e gjatë se zakonisht.

Në ditën e 31 janarit 1997, rreth orës dymbëdhjetë, në takimin e tij të fundit me shokët, sipas dëshmisë së Isak Shabanit, i gjykuar dhe dënuar më pas me dhjetë vite burgim, në të njëjtin gjykim me Nait Hasanin, Zahiri i informoi se *“ishte burgosur një shok i tij me shumë rëndësi, por nuk besoj se do të rrezikohemi, pasi është një njeri shumë i vendosur”*.

Pastaj ai urdhëroi disa nga shokët e tij, mes të cilëve edhe Ilir Konushevcin, të cilët kishin marrë pjesë në atentatin e organizuar ndaj rektorit të dhunshëm serb të Universitetit të Prishtinës, që të kalonin në ilegalitet të thellë, të paktën për disa kohë. Ai shkon edhe më tej se kaq, duke u caktuar edhe disa nga bazat ku do të strehoheshin. Nuk duhet harruar se është data 31 janar dhe kishte tashmë shumë ditë që kishte filluar vala e madhe e arrestimeve.

Pra, për të gjithë pjesëtarët e Grupit Operativ të Llapit, sidomos të njësiteve të saj në Prishtinë, posaçërisht të njësitit “Kobra”, ishte e qartë se ngjarjet po zhvilloheshin me shpejtësi dramatike dhe se ishin

para një goditje të ndjeshme të pushtetit serb. Ajo që nuk pritej, sepse kishte qenë e pabesueshme, do të qëndronte në vrasjen e Zahirit. Pa asnjë dyshim, në vetëdijen e tyre, Zahiri kishte qenë i paprekshëm.

Ndërsa Edmond Hoxha ka ditur për arrestimet masive që po ndodhnin, sidomos në radhët e lëvizjes studentore. Duke qenë vetë student, për më tepër i organizuar në lëvizjen ilegale, ai ka ditur më shumë se kaq. Edmondi, sipas dëshmisë së motrës së tij, ka ditur dhe e ka pritur se fushata e arrestimeve do të shtrihet më tej në lëvizjen studentore. Ka ndjerë rrezikun e arrestimit të tij, është përpjekur të shoshitë dhe të marrë informata për gjendjen e krijuar në Junik dhe në Prishtinë. Në të njëjtën kohë ka qenë i vetëdijshëm se mund t'i ndodhte të vritej.

Më 24 janar 1997, paradite, Edmond Hoxha thërret ne telefon tek tezakja e tij, Safete Hadërgjonaj, që ishte e lidhur ngushtë me lëvizjet ilegale. E porosit t'i thotë Beqës që të shkojë në Junik për të marrë vesh se mos ka pasur kontrolle policore në shtëpinë e tij. I thotë se ata të shtëpisë nuk duhet të dinë gjë rreth kësaj çështje, por as nuk duhet të dinë se kush e ka dërguar Beqën atje, sepse do të frikësohen. Të nesërmen, më 25 janar, ai telefon përsëri, dhe pasi informohet se në shtëpinë e tij nuk ka asgjë të re, pra nuk ka pasur kontrolle policore, ndjen një farë lehtësimi. Kjo është telefonata e fundit me Safete Hadergjonajn, por edhe e dhëna e parë e mendimit të tij për çfarë mund të ndodhte.

E dhëna tjetër vjen nga e motra, Lumja, dhe është më e afërt në kohë me ditën e betejës së tyre të 31 janarit. Kjo ndodh një ditë përpara, më 30 janar, afërsisht njëzet e katër orë para vrasjes.

Në orën 16 e 30 minuta të 30 janarit 1997, Edi shkoi në shtëpinë e motrës së tij. (Rastësisht është e njëjta kohë kur Zahir Pajaziti merr telefonatën e parë nga Bislim Zogaj – shënim i autorit).

*Ajo kujton:*
*"Filluam të pimë çaj dhe Edi foli si me vete: "Rrezik është".*
*– E pse po thue ashtu?*
*– Ah Lume, situata është e vështirë, i kanë burgosur disa djem dhe mund të burgosin të tjerë. Pastaj iu drejtua Nevruzit (dhëndrit – shënim i autorit), duke u ruajt prej meje se mos e dëgjoj se a m'i mban dy shokë për disa ditë, pasi duhet të ruhen.*

*Ky reagoi më të madhe: "Pashë zotin mor Edi, jo dy, por sa të zënë kjo shtëpi, i mbaj", dhe e drodhën fjalën që të mos kuptoja unë".*

Shqetësimi i tij ka qenë i natyrshëm: ai ka ndjerë goditjen, por njëkohësisht ka menduar edhe për kundërgoditjen. Duke qenë pjesë e luftës, këtë kundërgoditje ai mund ta bënte vetëm përmes luftës. Një gjë të tillë ata kishin vendosur ta bënin në mbrëmjen e 4 shkurtit 1977, ditën e martë, në disa pika të Kosovës. Fillimisht ishte menduar për organizimin e aksioneve, në disa pika njëherësh, më 2 shkurt, ditën e diel. Fjalët e fundit, që Edmond Hoxha i ka thënë para se të ndahej motrës së tij, të enjten e 30 janarit, rreth orës 19, janë krejtësisht të sakta: "Lume ke me ja ndie krismën në këto dy ditë, por mbylle derën se po bën ftohtë e mërdhet". Ishte pragu i ndarjes së tyre, ai ishte duke zbritur shkallëve, duke shikuar pas dhe duke çuar dorën lart si përshëndetje. I tillë ka mbetur ai në kujtesën e motrës së tij. Nuk besoj se mund të ketë kujtesë më të bukur.

Hakif Zejnullahu, po ashtu, ka ditur për arrestimet. Si njeriu që zëvendësonte Zahirin, kur ai nuk ishte në Kosovë, dhe që kishte qenë ndër drejtuesit kryesorë në atentatin ndaj rektorit serb të Universitetit të Prishtinës, ultranacionalistit Papoviq, Hakifi e dinte po ashtu se vala goditëse e policisë serbe mund të vinte deri tek ai, pasi, në një mënyrë ose në një tjetër, makina që kishte shërbyer për atentatin ishte e lidhur me njerëzit e grupit ilegal të Prishtinës, sidomos me Ilir Konushevcin.

Faktet e mëvonshme do të tregonin se ai kishte pasur të drejtë, por jo për kohën kur kishte filluar survejimi i tyre. Fotografitë që ju treguan Nait Hasanit, kur ishte i arrestuar, të cilat ishin të realizuara me teleobjektiv, në vende të ndryshme, zakonisht brenda Prishtinës, në rrugët apo në lokalet e saj, do të dëshmonin se ndjekja kishte qenë më e hershme se janari i vitit 1997. Të paktën disa muaj më e hershme.

Lidhur me faktin, nëse kanë pasur dijeni apo jo, se më 28 janar është arrestuar Nait Hasani, është prononcuar edhe Xhavit Hoxha, vëllai i Edmondit. Prononcimi i tij është bërë në Mbledhjen e Këshillit të Përgjithshëm të LPK-së, dega jashtë vendit, 10 maj 1998, kur, së bashku me këtë çështje, janë ngritur edhe probleme të tjera të mprehta.

Xhavit Hoxha:

*Këta të tre janë anëtarë të UÇK-së, që dikur kam thënë "ishalla më bën zoti e i njoh".* (Në mbledhjen e Këshillit të Përgjithshëm merrnin pjesë edhe Hashim Thaçi, Kadri Veseli dhe Qerim Kelmendi, në emër të organizatës brenda vendit– shënim i autorit ). *Ta dini se unë këtyre ju besoj më shumë. Që të treve, se për fjalë e llafe jemi kah ja bëjmë sikur ajo meselja që është, dmth sit e ngjesh ujë e zallë kurrë nuk bëhet bukë. E këta janë kah ja bajnë sitë miell, ngjesh ujë e miell dhe janë tue e ba bukën. Kërkoi që të kuptohet drejtë kjo, mos të shtrembërohet, mos të ngjesim bishta dhe të mos na dalin fjalët.*
*Në rast se dëgjohet ndonjë shok i yni për akuzë, që unë nuk e marrë për akuzë, por si keqkuptim, që dikush, prej shokëve, ka dorë në vrasjen e djemve, ai do të ketë punë me mua. Ka gabime pune, e dihet mirë se kush i ka vra. Unë e di se këta te tre, që janë në këtë sallë, ja kanë marrë hakun shokëve që i ka vrarë serbi. Prandaj, mos të biem në atë që, dikush që i ka nxjerrë, është prej nesh. Largohuni asaj. Kërkush nuk guxon të përhapë kësisoj ideje. Po bëra dhe e dëgjova unë një, ai do të ketë punë me mua.*
*Kërkohet përgjegjësi ndaj njerëzve që janë të ngarkuar me përgjegjësi, për gabimet që janë bërë, për lëshimet që mund të bëhen, për përzierje të kompetencave, për ndërhyrje të sektorit në sektorin tjetër, aty të japin llogari dhe të intervenohet nga kryesia që të ndërpriten ato, të bien punët në binarë. Të ketë çdo njeri përgjegjësi për atë që i është ngarkuar. Nëse bëhen gabime, të korrigjohen ato.*
*Është bërë ndërhyrje nga njëri sektor në tjetrin, një lloj bajraktarizmi dhe qëndron ajo që tha Bedriu (Islami) se, një njeri, cilido qoftë, nuk mundet me i mbajt në dorë të gjitha. Të ndahen detyrat, të shpërndahen punët, të ndahen përgjegjësitë dhe të kërkohet përgjegjësi.*
*Njerëzit janë vra, mund të jenë bërë lëshime, për ato mund të merren në përgjegjësi, jo të interpretohen ndryshe.*
*Po e nis prej së parës, nëse ka pasur dekonspirim, me qëllim apo pa qëllim, dhe si erdhi deri tek vrasja. Shtrohet sot pse nuk janë informuar në rastin e burgosjes së Naitit e burgosjeve të tjera që kanë filluar që me 25 janar.(1997)*
*Definitivisht e kam thënë. Unë e kam dëgjuar Dajën (Azem Syla) të thotë që u burgos Nait Hasani. Bashkë me shokë në Winterthur kam thirrë në telefon doktor Xhevat Hasanin, se mos është vëllai i tij. Dmth., çdo njeri që ka dëgjuar lajmet e ka ditur se më 28 janar është arrestuar Nait Hasani. E para, pasi që unë e kam ditur në Zvicër, me gjithë ata shokë që i kam në Winterthur, si nuk e kanë ditur ata? Shtrohet pyetja*

*se, ata ndoshta nuk e kanë ditur, se është punuar me pseudonime ose diçka tjetër.*
*Unë e di tash se Zahiri ka bërë disa hulumtime, e di edhe si i ka bërë, dhe e ka ditur se kush është Nait Hasani. Unë e kam vërejtjen pse është lënë me e lajmëru Zahirin dikush në Gjakovë, ata djem në Gjakovë kanë qenë më larg, në pikëpamje gjeografike, se të tjerët, me Llapin apo Prishtinën. Pse Shtabi nuk ka vepruar bashkë e me i informu? E kanë ditë që të tre se është arrestuar Naiti, sipas dëshmisë që më ka thënë Avni Ajeti, domethënë e kanë ditur që më 30 janar 1997. E pastaj, ditën e 31 janarit ata kanë shkuar që në orën 9, janë takuar me njëri tjetrin. Nëse është dhënë urdhër që tre djemtë të tërhiqen, pse nuk është zbatuar ai urdhër? Nuk e di në është dhënë ai urdhër. Nuk është burgosë vetëm Naiti, janë burgosë edhe shumë të tjerë, që i kanë ditur gjërat. Njeriu, kur të burgoset, nga torturat e mëdha, edhe dalin gjërat. Prandaj jam kundër që akuza për vrasje të jetë këtu, fjala është tek përgjegjësia. Prapë se prapë ata e kanë ditur se Naiti është burgosur. Tashti është fjala se Zahiri ka qenë i përcjellur, e ka pranuar edhe ai vetë që është i përcjellur. Por unë më së shumti e ngarkoj me përgjegjësi Kryesinë, sektorin, Shtabin e Përgjithshëm. Pse është lejuar, që në mes të sektorit të posaçëm, kryesisë dhe shtabit, pse është lejuar që mes tyre të jenë njerëz që nuk i kanë takuar as UÇK-së dhe as Lëvizjes. Ai është Ismet Avdullahu, e dinë edhe të tjerët që ai i ka ditur gjërat, e ka ditur edhe se Edi është vrarë, kur unë nuk e kam ditur, megjithëse vëllai i tij, e ka ditë më mirë se vetë ne. Nganjëherë, edhe njerëzit në rrugë kanë ditur më shumë se Këshilli i Përgjithshëm".*

Askush sot nuk mendon se gjithçka ka qenë e rastësishme, se rënia e tyre në pritë ishte një rast fatkeq e fatkob. Vitet, që kanë shkuar, e kanë bërë këtë vrasje të trefishtë, e para e këtij lloji në radhët e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, edhe më të dhimbshme, sepse kohës që erdhi i mungoi fjala, autoriteti i tyre, por njëkohësisht e kanë bërë edhe më dyshuese.

Ndodh nganjëherë, që në një organizëm ilegal, luftarak, i cili është në formësim dhe strukturim e sipër, të ndodhin edhe prita të rastësishme, të ketë nga ato raste, kur e keqja është e pa llogaritur, dhe rënia, më shumë se gjithçka tjetër, të jetë një nga rastësitë e shumta të jetës. Por në këtë vrasje të trefishtë nuk është e njëjta gjë. Duke qenë e dhimbshme, ajo ka zgjuar pikëpyetjet e veta, të cilat, herë janë fashitur

dhe herë janë rizgjuar, por që kurrë nuk kanë reshtur.

Sidoqoftë, në momentet e 28 janarit, një ditë më para dhe ditët e më pasme, unë mendova të rikthehesha edhe një herë, sepse, si është thënë me të drejtë, është tepër e nevojshme të dihet se ku ishin ata dy ditë para, kush ishte me ta, me cilët ishin në ditën e 30 janarit, çfarë ndodhi në pasditen e dy ditëve më parë etj.

Nga të gjitha burimet e mundshme, më të besueshmet janë ato të njerëzve që në një mënyrë ose në një tjetër kanë qenë të lidhur me to. Disa prej tyre do i sjellim më pas. Ndërsa njërën dëshmi, ndoshta është më e vlefshme, do ta sjellim tani.

Do e sjell në mënyrë autentike, ashtu si është e shkruar, pa ndryshuar asgjë, vetëm disa gabime gjuhësore të korigjuara.

*"Një natë më parë kishte ndodhë arrestimi i Naitit, orën e saktë nuk e di. Sokol Bashota ("Mustafa") dhe Burim Marmullahu ("Dervishi") nuk na kishin lajmërua atë natë, as mua e as Adrian Krasniqin, që ishim bashkë në një banesë. Ne e kishim telefonin fiks të shtëpisë. Ishin, pra, mundësitë. Lajmërimi është bërë të nesërmen, diku kah ora 11 e ditës. Kur thirri Burimi, u çudit qysh jemi hala andejpari. Na thanë se ishte arrestue "Abazi"(Naiti) dhe se duhet të iknim. Pyeta për "Ismetin"(Zahirin). Më thanë se po merret dikush me atë punë, por ikni.*

*Pak më herët, diku në një mëngjes, jo edhe aq herët, kërcasin dyert e hekurit, si plumbat e pushkës. Baca Sadik, në banesën e të cilit ishim, del e pyet se kush është. I thonë se jemi ne të strujës (energjisë elektrike).*

*Baca Sadik hap derën dhe u thotë "se çfarë po doni ju, kur pardje kanë qenë orëmatësat dhe dje kam shkue e kam pague faturën".*

*Ata, si inspektorë me përvojë që ishin, një herë u stepën, por veç pak, dhe dikur njeri tha se "po shikojmë se mos kanë bërë ndonjë gabim shokët tonë".*

*Unë dhe Adriani e kuptuam se janë punëtorë të SUP-it dhe i bëmë gati*

*armët për zjarr.*

*Pasi shkuan ata, nuk jemi shqetësuar deri në atë shkallë, sa që të humbnim drejtpeshimin. Provuam, disa herë, ta thërrasim Zahirin, në numrin e tij të telefonit në shtëpi. Aty nuk lajmërohej kush. Jemi vonuar ca, gjithnjë me shpresën se mos do të lajmërohet dikush në telefonin e Zahirit, por kot. Dikur e pamë se po vonohemi tepër, vlerësuam se ishim në rrezik, të dy ishim ilegalë e kërkoheshim, dhe shkuam pa panik, por të gatshëm edhe për ndonjë flijim. Ju kemi shmangur atij vendi, ku ishte bërë kontrolli. Kemi ecur nëpër rrugët e Prishtinës, (...), të fryer në bark nga automatiku "skorpion", pistoleta dhe bombat, kemi vajtur në stacion të autobusit. Morëm autobusin për në Klinë. Nga Klina, në këmbë, jemi nisur për në binarët e trenit, në drejtim të fshatit Dush, tek djali i mixhës së Burimit, pra tek Enver Murmullahu.*

*Aty kemi gjetë Sokol Bashotën, që ishte edhe dhëndër i Murmullahëve, Burimin dhe Enverin.*

*Si kemi hyrë, menjëherë na kanë pyet, se si patët guxim për me shkua deri aty. I treguam. Më thanë se krejt qyteti i Klinës ishte i mbushur me milicë. I thamë se nuk i kishim pa. Pastaj i thashë:*

*– Lere or shok se qysh erdhëm, po a e keni lajmërua "Ismetin". Nuk i thashë Zahirin, sepse, veç meje, Zahirin askush nuk e njihte me emrin e tij. Mendoj se, në atë kohë, as Sokoli nuk e ka ditur emrin e saktë të Ismetit. Më thanë jo.*
*– E pse jo, si është e mundur?*
*– Nuk kemi pas mundësi.*
*– Pse nuk keni pas mundësi?*
*– Është e vështirë me dalë deri në Klinë. Është rrezik për mua, se me njohin, m'u përgjigj Sokoli.*
*– Në qoftë rrezik për ty e deri diku për Burimin, për Enverin nuk është rrezik. Këtë askush nuk e njeh, e nuk i shkruan në ballë se kush është.*
*– Sot nuk ka mundësi – ua arsyetuan..*
*– Qysh more nuk ka mundësi, a jeni në mend a jo?*
*Dikur Sokoli më tha se "shkoni ju se do ja bëjmë diqysh dhe e kryejmë atë punë".*

*Atë natë askush nuk u gërzhit, nuk u trazua pra, për ta lajmëruar Zahirin. Hallin më të madh e kishin se si me na largua ne. Dhe vërtet u*

*larguam. Na shoqëruan deri në gjysmë të udhës, deri në Poterrq. Aty Adriani kishte një njeri të gjakut të vet dhe ai me makinë na afroi deri në Zahaq, aty trup e 600 metra më tutje i ramë në konak, e kujt tjetër në anën e Pejës, pos Sylë Kadriut, babait të shokut tonë të ndjerë, Arben Kadriut, që kishte qenë shok i ngushtë i Adrianit dhe i imi dhe ishte vrarë aksidentalisht, duke u ushtruar me armë.*

Sipas kësaj dëshmie, me 29 janar, një ditë pas arrestimit në Naitit, në afërsinë e banesës së Zahirit ose ku mendohej se strehohej ai, ishte bërë vëzhgimi i parë nga forcat speciale serbe. Ndërkohë, më 30 janar ndodh arrestimi i Asllan Selimit. Tashmë loja ishte hapur edhe në familjet e drejtuesve kryesorë të luftës, siç ishte Rexhep Selimi, i cili ndërkohë ndodhej në ilegalitet prej disa kohësh. Është i fundmi nga anëtarët e Shtabit Qendror që do të mësojë arrestimin e Naitit, mendoj se, përmes së njëjtës linjë që e kishin mësuar edhe anëtarët e tjerë të Shtabit Qendror, përmes Xheladinit dhe linjës së tij. Rexhepi, në ditët e fundit të janarit 1997 do të ishte në Drenicë dhe sidomos në Prekaz.

Bislim Zogaj ndodhej po ashtu në fshatin e tij. Xheladini do të merrte, po ashtu, rrugën e shtëpisë së tij në Komoran, ku do të arrestohej nga milicia serbe, i biri i tij, Iliri.

Të tjerë, të lidhur me ngjarjen, nuk kishte. Linja ishte mbyllur. Mbeteshin para edhe dy ditë, 29 dhe 30 janari. Edhe më 30 janar paradite, të gjitha do të ishin të mbyllura.

Jam i bindur se, më shumë se gjithçka, është menduar se në këtë rast ka funksionuar linja e Llapit, jashtë Kosovës, siç kishte ndodhur edhe në disa raste të tjera. Koha do të dëshmonte se, ndërsa linja brenda Kosovës filloi të funksionojë më 30 janar 1997, pasdite, linja tjetër kishte humbur diku mes arsyeve që askush nuk mund t’i merrte me mend.

Edmond Hoxha ndërkohë ndodhej në Prishtinë. Ai kishte disa ditë që ishte kthyer nga vendlindja, Juniku. Udhëtimin e kishte bërë me dhëndrin e tij dhe ky do të ishte udhëtimi i tij i fundit nga Juniku drejt Prishtinës. Kjo do të jetë edhe ndarja e tij e fundit me prindërit, megjithëse askush nuk do e dinte. Pas 21 janarit, edhe tek ai kishin filluar shqetësimet e para, gjë që ishte e kuptueshme. Jo vetëm sepse kishin filluar arrestimet masive, por edhe i duhej të vendoste lidhjet, që

për një moment ishin shkëputur. Ka ende dyshimin se mos është nën survejimin e policisë serbe. Janë ditë të trazuara për të. Jam i bindur se ai nuk e ka njohur Nait Hasanin, por edhe nëse e ka njohur si student, si ish i burgosur politik apo thjeshtë nga pamja impozante e Naitit, ai kurrë nuk do e kishte marrë me mend se pas tij qëndronte "Abazi". Ai kishte njohur një "Abaz"tjetër, Ali Ahmetin, por edhe këtë si mik dhe shok i vëllait të tij, Xhavitit. Kështu që edhe nuk ka pasur mundësi të dijë për kidnapimin e tij më 28 janar.

Fakt është se po atë ditë, pikërisht më 28 janar, ai do të priste një nga shokët e tij të Grupit të Gjakovës, që ishin në lidhje me Linjën e Llapit, Astritin, do të bënte një bisedë të gjatë me të për luftën dhe për qëllimet e së ardhmes, do i bënte konak në dhomën e tij, ku nuk ishte vetëm, dhe ku shpesh, me sinqeritetin e njohur të tij, do të bënte një "dekonspirim". Kur po hynin në banesën e Edmondit, ku prej disa kohësh jetonte me qira, ata ranë dakord, që për hir të konspiracionit, shoku i tij të thirrej me emrin Besim. Mirëpo, herë pas here, edhe nga që ishte i qetë në praninë e shokëve të tij, të gjithë të besuar, disi e harronte "marrëveshjen"dhe e thërriste në emrin e tij të vërtetë, Astrit. (Dëshmi e Astrit Jakupit dhënë autorit më 12 maj 2007)

Për arrestimet e tjera Edmondi ka ditur. Ka ditur, po ashtu, edhe për goditjet që mund të jepeshin në linjën ku bënte pjesë, ndaj, ky është edhe shkaku që i kërkon dhëndrit të tij "të bëjë konak për dy shokë që rrezikohen".

Arrestimin e Naitit, jo me emër, por si "një shok me rëndësi", ai e ka marrë vesh pas takimit me Zahirin, në orët e para të paradites së 31 janarit. Edhe nëse do të ketë dëgjuar më parë për arrestimin e Nait Hasanit, si student, albanalog apo ish i burgosur politik, ka qenë e vështirë të bëhet lidhja mes studentit dhe koordinatorit të luftës në Kosovë. Nuk ka pasur asnjë mundësi tjetër, pasi, në takimin që ka pasur me Zahirin, në një lokal tek Qafa, në Prishtinë, ata kanë biseduar për probleme krejt të tjera. Në takimin e bërë, në orët e mbrëmjes së 29 janarit, Zahiri dhe Edmondi nuk kanë folur për asnjë lloj arrestimi të rëndësishëm, por për diçka krejt tjetër, çka fillon edhe qëllimin e udhëtimit të tyre me 31 janar. (Dëshmi e dhënë për takimin e 29 janarit, njëkohësisht nga Astrit Jakupi dhe Ilir Kastrati).

Në këtë bisedë do të kthehemi tek enigma e njohjes.

**KRONIKA E NJË KOMISIONI TE POSAÇËM**

Dyshimin se rënia e tyre nuk ka qenë e rastësishme, e kam dëgjuar për herë të parë nga Hashim Thaçi, në njërën nga mbledhjet e Këshillit të Përgjithshëm të Lëvizjes Popullore të Kosovës. Duke qenë se ai ishte vetë njëri nga drejtuesit e lëvizjes ilegale çlirimtare, atë e brente dyshimi se mos kishte ndodhur rrjedhje nga radhët e organizuara.

Në materialin e tij, të përgatitur në emër të Shtabit të Përgjithshëm të UÇK-së, në prill të vitit 1998, mes të tjerave, Hashim Thaçi do të nënvizonte se *“Si pasojë e vëzhgimeve të shërbimit të sigurimit serb, brenda dhe jashtë, dhe duke përfituar nga argumentet e lartpërmendura, në fund të janarit dhe në fillim të shkurtit, ndodhën arrestime në radhët tona. U arrestuan disa shokë. U vra Zahir Pajaziti, Edmond Hoxha, Hakif Zejnullahu dhe më vonë, u mbyt në tortura, Besnik Restelica.*
*Kërkojmë nga kryesia e degës së LPK-së jashtë vendit, të sqarojë se kur dëgjuan për këto arrestime dhe sa arritën të informojnë shokët. Argumentet dhe kundërargumentet të diskutohen hapur dhe në mënyrë konstruktive, për hir të punës, të luftës dhe të gjakut të dëshmorëve. Këtë ua kemi për detyrë dëshmorëve që të sqarohet, sepse Zahir Pajaziti nuk u informua nga dega e lëvizjes jashtë vendit, konkretisht nga Ali Ahmeti, për arrestimin e Nait Hasanit, sepse është një e dhënë se Zahir Pajaziti u informua për arrestimin e Naitit, dy ose tri orë para se të nisej për rrugë...”.*

Si u dëshmua më pas, kjo e dhënë në materialin e paraqitur nga Hashim Thaçi dhe Kadri Veseli, ishte vetëm pjesërisht e saktë. Tashmë dihet se Zahiri, në linjën brenda Kosovës, mori informacionin 24 orë para vrasjes së tij, saktësisht 24 orë. Por që ishte njëkohësisht, po ashtu saktësisht, 48 orë, pasi kishte ndodhur arrestimi i Nait Hasanit. Dihet po ashtu, se në janarin e vitit 1997, lidhjet mes Ali Ahmetit dhe Linjës së Llapit nuk ishin të drejtëpërdrejta, por nëpërmes një të treti, Ismet Abdullahut, i cili, aq sa ishte kontestuar nga strukturat e LPK-së ose të UÇK-së, po aq qëndronte në linjë.

Fakti se Lëvizja kishte pasur disa herë goditje të rënda, njëra prej të

cilave në vitin 1993, kishte qenë ndër më të rëndat, dhe ishte analizuar gjerësisht në strukturat drejtuese të organizatës, kjo mund të sillte dyshimin, nganjëherë të natyrshëm, se e njëjta gjë mund të ndodhte përsëri. Nëse do të kishte qenë kështu, pra nëse rrjedhja do të kishte qenë nga brenda radhëve, atëherë duhej bërë kujdes i jashtëzakonshëm, pasi në kohën kur është ngritur me forcë ky dyshim, lufta kishte filluar dhe vetëm mendimi se brenda radhëve mund të kishte bashkëpunëtorë të shërbimit të fshehtë serb, do të kishte qenë tmerrësisht i dëmshëm, pa folur pastaj për tjetrën, nëse do të kishte qenë e vërtetë. Hashim Thaçi kishte qenë njëri ndër drejtuesit e organizatës, të cilët, në takimet e tyre në vitin 1993 dhe 1994, kanë analizuar gjerësisht shkaqet e arrestimeve të ndodhura pas Mbledhjes së Katërt të Përgjithshme të LPK-së.

Për të saktësuar të vërtetën rreth kësaj ngjarje, sidomos në përgjigjen e pyetjes nëse kishte pasur rrjedhje nga radhët e organizuara, nga Këshilli i Përgjithshëm i LPK-së, dega jashtë vendit, është ngritur një komision i veçantë pune, në përbërje të të cilit ishin Bedri Islami, Kryetar i Organizatës dhe kryetar i komisionit, Sejdi Gega, anëtar i kryesisë dhe Naser Idrizi, anëtar i Këshillit të Përgjithshëm. Para këtij komisioni, veç të tjerave, janë ngritur edhe pyetjet: Çfarë qëndron pas vrasjes së trefishtë në Pestovë? Cila ka qenë mundësia e tradhtisë dhe e prerjes në besë të tyre? A kanë ditur të ruajnë konspiracionin e domosdoshëm në një luftë ilegale vetë drejtuesit dhe pjesëtarët e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, sidomos në Prishtinë, në Llap dhe në Pejë? A është e mundur që të jetë gjithçka pronësi e përgjimit të zakonshëm të bisedave telefonike apo ka diçka më shumë se kaq? A mund të ishim para një sprove të ithët se gjurmimi kishte qenë ndryshe nga sa mendohet, ka qenë, thënë haptas, mbi bazën e një ose disa denoncimeve, të cilat, si çdo lloj denoncimesh në botë, kanë edhe denoncuesit e vet. Si është shkuar drejt një pikëvrasëseje...

Komisioni i posaçëm, të cilit për probleme të veçanta dhe në kohë të veçantë iu bashkuan edhe Ramiz Lladrovci dhe Xhevat Bislimi, që të dy anëtarë të KP të LPK-së, për të ju përgjigjur këtyre pyetjeve dhe çështjeve të tjera që janë shtruar në atë kohë, mblodhi materialet e dërguara me shkrim nga Emrush Xhemajli, Muhamet Kelmendi, Ramadan Avdiu, Adnan Asllani, Ibrahim Kelmendi, etj. U regjistruan takimet me Fazli Veliun, Ali Ahmetin, Bilall Sherifin, Xheladin Gashin, Adnan Asllanin, Ramiz Lladrovcin, Shaban Mujën, Gafurr Elshanin, u

bënë biseda me Fehmi Lladrovcin dhe Shaban Shalën, janë zhvilluar biseda dhe incizuar me Xhavit Halitin– “Zekën”dhe Azem Sylën, “Daja i vogël”, janë bërë takime të veçanta me Hashim Thaçin, Bardhyl Mahmutin, Jashar Salihun, janë konsultuar materiale arkivore të Këshillit të Përgjithshëm të Lëvizjes Popullore të Kosovës, letrat e Ilir Konushevcit, sidomos, letra e tij e nëntorit 1997 dhe e 8 majit 1998, pra një ditë para se të vritej; letra e Abedin Rexhës dhe e Rexhep Selimit, një material i paraqitur nga Qerim Kelmendi– “Dema”, dërguar për komisionin e posaçëm, si dhe materiale të tjera. Të gjitha këto materiale vazhdojnë të jenë në arkivin e organizatës.

Përse u bë e domosdoshme ngritja e një Komisioni të tillë, ndoshta, më shumë se gjithçka, e trajton në prononcimin e tij, bërë pikërisht për këtë Komision, Xhavit Haliti:

*Kryesia ka përgjegjësinë e saj, përfshirë edhe mua, që nuk kemi qenë në gjendje të bëjmë analizën e duhur, të domosdoshme, në praninë e atyre që kanë qenë në ngjarje ose rreth saj, qoftë në grupin e shokëve që kanë dashur të futen brenda, me mbledhë deklaratat e secilit dhe të mos mbesë puna që Ramizi ta trajtojë në mënyrën e vet, unë në mënyrën time, Abazi në të veten, Azemi në të veten, Hashimi po ashtu, dhe më vonë të kemi përplasje, a thua se jemi kundërshtarë e jo më miq e shokë,shokë lufte. Sikur të ishte bërë kjo në kohë, dhe unë kam qenë e jam që të bëhet, unë do e kisha marrë përgjegjësinë vet,ashtu siç kishte me dalë edhe përgjegjësia e të tjerëve. Çfarëdo dënimi kisha qenë i gatshëm me marrë, vetëm që të mos ndodhnin këto sende. Por ideja me e ruajt figurën e pastër, të njërit apo tjetrit, për mos me pas njeri të gabueshëm kurrë, këmbëngulja se nuk kemi gabuar në asgjë dhe se nuk kemi asnjë të metë, solli edhe në këtë gjendje. Ata që kanë punuar unë do t’i mbroj, edhe ata që do të punojnë,do t’i mbroj. Kjo është e imja. Ka shumë ngjarje, ka shumë gjëra që mund të trajtohen e të diskutohen, të diskutueshmeve duhet t’u bëhet analizë dhe të ketë konkluzione...*

Meqenëse nuk e kam bërë asnjëherë publikisht, unë gjej rastin të dëshmoj punën e mrekullueshme që kanë bërë Naser Idrizi dhe Sejdi Gega, me grumbullimin e materialeve, përqasjet dhe përdallimet, takimet që kanë organizuar, analizat dhe përvijimin e të dhënave, kontaktet e ndërmarra, udhëtimet, si dhe ndihmën që u është dhënë nga Xhevat Bislimi dhe Ramiz Lladrovci. Vazhdoj të mendoj se puna e

tyre ka qenë e një rëndësie të jashtëzakonshme, pasi, nga konkluzionet që do të përcaktoheshin, do të kishte ndërtime strukturore ose ndalime stukturore në të ardhmen. Ndoshta kjo ka qenë një nga periudhat më kritike të organizatës.

Konkluzioni i Komisionit të posaçëm, i miratuar pastaj në mbledhjen e Këshillit të Përgjithshëm të LPK-së, në qershorin e vitit 1998, me disa shkurtime, do të jepet në vazhdimin e kapitullit të Enigmës së vrasjes.

Por mund të thuhet se përgjimi i Zahirit ka qenë sigurisht shumë më i hershëm se fillimi i janarit i vitit 1997. Kthimi i Zahirit në Kosovë, më 20 janar të këtij viti, hyrja e tij në Prishtinë një ditë më pas, bëhej në pikun e përgatitjeve të mëdha të shërbimit të sigurimit serb për valën e madhe goditëse të arrestimeve. Në dhjetë ditë, Zahiri nuk mund të kishte folur me askënd, aq të besuar, sa që mund të tregonte dëshminë e tij në radhët e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës. Përkundrazi, ai ka qenë shumë i heshtur. Shumë trim, shumë i heshtur dhe shumë i vendosur. Tek këto do të kthehemi më vonë. Ky ishte fillimi i kapitullit të enigmës së vrasjes. Tek ky kapitull do të kthehemi edhe në fund të këtij libri.

## ENIGMA E MOHIMIT...

E para ishte fjala, thuhet në librat e shenjtë.

Enigma e parë ishte mohimi – kjo do të ishte çshenjtërimi i fjalës.

Nuk e di, dhe besoj se askush tjetër nuk mund ta dijë, nëse ka edhe ndonjë shembull tjetër, sidomos në pjesën evropiane të botës, që mohimi të jetë ngritur në një shkallë të tillë, jashtëzakonisht të egër, tmerrësisht cinike dhe jashtë mendjes shpifëse, siç ka ndodhur në rastin e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës.

Ky ka qenë një mohim i pashembullt, i filluar që para se të nisnin aksionet e para dhe, jo rrallë, deri më sot. Mohim total, përzier bashkë, urrejtja patologjike ndaj asaj që dukej se ishte “jashtë kontrollit institucional”dhe dhuna e shpifjes në të gjitha përmasat e saj. Përbaltimi, i cili vazhdon edhe sot, përgojimi, i cili jargavitet edhe tash,

zezimi i asaj që duhej të vinte, mosmirënjohja deri në palcën e gjërave– të gjitha bashkë përmbledhin atë që sot mund të përbëjë enigmën e jashtëzakonshme të mohimit. Dhe nga mohimi deri tek denoncimi, jo rrallë, është vetëm një ndarje e vogël. Në këtë rast, jo rrallë kjo ndarje nuk ka ekzistuar, çka do të thotë se krahas mohimit ka pasur edhe denoncim. Nuk kishte se si të ndodhte ndryshe.

Kam pyetur që ditën e parë: përse ndodh e gjithë kjo, çfarë ishte kjo llavë helmi, ndaj atyre, që në fund të fundit, në rastin më të largët, nuk do të ishin asgjë tjetër veçse disa njerëz, të cilët nuk pranonin të rrinin "urtësisht të bindur"ndaj dhunës serbe; ndërsa në rastin më fatlum, ashtu si edhe ndodhi, do të ishin dalzotësit e Kosovës? Si do të ishte e mundur që mendja njerëzore të kishte pasur kaq shumë llum brenda vetes dhe të shpërndante copëra të mëdha të këtij llumi në mendjet e njerëzve, që donin të besonin? Të ketë qenë vallë vetëm një rastësi?

"Bajrakun"e mohimit, si edhe në raste të tjera, që lidheshin me revoltën dhe qëndresën, e mori Lidhja Demokratike e Kosovës. Dhe asgjë nuk filloi nga poshtë, nga mosnjohja ose nga mosperceptimi. Gjithçka rrodhi nga sipër. Nga Velania ose barakat ku ishte selia e LDK-së, gjithçka rrodhi poshtë. Ashtu si përrenjtë e turbullt që vijnë gjithnjë nga lart.

Asgjë nuk ishte e rastësishme dhe po ashtu, jo e gjitha mund të thurej në mendjen e lodhur nga pijet të një njeriu të vetëm. Më shumë se e lindur nga brenda, enigma e dhunës së mohimit, ishte një ardhje nga jashtë Kosovës. Nga erdhi kjo dhunë mohuese, kush dhe përse e solli, përmes cilave kanale, kush ishin mesazhet dhe bartësit e tyre, çfarë lidhjeje ka mes deklaratave të njëjta që dilnin nga selia e Akademisë Serbe të Shkencave deri tek barakat e Velanisë në Prishtinë? Cila ishte e përbashkëta mes deklaratave të shërbimit të fshehtë serb dhe shërbimit të fshehtë të Lidhjes Demokratike të Kosovës, e kthyer sot në organizatën famëkeqe "Sigurimi i Atdheut"? Përse ishte e njëjta gjuhë dhe e njëjta metodologji në perceptimin e gjërave?

Nëse kujdesshëm do të vëresh deklarimet e para politike (por edhe të fundit) të Lidhjes Demokratike të Kosovës ndaj Ushtrisë Çlirimtare dhe deklarimet e bëra nga Shërbimi Informativ i Ministrisë së Brendshme të Serbisë, dallimi mes tyre do të jetë vetëm në ndonjë gabim që mund të

jetë bërë gjatë përkthimit ose në ndonjë shtesë emocionale, më të madhe, që ishte bërë nga redaktuesit në Prishtinë. Shpesh herë, fjalitë janë të njëjta deri në dhimbje, pasi, sado e madhe të jetë e keqja që i kanoset një kombi, gjithherë, më e durueshme, është ajo që vjen nga jashtë.

Lidhja Demokratike e Kosovës: Incidenti i majit të vitit të kaluar 1993, në Gllogovc, ku u vranë dy dhe u plagosën 5 milicë serbë ishte përgatitur nga qarqet e Ministrisë së Punëve të Brendshme të Serbisë....( Shënim i autorit: Ky është aksioni i parë i planifikuar dhe i realizuar mbi bazën e një vendimi të posaçëm të strukturave paraardhëse të UÇK-së dhe dihen tashmë realizuesit e tij).

Lidhja Demokratike e Kosovës: *“Kemi edhe informacione të tjera për mundësinë që këto shpërthime të jenë vepër e qarqeve ultranacionaliste të Sheshelit...”*(1996)

Idenë për bashkëveprimin e Sheshelit e jep për të parën herë Vuk Drashkoviq dhe është interesant fakti se të parët që e përqafojnë idenë e Lëvizjes për Ripërtëritjen Serbe, janë ideatorët e drejtuesit e LDK-së.

Ibrahim Rugova (më 21.06.1996): *“Ne nuk kemi informata se ekziston një organizatë e tillë dhe letrat që dërgohen, janë pa kurrfarë identiteti dhe pa kurrfarë rëndësie, pos që ta rëndojnë situatën në Kosovë dhe të pengojnë zgjidhjen politike të çështjes së Kosovës. Unë mendoj se nuk ekziston një organizatë e tillë.”*

Lidhja Demokratike e Kosovës (më 25 qershor 1996): *“Në Kosovë ekziston një organizatë ilegale, terroriste...”*

A është e saktë se në shtabin e lartë drejtues të LDK-së nuk është ditur asgjë për ekzistencën e UÇK-së? Janë tri dokumente serioze që e përgënjeshtrojnë këtë. Njëri prej tyre është nga “brenda radhëve”, nga ish drejtuesja e lartë Edita Tahiri; dokumenti i dytë është “gjysmë brenda e gjysmë jashtë”, që do të thotë se është nga shërbimi i fshehtë i shtetit shqiptar në kohën e presidentit Berisha, dhe, dokumenti i tretë është krejtësisht nga “jashtë LDK-së”, pra nga drejtues të Lëvizjes Popullore të Kosovës.

Le të shohim dokumentin e dytë, i cili duke qenë, si të thuash, gjysmë

nga jashtë dhe gjysmë nga brenda, është më i “paanshmi”. Ai mban datën 21 janar 1996, është skeduar nën numrin AT 317/b, është protokolluar tri ditë më vonë, dhe në cepin e tij, lart në të majtë, është vënë shënimi i zëvendësshefit të ShISh-it: *“Të kalojë për informim në Presidencë...”.*

Në një informacion që ka paraqitur një inspektor i Shërbimit Informativ të Shqipërisë, AK, pas bisedës në përfaqësinë e Kosovës, në Tiranë, mes të tjerave, shefi i tij ka nënvizuar:

*“Mendimi i zyrtarëve të Prishtinës është se kemi të bëjmë me njerëz të organizuar mirë dhe që kanë disa baza në Shqipëri, sidomos në Tiranë, Durrës-plazh dhe në Tropojë. Veprimet e deritanishme të saj, që e quan veten UÇK, kanë qenë të përqendruara në Drenicë dhe në rajonin e Dukagjinit, që mund të përkufizohej në vijat Prizren-Shtimje dhe në rrugën Pejë-Mitrovicë. Tash, me aksionet që janë zhvilluar para pak ditësh, zyrtarët e Prishtinës mendojnë se ajo po vepron në një hapësirë krejt tjetër, që është më e gjerë. Gjithnjë sipas tyre, UÇK-ja është në tri zona, mirëpo nuk kanë dijeni të sakta se cilat janë shtrirjet e zonave, vetëm se, më parë, zoti A.A., u kishte thënë se zona e dytë është në Maqedoni. Në takimin që ka pasur njeriu i tyre, R.Gj., me një ërfaqësues të qeverisë serbe është pasur parasysh se aksione terroriste duhen pritur edhe në të ardhmen. Mendimi i tyre është se fjala vjen për disa njerëz të veçantë, që mblidhen në organizata ilegale e që duhen survejuar, sidomos në Tiranë. Disa prej tyre nuk duhen lejuar të veprojnë në Shqipëri. Pas kërkesës sime, zyra e Kosovës do na paraqesë një listë të emrave të jerëzve që dyshojnë se fshihen pas kësaj organizate terroriste”.*

Në të vërtetë, pak ditë pas këtij informacioni, zyra e përfaqësisë së Kosovës në Tiranë ka paraqitur një listë me emrat e personave që mendohet se kryejnë veprimtari ilegale subversive. Ashtu, si është e vërtetë se disa ditë më pas, disa nga të dhënat që i ishin afruar Shërbimit Shqiptar të Informimit, do të shfaqeshin në një informacion të përgatitur nga ish shërbimi i sigurimit ushtarak jugosllav KOS, në të cilin janë shtuar edhe disa karakteristika të tjera, si gjendja shoqërore e atyre që e përbëjnë Grupin e Drenicës, arsimi i tyre, vendndodhja, karakteristikat e zonës etj.

Deklarata e dytë, - “nga jashtë”, - është pjesë e intervistës e njërit nga

drejtuesve kryesorë të LPK-së, Ramadan Avdiu, për takimin e strukturave të UÇK-së, me zotin Rugova, intervistë e botuar në gjallje të këtij të fundit. Biseda mes tyre është bërë krejt e zakonshme.

Rugova pyet: *A keni hekura?* (është fjala për amë)
Përfaqësuesit: *Boll sa me ja nisë...*
Rugova: *Ma leni mua këtë milet, e di ma mirë...*

Deklaratën e zonjës Tahiri le ta themi më poshtë.

Por le të shkojmë më tej.

Pohimin e parë serioz, për lidhjet e dyfishta që mund të ishin mes pushtetit serb dhe strukturave politike në Prishtinë e bën Komunikata nr. 27 e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, në të cilën, mes të tjerave, saktësisht thuhet se: *"...kësaj krrokatje qyqesh me akuza për terrorizëm, fatkeqësisht po i bashkohen edhe disa shqiptarë të inkuadruar në lëvizjen politike të Kosovës, e të cilët janë me ndikim në qendrën e vendosjes në Kosovë dhe me lidhje të ngushta me qarqet zyrtare të pushtetit serb..."*

A ishte i drejtë ky pohim? Koha do të tregonte se kishte qenë më se i drejtë. Sepse jo rastësisht, më 24 janar 1997, një javë para se të vinte dita e 31 janarit, në të cilën u vranë Zahiri, Edmondi dhe Hakifi, Ibrahim Rugova do të bënte deklaratën e tij më agresive dhe më të dhunshme, deri në atë kohë, ndaj Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës:

*"Ne nuk kemi informacione se ekziston Ushtria Çlirimtare e Kosovës dhe në emër të saj mund të paraqiten shërbime të ndryshme, pasi ende nuk është paraqitur askush i kësaj UÇK-je. Dënojmë edhe një herë shpërthimin terrorist të autobombës në Prishtinë (është fjala për aksionin e organizuar kundër rektorit të dhunshëm të Universitetit të Prishtinës, Radivoje Papoviq), si moment i rrezikshëm për gjendjen e rëndë në Kosovë dhe kërkojmë që këtë rast ta hulumtojë FBI dhe Interpoli. Po ashtu dënojmë edhe rastet e vrasjeve që po bëhen me pretekst të kolaboracionizmit dhe kërkojmë ndërprerjen e tyre".*

Atë ditë, më 24 janar 1997, Shërbimi i fshehtë i Sigurimit Serb do të fillonte valën e madhe të arrestimeve masive. Të jetë rastësi? Vështirë

të jetë kështu, më e mundshme është që të ketë një lidhje, jo edhe aq të zakonshme, sepse dënimi moral dhe politik që i jepte Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, njeriu nr. 1 i Lidhjes Demokratike të Kosovës, ishte në të njëjtën kohë gjysma e parë e asaj që do të zhvillohej më pas. Dhe ishte gjysma më e dhimbshme.

Koha do të tregonte më pas se Rugova, qoftë përmes njerëzve të afërm të tij në atë kohë, si Anton Kolaj, i cili në lidhjet e tij me njerëz të veçantë paraqitej me emrin “Azemi”, Edita Tahiri apo Rexhep Gjergji, qoftë përmes informacioneve që merrte nga Dega e LDK-së në diasporë, e dinte ekzistencën e UÇK-së dhe për më tepër, jo shumë kohë më parë, ai kishte pritur, me kërkesën e tyre, një grup përfaqësimi të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës.

Pra nuk ishte fjala se “askush nuk është paraqitur”. Fjala ishte për më thellë se kaq dhe shumë qëndrime të tij do të kishin zbatimin e hershëm në veprimet e shërbimit të fshehtë partiak informativ, të krijuar nga Lidhja Demokratike e Kosovës, menjëherë pas formimit të saj.

Kishte qenë një detyrë e ngutshme e Lidhjes Demokratike të Kosovës që, sipas përvojës parti– shtet, të formonte dhe të forconte, si njërën nga hallkat themelore, shërbimin e saj të fshehtë Informativ. Ky shërbim, në një shkallë të madhe, nuk ka asnjë lidhje me dy organizmat fantazmë, që bënë sikur do të krijonin Ministrinë e Mbrojtjes dhe të Punëve të Brendshme të Kosovës, listën e pjesëtarëve të së cilave, në të njëjtën kopje që e kishte Lidhja Demokratike e Kosovës, e kishte edhe sigurimi i fshehtë serb. Krijimi i një miti, se po organizoheshin dy struktura, të mbrojtjes dhe të sigurisë në Kosovë, megjithëse nuk ekzistonte asnjë institucion tjetër, nuk ishte as më shumë e as më pak, veçse preteksti i parë i shtrydhjes së dëshirës për të rezistuar. Ky mohim, i zgjatur në kohë deri më sot, i ka bërë një dëm të jashtëzakonshëm Kosovës dhe çështjes së saj. Nëse do të kishte ndodhur ndryshe, pra, nëse në vend të mohimit do të kishim pasur një heshtje folëse, apo një pohim, qoftë edhe të vaktë, gjërat në Kosovë, jo vetëm për shqiptarët e jo vetëm për Kosovën, do të ishin krejt ndryshe.

Përzgjatja e këtij mohimi ka lidhje edhe me ngjarjet e mesit të vitit 1996, e ndoshta edhe më herët, të strukturave të shërbimit të fshehtë informativ të LDK-së dhe të grupeve të posaçme të ngritura nga kryesia e LDK-së dhe lideri i saj politik. Qëllimi fillestar i këtyre strukturave ishte

eliminimi politik i figurave të njohura nga radhët e ish të burgosurve politikë të Kosovës, të cilët, për shkak të bindjeve të tyre, jo vetëm që nuk përshtateshin me psikologjinë dhe simbiozën politike të Rugovës, por po bëheshin gati, ose mendoheshin se ishin gati, për t'u rebeluar. Mbyllja në një territor të caktuar politik i këtyre njerëzve duhej bërë edhe për shkakun tjetër, sepse dënuesit e denonciatorët e tyre tashmë ndodheshin në formacionet politike të LDK-së dhe në strukturat e fshehta të saj. Denoncuesit e djeshëm ishin bërë denoncuesit e kohës, për të mbetur të tillë edhe në ditët e më pasme.

Dëshmia në gjyq e profesor Ukshin Hotit, se ai po dënohet pikërisht nga struktura të tilla, është njëri nga shembujt, megjithëse më tragjiku.

Qëllimi i shërbimit të fshehtë informativ të LDK-së, duke i shërbyer mohimit të luftës, ishte pengimi i çdo lloj synimi për rebelim, edhe nga strukturat rinore ose ilegale, dhe këtë e kishin arritur, deri në një farë mase, me organizimin e arrestimeve masive të vitit 1993. Në këtë periudhë, viti 1993, shërbimi i fshehtë serb, përmes njerëzve të tij në Sigurimin e fshehtë të LDK-së, dhe si faktorëve të tjerë, të cilët do i themi më pas, kishte arritur të depërtonte në radhët e organizuara të lëvizjes ilegale, sidomos në LPK. Kjo metodë e depërtimit nga brenda, përmes njerëzve që nuk ishin të dekonspiruar, që tentonin të paraqiteshin si atdhetarë etj., kishte pasur një frutshmëri të madhe në vitin 1993. A mund të ishte e njëjta gjë edhe me ato që ndodhën nga mesi i vitit 1996, për të shkuar tek ngjarja e 31 janarit e ndoshta edhe më pas?

Tani është koha të vijmë tek deklarata e parë, "e brendshme".

Në përgjigjen e pyetjes, për aksionet e para të sinkronizuara të UÇK-së, dhe se çfarë është biseduar në Kryesinë e LDK-së, zonja Edita Tahiri, pas përfundimit të luftës, ka thënë: *"... ne e kemi ditur se nga vijnë këto aksione. Kemi pasur kontakte me Sali Çekun, i cili ka qenë udhëheqës i aksioneve që janë zhvilluar në pjesën e Dukagjinit. Pastaj me kontaktet e pjesëve të tjera të Kosovës, kemi qenë të njoftuar për aksionet që zhvilloheshin në Drenicë, Llap dhe në pjesë të tjera, si dhe është ditur për Adem Jasharin, Zahir Pajazitin e për figura të tjera që kanë qenë bartës të këtyre aksioneve...".* (Intervistë e Edita Tahirit, shkurt 2003, botuar në "Libri i Lirisë", f. 224.)

Në thëniet e zonjës Tahiri ka dy elementë: që kryesia e LDK-së, së pari, ka ditur për aksionet, por, së dyti, ka ditur edhe për bartësit e tyre. Megjithëse nuk kishin vendosur asnjë lloj lidhje institucionale apo thjeshtë informale, strukturat e LDK-së ishin në dijeni. Po ashtu, megjithëse që pas vitit 1993, nuk do të kishte asnjë lidhje, e çfarëdolloj forme, mes strukturave të luftës dhe Sali Çekut, përsëri, përmes grupimeve të ngritura prej tij, vazhdonin të vinin informime në strukturat e LDK-së.

Krejt ndryshe do të ndodhte në strukturat e organizmave që kishin krijuar strukturat e luftës, si në Lëvizjen Popullore të Kosovës. Në arkivin e organizatës, LPK, ndodhet edhe një material i dhënë nga Muhamet Kelmendi, ish nënkryetar i Lëvizjes Popullore të Kosovës, në të cilin thekson se “as kryesia e Lëvizjes Popullore të Kosovës, megjithëse e kishte formuar dhe e udhëhiqte politikisht Ushtrinë Çlirimtare të Kosovës, me përjashtim të tre vetëve, nuk e dinte se kush ishin, sepse gjithçka ishte në konspiracion të thellë, gjithçka ishte sekret. E dinim dhe kishim lidhje me Adem Jasharin, por për bartësit e tjerë të luftës, megjithëse ishin anëtarë të organizatës, me emra dhe mbiemra, nuk bisedohej, as në mbledhjet e kryesisë, e as të Këshillit të Përgjithshëm”.

Ndërsa kryesia e LDK, pas gjysmës së dytë të vitit 1996 dhe në vitin 1997 kishte njohuri për to. Kjo, jo nga fakti se ata kishin lidhje, sepse si dëshmon në intervistën e saj zonja Tahiri, megjithëse kishte biseduar me Rugovën, për vendosjen e kontakteve institucionale dhe institucionalizimit të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, kishte marrë një përgjigje, alarugoviane, se “kjo çështje do të duhej të shtrohej në Kuvendin e Kosovës”, kur dihej se Kuvendi as nuk ishte mbledhur një herë, dhe as nuk do të mblidhej më pas. Zonja Tahiri pohon po ashtu se ka munguar lidhja formale mes LDK-së dhe UÇK-së.

Mund të shtohej edhe kjo. Ka munguar çfarëdo lloj lidhje edhe mes Zahir Pajaziti e Sali Çekut, mes Adem Jasharit dhe Sali Çekut. Edhe kur Zahiri kishte momentet e tij të mira të besimit, pra, edhe kur ai ishte i prirë të besonte se do të kishte më në fund një përcaktim të rendit të gjërave, që do të thonte bashkëpunim, do të ndjehej i zhgënjyer. Në janarin e vitit 1997, megjithëse përmes linjës së tij ishte përpjekur të vendoste një urë ndërmjetësie me “institucionet”, ai do të ndjehej i zhgënjyer. Nuk do të ishte hera e parë, mjerisht do të ishte hera e

fundit.

Përse ndodhi e gjithë kjo zezonë mohim?

Mes dy botëve, ashtu si kurdoherë mes dy gjërave, qëndronte HIJA.

Është koha të flasim për hijen.

## HIJA

E keni vënë re hijen? Ajo të ndjek gjithkund, është si të thuash, përngjasimi i vetes tënde të dytë, me zgjatimet dhe devijimet e saj. Sado që të mundohesh, edhe kur nuk e vëren, e di fare mirë se ajo është diku, është e pranishme, vetëm se nuk mund ta prekësh. Jo rrallë, më parë se të shfaqet trupi, dallohet hija e tij.

Shërbimi i fshehtë i sigurimit serb pikërisht një hije të tillë ndërtoi pas strukturave të luftës, të kudogjendshme, të shumëllojshme, të larmishme.

Si u ndërtua ajo?

Kishte disa shtrirje: në Kosovë, në Shqipëri, në shtetet perëndimore, sidomos në Zvicër dhe në Gjermani.

Në Kosovë ajo u përqendrua tek shërbimi i fshehtë informativ i LDK-së, si strukturë ndihmëse; tek njerëzit që mundi të infiltronte në radhët e luftës, tek bashkëpunëtorët e saj, që nuk ishin të paktë dhe që nuk njiheshin të gjithë; tek strukturat e mirë-organizuara dhe të pajisura me mjetet më të kohës. Ishte një rrethim i katërfishtë, nga i cili do ishte tepër e vështirë të dilje. E gjithë kjo, si duket ndodhi, menjëherë pas vitit 1992, edhe kur fillon datimi i aksioneve të para guerile dhe do të bëhet më e domosdoshme në vitet që pasuan. Mund të thuhet se rritja e HIJES ishte gjithnjë në proporcion të drejtë me veprimet që zhvilloheshin në Kosovë. Kjo ishte një gjë që mund të pritej, megjithëse tani ishte dy herë më e vështirë: sepse bëhej, si të thuash, e institucionalizuar, dhe së dyti, sepse ishte bërë më e sofistikuar. Në Prishtinë fillojnë të shquhen disa figura politike që kishin lidhje të ndjeshme me strukturat e Hijes. Anton Kola, Rexhep Gjergji, Skënder

Zogaj, Ali A. do të ishin dyzimi i mjegullës. Për të qenë edhe diaspora pjesë e mjegullës, do të përfshihej në këtë valle edhe Hafiz Gagica, i cili do të ishte edhe më i besueshëm në të dhënat e grumbulluara, pasi kishte qenë dikur pjesë e lëvizjeve ilegale. Të tjerët, si Anton Kolaj,i njohur ndryshe si “Azemi”, jo rrallë do të përfitonin nga miqësia që do të kishin me drejtues të lëvizjeve ilegale. Herë pas here do të synohej rifutja në lojë e disa prej atyre që ishin thyer gjatë periudhës së paraburgimeve, ku edhe torturat kishin qenë më të egra. Ndodhte edhe kjo.

Arrestimet e grupeve që kishin shkuar për të bërë stërvitje ushtarake në Shqipëri, ishin përgatitur po nga të njëjtët njerëz që edhe i kishin organizuar. Ata që u regjistruan me emrat e tyre të vërtetë, në pragun e kalimit të kufirit me Kosovën, janë arrestuar dhe përndjekur. Përjashtim do të bëjnë dy njerëz, Adem Jashari dhe Zahir Pajaziti. I pari, do të fillojë luftën, kjo do të ndodhë më 31 dhjetor 1991, i dyti do të bëhet ideatori i lëvizjes guerile. Do të ishin dy përjashtime nga e përgjithshmja, por edhe ata ishin të zbuluar.

Ndërsa ajo që mund të ndodhte nga skutëria e denonciatorëve, kolaboracionistëve dhe e bashkëpunëtorëve ishte e njohur. Ashtu si u bë i njohur edhe ndëshkimi që patën. Kjo është një histori tjetër. Në të vërtetë, ajo që u zbulua nga këta kolaboracionistë, më shumë kishte qenë e shkuar, se sa e ardhshme. Dora e tyre do të ishte në kidnapimin e Besim Ramës.

Do të ketë raste edhe të infiltrimit në strukturat e luftës edhe të njerëzve që ishin futur ose që rrugës do të bëheshin denonciatorë të strukturave, ku mendohej se do të bënin pjesë. Këtë do e themi më pas.

Kur kam lexuar intervistat e realizuara nga Nait Hasani dhe Rexhep Selimi, në të dy rastet më ka bërë përshtypje këmbëngulja e intervistuesit për të saktësuar Shqipërinë si vendin e dekonspirimit. Të dy drejtuesve të luftës u është bërë, thuajse e njëjta pyetje: Ku jeni fotografuar, në Tiranë? Ku jeni dekonspiruar, në Tiranë?

Ka pasur disa të vërteta në këtë pyetje.

HIJA veproi në Tiranë përmes disa rrugëve: së pari, nga zyra e

Kosovës, si quhej, e cila në të vërtetë, më shumë se për gjithçka tjetër, ishte ngritur pikërisht për të vëzhguar se çfarë mund të ndodhte në Shqipëri dhe që kishte lidhje me Kosovën. Mirëpo kjo nuk ishte e mjaftueshme, dhe shërbimi i fshehtë serb nuk do të ishte, ai që ishte, nëse gjithçka do e linte në dorë të “institucionalistëve”.

Shërbimi i fshehtë serb e dinte fare mirë, se nëse do të tentohej të ndërmerrej diçka serioze, do të kishte vetëm një rrugëkalim: Shqipërinë. Gjithkush e dinte këtë. Rrugët e tjera ishin krejtësisht të zëna. Nuk mund të futej nga veriu, por edhe nëse kjo do të bëhej, gjithçka do të ishte thuajse e papërfillshme. Nuk mund të futej nga Maqedonia, sepse do të ishte dyfish më e rrezikshme. E njëjta gjë edhe nga Mali i Zi, megjithëse strukturat ilegale, në përmasa të vogla, ekzistonin edhe në këto treva, dhe gjithçka do të kishte pasur pasoja të pallogaritshme.

Të dyja palët e kishin llogaritur Shqipërinë. Strukturat ilegale si një portë nga ku mund të hyhej, strukturat serbe si një portë që duhej mbyllur. E gjitha qëndronte në gjetjen e sekretit se si mund të hapej ose se si mund të mbyllej kjo portë. Ka një ngjashmëri në dy veprimet. Lëvizja Popullore e Kosovës dërgoi, që në fillim, njerëzit e saj për të përgatitur terrenin në Shqipëri. Në krye të këtij grupi, edhe kur qeveriste Ramiz Alia, edhe kur qeveriste Berisha, edhe kur qeveriste Nano, do të ishte i njëjti njeri: Xhavit Haliti. Më pas, me vendim të posaçëm të Këshillit të Përgjithshëm, u dërguan edhe Ramiz Lladrovci dhe Halil Selimi, por kjo është përtej kohës në të cilat zhvillohen ngjarjet e këtij libri. Shërbimi i fshehtë serb dërgoi atje Ramë M. Ai në fare pak kohë ndërtoi rrjetin e tij, i cili u shtri sidomos në Tiranë dhe në Durrës.Më pas, përmes disa lidhjeve të veçanta, strukturat e HIJES u shtrinë edhe në Tropojë, veçanërisht përmes B.Demirit, ish ushtarak, kontrabandist më vonë, i cili do të ishte prijësi i bandës që do të vriste në pritë Ilir Konushevcin, dhe që më pas, do të vritej nga Fatmir Haklaj, si shenjë hakmarrje që kishte vrarë njerëz që ishin në besë të tij.

Në ndryshim me periudhat që përballoi Haliti, Ramë M. qëndroi deri kur e kuptoi se koha e tij po shkonte. Në ndihmë të tij, në kohë të ndryshme u dërguan njerëz të damkosur si kontrabandistë të drogës, të ngatërruar me gjithfarë veprash penale, brenda e jashtë Kosovës,si ishin vllezerit Muriqi. Mjerisht, në ndihmë të tij, u dërguan edhe njerëz që prej disa kohësh kishin krijuar lidhje me disa nga strukturat e luftës,

sidomos në Linjën e Llapit, siç ishte “Dhëmbëprishuri”.

Ramë M. të krijonte përshtypjen e një njeriu të mirë, të qetë, i interesuar për çështjen kombëtare, i dhënë pas halleve të luftës, gjithnjë me merakun se duheshin ndihmuar ata që po luftojnë, të cilin, “të vinte keq që nuk e kishe njohur më parë”.

Xhavit Haliti ndërtoi një rrjet të vogël njerëzish rreth vetes. Ata ishin të besuarit e tij. Duke ditur të krijojë lidhje të sakta, ai u kap më shumë, si i thonë, për brirësh, me hallkat nga ku mund të vendosej, dhe nuk ishte asgjë e fajshme në qëndrimin e tij. Përkundrazi. Do të kishin një kontribut të çmuar Sahit Krasniqi, Ali Reshani, Shaban Muja etj., të cilët secilin udhëtim mund ta quanin si udhëtimin e tyre të fundit.

Barrën e logjistikës, deri në vitin 1997, e mbartën vëllezërit Haradinaj, Luani dhe Ramushi. U ngritën disa baza, përgjithësisht shtëpitë e njerëzve të thjeshtë, ose të ingranuar në lëvizjen ilegale. Pastaj ngrihet një grup tjetër, fillimisht me 4 ose 5 vetë, e më pas zgjerohet deri në dhjetë vetë.

Barrën e këtij grupi e mbanin Ilir Konushevci (“Mërgimi”), Adrian Krasniqi (“Rexha”), Mujë Krasniqi (“Kapuçi”), Hysen Dreshaj (“Besniku”), Gëzim Sejdiu (“Genci”), Qerim Kelmendi (“Dema”), Gazmend Imeri (“Bardheci”) i fshatit Ponashec, Astrit Jakupi, djali i Plakut të Shishmanit, Xhemë Jakupit, Naim Haziri (“Dilaveri”), Emin Hoxha nga fshati Cermjan, etj. Janë disa shtëpi të kthyera krejtësisht në dobi të luftës, ajo e familjes së Xhemë Jakupit, krijuar nga Zahiri, shtëpia e Musa Demirit (“Haxhi Baba”) në Golem, shtëpia e Xhavit Hoxhës në Golem, shtëpia e Agim Tafa (Krasniqi) në Bajramcurr, djali i mixhës së Adrianit, dhe pastaj baza kryesore në Bajramcurr. Ajo ishte ngritur tek shtëpia e vëllezërve Krasniqi, që ishin djemtë e mixhës së Adrianit, e cila ishte vënë krejtësisht në shërbim të UÇK-së, që nga Besnik Tafë Krasniqi, i biri i tij, Arturi, për të ecur më tej tek kamioni i Besnik Krasniqit, me të cilin transportoheshin armët e para, sado të pakta, për të shkuar tek shtëpia e Sulejman Berishës në Prifq, për të shkuar edhe më tej tek shtëpia e bacës Sulejman Krasniqi, ku fillonin ngarkesat që bëheshin natën, për të ecur dy net e një ditë, deri tek baza e parë e UÇK-së, tek shtëpia e Plakut të Shishmanit. Prej aty, bartja e armatimit kalonte në Jabllanisë (sot Shqiponja) e Gjakovës, për të vazhduar tek shtëpitë-baza në Aqarevë, Prekaz, Dush, etj.

Pas rënies së Adrian Krasniqit grupi zgjerohet. Nga Gjermania shkojnë dy vullnetarët e parë në sektorin e logjistikës, Gani Nuhaj (Dyseldorf), Demir Demiri (Bochum) dhe Cane Demiri (Bochum), Ganiu nga Jezerci / Ferizaj, kurse dy kushërinjtë Demiri nga Morina / Gjakovë.Pastaj, përmes Burim Murmullakut vjen lidhja e re me tezakun e Ponashecit “Hoxhën”. Tani nga linja Bajram Curr-Prifq-Lugu i Zi-Shishman kalohet në një rrugë më të favorshme, Bajram Curr-Prifq-Popoc, për të kalauar në këtë linjë, së pari deri në Ponashec, e më pas për t’u zgjeruar edhe kah Smolica, përmes “Kanunit”e Agron Ramës për në Jabllanicë.

Më pas, gjithnjë në këtë linjë të logjistikës do të jenë Xhemajl Fetahu (Gjermani / Raushiq i Pejës), Blerim Muriqi (Zvicër / Rugovë), pastaj një grup i organizuar nga Gani Nuha (Jezerc / Ferizaj), Tomorr Gashi (Graboc i Pejës), Bekim Kelmendi dhe Gjylshane Kelmendi (Gjermani / Llabjan i Pejës), Naim Kastrati (Gjermani / Doberdol i Pejës), Fanol Bardhaj (Gjermani / Pejë), Shaban Gashi (Pejë), Xhevat Fetahu (Raushiq i Pejës), etj. Drejtues i grupit do të zgjidhej Gani Nuha, ndërsa zevendes Fanol Bardhi.

Ndërkohë Ilir Konushevci kishte organizuar edhe një linjë tjetër, që funksiononte nga krahu i Kukësit, nga Kruma dhe drejtues të saj ishte Qemal Idrizin (Vushtrri) dhe Ruzhdi Saramati (Zhur).

Përse u ndala kaq gjatë? Vëreni diçka. Gjithçka ka kaluar përmes njerëzve të zakonshëm dhe përmes shtëpive të njerëzve të zakonshëm, të cilët e kanë bërë këtë, pa menduar se do të kenë pjesën e vet në histori, pa dëshiruar që përmes gjithë asaj që bënin, të kishin më shumë të holla, pra të pasuroheshin. Gjithçka ka kaluar përmes portave dhe si thonë, kush të hap portën, të ka hapë zemrën.

Shërbimi i fshehtë serb, që u shtri bukur fort në Tiranë dhe në pjesën veriore të vendit, nuk mund të kishte një rrugë të tillë. Mund të hapeshin porta për të, por jo të njerëzve të mirë, pra jo portat e shtëpive. Atëherë ai vendosi të bënte diçka krejt tjetër, përsosmërisht e mbuluar dhe në dukje krejt e zakonshme. Mendoi të hapte disa lokale në Tiranë, ndonjë në Durrës dhe rrugës për në veri. Ato do të ishin pikëstacionet e mbledhjes dhe e kalimit të lajmit. Ramë M. gjendej kudo. Fillimisht paraqitej si një njeri në nevojë dhe përfitonte nga një fond që ishte ngritur në Zvicër nga llapjanët, me emrin e Ali Ajetit. Më

pas do të kishte një banesë në Laprakë, më pas do të ngrinte një dyqan në qendrën e Tiranës, përballë Hotel Dajtit, ku thuhej se ishte bashkëpronar me Murat Ajetin, ngjitur me lokalin e njohur të asaj kohe, që ndodhej po ashtu përballë, me emrin “Nikolino”. Aty, afër tyre, si rastësisht, ishte vendosur edhe një telefon, i cili do u shërbente shqiptarëve të Kosovës për të folur me familjet e tyre. Përmes kësaj linje, jo rrallë, për njerëzit që dyshonin se ishin të ingranuar në lëvizjet ilegale, bëhej përgjimi dhe regjistrimi i bisedave. Edhe në lokalin tjetër, që e kishin në anën e djathtë, pra në restorantin “Kumanova”kishin dërguar një njeri të tyre. Kjo nuk ishte e mjaftueshme. Atëherë ngritën një bazë të UDB-së edhe në restorantin “Prizreni”. Ishte një rrethim përmes dyqanesh, lokalesh, restorantesh, ku jo rrallë do të uleshin edhe njerëz të luftës. Përgjithësisht, njerëzit që ishin strukturuar e dinin se kur dhe për cilët do të përgjonin. Ndoshta kjo ka qenë edhe arsyeja pse Zahir Pajaziti takimin e parë dhe të fundit me Azem Sylën e cakton vetë se ku do të bëhet, jashtë këtij rrjeti, në të cilin ai kishte filluar të dyshonte. Pa asnjë dyshim, se nëpër këto qendra udbashe ka kaluar mjaft informacion i vyer për shërbimin e fshehtë serb. Vitet që erdhën më pas treguan se cilët kishin qenë të involvuarit në të gjithë këtë, megjithëse nuk i treguan të gjitha.

Në diasporë, shërbimin e fshehtë e drejtonte një njeri i njohur, tinëzar deri në dhimbje, përfitues deri në mërzi, Hafiz Gagica, Kryetar i LDK-së në Gjermani. Thuhej se në zyrën e tij ishte parë disa herë edhe Selim Brosha, eksponenti i njohur i UDB-së. Nuk e di se sa e vërtetë është kjo. Personalisht kam folur dy herë me Gagicën, herën e parë në zyrën e tij, dhe, herën e dytë, përmes telefonit. Herën e parë, kur isha në Gjermani si gazetar, më dha “porosinë”që të mos e takoja Ibrahim Kelmendin, sepse ishte një njeri “i rrezikshëm”. Herën e dytë, pak para përfundimit të luftës, kur pas bisedës sime, m’u përgjigj shkurt, disa herë: “të ruajt zoti”, si të donte të më thoshte se robi nuk mund të më ruante më. Kur ai nuk ishte më i nevojshëm, shërbimi i fshehtë i LDK-së e nxori krejtësisht jashtë loje, çka ndodh jo rrallë me denoncuesit bajatë.

Në qendër të Hijes, shërbimi i fshehtë serb vendosi disa figura, të cilat, në një mënyrë ose në një tjetër, kishin vendosur kontakte, qoftë përmes afërsisë familjare, qoftë përmes njohjeve të hershme, me njerëz ose struktura që kishin lidhje me luftën. Më ka bërë gjithnjë përshtypje dëshmia ose më saktë të thuash prononcimi i njërit nga

pjesëtarët e parë të njësiteve guerile, se *“kam mendimin se Murat A., Ramë M. dhe Genc K. janë tre agjentët më të suksesshëm të UDB-së, që kanë keqpërdorur lidhjet familjare, për të depërtuar deri aty ku UDB-ja as që e ka parë në ëndërr se mund të depërtojë”.* Nuk kam hyrë të verifikoj këtë prononcim, për vazhdimin e këtij libri më është më interesante gjetja e këtij fakti, i cili, edhe në qoftë apo në mos qoftë i vërtetë për tre personat e mësipërm, si do të saktësohej më vonë, do të ishte i saktë, të paktën prej dy prej tyre.

A duhej mohuar Zahir Pajaziti? A duhej mohuar Edmond Hoxha? A duhej mohuar Hakif Zejnullahu? Kush ishin ata, cili prej tyre kishte qenë njeri i frustuar, cili prej tyre kishte qenë dorë e zgjatur e shërbimit të fshehtë serb, terrorist, njeri i Arkanit etj. etj.?

## MË I RIU...

Më i riu prej tyre ishte Edmond Hoxha. Kishte lindur në Junik, në familjen atdhetare të Hoxhajve të Junikut të fisit Morinë. Ishte një ditë e premte, 10 tetor 1975, do të vritej po ashtu në një ditë të premte, 31 janar 1997. Do të lindte në orën pesë të mëngjesit, pas shtatë motrave, do të vritej afërsisht në orën pesë të mbrëmjes, duke lënë pengun e ikjes të tij në sytë e shtatë motrave. Pra ishte vetëm 21 vjeçar, sapo kishte hyrë në vitin e njëzetedytë të jetës së tij. Student i shkencave politike. Pak ëndërrimtar si krejt brezi i të rinjve. Shumë i vendosur për të bërë më të mirën e mundshme. Zakonisht flet në fjali të shkurtra, aq sa të duket sikur nuk ka folur. Vetëm kur është fjala për Kosovën, flet më gjatë dhe i thotë motrës së tij: “Lume, pa e bërë veten të vdekur nuk mund të bësh diçka për Kosovën, e kur e qet veten, pra kur nuk të dhimbet jeta, e ke mund frikën”. Nuk është në natyrën e tij të flasë kaq gjatë e prandaj, përsëri hesht. Mendon se ka një rrugë të hapur nga stërgjyshi i tij i largët Ymer Hoxha, për të ardhur më afër në kohë, tek gjyshi Avdyl Hoxha e për të qenë krejt afër rrugës së të atit, Hysniut, dhe të vëllait, Xhavitit. Nëse një rrugë ndiqet nga disa breza, kjo do të thotë se ajo rrugë, jo vetëm është hapur, por edhe është shtruar. Duhet vetëm të ecësh në të dhe të bësh pak më tej se ata që shkuan.

Cilido brez e ka bërë këtë. Edmondi mendon se është koha e tij. E mendon këtë krejt natyrshëm, si diçka tepër të zakonshme. E di që është rrugë tepër e vështirë, sepse është një kohë e vështirë, si çdo

kohë pushtimi ; më e pakta është rruga që të çon drejt burgjeve politikë, ku ishte i vëllai i tij, por të çon edhe drejt vdekjes, si ishin vrarë disa nga të parët e tij.

Mes dy rrugëve, prehjes dhe qëndresës, ai zgjedh të dytën. Mendoj se nuk kishte se si të ndodhte ndryshe. Rrugën e kishin hapur disa breza të kullës së Junikut, ai nuk mund të ndërronte trasenë e saj, vetëm po të ishte bukëshkalë. Nuk ishte i tillë. Kishte marrë prej të gjithëve atë që i duhej dhe do të bënte më tutje.

Rebelimi i tij kishte filluar nga arsyeja. Jo nga dëshira. Ishte rebelim ndaj shkaut, jo sepse ishte i tillë, por sepse regjimi i tij ishte vrasës. Ishte derdhur aq shumë gjak, saqë shumëçka ishte thyer. Përgjakja kishte qenë e rëndë dhe askush nuk e do përgjakjen. Edmond Hoxha ishte njëri prej atyre që ishte gati të derdhnin gjakun e tij, por që nuk e donte përgjakjen. E dinte, po ashtu, se nuk kishte rrugë tjetër– kjo ishte arsyeja.

Edmond Hoxha ishte një djalë i gjatë, i hijshëm, ende i ri për të qenë i ngarkuar me halle, dhe njëkohësisht “tepër i vjetër”për hallet që kishte menduar të merrte mbi vete. Si e shkrova, ishte një djalë i heshtur. Flokët i hidhte pa ndonjë kujdes të veçantë, nganjëherë në anën e djathtë; koka ishte paksa e zgjatur përmbrapa, kishte një shikim të qetë, vëllai i dëshiruar i motrave, nga që më i madhi, Xhaviti, e kishte shkuar një pjesë të rëndësishme të jetës së tij larg shtëpisë, pra larg motrave dhe prindërve. Përgjithësisht Edmondi dëgjonte me vëmendje të tjerët kur flisnin, e kjo ndodhte jo vetëm me më të moshuarit, por edhe me moshatarët e tij. Ishte i zhvilluar fizikisht, si dukej ishte ngutur për të qenë i tillë, duke e parandjerë se po vinte koha e tij, trupi i tij ishte muskuloz, por jo deri në kthimin e muskulozitetit në mani, krahët i kishte të gjatë, kjo duket edhe nga një fotografi e tij në Lezhë, me shpatën e Skënderbeut në dorë, kishte diçka shumë tërheqëse në shikimin e tij e ndoshta kjo e kishte bërë një ilegale të hershme, Gjyle Krasniqin, më mirë e njohur si “Shota e Llapit”, t’i thoshte: “Ne nuk e jetuam rininë tonë, ti duhet ta jetosh rininë tënde”.

Ai kishte marrë shumë gjëra nga bjeshkët e Junikut, ku kishte hedhur shtat, por njëkohësisht kishte filluar të merrte edhe nga Prishtina e Durrësi. Më pas, Prishtinës do i bëhej njëri ndër studentët simbol të saj, ndërsa në Durrës do të kishte afërsinë e disa prej njerëzve që do të

përgatitnin apo drejtonin luftën çlirimtare.

Në kujtimet e të gjithëve atyre që e kanë njohur, Edmond Hoxha ka ngelur një djalë i qetë, tepër i afërt, disi i ndrojtur kur është i pranishëm në bisedat e të rriturve, jo shumë kureshtar, më tepër i prirë për të dëgjuar, se sa për të folur, me një të kuqe të lehtë të fytyrës, zakonisht shumë i afrueshëm për të tjerët dhe i gatshëm për të të qenë pranë.

Edmondi zakonisht nuk fliste gjatë, përpiqej të gjente mes fjalëve atë që ishte më e domosdoshme për të thënë dhe që duhej thënë, të tjerat i linte në heshtje, sikur të kishte pas vetes drojën se deri ku duhej folur. Zakonisht nuk e mbajnë mend në biseda të gjata, si duket e kishte ndjerë se punët që i takonin të bënte në fare pak vite, nuk do të kishin as kohë dhe as vend për fjalë të shumta. Ai, gjithçka që do të kishte, do i përmblidhte në vetëm fare pak kohë, në të cilën pjesa më e madhe do i takonte lëvizjes, ecurisë së gjërave, përpjekjeve për të bërë diçka, për të dalë nga riciklimi i mbylljes në vete.

Ai ishte njëri nga të rinjtë që ishte mërzitur prej fjalëve, ashtu si mërzitet njeriu nga një lëngatë e gjatë.

Nëse ai do të kishte qenë në jetë, deri në fillimin e tetorit të vitit 1997, me siguri do të ishte në mesin e prijatarëve të demonstratës së njohur studentore dhe në radhët e studentëve luftëtarë. Jam i bindur për këtë nga dy fakte, të cilat, natyrshëm, kanë lidhje me njëra tjetrën.

Fakti i parë: Njëri ndër drejtuesit e njohur të lëvizjes studentore, Driton Lajçi, duke shkruar për Tubimin Përkujtimor me rastin e vrasjes së studentit Edmond Hoxha, shënimin e tij publicistik “Vdekje krenare”do e mbyllte me mendimin e qartë se “Edmondi filloi studimet për të mos i mbaruar, për të, aty mbeti dëshira për t’u bërë jurist i diplomuar. Ai vdiq, por nëse ka vdekje krenare, kjo kësaj here, i takon Edmond Hoxhës”.

Së dyti, disa nga miqtë më të afërt studentë të Edmond Hoxhës, menjëherë pas fillimit të luftës, ndërprenë studimet dhe u bënë ushtarë ose eprorë të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës si Mensur Hoti, Bekim Begolli, Ramë Gjikokaj, Shkumbin Demaliaj, Sami Cacaj, Gëzim

Hoxha, të cilët gjithnjë kanë patur ndjenjën se bashkë me ta dhe me punën e tyre është edhe ajo që kishte vënë Edmond Hoxha.

Një mik i imi nga Vlora më thonte dikur se "kur vinte në qytetin tonë ndonjë djalë i bukur, vajzat thonin se "ka ardhur një djalë i bukur si kosovar". Miku im shtonte edhe diçka tjetër, si për shembull se "ku e kanë gjetur shqiptarët në Prishtinë atë njeri me shall, sikur të mos ishte i tyre". Por unë do të ndalem tek thënia e parë, sepse Edmondi ishte tipik i tillë, si thoshin dikur vajzat e detit për djemtë e hijshëm. Me tipare shumë të rregullta, magjia e tij qëndronte në të qeshurën e veçantë, shumë e lehtë, me një përvijim buzëve. Sikur asgjë të mos mbahej mend prej tij, nga miqtë, shokët, shoqet dhe njerëzit, do të kishte mjaftuar vetëm ajo e qeshur e veçantë, disi e tërhequr, me shkëlqimin e jashtëzakonshëm të syve.

Është jo e rastësishme se, në kujtimin e shokëve dhe të njohurve të tij, Edmondi, mbetet njeriu që nxitoi të arrinte vitet e pjekurisë së parë.

Ndoshta shumë nga të njohurit e tij, shqiptarë të Kosovës, e kanë parë Edmondin përmes syve të ilegalëve, sepse ata zakonisht i përkisnin lëvizjeve ilegale, ose përmes syve të bashkëmoshatarëve të tij studentë. Ka qenë tepër e zakonshme që, për secilin ilegal, kur e ka njohur për herë të parë, si vëllai i Xhavit Hoxhës, të ketë thënë: "Ah, vëllai i Xhavitit qenke", dhe një pjesë e emrit të vëllait të tij, të ketë kaluar edhe tek Edmondi. Xhaviti ishte njëri nga të burgosurit politikë të grupit të njohur si "Komiteti i Deçanit", përmes të cilit kishin kaluar në dëshminë historike të mendimit politik edhe kryengritës të Kosovës shumë emra të njohur si Smajl Haradinaj, Hasan Ukëhaxhaj, Jashar Salihu, Drita Kuçi, etj.

Pra, donte apo nuk donte Edmond Hoxha, megjithëse ai e donte këtë fakt, njohja e parë e tij, me një rreth më të gjerë dhe më të pjekur se brezi i tij, do të ishte, për shumë vite, përmes emrit të vëllait të tij dhe kjo, po ashtu, donin apo nuk donin njerëzit, do të ndikonte në perceptimin e figurës së tij.

Si do ta shihte atë një njeri, i cili, as nuk kishte pasur asnjë lloj lidhje me lëvizjen ilegale, dhe, për më tepër, nuk do të ishte as shqiptar i Kosovës, por një banor i Tiranës, njeri i kulturuar, atdhedashës dhe këtë e dëshmoi më pas me mbështetjen që i dha Ushtrisë Çlirimtare të

Kosovës, e që në jetën e tij kishte njohur shumë njerëz? Edmondin ai do ta njihte në një vit aspak të zakonshëm në jetën e Shqipërisë. I jashtmi është gjithnjë më objektiv, sepse, duke mos qenë pjesë e gjërave të ditura, ai ndërton në përfytyrimin e tij atë që ka ndjerë se kjo është më e saktë.

Gjithnjë kam dashur të di se si ngrihet në kujtesën e njerëzve të tillë figura e Edmond Hoxhës. Dhe iu drejtova një njeriu në Tiranë, i cili e kishte njohur Edmond Hoxhën, e më pas gjithë familjen e tij, në vitet e kalimit të tij nga rinia e hershme në atë që do të vinte më pas.

Fadil Smajli, ish drejtori i përgjithshëm i postës shqiptare, bën dëshminë e njeriut që e ka njohur Edmondin drejtpërdrejtë, jo përmes mendimit politik që ishte krijuar për familjen e tij. Është njeriu që, ndryshe nga shumë të tjerë, ka kaluar përmes njohjes jetësore tek njohja politike, dhe pikërisht sepse, jo vetëm ai, por gjithë familja e tij kishin një ndjesi të veçantë për Edmondin, ndikoi edhe në përkushtimin e mëtejshëm të tyre. Nga mosha, Edmondi mund të ishte vëllai i vogël i Fadil Smajlit. Pra ajo që do të ndikonte do të ishte diçka që nuk kishte lidhje me moshën. Kishin jetuar në dy skaje të të njëjtit truall, pra nuk do të ishte as afërsia e një jete të përbashkët. Ishte diçka tjetër, që edhe pas shumë vitesh, do të mbetej e jetësuar tek Fadil Smajli. Ai më shkruan:

*“Të falënderoj shumë për poemën “Preludi”, kushtuar Edmond Hoxhës dhe shokëve të tij. Dua të të them se vajzat e lexuan dhe u kënaqën shumë, duke e vlerësuar me mendimin e tyre, shumë të bukur, duke u nisur edhe nga fakti se ato e kanë njohur personalisht Edin. Ndonëse në moshë të vogël, por u ka mbetur në mendje, djaloshi i gjatë, i dashur, buzagaz...*
*Ja si e takova për herë të parë Edin.*
*Një pasdite vere, diku nga fundi i muajit korrik apo fillimi i muajit gusht të vitit 1992, bie zilja, vajza e madhe, atëherë rreth 12 vjeçe, hap derën dhe thotë se është një djalë i gjatë dhe një vajzë e vogël (ishte mbesa e Edit). Më thotë se jam Edi, vëllai i Xhavit Hoxhës, sepse Edin, e njihja si emër, por nuk e kisha takuar asnjëherë. E përqafova dhe u ulëm. U përshëndetëm sipas zakonit dhe bëmë biseda të lira familjare. Më beso, se ai çast, për mua dhe time shoqe, Netin, e vajzat, ka mbetur si një gjë shumë e rrallë, e jashtëzakonshme, e kujtojmë gjithnjë, një djalë, që tani është përcaktuar nga të gjithë, por me një buzëqeshje të*

*hapur dhe krenar, virtyte të veçanta të Edit.*
*Si zakonisht, ditëve të shtuna dhe të diela, shkonim në plazh, ku takoheshim me të gjithë të afërmit e Xhavitit. Takoheshim tek shtëpia e tij dhe për atë shtëpi duhet bërë një vlerësim i veçantë, sepse aty kanë marrë rrjedhë shumë ngjarje të Kosovës. Më pas mësova se Edi ishte student në Fakultetin Juridik të Prishtinës.*
Të gjitha motrat i duan vëllezërit, por motrat e Edit e të Xhavitit, ishin diçka më shumë.
*Një gjë më ka bërë përshtypje. Në biseda, në grup apo në biseda personale, Edi dëgjonte me shumë kureshtje, nuk ndërhynte, rrinte i qetë dhe çdo fjalë ndërmjet miqve dhe shokëve e shoqëronte me buzëqeshje, dhe me një shikim shumë domethënës, të cilën unë e kuptova me vonesë, sepse pa folur, me buzagaz, pranonte ose jo, në heshtje bisedat që bëheshin, kryesisht për Kosovën.*
*...Një ditë, në plazh, kisha vendosur ta ngacmoja Edin për problemet e Kosovës. E thirra dhe i thashë të dilnim në një anë, sepse aty kishte shumë njerëz. U larguam disa metra dhe fillova ta ngacmoja: "Në vitin 1981, i thashë Edit, kam qenë me punë në Pukë, dhe në janar të atij viti kam takuar një çift të moshuarish nga Prizreni. Ndërmjet bisedave të tjera ata u shprehën se "Kosova mund të shpëtojë vetëm nga rinia studentore, studentët janë ata që do ta fillojnë luftën për Kosovën". Dhe si dihet, studentët u ngritën në marsin e vitit 1981. Që nga ajo kohë, i thashë Edit, i kam ndjekur me shumë kujdes ngjarjet në Kosovë, qëndrimet e politikanëve të kohës në Kosovë, të Vllasit, Morinës, Jasharit...Mirëpo tash po më duket se ka shumë heshtje...*
*Më dëgjoi me shumë vëmendje, ashtu si përherë, i qetë, buzagaz dhe me një vështrim sikur donte të dinte më shumë. I fola edhe për qëndrimin e Shqipërisë së asaj kohe dhe gatishmërinë e saj për të ndërhyrë nëse do të ishte e nevojshme, fjala ishte për vitet 1981–1988. M'u duk sikur po më pyeste me shikimin e tij për të ditur më shumë, por edhe sikur ndjeva se kishte diçka që nuk po thuhet. Kur befas më tha, të vazhdoj.*
*Unë e ngacmova përsëri. "Edi, çfarë po bën rinia studentore në Prishtinë, se kam dëgjuar se ka filluar të futet frika nga regjimi serb, se të rinjtë po largohen nga Kosova".*
*Më shikoj qetësisht, si përherë, por tash me një shikim tjetër.*
*– Jo baca Fadil, ne po studiojmë dhe po punojmë, e vjen dita edhe luftojmë.*
*– Punoni, i thashë, por duhet edhe të ruheni.*
*– Të ruhemi, nuk është keq, tha, por jo duke ndenjur në shtëpi.*

*I thashë se duhet të kishte kujdes, sepse ka prindërit, motrat, se Xhaviti është larg Kosovës.*
*Më tha se e gjithë Kosova është kështu, se të gjithë kanë prindër, motra e vëllezër. Mirëpo dikush duhet edhe të punojë për Kosovën. Studentët në Prishtinë, më tha Edi, janë shumë impulsivë, ndoshta gabojnë ndonjëherë, duke folur më shumë se duhet, por po i ikën koha fjalëve.*

*U takuam përsëri dhe folëm përsëri për Kosovën dhe hallet e saj. Ishte një vit më vonë. "Vazhdojmë të punojmë, më tha Edi, ka më shumë represion nga regjimi serb, por jemi më të organizuar". Kishte një shikim ndryshe.*

*Lajmi i hidhur.*

*Atë natë, 31 janar 1997, kthehem në shtëpi, rreth orës 21 dhe menjëherë më thanë se në Kosovë janë vrarë tre vetë. Prita lajmet e fundit dhe dëgjova për vrasjen. Dy ishin të identifikuar, Zahir Pajaziti dhe Hakif Zejnullahu. I treti ishte i paidentifikuar. Ditën e dytë lajmi qe i tmerrshëm. Studenti i paidentifikuar ishte Edmond Hoxha. Nga Juniku. Kisha qenë në shtëpinë e tyre në Junik në vitin 1994. Nuk e harroj atë pritje, megjithëse pushteti serb më urdhëroi të largohesha nga Kosova për njëzetekatër orë. Kam qenë me Urimin, vëllain e Petrit Bytyçit. Asnjëherë nuk e kishim mësuar emrin e plotë të Edit. Për ne ai ishte thjeshtë Edi Hoxha. "Merre Petritin në Zvicër, më thanë. I thashë se nuk ka plumba që të vrasin Edin. Mirë, mirë, po merre Petritin. E mora dhe mësova të vërtetën më të hidhur të jetës sime. Si është e mundur? Gruaja dhe fëmijët filluan të qanin, si edhe unë, edhe tani që po shkruaj këto rreshta....".*

Fadil Smalji, njeriu që është përkushtuar për Kosovën, më shkruan më gjatë se kaq. Duke e njohur nga afër, atëherë kur i lexova për herë të parë mbresat e tij, mendova me vete, se edhe një njeri i fortë si ai, mund të ketë plagët e tij, lehtësisht të prekshme. Në këtë rast, plaga e tij ishte një djalë i ri, shqiptar nga Juniku, që kishte trokitur një ditë vere, të vitit 1992, në shtëpinë e tij, si vëllai i një të njohuri, që më pas do të bëheshin miq të afërt, dhe që krejt natyrshëm i kishte bërë vend në jetën e tij, ashtu si njerëzve më të afërm.

Kjo është e shkruar nga një njeri, i cili, nëse mund të them kështu, u bë

“i brendshëm”në hallet e luftës, duke shkuar përmes njohjes së njerëzve të përkushtuar për Kosovën.

Atëherë çfarë mund të thoshte një njeri tjetër, i cili nuk ishte, si të thuash, i njohur i zakontë apo i pazakontë, por mik dhe shok. Nga të gjitha kujtimet për Edin, shumë nga të cilat janë botuar në librin e merituar të publicistit të njohur Kadri Rexha, unë mendova se kujtimet e një miku, ndoshta nuk do të duhej të ishin në natyrën e këtij libri, pasi dihet se çfarë mund të thotë një mik i rinisë së parë.

Edmond Hoxha, njeriu i heshtur e kishte pasur vetinë të heshtte dhe kur do të vinte koha, të flisnin të tjerët për të.

Nuk do të jetë e çuditshme që do të jetë bashkëpunëtori dhe miku i Zahir Pajazitit dhe që do të vriteshin bashkë. Ndoshta, më shumë se askurrë, ishin bashkuar një grup njerëzish, të cilët, nuk i kishin në natyrën e tyre fjalët e shumta, rendjen pas tyre dhe pas pëshpërimës së fjalënajës, njerëz, të cilët, krejt natyrshëm, kishin vendosur të bënin detyrën e tyre. Nëse ajo do të ishte e vështirë dhe e rrezikshme, kjo nuk kishte lidhje me përkushtimin e tyre. Ata kishin ardhur me një mision të madh, koha që do të vinte do të dëshmonte se ata kishin qenë të denjë për të mbartur këtë mision.

A duhej mohuar një djalë i tillë dhe çfarë do të kishte të paqartë tek ai... Kujtojeni në çastin e fundit të ndarjes me motrën e tij, në fillimin e mbrëmjes të 30 janarit 1997, njëzet e katër orë para vrasjes, kujtojeni duke ulur shkallët, buzëgaz, me dorën e ngritur lart si përshëndetje dhe natyrshëm do të ndjeni edhe krimin e mohimit.

Ky ishte njëri nga tre heronjtë e natës së 31 janarit. Më i riu dhe më i panjohuri. As policia e fshehtë serbe, atë natë kur i vrau, nuk e diti emrin e tij. Ose e mbajti për disa kohë të fshehtë emrin e tij për të shkuar më tej në gjurmët e asaj që kishte ndodhur. Nuk i dihet asnjëherë. Por dihet që ishte më i riu nga të tre, djalë që sapo kishte mbushur të 21 vjetët.

Dy të tjerët ishin më të njohur.

Zahir Pajaziti ishte po ashtu një djalë i gjatë, por ashtu si kishte të përbashkëta me Edmondin, kishte më shumë të veçantat e tij.

Vetia e Zahirit për të mos folur shumë e sidomos për të mos folur gjëra të pabukshme, kishte kaluar, pa u ndjerë, edhe në tiparet e tij. Gjithçka ishte e tërhequr tek ai, mollëzat e faqeve të futura përbrenda, shikimi i syve sikur kalonte përmes vetes së tij, flokët që përgjithësisht nuk kishin ndonjë vend të caktuar, duart që i lëvizte atëherë kur duhej, sepse përgjithësisht ai nuk fliste me gjeste, ecja e veçantë duke i tundur paksa shpatullat, ndërsa këmbët sikur i nguliteshin në tokë.

Për Zahirin është shkruar shumë. Në vitet pas ngjarjes së 31 janarit 1997 mjaft bashkëpunëtorë të tij, kanë dëshmuar kujtimet e tyre, duke bërë të qartë rolin e tij si prijëtar në lëvizjen çlirimtare, përmasat e guximit dhe të vetëmohimit. Ai është padyshim njëra ndër figurat më të skalitura të luftës. Interesant është fakti se, dy nga njerëzit e tij më të afërm, Ilir Konushevci dhe Adrian Krasniqi, të cilët po ashtu janë sot figura mitike, në letrat nga të fundit të tyre, njëra dërguar vëllait të tij, nga Adriani dhe tjetra dërguar shokëve të idealit, nga Iliri, në rreshtat e parë kanë vlerësimin për Zahirin.

Asnjëri dhe as tjetri nuk e kanë ditur se ekziston një letër e tillë. Letra e Adrianit dërguar vëllait të tij është më shumë një letër lamtumire, letra e njeriut që ka marrë përsipër të bëjë punë të rëndësishme, por që e di fare mirë se, në këtë rrugë të gjatë e të vështirë njëkohësisht, mund të vritesh. Sa është një letër thellësisht njerëzore, ajo është edhe letër–amanet, nëse mund të thuhet kështu, për të gjetur të përbashkëtën e tyre. Ndërsa letra e Ilirit, dërguar shokëve të tij të idealit, si e titullon ai vetë në hyrjen e saj, më shumë se gjithçka, për vetë natyrën dhe adresën e saj, është një letër vizionare, mendimi i njeriut që dëshiron përmasa të reja të luftës dhe përcaktimi i rrugëve se si mund të bëhet më mirë një gjë e tillë. Të dy ata, Iliri dhe Adriani, në kohën e shkrimit të letrave ishin të përcaktuar në fuqizimin e logjistikës së UÇK-së, kishin lidhje të gjëra me zonat e luftës dhe ishin po ashtu, pjesëtarë të saj. Njëri do të vritej në tetor të atij viti, ndërsa tjetri në fillimin e majit të vitit të ardhshëm.

Kush ishin Adrian Krasniqi dhe Ilir Konushevci?

Adrian Krasniqi është pa dyshim njëra nga figurat më emblematike të luftës.Ka patur që në fillim diçka romantike dhe pasionante tek ai. Do të futej në rrjedhat e luftës përmes Lëvizjes Popullore të Kosovës, ku

militonte prej kohësh, dhe krejt natyrshëm do të kthehej në njërin nga djemtë e pazakontë, i cili, ashtu si do të ndjehej në shtëpinë e tij, do të ndjehej thuajse në të gjithë Kosovën. Ka një rreth miqësor e lufte njëkohsisht që do i bënte nder secilit. E gjen me Sylejman Selimin, Mujë Krasniqin, Sokol Bashoten, Qerim Kelmendin, Rahman Ramën, Rexhep Selimin, ka takime me Adem Jasharin, lëviz së bashku me Luan Haradinajn dhe Rramush Haradinajn,e gjen tek Lahi Ibrahimi, takohet në Tiranë me Xhavit Halitin dhe Azem Sylën, njihet si njeri i afërt i Ali Ahmetit, bën konak tek djemtë e Drenicës, por edhe jep konak në Tiranë, në rrugën e Elbasanit, tek ajo që do të njihej si banesa e Rexhës,rrugëton me Zahir Pajazitin, e njeh atë thjeshtë si "Ismeti"dhe më pas kupton se kush qëndron pas emërit të këtij burri të madh, është ndoshta njeriu më i afërt i Ilir Konushevcit, përderi sa bën një vend madhor tek ai, duke e quajtur njërin ndër themeluesit e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës.

Kur i duket se nuk ka bërë sa duhet, atëherë e shumëfishon veten përmes gjithë fisit të tij, këndej e matanë bjeshkëve, nuk i rrihet duke bërë atë që e kishte bërë zakonisht, dhe, ndërmerr aksionin e njohur, ku edhe vritet. Do të jetë me Mujë Krasniqin dhe Qerim Kelmendin, megjithëse i thonë se gjithçka mund të bëhet në një natë tjetër, ai e ka vendosur, ka në vete një thirrje të brendshme, si të donte të bënte jetësore atë që kishte thënë mijra herë se "askush nuk mund të më ndalojë të jap jetën për Kosovën". Në një natë dramatike i a thotë këtë edhe dikujt tjetër që përpiqet ta ndalojë, niset, është një nisje e gjatë dhe bie. Do të jetë ilegali i parë që do të vishte uniformën e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës. Mund të jetë rastësi, por sidoqoftë, është një rastësi e bukur.

Duke perifrazuar një thënie të Rexhep Selimit, e cila në të vertetë është cituar për Luan Haradinaj, do të thoja se Ilir Konushevci është buka e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës. Është fillimisht antar i Shtabit të Zonës Operative të Llapit, njëri nga njerëzit më të afërt të Zahir Pajazitit. Është e vështirë të gjesh një lëvizje të Zahirit, në të cilën, në një formë a në një tjetër, të mos jetë pjesë e saj edhe Ilir Konushevci.Në se ke thënë këtë, atëherë mund të mendosh se i ke thënë të gjitha. Pas vrasjes së Zahirit ai do të jetë komandanti dhe drejtuesi kryesor i zonës operative të Llapit.

Do të vritej në mënyrë enigmatike, vrasje ende e mbështjellë në mister,

me 9 maj 1998.Shumë gjëra janë të pathëna për vrasjen e tij, e po ashtu, shumë gjëra të tjera, kanë provuar të hidhen si mjegull mbi të vertetën. Përpjekjet që janë bërë për të deformuar saktësinë e ngjarjes, për ta lidhur atë me një pritë klasike banditësh apo me një thyerje të një “embargoje”të brendshme, nga shkaku i “nje delegacioni europian”– kanë qenë të gjitha vetëm zymtësimi i asaj që ka ndodhur në të vertetë.

Pa as më të voglin dyshim, ai është vrarë në një pritë klasike, të organizuar nga shërbimi sekret serb, duke pasur, bashkëpunëtorët dhe ekzekutorët e saj shqipfolës.Do të ishte një pritë e ngjashme me atë që ishte ngritur për Zahirin, Hakifin dhe Edmondin, në terrin e natës, buzë rrugës,me një përgatitje të mëhershme. “Mërgimi”e ka parandjerë këtë, ndoshta e ka ditur se secili udhëtim i tij mund të ishte njëkohsisht edhe udhëtimi i fundit, e ka ditur, po ashtu, se ngrehina e shërbimit të sigurimit serb kishte asaj kohe, jo vetëm në Tiranë, një strukturë të ngritur. Në fund të fundit, vetë njeriu kapo i bandës, që kishte ngritur pritën dhe që realizoi vrasjen, B. Demiri, tropojan, kishte qenë një ish ushtarak, i cili, në kohën e embargos ndaj ish Jugosllavisë bënte thuajse çdo natë rrugën përtej kufirit, ku jo rrallë takohej me punonjës të rëndësishëm të sigurimit serb, me të cilët bënte tregtinë e naftës. Kjo lidhje e krijuar më herët, ka qenë ajo që do të vendoste për emërin e ekzekutorit, por do të linte në HIJE emërin e denonciatorit, i cili, në këtë rast, është shumë e mundshme, të jetë në të njëjtën linjë lidhje me ato që denoncuan Zahirin.

Në prag të nisjes së fundit, Iliri do të jetë në Durrës, në shtëpinë e njohur – bazë të luftës të Haxhi Babës ( Musa Demiri ) ku do të linte një pjesë të logjistikës dhe të hollat që i kishin mbetur, më shumë se 30 mijë dollarë amerikanë, të cilat, do i dorëzoheshin më pas shokëve të tij. Iliri do të vritej rreth 5 kilometra larg vendit klasik të pritës, së bashku me mikun e tij Hazir Mala, duke marrë me vete një pjesë të enigmës, e cila, një ditë, domosdo do të jetë qartësisht e ditur.

9 maji është ditënata kur vjen pragu i tjetërsimit të Ilir Konushevcit, nga njeriu i zakonshëm në njeriun e përjetshëm. Me 9 maj, rrugës për në linjat e logjistikës ai ishte ende Iliri ose “Mërgimi”, ndersa më pas, ai do të kthehej në simbolin e lirisë së Kosovës.
9 maji është pragu kur Iliri nuk është vetëm djali i Halit Konushevcit, nga fshati i Lugajës, aty ku rrjedhin lumi i Livadhisë dhe lumi i

Balltavës, nuk është më vetëm djali i dashur i Nazmije Kastratit, nga fshati Kastrat afër Besianës, nuk ishte më vetëm vllai i Saimirit, Havushit, Suzanës dhe Artonit ; ashtu si derdhet lumi i Livadhisë dhe i Balltavës,afër fshatit ku lindi Iliri, në lumin e Llapit, me 9 maj,Iliri u derdh në shpirtin e gjithë llapjanëve, lum më i fuqishëm se të zakonshmit, sepse ishte nga prijëtarët e lumit të lirisë dhe i tillë nuk bëhet kushdo.

Me 9 maj Iliri nuk ishte më vetëm bashkëshorti i Luljeta Ramadanit nga Ferizaj, me të cilën kishin 6 vite të martuar, nuk ishte më thjeshtë babai i Nertilës, e cila u kishte lindur një vit pas martesës, pikërisht me 5 mars 1993 ; Iliri ishte tashmë shumë më tepër se një bashkëshort i jashtëzakonshëm, shumë më tepër se një baba i shkëlqyer: me emërin e tij do të ngriheshin në luftë dhjetra djem e vajza të Kosovës.

Këto ishin dy luftëtarët që sollën dëshmi historike.

Duke qenë në letrat e fundit të tyre, më shumë se çdo kush tjetër, ata dëshmojnë se kush ishte Zahir Pajaziti.

Le të sjellim pjesë nga letrat e tyre.

Adrian Krasniqi ("Rexha"): *"U vra Zahiri, udhëheqësi i Shtabit Operativ/Qendror të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, trimi i paepur dhe i cili ishte atentatori numër një në Kosovë. Ka qenë trim e shkuar trimit dhe trimëritë e tij një ditë do të dalin sheshazi..."*

Ilir Konushevci ("Mërgimi"), më 18.X.1997:

*"Pranojnë: Shokët e idealit në diasporë.*

*Në vend të përshëndetjes, dy fjalë për shokët e mi të ngushtë: Zahir Pajazitin dhe Adrian Krasniqin.*

*Për të folur për këta burra, automatikisht flet për një pjesë të madhe të lëvizjes revolucionare ose të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës. Unë jam shumë me fat që kam pasur rastin të rri dhe të punoj me ta.*

*Zahiri ishte trim i madh dhe shumë i rrallë. Atentator i shkëlqyer, që nuk i trembej syri nga asgjë. Me punën e tij, unë mendoj që i vuri themelet e*

*UÇK-së. Ai i ngjalli ndjenja popullit në Kosovë dhe në diasporë. Ngriti moralin e të gjithë njerëzve që nuk përulen para armikut, ndërsa atyre që përulen, ju futi tmerrin në palcë.*

*Puna e Adrianit është ajo, e cila, nuk i shkoi shumë kujt për dore. Ai nuk u kënaq vetëm me këtë punë të shenjtë që bënte, të cilën e vlerësojnë të gjithë shokët, por donte që vetë të merrte pjesë në aksione konkrete, ku dha edhe jetën heroikisht.*

*Deshëm apo nuk deshëm, po bëmë një analizë të punës së Zahirit dhe Adrianit, del se këta i vunë themelet e aktivitetit të UÇK-së, prandaj ne na mbetet të vazhdojmë veprat e tyre, deri në çlirimin përfundimtar...”*

Të dyja letrat janë të vitit 1997, është ende koha kur Ushtria Çlirimtare e Kosovës nuk ka bërë paraqitjen e saj të parë publike, dhe është i natyrshëm, që edhe në këto letra, të ruhet konspiracioni. Përqendrimi vetëm tek dy emra, të cilët tashmë kishin rënë në luftë, nuk do të thotë se ata, Iliri dhe Adriani, nuk e njihnin rrjedhën dhe shtrirjen e saj. Mjafton të përmendet fakti se atë natë që ndodhi vrasja e Adrianit ai ishte në Drenicë dhe njeriu i fundit me të cilin është ndarë atje, ishte Sylejman Selimi, i cili, sikur të ndjente diçka, i sugjeroi që aksioni të bëhet një natë tjetër.

Për më tepër, në tetorin e vitit 1997, kur është shkruar edhe letra e parë e njohur e Ilir Konushevcit, ai kishte disa muaj, që nga fillim marsi, që ishte në detyrën e drejtuesit të zonës operative të Llapit, duke u bërë kështu zëvendësuesi i parë i Zahirit.

Mirëpo si e shohin nga distanca dhjetëvjeçare Zahir Pajazitin disa nga bashkëpunëtorët e tij?

*“Me Zahiri Pajazitin jam takuar në vitin 1996, kur më kanë njohur, ndërsa Ilir Konushevcin e kam njohur në vitet 90, përmes Hysen Jasharit, një shok i Bradashit, që i takonte Çetës së Llapit, të kohës së Ali Ajetit.*
*Lidhjet tona kanë qenë aq të sinqerta, sa për një kohë të shkurtër, unë për Zahirin kam qenë bashkëpunëtor, si të ishim njohur prej vitesh. Sot opinioni shqiptar është i monopolizuar me informacione për “komandantë”, të cilët e kanë këtë epitet, jo se ishin të veçantë, por meqenëse kanë qenë anëtarë të LPK-së, e kanë pasur më të lehtë të*

*vendosin kontakte me UÇK-në, këtë formacion ushtarak që e ka formuar Lëvizja Popullore e Kosovës.*
*Kur një organizatë krijon krahun ushtarak të saj, atëherë gjithë anëtarët e LPK-së, përjashto ata që nuk kanë pas kurajë, kanë qenë automatikisht anëtarë të UÇK-së. Është pastaj problem tjetër, se si LPK-ja i ka aktivizuar këshillat e saj popullorë, që ekzistonin në Kosovë dhe, kë ka vendosur ta aktivizojë më herët e ke ma vonë... Mungesa e infrastrukturës ushtarake ka bërë që shumë atdhetarëve të zotë t'u trokitet në derë më vonë.*
*Nga ajo që unë kam kuptuar, dhe që e kam njohur UÇK-në që në zanafillë, kam ardhur në konstatimin se Zahir Pajaziti ka qenë aorta kryesore e UÇK-së... Zahiri, bashkë me grupin e tij të Llapit ka qenë këmbana e UÇK-së.*
*Nëse Adem e Hamzë Jashari, - më të drejtë thuhet, dhe është kështu, - ishin projektuesit e rezistencës ushtarake kundër okupatorit jugosllav, atëherë për Zahir Pajazitin, lirisht mund të thuhet, se ka qenë Arkitekti dhe Muratori i parë i operacioneve guerile. Lirisht mund të themi se Adem Jashari ishte i pari që prishi statuskuonë e okupimit të Kosovës dhe e demaskoj politikën kolaboracioniste të Rugovës, e po ashtu, për Zahir Pajazitin, lirisht mund të themi se është i pari që e lëkundi nga qetësia gjithë Serbinë. Ishte Zahir Pajaziti Ai që e detyroi, që në Kosovë, në rrethana të jashtëzakonshme, të vijë Ministri i Punëve të Brendshme të Serbisë.*
*Në atë kohë, në Kosovë, vepronin dy simbolika; në njërën anë ishte Serbia, me gjithë aparatin e saj represiv dhe bashkëpunëtorët legalë e të fshehtë, ndërsa në anën tjetër ishin Ademi dhe Zahiri. Ata dallonin mes tyre si gjësendi me Katedralen. Në këtë rast gjësendi ishte Serbia, ndërsa ata ishin katedrale. Sepse gjësendit, ose edhe njeriut, sa më pranë t'i afrohesh (sa më shumë ta njohësh), aq më i vogël të duket, ndërsa Katedrales, sa më pranë t'i afrohesh, aq më e madhe duket.*
*Pra kush e ka njohur Ademin mirë (mjerisht nuk e kam njohur nga afër, e kam takuar vetëm dy herë), kush e ka njohur Zahirin mirë, për fat kam qenë nxënës i tij, kush ka qenë i sinqertë me ta dhe kush ka punuar pa hile, e ka parasysh Katedralen. Kush i ka bërë lajka atyre, kush nuk ka qenë i sinqertë me ta, kush nuk ka mundur të shkojë pas ferkemëvet (gjurmëve) të tyre, atëherë është ndryshe...*
*Unë për veten time, me kurajë e them, se dallimi mes Zahirit dhe meje, është i ngjashëm me dallimin që ka një ortek me një top të vogël bore..."*

*(Qerim Kelmendi)*

“Fillet e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës janë ngushtësisht të lidhura me emrin e heroit Zahir Pajaziti. Ai ishte njëri ndër themeluesit e rezistencës së armatosur, jo vetëm në Llap, por edhe në mbarë Kosovën. Në atë kohë Zahiri, faktikisht, ishte komandant i operatives së Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës dhe njëkohësisht edhe vetë ishte në ballë të aksioneve që kryente ushtria jonë. Aty ku ishte Zahiri, aty ishte UÇK-ja.
Zahiri, para themelimit, me themelim dhe pas themelimit të UÇK-së, ishte më i sjellshmi, më punëtori, më i angazhuari dhe shtylla kryesore e bërjes së UÇK-së. Në nivel të përgjithshëm radhitet në listën e patriotëve më eminentë të kombit tonë”.

*(Latif Gashi)*

Hakif Zejnullahu është padyshim fisnikëria e njeriut të zakonshëm, i cili, edhe kur del nga shtëpia për gjërat e mëdha të luftës, krejt zakonshëm dhe shumë natyrshëm, u thotë njerëzve të tij se “kam pak punë”. Edhe asaj dite të 31 janarit, u tha tepër i qetë se do të shkonte në Prishtinë për të blerë disa paisje për mjetin e tij dhe vetëm kaq. Gjithçka mund të shohësh sot tek portreti i tij fisnik. Një djalë i zakonshëm në pamje, asgjë të veçantë, thelbi i një njeriu që sapo ka kryer punët e ditës, me shikimin e qetë, fjalët e mira, krejt i sinqertë në gjithë jetën e tij, ai do të mbartte atë vetinë e jashtëzakonshme të njeriut të mirë, që nuk bën asgjë të bujshme, por gjithçka të frytshme. Kur e shihje Hakif Zejnullahun e kishe të vështirë të mendoje se pas figurës së tij, krejtësisht të zakonshme, disi e mënjanuar, qëndronte njëri ndër atentatorët më të sprovuar. Të tri aksione e fundit, në dhjetor– janarin e vitit 1997, në Zonën Operative të Llapit, kanë si projektues dhe realizues pikërisht këtë njeri, Hakif Zejnullahun.

A duheshin mohuar njerëz të tillë? Sepse nuk ishte thjeshtë një strukturë politike që po i mohonte. Sepse pas “politikës”do të vinte diç më e dhimbshme se kaq, ajo që kishin ëndërruar, që nuk e kishin dhe që dikush bënte se e kishte– shteti dhe pushtetarët e Kosovës.

## MOHIMI I “PAPRITUR”

Mohimi i lëvizjes çlirimtare, disi krejt papritur, erdhi edhe nga e

ashtuquajtura “qeveri e Bukoshit”. Them se ishte “e papritur”pasi, në një mënyrë ose në një tjetër, ishte pritur shumë më tepër prej tij, sepse ishin vendosur kontaktet e para. Sidoqoftë, ai më 2 nëntor të vitit 1996, do të deklaronte se “nuk kemi informata për ekzistimin e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, ne marrim vetëm kësi kumtesash, të cilat na dërgohen, na shpërndahen, por nuk kemi njohuri për ekzistimin e saj, pasi Kosova nuk ka ushtri...”.

Bukoshi shkoi edhe më tej, se sa ishte menduar edhe në rastin më të keq, në mohimin e luftës çlirimtare.

Vlerësimin e punës së tij dhe të institucionit që ka drejtuar, shumë më mirë se gjithkush, e ka dhënë ish ministri i tij i Informacionit, Xhafer Shatri.

Në një replikë me autorin e këtij libri, Shatri ka shkruar: *“Fondin e Republikës së Kosovës, ku kanë milituar me mijëra patriotë, e ku, në emër të luftës për liri, ishin grumbulluar qindra milionë marka gjermane, kopukët arritën ta privatizojnë. Ndërkohë që në kufi vriteshin si qengjat njomëzakët që kishin ardhur për armë, paratë e këtij fondi ruheshin për “ditë të zeza”. Ruheshin për Kosovën e pasluftës për të mbijetuar politikisht kryekopukët “institucionalë”, duke blerë me paratë e fondit vota e parti të ndryshme. Duke zhvilluar hapur e me pare të popullit veprimtari kundër tij”.*

Kësaj deklarate të Shatrit askush nuk i është përgjigjur dhe aq më pak Bukoshi. Ai nuk ka hapur polemikë me ish numrin 2 të “qeverisë”së tij, sepse, është i bindur se Shatri di shumë më tepër se ato që ka shkruar.

Dhe nëse dikush shpesh herë mund të ketë pyetur veten se ku ishte zezimi i mohimit të djemve të luftës, është e mjaftueshme të lexojë deklaratën idhnake të Shatrit.

Por do të donim të shtonim edhe një fakt tjetër, që deri më tash, është thuajse i panjohur.

Në raportin Financiar, Tepër Sekret, të Ministrisë së Mbrojtjes, për periudhën 07.03 – 05.08.1998 (periudhë për të cilën flet në deklarimin e tij zoti Shatri), në kapitullin e parë, “Hyrja e Përgjithshme”, është nënvizuar me të zeza se “Kështu për armatimin e njësive janë ngritur

gjithsejtë këto mjete financiare në shumën prej 20 milion e 955 mijë DM”.

Me urdhrin nr.10, të datës 30.04.1998, të Kontos së quajtur 5000/500, nëpërmes bankës DB, me ndërmjetësues K. Balaj, i janë dorëzuar Ahmet Krasniqit 3 milion e 200 mijë marka. Me urdhrin nr.17-6, të datës 01.06.1998, nëpërmjet të njëjtës Konto dhe të njëjtit ndërmjetësues, i janë dorëzuar zotit A.Krasniqi 1 milion marka, ndërsa 8 ditë më vonë, më datën 9 qershor, përsëri në të njëjtën rrugë, i janë dorëzuar, përmes urdhërimit 18–6 edhe 3 milion marka të tjera. Ndërsa në muajin korrik 1998 nëpërmjet urdhrave 21-7, 22-7, 23-7, 24-7 dhe 25-7, saktësisht nga data 8 deri me 23 korrik, i janë dorëzuar zotit Ahmet Krasniqi, po ashtu me ndërmjetësues K. Balaj, 12 milion e 600 mijë marka.

Për më pak se 15 ditë të muajit gusht në fondin sekret të FARK-ut kalojnë rreth 13 milion marka, kur në të gjithë muajin mars të po këtij viti, janë derdhur gjithsejtë vetëm 75 mijë marka, në tre urdhra, përkatësisht 001, 006 dhe 007, kohë e cila përkon edhe me denoncimin e bërë nga zoti Shatri.

Për cilët u ngritën këto mjete, kur zoti Shatri pranon se fondi ishte privatizuar dhe se në kufi vriteshin si qengjat njomëzakët?

Deri në këtë kohë, me gjithë premtimet e zëshme, lidhjet e krijuara dhe takimet e organizuara, nga “qeveria Bukoshi”, më shumë se ishte heshtur, ishte mohuar e vërteta e luftës. Problemet që kanë qenë mes strukturave të luftës dhe “qeverisë”së sipërme janë diskutuar jo rrallë edhe në mbledhje të rëndësishme të organizmave që kishin lidhje me luftën, ka patur mendime të ndryshme, jo rrallë përmes tyre janë futur persona të tretë, të cilët, duke shfrytëzuar lidhjet familjare, por jo vetëm ato, kanë qenë si “ndërmjetës”ose “përcjellës”shumash simbolike, siç ishte rasti i Genc K. apo Murat A.

Deri në periudhën për të cilin bën fjalë raporti i mësipërm sekret i qeverisë së Bukoshit, pra deri më 5 gusht 1998, ka vetëm një përjashtim dhe ajo është bërë pikërisht në ditën e hartimit të raportit, më 4 gusht 1998.

Duke përjashtuar një shumë, që është dhënë deri në këtë kohë për

Shtabin e Përgjithshëm të UÇK-së/ Dokumenti “Tepër Sekret”01 Nr 4-8/ 98, Prishtinë, 04.08.1998, firmosur nga Bukoshi dhe realizuar si vendim nga Ahmet Krasniqi, Agim Mehmeti dhe Hilmi Nebihi, çfarë është bërë me shumën tjetër? Sepse, në Raportin Financiar, që përmendëm më lart, në pikën e dytë të këtij Raporti, thuhet tekstualisht:

Formimi i Shtabit republikan të Mbrojtjes Territoriale: Ky shtab tani për tani është vetëm në themelim e sipër dhe jo i plotësuar me organet e duhura, por bën hapat e parë në angazhimin e kuadrove në terren për funksionimin e shtabeve territoriale të regjioneve dhe komunave.

Mos të harrojmë: raporti ka datën 5 gusht 1998. Ka pesë muaj që në Kosovë zhvillohen luftime. Zotëri Bukoshi është “në hapat e parë”për angazhimin e kuadrove në terren. Në të njëjtën kohë, Ushtria Çlirimtare e Kosovës ka të ngritura gjashtë zona operative dhe 24 brigadat e para, shtabet e zonave, shërbimet e ndërlidhjes etj etj. Bukoshi nuk i njeh këto dhe në fillimin e muajit gusht 1998 është ende në hapat e parë për krijimin e strukturave paralele.

Më pas, herë pas here, si për të dashur të lirojë shpirtin nga mëkatet, qeveria e Bukoshit, do të bënte “derdhje”të pakta në furnizimin e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, por edhe atëherë, më shumë do të synonte të krijonte lidhje e raporte të drejtpërdrejta me zonat, se sa të kishte një lidhje të drejtpërdrejtë me Shtabin e Përgjithshëm apo drejtuesit e sektorit të logjistikës. Më 2 nëntor 1998, në bazë të urdhrit të dhënë nga Halil Bicaj, por firmosur nga Agim Mehmeti, i dorëzohen Petrit Pollogut, për njësitë mbrojtëse të komunës së Ferizajt 100 mijë marka gjermane, të konvertuara në 81 mijë e 300 franga zvicerane. Mbi bazën e vendimit të “Ministrisë së Mbrojtjes”, nr. prot. 7-14 i datës 10.02.1999, mbi bazën e kërkesës së bërë nga komandanti i nënzonës së Kaçanikut, z. Qamil Ilazi dhe ndihmësit Hajrush Kurtaj, për mjete monetare, bëhet dorëzimi në shumën prej 200 mijë marka gjermane, personit të autorizuar. z. Xhafer Zharku, i lindur më 02.06.1962 në fshatin Biçevc, komuna e Kaçanikut, nr. i amzës 0206962962022. Të hollat i dorëzon Njazi Sinan Asllani dhe i pranon Xhafer Shaqir Zharku. Dy ditë më vonë, më 12 shkurt 1999, sipas vendimit me nr.prot.7-225, sipas kërkesës së Shtabit të Përgjithshëm të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, të nënshkruar nga shefi i Shtabit, z. Bislim Zyrapi, dhe zëvendëskomandanti, z. Jakup Krasniqi, nr. prot. 08-101, datë 12.01.1999, i dorëzohen personit me nofkën “Dervish Sadiku”3 milion

marka gjermane.

Për të gjithë periudhën e luftës, kjo është “ndihma”ose “kontributi”i qeverisë së quajtur Bukoshi në adresën e saktë: Shtabi i Përgjithshëm i Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, kur në të njëjtën kohë, sipas dëshmisë së zotit Shatri, kishte grumbulluar disa qindra milionë marka gjermane. Çfarë është bërë me “tepricën”, e cila në këtë rast kishte qenë disa qindra herë më e madhe se sa “ndihma”ndaj luftës? Këtë, as sot, askush nuk e di.

Mirëpo, në Raportin Sekret, të cituar më sipër, kopje e së cilës gjendet edhe në arkivin e LPK-së, në pikën e parë të saj, është përcaktuar, si më e rëndësishmja, ngritja e qendrës informative në kuadër të FARK-ut.

Shpenzimet për ngritjen e kësaj qendre janë të mbajtura sekret, ashtu si edhe detyrat e saj. Sepse, në fund të kapitullit të parë, fill pas përcaktimit të shumës së ngritur, prej 20 milion e 955 mijë marka gjermane (deri më 5 gusht 1998) është vënë edhe shënimi: “Në këtë raport janë ndarë mjetet të cilat janë shpenzuar vetëm për Shtabin e Përgjithshëm të Forcave të Armatosura dhe janë pjesë përbërëse e këtij raporti”. Pra nuk janë përcaktuar mjetet që ishin përdorë për qendrën Informative, e cila, si do të theksohet më pas, në një nga burimet e informacionit të Ministrisë së Punëve të Brendshme të Serbisë, kishte detyra krejt tjera nga informimi i zakonshëm publik i mediave dhe i opinionit. Po ashtu, ndërsa janë shpjeguar pak a shumë blerjet e armëve për furnizimin e fshatrave, ka edhe një zë, të pashpjeguar, i cili mban numrin rendor 17, me numrin e dokumentit 1-17/01-08, lloji i dokumentit “Referat”, datë 1 gusht 1998, mbi arsyetimin e shpenzimeve prej 2 milion e 359 mijë dhe 72 marka gjermane. Të jetë kjo shuma e përdorur fillimisht për ngritjen e qendrës informative? Këtë tashmë, veç atyre që e kanë ngritur, askush nuk mund ta dijë.

Përse vjen e gjithë kjo: Sepse në nismë të gjithçkaje qëndron filozofia e njohur e Bukoshit, e mohimit dhe e përçmimit, e cila, në këtë rast, si në shumë raste të tjera të ngjashme, nuk është shumë larg denoncimit. Në këtë rast, asgjë nuk është përtej saj. Mirëpo nuk ndodh vetëm kjo e kaq thjeshtë edhe në shërbimet e fshehta informative. Atje ka më shumë se kaq.

## ENIGMA E NJOHJES

Në ditën e pafundme të 31 janarit të vitit 1997, askush nuk mund ta dinte se në orët e para të pasdites së saj, krejt befasisht, aty ku dita do të thyhej nga nata dhe gjithçka do të fillonte të zhytej në terrinën e pritshme të dimrit, do të ndodhte njëra nga ngjarjet epike të kombit.

Kishte disa kohë që ndjehej epizmi në të gjithë Kosovën dhe jo papritmas, megjithëse ende nuk e dinin përse, njerëzit kishin filluar të ndjeheshin disi ndryshe. Kishte diçka që kishte filluar të tjetërsohej për të mirë tek ata, shikimi kishte filluar të bëhej më i qetë, ndriçimi mes syve kishte edhe një fillesë mendimi, hapat ishin më të sigurt, pa e ditur as vetë, përse kishin filluar t'i hidhnin, jo ashtu lehtas, fluturimthi, sikur të kishte pasur ujë deri atëherë nën këmbët e tyre ose fjalë që lëviznin nga e premtja në të premte; ndërsa tani toka kishte filluar të ngjizej; zëri i njerëzve ishte më i qetë, me gjithë tronditjen që kishte, pa atë ndjenjën e ankthit, që dashje pa dashje, i kishte shtypur.

Kishte disa muaj që gjërat kishin filluar të ndryshonin. Megjithëse askush nuk e kishte thënë krejt qartë shkakun e këtij ndryshimi, përsëri gjithçka ndjehej. Kishte në të vërtetë ende një ankth që rrinte pezull mbi qytetet dhe rrafshinat përreth, kishte ende një mjegull që kacavarej ende mbi rrafshnaltat dhe fillesat e maleve, por, pas shumë kohe, njerëzit kishin filluar të dëgjonin, se jo shumë larg kryeqendrës, kishin filluar të krijoheshin disa oaze lirie, të quajtura zona të lira, në të cilat, pas mugullimit të parë të mbrëmjes, nuk dukej asnjë këmbë polici serb. Tani, përherë e më shpesh, në bisedat e zakonshme, jo krejt befas dhe jo rastësisht, kishte filluar të hynte një emërtim i ri, i panjohur deri atëherë, Ushtria Çlirimtare e Kosovës.

Fillimisht kishte qenë i pa perceptueshëm pranimi i saj. Ajo, se si iu ishte dukur njerëzve, ishte shfaqur fillimisht e ndrojtur, jo se kishte druajtjen e ideve të saj, ajo e kishte tashmë misionin e saj vizionar krejt të qartë. Ishte ngritur shumë mjegull mbi të, ishte hedhur shumë dyshim dhe kjo kishte të bënte pastaj me mëdyshjen e njerëzve.

Do të vinte nata e 31 janarit 1997 për të qenë më se e qartë se me çfarë kishte lidhje drejtpeshimi i gjërave që po ndodhnin. Njerëzit do të kishin për herë të parë tre shembuj të mëdhenj, se ndryshe nga çfarë

rridhte nga Velania apo konferencat e shtypit, djemtë që po luftonin ishin djem të Kosovës, nga të gjitha viset e saj; se ata ishin të vendosur të luftonin deri në fund dhe të bënin jetën e tyre truall për ditët e ardhshme të Kosovës dhe se atyre u përkiste e ardhmja.

31 janari ishte dita kur do të ndahej dyshimi nga e vërteta, kur mes hutisë së përgjithshme do të ishte shkreptima e ditës së fundit të muajit, kur me gjithë dhimbjen dhe megjithëse ata po quheshin nga entet zyrtare, qoftë serbe apo shqipfolëse, si terroristë, pjesëtarë të së ashtuquajturës UÇK-së dhe drejtues fantazma të saj, varrimi i tyre, fillimisht, ditën e diel, më 2 shkurt në Llap, dhe të nesërmen në Junik, do të ishte i madhërishëm. Njerëzit, përmes aktit të pranisë së tyre në momentin e fundit, si të donin të kërkonin ndjesë që nuk i kishin besuar më parë. Akti i ndjesës është gjithnjë fisnik.

Që në çastin e parë, pra që në momentin kur u bë i njohur fakti se tre djem të rinj, luftëtarë të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovë, sipas Komunikatës nr.30 të Shtabit Qendror të UÇK-së dhe “viktima të terrorit serb që përvetësohen nga UÇK-ja”, sipas Lidhjes Demokratike të Kosovës, kur ende gjithçka ishte nën mjegullën e natës, njëri nga tre të rënët, ishte ende i panjohur, jo vetëm për ata që i kishin përcjellë Zahirin dhe Edmondin, por edhe për gjurmuesit, ndjekësit e vrasësit, pra për milicinë serbe.

Në të gjitha deklarimet e para zyrtare të Shërbimit Informativ të Ministrisë së Brendshme serbe nuk jepet emri i Edmondit. As në lajmet speciale të dhëna nga radio dhe tv beogradas nuk jepet një gjë e tillë. As në lajmin e dhënë nga radio Moska, emisioni në gjuhën serbe, tri orë pas ngjarjes, nuk jepet emri i njeriut të tretë që vritet në Pestovë. Vetëm theksohet se është terrorist dhe anëtar i të ashtuquajturës Ushtria Çlirimtare e Kosovës.

Të dukej sikur, duke qenë në dijeni të udhëtimit që do të ndodhte dhe të dy personave të parë, Zahirit dhe Hakifit, ata ende nuk kishin dijeni për të tretin që do të ishte mes tyre. Pra, nëse e kishin ditur se në atë makinë, që nga çasti i nisjes, do të ishte Zahir Pajaziti dhe Hakif Zejnullahu, ata nuk kishin arritur të dinin se cili do të ishte personi i tretë, ose, çka është më e mundshme dhe si do të thuhet më tej, ata kishin pritur dikë tjetër të udhëtonte asaj nate.

Të kishte qenë rastësi apo diçka kishte rrjedhur ndryshe nga ajo që kishte pritur sigurimi i fshehtë serb?

Që në ditën e parë të pasngjarjeve dhe në ditët e mëpasme, sidomos nga shtypi i ditës, në gjuhën shqipe dhe i botuar në Prishtinë, është shtruar si mister, përse u gjend në atë makinë Edmond Hoxha.

*“Mirëpo si u gjet në makinën e tyre Edmond Hoxha, këtë nuk e di askush, Çfarë është e vërteta, edhe nga të afërmit e Hakifit dhe të Zahirit, nga njëra anë, si edhe të afërmit e Edmondit, nuk mund të thuhet në asnjë mënyrë se këta janë njohur mes veti. Dhe e tërë kjo e shton enigmën e kësaj vrasje misterioze”,* - shkruhej nga H. Mulliqi më 7 shkurt 1997, një javë pas ngjarjes. Pyetja, si e tillë, është shtruar që me një shkurt dhe ata që e kanë ditur të vërtetën, nuk mund të dilnin haptas.

Është shkuar edhe më tej; është hedhur dyshimi se, sipas të dhënave të pasqaruara, Edmond Hoxha, ishte arrestuar një ditë më parë, të enjten, më 30 janar, dhe se trupi i tij aty mund të ishte një truk policor. Edhe prindërit e të afërmit e Zahirit dhe të Hakifit, në bisedat e para, të bëra pas ngjarjes, duke dashur të ruajnë të fshehtën e pasgoditjes, kanë thënë se Edmondin nuk e kishin takuar ndonjëherë dhe se nuk e dinin miqësinë e tij me bijtë e tyre. Duke pasur parasysh se në atë kohë nuk mund të thuhej asgjë tjetër më shumë se sa kaq, sepse lidhjet do të vazhdonin të shthureshin, dhe kjo është e kuptueshme.

Nga të gjitha gjërat e javës së parë do të ngelte një enigmë, e cila do të zgjatej edhe më tej: kur dhe si janë njohur me njëri– tjetrin Zahiri dhe Edmondi?

Nuk ka pasur asnjë enigmë në lidhjet mes Zahirit dhe Hakifit. Si u bë e njohur menjëherë, ata ishin nip e dajë dhe duke qenë të tillë, gjithçka do të ishte e natyrshme. Edhe organizimi i varrimit të tyre u bë me një diferencë të shkurtër kohore, në mënyrë që pjesëtarët e dy familjeve të mund të ishin tek njëra tjetra, sepse ishin të lidhura. Motra e Qerim Pajazitit, babait të Zahirit, ishte nëna e Hakifit. Pra ishte një dhimbje familjare e dyfishtë.

Enigma do të qëndronte në njohjen tjetër.

Ishte ajo njohje thjeshtë në ditën e 31 janarit kur po udhëtonin së bashku dhe nisja kishte njëkohësisht edhe fundin e njëkohshëm? Ishte një udhëtim i rastit apo i organizuar, kishte lidhje kjo me një rastësi rutinë apo ishte gjithçka e përgatitur prej ditësh? U ndodh krejt rastësisht Edmondi në makinën e tyre? Përse nuk rrugëtoi me ta edhe Ilir Konushevci, si ishte parathënë dhe përse gjithçka ndërroi në momentet e fundit? Cili do të ishte caku i atij udhëtimi? Përse morën ata pikërisht atë drejtim dhe çfarë do të kishte ndodhur nëse do të kishin marrë një drejtim tjetër? A kishin udhëtuar edhe më parë ata me njëri– tjetrin apo kjo kishte qenë njohja e parë, udhëtimi i parë dhe i fundit?

Rastësia në udhëtimin e tyre, qoftë edhe si bashkëluftëtarë, duhet përjashtuar krejtësisht, sepse Edmond Hoxha nuk kishte qenë në atë makinë si një udhëtar i zakonshëm, i cili në fillimin e mbrëmjes së 31 janarit, kishte dalë në buzë rruge dhe kishte ngritur dorën, për të udhëtuar nuk dihej se ku dhe nuk dihej se me kë.

Që ka qenë një udhëtim i përgatitur, këtë e ka dëshmuar që të nesërmen e motra e Edmondit Hoxhës, Lumja, pa e ditur se për çfarë dhe me cilët do të udhëtonte vëllai i saj.

“Një ditë para krimit, më 30 janar, do të thoshte në ditëvarrimin e vëllait të saj, Lumnije Hoxha, e martuar në Prishtinë, vëllai im, Edmond Hoxha, gjendej në shtëpinë time. Kishte ardhur tek ne në darkë. Edi, kështu e thërrisnim Edmondin, më tha se do të shkoj nesër për darkë, iftar, në Vushtrri. Bile, si me shaka, më tha se “a do të vish edhe ti”.

Thënia e saj më 3 shkurt 1997 dëshmon se ishte përgatitur, të paktën prej dy ditësh, udhëtimi i tyre i përbashkët. Ajo dëshmon se edhe lajmi i dhënë në gazetat e kohës, se sipas informatave të pasqaruara, Edmondi më datën 30 janar kishte qenë i arrestuar nga policia serbe, ishte po ashtu i pasaktë. Sipas dëshmisë së motrës së Edmondit, dhënë më 2 shkut 1997, Edmondi e dinte se do të udhëtonte në drejtimin e Vushtrrisë, kjo edhe ndodhi, e dinte se do të udhëtonte pasdite, pasi do të bënin iftar diku, kjo edhe ndodhi, e dinte se do të kishin strehim në një bazë të luftës, pasi këto ishin bazat e Zahirit, e kjo nuk ndodhi, sepse gjithçka u ndërpre egërsisht.

Por ka edhe arsyetime e njohje të tjera që e saktësojnë mendimin se

asgjë nuk ka qenë e rastësishme.

Së pari, në kushtet e fundjanarit të vitit 1997, kur egërsia serbe ishte në kulmin e saj dhe do të burgoseshin më shumë se 110 vetë, do të ishte tejet e vështirë të mendohej se një ilegal i përmasave të jashtëzakonshme si Zahir Pajaziti do të udhëtonte me një njeri të panjohur apo që sapo e kishte njohur. Gjendjen e janarit të vitit 1997 nuk mund ta nënvlerësonte një drejtues i luftës, aq më tepër, se pak para nisjes, ai kishte marrë mesazhe të qarta se duhej ndërruar gjithçka nga taktikat dhe rrugëlidhjet e deriatëhershme. Për më tepër, dy ditë para ngjarjes, me 29 janar, është bërë i njohur lajmi, përmes Televizionit satelitor Shqiptar, se është zhdukur ish i burgosuri politik, albanalogu Nait Hasani. Po atë natë, kujton Xhavit Hoxha, duke kujtuar se Nait Hasani kishte lidhje me mjekun Xhevat Hasani, mora në telefon këtë të fundit për t'i kumtuar lajmin.Pra ishte një kronikë e shpallur, që, krejt normalisht mund të ishte edhe e njohur.

Ka pasur disa rrugë që kanë çuar drejt njohjes së Edmondit me Zahir Pajazitin dhe lidhjes në mes tyre.

Më e rëndësishmja prej tyre ka qenë ajo, që mund të quhet, si lidhje institucionale. Ushtria Çlirimtare e Kosovës ka qenë një institucion i veçantë i luftës. Ajo ka pasur strukturat e saj, lidhjet, organizimet, mbulesat, mbështetjen politike e financiare, etj. Në radhët e saj nuk mund të futeshe sipas qejfit dhe kohës që do të donte secili. Kishte një kohë, strukturë dhe shkallë verifikimi. Jo rrallë herë, në kohët e para të organizimit të saj, edhe për pranimin e një njeriu të vetëm, është bërë kujdes i veçantë, sepse, duke mësuar nga goditjet e deriatëhershme, LPK, si organizatore e luftës, nuk dëshironte përsëritjen e gjërave. Në kohën që është bërë njohja e Edmondit, me linjën e Llapit, si quhej atëherë, ka qenë i ndërtuar dhe funksiononte Shtabi Qendror i saj, brenda në Kosovë dhe jashtë saj, ishin zgjedhur drejtuesit e Shtabit Operativ Qendror, që bënte përcaktimet ushtarake, kishte filluar lidhja dhe koordinimi i saktë i veprimeve.

Zahir Pajaziti u përfshi në këto struktura të larta drejtuese dhe vendimmarrëse pas Takimit të tij me Nait Hasanin në dhjetorin e vitit 1995, takim i organizuar në varrezat e qytetit të Prishtinës, në lagjen e sotme Mirditë. Njohja e tyre është bërë përmes strukturave të tjera ndërlidhëse dhe drejtuese. Duke qenë se koordinatori kryesor i këtij

takimi, pas miratimit që ishte marrë në sektorin e veçantë, ishte Ali Ahmeti– “Abazi”, edhe Nait Hasani u paraqit me emrin “Abaz”– njëri nga emrat e shumtë të luftës së tij. Ndërsa Zahiri, duke qenë se kishte si ndërmjetës në atë fazë Ismet Abdullahun, që jetonte në Zvicër, u paraqit me emrin “Ismet”. Zahiri shoqërohej nga njeriu i pandarë me të, djali trim Avni Ajeti, njeri i afërt i komandantit të parë të çetës së njohur të Llapit, dëshmorit Ali Ajeti. Takimi ka qenë i shkurtër, diçka më shumë se një gjysmë ore, por shumë i frytshëm. Natyra impozante, e sinqertë dhe komunikative e Naitit ka ndikuar në forcimin e lidhjeve. Ndërsa, vendosmëria dhe shpirti i lartë praktik dhe organizativ i Zahirit ka ndikuar në besimin e dyfishtë.

Pak kohë pas vendosjes së këtij kontakti, duke qenë së ndërkohë Zahiri kishte edhe lidhje të mëhershme në linjën e Dukagjinit, sidomos me Luan dhe Ramush Haradinajn, Adrian Krasniqin dhe Qerim Kelmendin, të cilët, ishin, së bashku me Ilir Konushevcin, bartësit kryesorë të logjistikës në atë kohë, u vendos, që edhe një grup tjetër i kësaj zone, i cili deri atëherë kishte lidhje me struktura të tjera, të kalonte në linjën e Llapit. Në këtë grup prej tre anëtarësh do të ishte edhe Edmondi. Aq më shumë bëhej i domosdoshëm ky kalim strukturor, pasi Edmondi, në këtë kohë, ishte student në Prishtinë dhe, kryeqendra e Kosovës, ishte pikërisht nën strukturat organizative të linjës së Llapit.

Dëshmia e Ali Ahmetit (“Abazit”), për këtë kalim, është bërë që në vitin 1998, kur ishte ngritur komisioni i posaçëm për hulumtimin e ngjarjes dhe është ritheksuar në mbledhjen e Këshillit të Përgjithshëm të LPK-së, qershor 1998. (Arkivi i LPK-së, dëshmi e Ali Ahmetit dhënë Komisionit të Posaçëm, 4 qershor 1998)

Pra, në linjë strukturore të UÇK-së, është bërë i mundur kalimi i Edmondit, në linjën e Llapit, në fillimin e vitit 1996, por pjesëmarrja e tij në radhët e UÇK-së, sipas disa dëshmive, është më e hershme, pasi, në linjën e Llapit, ai hyri si pjesëtar i saj dhe jo si rishtar.

Megjithatë, kjo nuk është e tëra. Në atë kohë në Prishtinë, një numër i madh studentësh, sidomos nga zona e Llapit, por jo vetëm nga ajo, të cilët kishin si figurë kryesore Rrustem Mustafën– “Remi”, pasuesin e mëvonshëm, tepër të denjë, të punës së Zahirit dhe të Ilir Konushevcit, ishin në strukturat e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës.

Ja një dëshmi e komandant Remit, dhënë familjes Hoxha, dëshmi e cila ruhet ende në arkivën e familjes dhe është botuar për herë të parë në librin e njohur të Kadri Rexhës “Pushkë lajmëtare”:
*“Si student i fakultetit juridik Edin e kam njohur nga afër që prej vitit 1995... Meqenëse personalisht isha i organizuar në UÇK, nuk më lejohej të bisedoj me të drejtpërdrejtë, por kam mbledhur informata se kush është dhe prej çfarë familje rrjedh. Informatat i kam dorëzuar tek komandanti Zahir Pajaziti dhe kam insistuar se Edmondi mund të jetë një ushtar i mirë dhe se mund të rekrutojë edhe të tjerë. Komandanti ka marrë informata edhe nga njerëz të tjerë dhe e pranoi angazhimin e tij në UÇK.*
*Komandant Zahir Pajaziti fliste për Edin si për ushtarin më të dalluar dhe të sprovuar të asaj kohe...”.*

Takimet e para të Edmond Hoxhës me njerëzit e linjës së Llapit, të drejtuar nga Zahir Pajaziti, sipas informacione që ndodhen në arkiv, janë bërë në fund të pranverës së vitit 1996. Fillimisht ato kanë qenë takime individuale, më shumë se gjithçka kanë qenë takime njohje dhe perceptimi, dhe pastaj, gradualisht, duket se janë shtrirë më tej, nëpërmes Adrian Krasniqit dhe Ilir Konushevcit. Lidhjet e tjera, për organizimin e tij në struktura, Edmond Hoxha i kishte me “Mërgimin”, por, edhe më tej, takimet mes tij dhe njerëzve të Zahirit, kanë qenë, ndonëse jo të shpeshta, të domosdoshme. Si kujton komandant Remi, mendimi i Zahirit, fillimisht ka qenë që të dërgojë Edmondin në Prekaz, të ushtrohet, pasi po vinin kohëra që duheshin më shumë atentatorë në Prishtinë, mirëpo, për shkaqe që nuk lidheshin me dëshirën e tij, pra të Zahirit, nuk u bë i mundur një gjë e tillë. Në fakt, me gjithë lidhjet dytësore që kishin, sidomos përmes Nait Hasanit dhe Rexhep Selimit, takimi mes Zahirit dhe njeriut legjendë, Adem Jasharit, nuk u realizua.

Pra fakti që njohja e tyre, të paktën mes të tretëve fillimisht, është bërë që në pranverë të vitit 1996, dëshmon se nuk ka qenë një udhëtim i zakonshëm dhe se ai, Edmondi, nuk është gjetur aty rastësisht.

Përgjithësisht Zahiri ishte një njeri i qetë, flegmatik, që nuk i shprehte edhe aq kollaj ndjenjat e tij, për më tepër ai nuk ishte njeri i fjalëve të tepërta. Megjithatë, në këtë rast, pas njohjes së parë, atij i kishte bërë përshtypje diçka e veçantë tek Edmondi, dhe u kishte thënë shokëve se *“ishte takuar personalisht me një student të fortë dhe shpejt do të*

*kishin një krah të mirë ndihme. Ai vjen nga një familje e të burgosurve politikë dhe është i njohur i Rexhës"*(Adrian Krasniqit).

Pas njohjes së tyre vjen një periudhë e shkurtër heshtje, kjo për dy arsye. Zahiri kishte në atë kohë shumë objektiva të rëndësishme dhe është koha kur ai organizon, për pak muaj, 11 aksione në gjithë territorin e Kosovës, dhe së dyti, ai, si zakonisht, i lë kohë për t'u provuar dhe për t'u menduar mirë nëse mund të hynte përfundimisht në një rrugë që nuk kishte kthim. Edmondi e pranoi sfidën.

Avni Ajeti, njeriu më i lidhur se kushdo me Zahirin, sidomos gjatë vitit 1996, do të kujtonte më vonë, në një intervistë të botuar në vitin 2001: *"Edmond Hoxhën e kam parë për herë të parë në vjeshtën e vitit 1996, në prezencë të Zahirit, Hakifit, Ilirit dhe Hasan Zenelit nga Ballabani. Ishte kohë pasdreke, në lokalin "Xhixhi", që gjendej në Qafë. Të gjithë ishim ulur në një tavolinë. Edi ishte pranë Zahirit dhe gjatë tërë kohës biseduan së bashku. Bisedonin lehtas, ne të tjerët, po ashtu, bisedonim, sa nuk mund të them se çfarë teme rrahën Zahiri me Edin. Hera e dytë, prapë vjeshtë, në të njëjtin muaj, gjethet ishin ende në drunj, por nuk bënte të ftohtë. U takuam në të njëjtin lokal, por këtë herë ishim më shumë, dy tavolina. Edi ishte ndërmjet Zahirit dhe një njeriu të moshuar, që as sot nuk e di se kush ka qenë...Zahiri më thoshte gjithnjë: "Harro çdo gjë që sheh, mos mbaj mend njerëzit, që, edhe nëse burgosesh, të mos dish se me kënd ke pasur kontakt. Natën e fundit të tyre kam qenë me ta..."*

Pranvera e vitit 1996 është fillesa e punës së tyre të përbashkët. Kjo e fisnikëron edhe më tej Edin, saqë vërehet edhe tek shoku i tij i dhomës për dy vite radhazi, Nexhat Xhafa, i cili më pas do të kujtonte: *"...sidomos nga fillimi i vitit 1996 Edmondi ndryshoi edhe në sjellje. Nuk sillej kot rrugëve, si bënte një pjesë e rinisë. Edi në këtë vit ishte kyçur drejtpërdrejtë në radhët e UÇK-së".*

Shoku i tij nuk kishte gabuar, ai vetëm nuk do e dinte se Edmond Hoxha do të kishte tash e tutje një mësues të madh të luftës, Zahir Pajazitin.

A ka qenë e rastësishme shkuarja e Edmondit në radhët e UÇK-së? A ka qenë e rastësishme që këtë e pranoi dhe e bëri pjesë të luftës Zahir Pajaziti? Përse Zahir Pajaziti dhe shokët e tij të luftës, pra, përse

strukturat e luftës “trokitën”që në fillim tek Edmond Hoxha?

Është krejt normale të besohet se nuk ka qenë e rastësishme. Zakonisht, kalimi përmes “filtrit”të njohjeve ka qenë shumë më i gjerë se sa e zakonshmja.

Në fillimin ose në mesin e vitit 1966, kur u bë njohja e Zahirit me Edmondin, nuk ishte e lehtë të ishe pjesëtar i UÇK-së, jo vetëm nga fakti se shndërrimi i strukturave të LPK-së drejt strukturave ushtarake ishte në një fazë domethënëse, por edhe sepse, shumë nga ata që do të pagëzoheshin në orët e para të luftës, më pas do të bëheshin drejtuesit e saj. Pra njohja u bë, kur duhej të ishe njëkohësisht prijës i njerëzve dhe luftëtar i thjeshtë, kur duhej të ishe përgatitës i aksioneve dhe atentator. Shembulli i Zahirit është, pa dyshim, njëri ndër më domethënësit.

Në të vërtetë, në vitet e para të krijimit të saj, Ushtria Çlirimtare e Kosovës do të kishte një strukturë të ngritur jo rrëmbimthi, ashtu shpejt e shpejt. Gjërat janë shoshitur e sqaruar bukur mirë, nga njëri takim në tjetrin, nga njëra strukturë në tjetrën. Nuk ka qenë rastësi që UÇK shkoi tek Edmondi, jo vetëm se ai ishte i vëllai i Xhavit Hoxhës dhe ky ishte i njohur si ish i burgosur politik, por edhe më shumë se aq. Po të shikosh me vëmendje, thuajse të gjithë studentët e Universitetit të Prishtinës, që kanë qenë pjesë e strukturave të luftës apo që u bënë më vonë, do të ishin djem të rregullt, ndoshta do të them, me tipare të jashtëzakonshme virtytesh, shembulli që duhej të ndiqej.

Një gjë e tillë nuk është bërë shpejt e shpejt. Është trokitur ku është ditur se dera do të hapet dhe se do të mbesë një derë e hapur për të gjithë kohën.

Zahiri dhe Edmondi janë takuar me njëri tjetrin edhe më 29 janar 1997, dhe si duket, në këtë takim, kanë vendosur udhëtimin drejt Vushtrrisë. Si del nga të dhënat e bashkëkohësve, por edhe nga Xhavit Haliti (“Zeka”): *“qëllimi i udhëtimit të tyre ka qenë tërheqja e një sasie armatimi që gjendej në një bazë që e dinte Edmond Hoxha”.*

Një ditë para Vitit të Ri, më 30 dhjetor 1996, Edmond Hoxha, së bashku me Nexhat Xhafën do të shkojnë në një fshat afër kufirit me Shqipërinë, për të marrë armë dhe municion. Udhëtuan me veturën e

pronarit të banesës ku jetonin, por nuk i kishin thënë qëllimin e udhëtimit. Pasi arritën në Batushë, i thanë shoferit t'i presë, morën dy çantat me armë dhe u kthyen. Këto mjete ishin vendosur në ditën e dytë të janarit, në një bazë, në drejtimin e Vushtrrisë, të cilën e dinte Edmondi. Është i saktë mendimi se ata ishin nisur për të tërhequr këto armë, të cilat ishin në një bazë, ende të pazbuluar dhe që do të shërbenin për aksionin që ishte menduar të bëhej më 4 shkurt 1997.

*"Të mërkurën, më 29 janar, në orën 12, u nisa për provimin e patentës së shoferit. E takova Edin sipër qendrës sportive, ishte me një shok. Edi u nda dhe erdhi tek unë, ndërsa ai tjetri, si duket nga që nuk më njohu se isha motra e Edit, ktheu shpindën dhe u largua. Ky gjest më bëri përshtypje, nuk e njoha se ishte nga shokët e Edit, që kisha parë ndonjëherë. Ai reagoi shpejt, nuk ia pashë mirë fytyrën, andej i them Edit se kush është ai. Një shok, më tha, nuk ka rëndësi emri. E pashë edhe një herë shokun e Edit, më vonë, nga fotografia më është dukur si Zahiri"*– kujton motra e Edmond Hoxhës.

Takimi i njohur mes Zahir Pajazitit dhe Edmond Hoxhës është bërë më 29 janar 1997. Ka qenë pasdite vonë dhe janë takuar në një lokal tek Qafa në Prishtinë. Edi ka shkuar i shoqëruar nga Ilir Kastrati, shok i tij student dhe nga Astrit Jakupi, nga Shishmani, i cili ishte i organizuar në Linjën e Llapit. Edhe organizimi i tij kishte ndjekur rrugën përmes Ismet Abdullahut në Zvicër. Ky fakt nuk do të ishte i rëndësishëm, nëse nuk do të ishte një dëshmi se mundësia e ndërlidhjeve dhe e komunikimit mes I.A. dhe Zahirit ka qenë e mundshme, edhe për ngjarje e raste të veçanta, si ishte krijimi i një lidhje të re.

Takimi mes Zahirit dhe Edmondit është lënë fillimisht përmes telefonit, një ditë më parë, dhe pastaj është saktësuar të nesërmen. Takimi i bërë në orët e pasdites së vonë ka ende sot dy dëshmues: Ilir Kastratin, i cili, duke qenë së bashku me Edin, megjithatë ka qëndruar në një tryezë afër tyre, dhe Astrit Jakupin, i cili ka qenë në lidhje prej kohe me Zahirin.

Biseda e tyre nuk ka qenë edhe aq e gjatë. Është bërë përcaktimi i ndërmarrjes së aksioneve, fillimisht është menduar se Edmondi do të jetë pjesëmarrës në aksionin që do të organizohej në rrethinat e Gjakovës (ndoshta për këtë ai i thotë të nesërmen motrës së tij se "do ja dëgjosh krismat këto dy tri ditë"), më pas, në takimin e bërë më 31

janar paradite, ku edhe është përcaktuar udhëtimi, është menduar se mund të bëhej më shumë se kaq. Asaj nate, 29 janar, është përcaktuar udhëtimi drejt Vushtrrisë, ku ndodheshin armët, por nuk është përcaktuar dita e saktë. Pastaj, mes Zahirit dhe Edit janë përcaktuar qartë mënyrat se si do të komunikonin me njëri tjetrin, rrugët që do të ndiqnin dhe koha është përcaktuar për në një komunikim tjetër.

Kjo ka qenë rruga e tyre drejt njohjes. Do të ishte naive të mendohej se Zahiri, përgjithësisht njeri i konspiracionit, do të mund të ndërmerrte një rrugë të tillë, sidomos në një kohë të tillë, me një djalosh të ri, student, ende të paditur se kush është. Ai kishte bërë shoshitjen e njohjes, takimet e tjera kishin qenë guri i provës dhe tani do të vinte vetë prova. Ekziston, po ashtu, një e dhënë tjetër, që ndodhet e arkivuar në arkivin e organizatës, se në aksionin e ndërmarrë ndaj rektorit serb të Universitetit të Prishtinës, në janar 1997, si vëzhgues ishte aktivizuar edhe Edmond Hoxha dhe ekzistonte dyshimi i dekonspirimit. Kjo, megjithëse krejt shkurt, cilësohet në letrën e dytë të Ilir Konushevcit, shkurt 1998.

## MUNGESA E TRI INTERVISTAVE

Në këtë libër, i cili në vetvete, nuk është asgjë tjetër, veçse ndërthurja dhe përvijimi i jetës së tre herojve të kombit dhe enigmës së rënies së tyre, në fakt, mungojnë tri intervista, të cilat, më shumë se gjithçka tjetër, do të doja të ishin.

Mungon intervista e Nait Hasanit, koordinator kryesor i Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, deri në 28 janar 1997, kur edhe u kidnapua, mungon intervista e Rexhep Selimit, padyshim njëri ndër personalitetet më të spikatura gjatë luftës, figura e të cilit, pas shkurtit të vitit 1997 filloi të përvijohej gjithnjë e më tepër, deri sa u bë njëri nga emblemat e saj; mungon intervista e Bislim Zogaj, antar i Shtabit të Përgjithshëm të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, deri me 31 janar 1997, kur në orën 16 e 10 minuta,arrestohet nga forcat e sigurisë të shërbimit të fshehtë serb.

Të tri intervistat do të kishin pasur përmasën e tyre të domosdoshme në këtë sprovë, e cila, është po ashtu, edhe fragment i një epoke, në të cilën ata nuk kanë qenë vëzhgues të zakonshëm, por ndërtues të një filozofie të re në Kosovë, bartës të një vizioni që pak kush mund ta

mbarte.Pra, si të thuash, ata kanë qenë vetë lënda, materja, nga e cila është ngjeshur një pjesë e epokës. Për këtë ata kanë gjithë respektin tim.

Kanë qenë të domosdoshme të tri intervistat sepse ata janë ndër njerëzit që i kanë njohur nga afër tre personazhet e këtij libri, njëri nga të cilët, Zahir Pajaziti, ka qenë, në mos tjetër, i barabartë mes të barabartëve në drejtimin e luftës. Ai ka qenë një vete e dytë e gjithësecilit nga tre të munguarit në këtë libër, dhe ndoshta, më shumë se gjithçka, dëshmia e tyre do të ishte edhe një akt tjetër nderimi për të rënët.

Kanë qenë të domosdoshme të tri intervistat sepse ata janë nga njerëzit më të fundit që janë ndarë me Zahirin, ( Naiti dhe Bislimi) ose që kanë pasur një besim të jashtëzakonshëm tek ai, edhe pas rënies,si do e bënte të ditur më pas Rexhep Selimi.

Të tre kanë qenë antarë të Shtabit të Përgjithshëm, kanë bërë pra pjesë në të njëjtën strukturë drejtuese të luftës, kanë ndarë bashkë mendimet, trazimet, përkujdesjet, rrugëtimet, aksionet, ka qenë e mundur të plagosen ose të bien heroikisht pranë njeri tjetrit, kanë bërë takime ilegale, janë ndjerë të gëzuar kur u kanë ecur punët mbarë, ashtu si edhe janë mërzitur kur ka ndodhur e kundërta, e kanë njohur njeri tjetrin edhe si njerëz edhe si bashkëluftëtarë, kështu që, në një mënyrë ose në një tjetër, ata kanë në vete atë që u mungon të tjerëve, mbresën e papërsëritshme të një jete dhe ideali të përbashkët.

Në fund të fundit, nga të gjithë antarët e dikurshëm të Shtabit të Përgjithshëm të UÇK-së, që kanë vepruar në Kosovë deri në fundjanarin e vitit 1997, ata janë të vetmit, së bashku me Sokol Bashotën “Mustafa”, që janë të pranishëm në jetën tonë. Të tjerët nuk janë më, duke pasur në mend edhe ndarjen nga jeta të Xheladin Gashit “Plaku”, apo burgimin e paligjshëm të Lahi Ibrahimit. Pra, në një kuptim ata duhet të ishin edhe zëri i shokëve të tyre.

Unë i jam drejtuar të treve për të më ndihmuar në udhëshkrimin e jetës së Tre herojve dhe në përcjelljen e enigmës së vrasjes së tyre. Për mua, më e rëndësishme se gjithçka, ka qenë jeta e Zahirit, Hakifit dhe Edmondit, si i kanë njohur ata, në çfarë rrethanash, punët që kanë bërë së bashku, veçoritë dhe, pse jo, edhe gjëra të tilla që në pamjen e

zakonshme të duken vogëlsira, por që mund të përbëjnë pjesë të rëndësishme të jetës së njeriut. Kam dashur të di se si janë njohur, për çfarë gjërash bisedonin kur ishin në atë që mund të them “çast i lirë”, pra kur nuk flisnin për hallet e luftës, çfarë dëshironin të bënin pas luftës, çfarë ëndërrimesh kishin dhe vizioni i përmasave që mbartnin.

Duke qenë se isha autori i parë që kisha bërë përmbledhje të epikës së jetës së tyre, që në shkurtin e vitit 1997, dhe si të thuash, njeri i brendshëm në oborrin e njerëzve të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, do të kisha dashur që bashkëbisedimi mes nesh të ishte përvijimi i jetës së Tre njerëzve që u bë fli për Kosovën.
Mjerisht kjo nuk ndodhi. Megjithëse kishim patur një “marrëveshje”miqësh mes nesh,për të bërë më të mirën e mundshme, nuk u bë asgjë, dhe këtij libri i mungojnë tri intervista.

Kur megjithë premtimin e bërë dhe dëshirën e vetshfaqur, tre miqtë e mi, Naiti, Bislimi dhe Rexhepi, nuk m’u përgjigjën, atëherë mendova që ta lë në mes të rrugës kërkimin tim mes antarve të dikurshëm të Shtabit të Përgjithshëm të UÇK-së, dhe nuk i u drejtova Sokol Bashotës, gjithnjë me mendimin se edhe një heshtje tjetër, do ishte një mungesë më e madhe. Ndaj e lashë në mes.

Kur unë u nisa të bëj vendin e duhur për tri intervistat që mungojnë, kam pasur bindjen se “vendi që kisha lënë do të ishte i vogël”, mirëpo ndodhi e kundërta, mbeti i boshtë.

E kisha këtë bindje sepse, që të tre, megjithëse artin e shkrimit e dinë ndoshta më mirë se unë dhe i respektoj për këtë, në kohë e vende të ndryshme kishin dhënë intervista për jetën e tyre, e nganjëherë, edhe tek njerëz apo tek botues që dikur kishin qenë katërcipërisht kundër luftës, pra kundër ideve të tyre. E kisha këtë bindje, sepse ata e dinë fare mirë se, për të gjitha shkrimet që kam bërë për luftën, në disa vite rradhazi, në të gjitha librat, kurrënjëherë nuk kam pranuar të shpërblehem dhe, vazhdoj të ecë në këtë truall. Pra ishte një shenjë nderimi më shumë për njerëzit e luftës.

Sidoqoftë unë u mbështeta tek intervistat që kanë dhënë ata në organe të ndryshme të shtypit. Por në të gjitha mungon një detaj, një fakt, një gjë që duhej të ishte: si u njohën ata me Zahirin, cila ishte ajo rrënjë e fortë,e qëndrueshme e lidhjes së tyre, si ndodhën arrestimet e janarit të

vitit 1997 dhe si ranë në pritë Zahir Pajaziti, Edmond Hoxha dhe Hakif Zejnullahu. Në asnjerën prej intervistave, që ata kishin dhënë në kohë dhe në vende të ndryshme, nuk e gjeta këtë dhe pikërisht për këtë i u drejtova atyre.

Fillimisht unë i u drejtova Nait Hasanit. Kjo ndodhi që në zanafillën e këtij libri. Kisha arsye për t'a bërë një gjë të tillë. Ai kishte qenë koordinatori kryesor i luftës, njeriu që ishte takuar i pari, në emër të shtabit të përgjithshëm me Zahirin, kishin qenë së bashku deri në ditët e fundit, kishin ndjerë, në se mund të them kështu, vibracionin e ankthtë të ditëve të fundit të janarit.
Nait Hasani është njëri nga njerëzit që meriton respektin e të tjerëve. Edhe në se do t'i kishte mbetur diçka pa bërë në jetën e tij, deri në ditën e arrestimit të fundit, me 28 janar 1997, ai e tejkaloi më tej me qëndrimin e jashtëzakonshëm në burgjet serbe. Kisha edhe një lloj nostalgjie për të ditur më shumë për të. Në ditët kur po gjykohej dhe nuk e lejuan motrën e tij të takohej me të në sallën e gjyqit, bëra poezinë e gjatë "Lermëni të përqafoj vllain tim"dhe ishte ende tek unë kjo ndjenjë e afërsisë.

Kisha edhe një shkak tjetër, dhe ndoshta ky ishte më madhori. Ai kishte një barrë mbi vete. Duhej të lehtësohej nga kjo barrë. Këtë barrë i a kishte vënë koha, i a kishin pritur prindërit e të rënëve, dhe, pa dashje i a kishte vënë njëri ndër miqtë e tij më të afërt në vitet e luftës, Xhavit Haliti.

*Pyetje: Dihet që në janar të vitit 1997, UÇK-ja pësoi një goditje të madhe. Kur bëjmë fjalë për rënien e Zahir Pajazitit, në janar të vitit 1997, a mendon që UDB-ja ka pasur informacione të sakta për rolin e Naitit dhe të Zahirit në UÇK?*

*Xhavit Haliti – Kjo çështje do të mund të sqarohej ndoshta në bazë të informatave të shumta që ka Naiti...*

Dhe unë u drejtova për të marrë pikërisht diçka nga këto informata të shumta...

Tek Bislim Zogaj u drejtova me dëshirën e tij. E kishim lënë në mes një bisedë në qytetin e largët të Shtutgartit dhe mendova se mund ta vazhdonim më tej. Në fund të fundit, kështu e kishim lënë. E respektoj

dëshirën e tij për të shkuar vetë një libër për ngjarjet e luftës. Mirëpo ai është njeriu i fundit që ishte ndarë nga Zahiri. Është po ashtu njeriu që është arrestuar menjëherë pas këtij takimi.

Rexhep Selimi është njeriu që në ditët e fundit të janarit 1997 nuk do të ndodhej në Prishtinë. Duke qenë ilegal, për më tepër i dënuar me 20 vite burgim në mungesë, atij i duhej të bënte kujdes të jashtëzakonshëm në të gjitha lëvizjet që do të bënte. Me 30 janar, një ditë para vrasjeve, do të arrestohej vllai i tij, Asllani. Sidoqoftë, nga të gjithë antarët e Shtabit Qendror, ai, së bashku me Lahi Ibrahimin, janë “më të largëtit”me ngjarjet e fundjanarit të vitit 1997 në Prishtinë. Për faktin e thjeshtë se nuk ndodheshin aty.

Duke patur një parafjalë, unë i dërgova pyetjet e mia,të cilat, donin të kishin një përgjigje shumë më të gjërë se sa ndodhitë e janarit.

Asnjëra nga pyetjet nuk ishte e huaj për to. Asnjëra nga ato që kërkoja nuk ishte “tabu”.

Le të sjell disa nga pyetjet e bëra, për të cilat nuk mora kurrë përgjigje:

Bislim Zogaj:

**Pyetje:** Cila ka qenë njohja juaj e parë me Zahir Pajazitin dhe ku është bërë ajo?

**Përgjigje:** (Nuk ka përgjigje)

**Pyetje:** Në fundin e janarit 1997 ndodh arrestimi i Naitit, si edhe arrestime të tjera. Si është vepruar nga shokët e Shtabit qendror që ishin tani në ilegalitet?

**Përgjigje:** (Nuk ka përgjigje)

**Pyetje:** Si dhe ku është marrë vendimi për njoftimin e Zahirit, lidhur me arrestimin e Naitit? Si e keni bërë këtë njoftim? Shenime nga biseda juaj e fundit telefonike me Zahirin.

**Përgjigje:** (Nuk ka përgjigje)

**Pyetje:** Si ka ndodhur takimi juaj të nesermen, me 31 janar ne stacionin e autobuzëve, në Prishtinë?.

**Përgjigje:** (Nuk ka përgjigje)

**Pyetje:** Ku ndodhi arrestimi juaj dhe pas këtij arrestimi, ku jeni dërguar, në cilin stacion policor dhe nga kush jeni marrë në pyetje..

**Përgjigje:** (Nuk ka përgjigje)

**Pyetje:** A jeni pyetur nga gjykatësi hetues për rolin e Naitit, Zahirit ose të shokëve të tjerë të shtabit qendror?

**Përgjigje:** (Nuk ka përgjigje)

Pyetje që ia kam bërë Rexhep Selimit:

**Pyetje:** Pas dhjetorit të vitit 1996, në strukturat e larta të UÇK-së, bën pjesë edhe Zahir Pajaziti. Ku e keni takuar për herë të parë? Cila ishte përshtypja juaj dhe ku është shtrirë bashkëpunimi juaj?

**Pyetje:** Në vitin 1996 në Kosovë ka patur një rritje të ndjeshme të aktiviteteve çlirimtare. Si është bërë koordinimi i tyre nga Shtabi Operativ Qendror apo nga Shtabi i Përgjithshëm, dhe si është bërë i mundur funksionaliteti mes zonave që ishin asaj kohe?

**Pyetje:** Me 16 shtator 1996 arrestohen dhe kidnapohen Besim Rama dhe Avniu Nura. Është shenja e parë e informacionit se UDB-ja ka filluar të bjerë në gjurmët konkrete të UÇK-së. A është analizuar ky rast në Shtabin Qendror apo në Shtabin Operativ dhe a ka pasur konkluzione se si është arritur deri këtu e si do të veprohet më vonë?

**Pyetje:** Me 28 janar 1996, disa ditë pas aksionit të njohur kundër rektorit serb të Universitetit të Prishtinës, i njohur si nacionalist i çartur i vijës së ashpër kundër shqiptarëve, arrestohet Nait Hasani, koordinatori kryesor i deriatëherhsëm i UÇK-së në Kosovë dhe miku juaj i afërm. Kur e morët vesh arrestimin e tij? Ku ndodheshit ju në atë kohë?

**Pyetje:** Me 31 janar 1997 vriten në Pestovë Zahiri, Hakifi dhe Edmondi. Si e morët vesh lajmin për vrasjen e Zahirit?

**Pyetje:** Pas vrasjes së trefishtë, pas diçka më shumë se 6 javësh kanë rifilluar aksionet e UÇK-së. A është analizuar ndonjëherë në organet drejtuese të luftës në Kosovë si erdhi deri tek dekonspirimi i Naitit dhe vrasja e Zahirit? Si është bërë riorganizimi i luftës më pas?

Për asnjërën nga pyetjet nuk mora përgjigje.

Sidoqoftë, "barrën"për të pasur përgjigje në këto pyetje unë nuk ia kam vënë askujt, asnjërit prej tre të intervistuarve që mungojnë në këtë libër dhe që, sado kohë që të shkojë, ata, për gjithë atë që kanë bërë, kanë mbetur në kujtesën e kohës së tyre, e kjo do të thotë në kujtesën e Kosovës. E përsëris, unë i respektoj ata, por më duhet të them, me keqardhje, se ndjehet mungesa e zërit të tyre në këtë libër.

Këtë shkarkim barre kërkonte disa vite më parë edhe Qerim Pajaziti dhe, kur e ndjeu se nuk do të kishte asgjë veç enigmës, e la gjithçka në vetvete, si pjesë të një brenge.

Megjithatë një libër, nuk është asgjë më shumë se një libër. Ata kanë premtuar se do të shkruajnë një ditë librat e tyre dhe jam i bindur se do të jenë shumë më të realizuar, më faktik dhe më domethënës se ky libër. Por në se unë, qoftë edhe pa dashje, kam bërë të mundur të hapet një brazdë, nga ka rrjedhur jeta e Tre Herojve, përsëri do të ndjehesha i lumtur, si të gjithë njerëzit që kanë bërë detyrën e tyre.

## ENIGMA E PËRGJIMIT

Ka qenë e pamundur të mendohet se, duke dashur të organizojnë një strukturë të armatosur, do të kishin qenë edhe jashtë çdo përgjimi te njësive të specializuara të sigurimit të fshehtë serb. Lëvizja Popullore e Kosovës, në vitet e saj të ekzistencës, e kishte pasur një përvojë të tillë të hidhur, pasi disa herë, që nga ditët e para krijimit të saj, ajo kishte pësuar goditje të ndryshme, njëra nga të cilat, do të ishte, për shumë e shumë vite e ndoshta është edhe tash, enigma më e madhe e saj, vrasja e Jusuf Gërvallës, Kadri Zekës dhe Bardhosh Gërvallës.

Gjithsesi, përgjigjja e një enigme të tillë, ka gjithnjë vështirësitë e veta, pasi, në jo pak raste, ato që mungojnë, janë më të shumta se ato që kemi. Në këtë enigmë, si në çdo enigmë tjetër, të vrasjeve të atdhetarëve shqiptarë në Kosovë, mungojnë faktet që janë të fshehura thellë në dosjet sekrete serbe. Por edhe ajo që dihet ose që mendohet se është e saktë, është përsëri një rrugë në të cilën mund të guxohet të hyhet.

Frika për goditjen që mund t'i jepej Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës ka qenë që në ditët e para të saj dhe kjo është bërë më e madhe pas arrestimeve që ndodhën në përfundimin e Mbledhjes së IV të Përgjithshme të LPK-së. Njëri ndër konkluzionet më të rëndësishme të kësaj mbledhje ka qenë edhe ai i përgatitjeve serioze për luftën e armatosur, e cila kishte nisur, por që duhej bërë shumë më mirë e shumë më gjerësisht.

Dyshimi i parë erdhi andej edhe nga nuk pritej, ai erdhi nga qelitë e burgut. Në mbledhjen e përbashkët që kanë bërë përfaqësuesit e LPK-së brenda vendit dhe të kryesisë së Këshillit të Degës së saj jashtë vendit, nga data 23 deri ne 25 dhjetor 1993, është thënë shprehimisht se, Xhavit Haziri, i burgosur, përmes anëtarëve të familjes së tij kishte çuar fjalë se "Shtëpinë që kemi filluar ta ndërtojmë, ta lëmë krejt, se tullat i ka të dobëta dhe u rrënohet menjëherë, prandaj shokët le të kthehen e të studiojnë aty ku kanë qenë".

Ky ishte lajmërimi i parë dhe, nga ajo që ka treguar më pas Xhavit Haziri, në periudhën e shkurtër të lirimit nga burgu dhe zhdukjes së tij pas kidnapimit serb, faktet dhe pyetjet që i kishin bërë hetuesit serbë dhe shqiptaro–serbë, dëshmonin se ata kishin filluar të binin në gjurmët e strukturave të para të armatosura.

Në takimin e mësipërm, sipas procesverbalit të mbajtur, merrnin pjesë "Besimi"(Azem Syla), "Daja"(Fazli Veliu), "Bashkimi"(Adnan Asllani), "Qamili"(Halil Selimi), "Selimi"(Hashim Thaçi), "Abazi"(Ali Ahmeti), "Muhameti"(Emrush Xhemajli) dhe "Zeka"(Xhavit Haliti).

Shënim i autorit: Pseudonimet "Besimi"për Azem Sylën dhe "Selimi"për Hashim Thaçin, kanë qenë të rastësishëm.

Nuk i solla rastësisht emrat e pjesëmarrësve në këtë takim të përbashkët. Po të shikosh me vëmendje, katër prej tyre do të jenë anëtarë të Shtabit Qendror të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës (më pas Shtabi i Përgjithshëm), Xhavit Haliti, Ali Ahmeti, Azem Syla dhe Hashim Thaçi; Halil Selimi do të jetë më pas, së bashku me Ramiz Lladrovcin, përfaqësues i organizatës dhe i Fondit “Vendlindja thërret”në Shqipëri, Fazli Veliu, drejtues i LPK-së deri në maj 1998, Adnan Asllani, anëtar i KP të LPK-së dhe kryeredaktor i gazetës “Zëri i Kosovës”, ndërsa Emrush Xhemajli do të jetë në Zonën Operative të Dukagjinit. Në fakt, në këtë periudhë, pas arrestimeve që kishin ndodhur në Kosovë, me dy gusht 1993, njerëzit që u takuan në Mbledhjen e Përbashkët, ishin drejtuesit kryesorë të organizatës dhe të ngarkuar për ngritjen e strukturave të armatosura.

E përmenda këtë takim edhe një herë, në të cilin, për herë të parë është dyshuar seriozisht dhe është analizuar konkretisht se, në hapat themeltarë të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, ka qenë shumë e mundur që të ndodhin zbulime masive dhe dëmtime të ndjeshme. Po ashtu, për herë të parë, ngrihet një grup për të analizuar shkaqet e arrestimeve dhe sqarimin e gjendjes, material i cili është punuar nga Halil Selimi dhe Adnan Asllani, dhe që gjendet në arkivin e organizatës. Gjithashtu, ndryshe nga herët e tjera, grupi udhëheqës i kohës i Lëvizjes Popullore të Kosovës, saktëson se në radhët e organizuara ka pasë infiltrim të agjentëve të UDB-së, të cilët edhe janë njohur më pas. Saktësimi i gjërave dhe sqarimi i ngjarjeve bëri, po ashtu, të mundur, ringritjen e strukturave të luftës dhe, për një kohë të gjatë, mosdëmtimin e tyre. Sepse, në një mënyrë ose në një tjetër, ishte bërë mbyllja e rrugëve, që çonin në dekonspirimin e radhëve.

(Interesant është po ashtu se, në këtë material, për herë të parë jepen emrat e strukturave të para ilegale, të cilat janë të gatshme të kthehen në struktura të armatosura.)

Për një kohë të gjatë, që nga fillimet e aksioneve të armatosura, lëvizja guerile në Kosovë, me gjithë kërkimet e sforcuara të shërbimeve të fshehta të sigurimit serb, UDB dhe KOS, e po ashtu, me gjithë rrjetin jo të paktë të bashkëpunëtorëve të tyre shqiptarë, nuk kishte dëmtime në radhët e saj. Arrestimi i parë, i Besim Ramës, ndodhi më 16 shtator 1996. Pastaj erdhi një periudhë kur, në një mënyrë ose në një tjetër, megjithëse aksionet po bëheshin gjithherë e më të shpeshta, nuk

kishte arrestime të tjera.

Mirëpo kjo nuk do të thotë se gjithçka u zbulua brenda një dite ose se gjithçka filloi pas atentatit të rektorit të dhunshëm të Universitetit të Prishtinës, ultranacionalistit Papoviq. Vazhdoj të mendoj se, goditjet që iu dhanë lëvizjes ilegale çlirimtare në Kosovë, në janarin e vitit 1997, nuk lidhen edhe aq shumë me faktin se u godit ish rektori i dhunshëm i Universitetit të Prishtinës, apo se Rugova kërkoi Interpolin për të zbuluar atentatorët. Beogradi, kur erdhi puna, dëshmoi se nuk i vinte keq për një rektor universiteti.

Zbulimi i fshehtë serb ka dyshuar gjithnjë tek figura e Zahir Pajazitit, por dyshimet më të shpeshta dhe më të sforcuara për të dhe lëvizjet e tij, janë sidomos pas muajve të parë të vitit 1996, sidomos në pranverën e këtij viti dhe më pas. Kjo është periudha kur shërbimi i fshehtë serb është në kërkimin e vazhdueshëm të Zahirit, kur shtëpia e tij në vendlindje kontrollet disa herë, bëhen kërkesa për dorëzimin e armëve dhe në një rast edhe për një armë-snajper. Fillon keqtrajtimi i familjes së tij, sidomos i të atit dhe vëllezërve, dhe Zahiri, në një mënyrë ose në një tjetër, kalon në gjysmë ilegalitet dhe në disa momente, edhe në ilegalitet të thellë. Takimet e tij me familjen bëhen gjithnjë e më të rralla, sepse, si një ilegal, i lindur si i tillë, ai e ndjen se është nën vëzhgimin e përhershëm.

Nuk duhet harruar po ashtu se emri i Zahirit duhej të kishte qenë prej kohe në listat serbe të zbulimit, sepse, për një kohë, në fillimet e viteve 90, ai do të ishte në grupin e njerëzve që do të stërviteshin për disa kohë në Shqipëri, grup i cili, ishte krejtësisht i zbuluar dhe i ditur nga sigurimi serb. Listat që ishin hartuar në zyrat e ndryshme të LDK-së kishin qenë prej kohe të njohura për strukturat policore serbe, dhe në këto lista emri i Zahirit ishte nga më të njohurit.

Mirëpo, dyzimi i Zahirit, pas dhjetorit të vitit 1995, i njohur në linjën e Llapit si Zahir, dhe në linjat e tjera si “Ismet”, do të mund të bëhej një, pra të krijonte përfytyrimin e një njeriu të vetëm, nëse rrjedhja do të ishte, ose nga “ata pak vetë që dinin shumëçka”, si do të shprehej Rexhep Selimi, ose nga të besuar të Zahirit, jashtë strukturave të njohura të luftës, por që dinin shumëçka, për shkak të lidhjeve të

krijuara.

Por vjeshta e vitit 1996, në një mënyrë ose në një tjetër, ka treguar se “linja e Llapit”, duke qenë shumë shqetësuese për pushtetin e dhunshëm serb, do të ishte edhe në pritjen e një goditje.

Ka qenë një periudhë kur shërbimi i fshehtë serb po kalonte nga e njohura, pra nga fakti se në Kosovë vepronte Ushtria Çlirimtare e Kosovës, tek e panjohura, tek strukturat e saj përbërëse, kalim, i cili, asnjëherë nuk u shtri në të gjithë qelizat e luftës.

Afërsisht në majin e vitit 1996, një pjesë e anëtarëve të dikurshëm të atij që ishte quajtur “Grupi i Deçanit”dhe që përbëhej nga njerëz që kishin qenë në lidhje me Sali Çekun ose me të tjerë, kaluan në strukturat e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, pikërisht në zonën, e cila, në një mënyrë ose në një tjetër lidhet me “linjën e Llapit”, siç quhej atëherë. Duke kaluar këtu, shumë prej tyre me qëllimin e mirë për të vazhduar luftën dhe disa të tjerë për të vëzhguar luftën, ata nuk i kishin shkëputur lidhjet e dikurshme, fije të cilat, në një mënyrë ose në një tjetër do të çonin edhe tek strukturat e sigurimit të fshehtë që ishte ngritur pranë Lidhjes Demokratike të Kosovës. Shpesh herë, pa ndonjë qëllim të keq, e ndonjë herë edhe me qëllimin e prapshtë, informacionet që kanë kaluar nga strukturat e luftës, tek strukturat e fshehta të Lidhjes Demokratike, kanë pasur të bëjnë, jo vetëm me aksionet, por edhe me bartësit, jo vetëm me realizuesit e aksionit, por edhe me organizatorët e tyre.

Njeriu që Zahir Pajaziti kishte lënë për lidhje të mëtejshme, jashtë Kosovës, kishte njëkohësisht lidhje, si me Shtabin Qendror të UÇK-së, një anëtar të tij, por kishte lidhje, në të njëjtën kohë, edhe me strukturat e Lidhjes Demokratike ose të “qeverisë”Bukoshi. Asnjëherë nuk është menduar se ai po bën lojë të dyfishtë, por sinqeriteti ose dëshira e mirë e tij është keqpërdorur.

Duke qenë se, në një mënyrë ose në një tjetër, emri i Zahirit kishte filluar të bëhej, vesh pas veshi, i njohur edhe për strukturat e LDK-së (si e pranon në intervistën e saj edhe zonja Edita Tahiri), drejtuesit e sektorit të veçantë të LPK-së, anëtarë të Shtabit Qendror të UÇK-së, ishin të pakënaqur me këtë lidhje dhe ju propozuan shokëve të Llapit krijimin e lidhjeve të tjera. Disa nga anëtarët e këtij sektori ishin tejet të

pakënaqur me punën e njeriut të ngarkuar nga Zahiri për lidhmbajtje, dhe kjo, jo vetëm për shkak të raporteve të tij me organizatën, por shumë më tepër për lidhjet e dyfishta.

Është fakt, se me përjashtim të anëtarëve të sektorit të veçantë, askush tjetër në Kryesinë e LPK-së nuk e ka ditur se kush po merret me problemet e luftës, se kush është në drejtim në Shtab, në organizim etj. Ata kanë ditur vetëm aq sa u është dashur të dinë, dhe kjo ka qenë njëra ndër kërkesat themelore të sektorit të veçantë, ruajtja e fshehtësisë së veprimit.

Në Materialin e dorëzuar komisionit të posaçëm, për analizimin e shkaqeve që çuan në arrestimet e janarit 1997 dhe vrasjen e trefishtë më 31 janar të po këtij viti, Muhamet Kelmendi, i cili në këtë periudhë kishte qenë nënkryetar i organizatës, do të shkruante:

*"Dua të deklaroj dhe atë me përgjegjësi të plotë, se Kryesia e LPK-së, dega jashtë vendit, nuk i ka njohur shokët e asnjë organi të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës. Këtë e them dhe mbaj përgjegjësi në emër të organit që i kam takuar. Por, nuk e përjashtoj mundësinë që shokët e sektorit të veçantë t'i kenë njohur. Kënd e kanë njohur dhe në cilin organ kanë qenë ata shokë, nuk kemi qenë të informuar dhe nuk kemi kërkuar të informohemi. Nuk kemi qenë të informuar si kryesi, flas si organ, e jo për individët e saj. Kurrë kryesia nuk është informuar mbi shokët e UÇK-së apo mbi strukturën e saj... Për to ne jemi informuar nga sektori i veçantë pas vrasjes së shokëve në Vushtrri dhe burgosjeve, dhe mbi informatat e tyre është analizuar gjendja e krijuar, arsyet a faktet që kanë çuar deri tek rënia dhe burgosjet..."*(1 qershor 1998, material i paraqitur Komisionit të posaçëm).

Sipas materialit të paraqitur nga Muhamet Kelmendi, ka pasur një analizë të gjendjes së krijuar, të arsyeve dhe të fakteve që kanë çuar deri tek rënia dhe burgosjet e ndodhura në vitin 1997. Kjo gjë është bërë nga sektori i veçantë. Konkluzioni i tyre vjen në thënien e Kelmendit, në po të njëjtin material:
*"... Ne si kryesi e kemi pranuar raportin dhe analizën që na ka dhënë sektori i veçantë dhe konkluzionin se "ata kanë rënë në krye të detyrës, në luftë kundër pushtuesit për çlirimin e vendit". Ne nuk na kanë thënë se ka pasë gabime nga ana e organizatës, përkundrazi, LPK-ja, nga sektori i veçantë, që do të thotë nga Shtabi Qendror, është*

*përgëzuar...”.*

Krejt e kundërta ka ndodhur në sektorët e posaçëm të shërbimit të fshehtë të Lidhjes Demokratike të Kosovës. Në përbërjen e tyre kishin hyrë me shumicë jo pak nga njerëzit e organizuar deri pak kohë më parë në shërbimin e fshehtë të sigurimit serb dhe që nuk i kishin humbur lidhjet e vjetra. Faktet janë të shumta, por nuk janë analizë e kësaj enigme. Mjafton të përmendet fakti se, kur filloi ekzekutimi i agjentëve të fshehtë, të cilët ishin deri në fyt të përlyer me gjakun e njerëzve, njeriu i parë i LDK-së i mori publikisht në mbrojtje. Kjo do të ndodhte për herë të parë në zhvillimin e një lufte çlirimtare, nëse nuk e përmendim si fakt, qeverinë e Petenit në Francë, gjatë luftës së dytë botërore.

Disa nga ata që kishin hyrë në prill-qershorin e vitit 1996 në strukturat e organizuara të luftës, do të arrestoheshin më pas dhe ndonjëri do të akuzohej në të njëjtin grup me Nait Hasanin. Deponimet e tyre në hetuesi, shumë prej të cilave, pas aksioneve të organizuara fillimisht nën drejtimin e Sali Çekut, thuajse të gjitha deri në vitin 1992, kishin një shkëputje të ndjeshme, deri në vitin 1996, jo vetëm sepse nuk kishin vazhduar më tej, me gjithë dëshirën e mirë, por edhe sepse nuk kishin dijeni se çfarë kishte bërë ndërkohë Grupi i Llapit ose njerëzit në Prishtinë. Njerëzit, të quajtur më pas në hetuesi si “Grupi i Deçanit”, në mesin e vitit 1995, jo përmes strukturave të organizuara me Shtabin e Përgjithshëm, në tri shtëpi të refugjatëve në Junik, kishin vendosur eksplozivë, i cili eksplodoi në dy prej tyre, aksion i cili u përsërit edhe më 8 gusht të vitit 1996, por tashmë tek lagja e refugjatëve në Baballoq.

Në të gjithë aktakuzën e ngritur kundër 16 të pandehurve, më 18 shkurt 1997, nga Danica Marinkoviç, në Gjykatën e Qarkut të Prishtinës, të akuzuar si pjesëtarë të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, mund të vëresh një fakt, i cili, nëse më parë nuk ishte i dukshëm, tani, kur gjërat dihen, ndikon në formësimin e një mendimi të qëndrueshëm për përgjimin dhe gjurmimin e Zahir Pajazitit. Cili është ky fakt?

Në vendimin e gjykatëses serbe për zbatimin e hetimeve, në arsyetimin që lidhet me Bislim Zogajn, thuhet vetëm se “ka marrë pjesë në mbledhjet e UÇK-së dhe ka mbajtur lidhje dhe ka bartur porositë midis anëtarëve të organizatës”. Vetëm kaq. Pra, nuk thuhet se Bislim Zogaj

është anëtar i Shtabit Qendror të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës. Kjo do të thotë se ata nuk e kanë ditur këtë fakt, pra nuk e kanë ditur detyrën e Bislim Zogajt në strukturat e luftës. Megjithëse ai është arrestuar më 31 janar 1997, në orën 16, sapo ishte ndarë nga Zahiri.

Një fakt tjetër: Në mesditën e 28 janarit 1997, koordinatori i veprimtarisë çlirimtare në Kosovë, Nait Hasani, kishte drekuar me njërin prej anëtarëve të Shtabit të Përgjithshëm, Xheladin Gashi ("Plaku"). Ata kishin ecur së bashku deri në banesën e Naitit dhe "Plaku"kishte hyrë aty për ta pritur atë, deri sa të kthehej nga përcjellja që po i bënte të fejuarës së tij.

Është e sigurt se në këtë kohë Naiti ka qenë i ndjekur rreptësisht dhe se ishte planifikuar arrestimi dhe kidnapimi i tij, në fshehtësi të madhe. Kjo edhe ndodhi. Mirëpo, deri para pak kohësh ai kishte qenë me një tjetër anëtar të Shtabit të Përgjithshëm, me "Plakun", si do të ishte edhe Zahiri, tri ditë më pas, me një tjetër anëtar të Shtabit. Arrestimi i "Plakut"nuk ndodhi, dhe kjo, si duket, për arsye se organet e shërbimit të fshehtë serb, ende nuk kishin siguri për veprimet e tij, pra ende ai, Xheladin Gashi, nuk ishte në listën e të përgjuarve, apo edhe nëse ishte, nuk dihej nëse ky do të ishte "Plaku". Pak kohë më vonë, po për të njëjtin njeri, pra, për Xheladin Gashin, do të shkruhej në të gjitha aktakuzat e regjimit serb, si njëri ndër organizatorët e luftës, çka do të thotë se dekonspirimi i tij, ose ishte bërë më vonë se data e 28 janarit ose organet e kundërzbulimit serb kishin në plan luajtjen e një loje shumë më të madhe se kaq. Në të kundërtën ai do të ishte arrestuar sapo do të ishte ndarë nga Naiti, ashtu si do të arrestohej, tri ditë më vonë, Bislim Zogaj, sapo ndahet nga Zahiri. Nuk duhet harruar se "Plaku"i takonte përgjithësisht grupit të njohur si "Grupi i Drenicës"dhe lidhjet e tij me Zahirin kishin qenë të pakta, më shumë organizative, në takimet e Shtabit Operativ Qendror apo të Shtabit Qendror të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, shumica e të cilave mbaheshin në shtëpinë e Nait Hasanit, në Prishtinë.

Nga ana tjetër, si do të dëshmohej pas arrestimit të Naitit, lidhjet mes Zahirit dhe "Plakut"do të shkëputeshin, për të pasur një fillesë rilidhje të pasuksesshme më 29 janar paradite, dhe për t'u rilidhur përsëri më 30 janar, pasdite, një ditë para vrasjes së trefishtë.

Pra, në fundin e janarit, por edhe disa javë më pas, shërbimi i fshehtë

serb nuk ka ditur për rolin dhe funksionin e Bislim Zogajt. Por nuk ka ditur as për rolin dhe detyrën e Xheladin Gashit. Ose ka bërë se nuk e ka ditur. Përse mund të ndodhte një gjë e tillë?

Një përgjigje për këtë ka dhënë në materialin e paraqitur më 14 maj 1998, në Komisionin e posaçëm, Emrush Xhemajli, deri atëherë sekretar i përgjithshëm i organizatës. Në materialin prej 18 faqesh, mes të tjerave, ai ka nënvizuar edhe një ide:

*"Logjika e përjashtimit apo e likuidimit moral e politik, e shprehur në luftën e pamëshirshme ndaj LPK-së apo në radhët e saj, kundër shokëve, që të gjithë i njohim se nuk kanë lidhje me armikun, do të krijonte konfuzion dhe do t'i ndihmonte frontit të armikut për të na përçarë dhe për të na mposhtur më lehtë. Për më tepër, kjo do të krijojë hapësirë, që armiku të kryejë krime kundër nesh dhe t'i deklaronte si qërim hesapesh mes grupeve...*
*Fryrja e aferave nuk e ndihmon punën. Ju thërras si vëllezër, që të mos i hipim askujt në qafë, duke i krijuar shoku – shokut afera absurde...*
*Për mua do të ishte e padrejtë, po të përpiqesha të bëja aferë lëshimin nga burgu, vitin e kaluar të Ilir Gashit, djalit të Xheladin Gashit, i përmendur se ka marrë pjesë në mbledhje të rëndësishme të UÇK-së. I njëjti ishte në aktakuzë me Nait Hasanin. Dihet se armiku nuk mund të vërtetonte akuzën, sikurse edhe për disa të tjerë që i dënoi, por Ilirin e lëshoi për të diskredituar Xhelën...*
*Shumë lehtë mund të sajohen afera të panevojshme dhe të dëmshme për luftën, duke bërë pyetjet: pse u akuzua Adem Jashari, se qëllimi i tij ishte te paratë, dhe po i shpërdoron, dhe më vonë doli se një konstatim i tillë nuk ishte i saktë, sepse ai e dëshmoi veten se ideali i tij ishte çlirimi i Kosovës, duke sakrifikuar gjithçka, jetë, familje e pasuri..."*

(Material i E.Xhemajlit,14 maj 1998 / arkivi i LPK-së)

A janë të drejta konstatimet e Xhemajlit? A ka pasur raste të tilla, kur depërtimet dhe vëzhgimet e shërbimeve sekrete serbe kishin analizuar kaq mjeshtërisht dhe kishin përpunuar kaq hollësisht? Me siguri që po. Për periudhën, në të cilën zhvillohen ngjarjet, krijimi i mjediseve mbytëse, rrethanave të dyshimta, aferave të pakuptimta, sjelljes së vorbullës së fjalëve, përmbytjes së qëllimeve fisnike, kanë qenë krejt normale. Kanë qenë njëkohësisht edhe një domosdoshmëri e luftës speciale që ishte ndërmarrë ndaj radhëve të organizuara.

Kështu ndodhi, si duket, edhe në rastin e mësipërm. Në harkun kohor të tri ditëve, nga ora 16 deri 16 e 30 minuta të 28 janarit 1997, deri në orën 16 deri në 16 e 30 minuta të 31 janarit 1997, do të ketë dy raste thuajse të ngjashme përgjimi, ndjekje, arrestimi dhe kidnapimi apo vrasje. Në rastin e parë, me gjithë përndjekjen, ndodh vetëm kidnapimi, ndërsa lihet i lirë anëtari tjetër i Shtabit Qendror, ndërsa në rastin e dytë, pas përndjekjes ndodh vrasja, e cila, megjithëse e parashikuar dhe e planifikuar, nuk është menduar të shkohet deri këtu, dhe, arrestimi.

Kidnapimi i Naitit është mbajtur fshehur, për arsye që kuptohen. Ndërsa, po asaj nate, kur Bislimi ishte arrestuar dhe diçka më shumë se një gjysmë ore më pas, Zahiri, së bashku me Hakifin dhe Edmondin, do të vritej në pritën e ngritur në Pestovë, shërbimi informativ i Ministrisë së Punëve të Brendshme të Serbisë, do të bënte të njohur se ishte vrarë njëri nga drejtuesit e Shtabit Qendror, si dhe të dhëna të tjera, të cilat, si do të bëheshin të njohura më pas, kishin qenë të vërteta.

Kjo do të thotë se përgjimi, veçmas i Naitit, kishte qenë edhe ndaj Zahirit, se i përgjuari kishte qenë ai, se për atë kishte të dhëna të skeduara, se njihej se kush ishte ai dhe se asaj nate, njëri ndër dy qëllimet e shërbimit të fshehtë serb, ka qenë vrasja e tij. Qëllimi tjetër ka qenë zënia rob e tij, mirëpo, përgatitja e madhe që është bërë, ka më shumë dëshminë se e kanë ditur, ose se e kanë paramenduar, se do të kishte luftë.

Nëse nga dy anëtarë të të njëjtit Shtab Qendror dhe me lidhje të përbashkëta, njëri është i njohur, nganjëherë deri në detaje, kjo do të thotë se ai ka qenë i ndjekur. Nuk ka se si të jetë ndryshe. Kjo ndoshta mbështet edhe më shumë mendimin e shfaqur më parë, të dekonspirimeve që kanë ardhur nga depërtimi në strukturat e luftës të njerëzve që ishin të lidhur me shërbimin e fshehtë informativ të LDK-së, njerëz, të cilët, si u dëshmua edhe më parë, ishin të lidhur me shërbimin e fshehtë serb.

A ka qenë e rastësishme që arrestimet ndodhën disa kohë pasi ishin përfshirë në strukturat e UÇK-së edhe disa pjesë grupimi që kishte ngritur kohë më parë Sali Çeku dhe njerëzit rreth tij? Kjo është vetëm një pjesë e së vërtetës, por nuk është e tëra. Vazhdoj të mendoj, edhe

pse është e faktuar, se duke qenë vetëm një rrjedhje e asaj që mund të kishte ndodhur, nuk ishte e gjitha. Gjithnjë në linjat e ngritura nga shërbimi i fshehtë i LDK-së.

Në listën e të arrestuarve të janarit të vitit 1997 do të gjendeshin edhe dy emra: A. N. dhe K.G., i pari i akuzuar më pas në të njëjtin grup me Nait Hasanin, ndërsa i dyti, pasi ishte ndaluar në hetuesi për disa kohë,ishte marrë në pyetje,kishte pranuar aantarsinë në UÇK dhe çuditërisht ishte liruar.

Përse akuzoheshin ata?
“A.N., student nga Peja, i lindur më 1974, deri para arrestimit ka jetuar në Prishtinë,ka pranuar pjesëmarrjen në tri aksione terroriste. Në të parën, siç tha, e ka kryer me 22 prill 1996 “së bashku me një person të panjohur diku rreth orës 21 në afërsi të stacionit të trenit në Pejë. Nga pusia kanë hapur zjarr në patrullën e policisë...Me atë rast kanë plagosur dy milicë.
Katër muaj më vonë,përkatsisht me 28 gusht, së bashku me “dy të panjohur”ka kryer sulmin terrorist në ndertesën e policisë në Çellapek,komuna e Pejës....Vetëm tri ditë më vonë me dy të “panjohur”A.N. rreth orës 23 ka kryer sulmin terrorist në stacionin e milicisë në fshatin Kliçinë.

K.G.,gjithashtu student nga Peja pranoi se ka hyrë në UÇK me iniciativën e A.N. dhe se atë e ka bërë vetëm pasi është njohurme qëllimet e kësaj organizate terroriste.Pasi që e ka bërë betimin i është vënë pseudonimi “Preng Sh.”,pas kësaj ka marrë pjesë në shumë mbledhje të UÇK-së në Pejë, në të cilat janë planifikuar aksione terroriste...”

Përse solla pjesë nga ajo që ishte dëshmuar, ose më saktë, ishte shënuar në proçesverbalet e hetuesisë serbe? Për një arsye të vetme, çuditërisht pasi kishin pranuar ose dëshmuar për gjithë këtë “aktivitet”me to do të ndodhë diçka e jashtëzakonshme. Çfarë do të ndodhë?

As njëri dhe as tjetri nuk kanë qenë të organizuar në radhët e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, mirëpo kanë pasur dijeni për shumë veprime të saj.

Me 16 dhjetor 1997, kryetari i trupit gjykues, gjykatësi serb Dragolub Zdravkoviq, në vendimin e tij do të bënte të ditur se 17 të akuzuarit si antarë të UÇK-së do të dënoheshin me 187 vite burgim, dy prej të cilëve do të gjendeshin në arrati dhe dy të liruar nga aktakuza. Njëri prej tyre do të ishte A. N. që do të shpallej, po ashtu i pafajshëm, si edhe Ilir Gashi.

Lirimi i A. N. është bërë në rrethana tejet të dyshimta, ai është organizuar nga dajallarët e tij, por edhe nga baxhanaku i të atit, Isuf Ferizi, si dhe nga i ati, I.N., për të cilin, për shumë kohë me radhë ka pasur një të dhënë se ishte i rekrutuar në UDB.

Njeriu tjetër, i liruar më heret nga burgu, K.G., me sugjerimin e të atit, pranon të punojë për UDB-në, ose e kishte pranuar këtë shumë kohë më përpara.

Që të dy, A.N. dhe K.G., janë njohur me njëri tjetrin, pasi kanë qenë shokë në shkollën e mesme. A.N. si duket e ka njohur Naitin në Universitet, pasi ishte në të njëjtin fakultet me të ose në një shoqatë kulturore që ishte ngritur pranë Fakultetit. E ka ditur po ashtu, se fjala ishte për një ish të burgosur politik. Mirëpo, as njëri dhe as tjetri, pra as A.N. dhe as K.G., mendohet se nuk kanë ditur për Zahirin ose nuk kanë pasur lidhje me të. Si duket, dekonspirimi i tyre ka vajtur deri tek Naiti. Ose, duke menduar se Zahiri është i përgjuar dhe i mbuluar nga të tjerë që survejonin Linjën e Llapit, detyra e tyre ka qenë e përqëndruar tek Naiti.

Arrestimet erdhën, se, në fundin e dhjetorit 1996 dhe në fillimin e janarit 1997, në UDB, kishin shkuar të dhënat e grumbulluara mjeshtërisht nga strukturat e fshehta udbashe në Kosovë e jashtë saj, dhe ishte menduar se mund të bëhej një goditje e fuqishme në strukturat drejtuese të luftës, për t'i dhënë fund asaj. Fakti tjetër se arrestimet ndodhën në ato linja të luftës, të cilat ishin të lidhura me persona të veçantë, që erdhën nga grupimet e fshehta të LDK-së, apo në të cilat kishin krijuar lidhje njerëzit e saj, e bën disi më të ndjeshme të vërtetën e goditjes. Mund të pyetet: përse nuk ndodhën arrestime masive në zonën e Drenicës, kur dihej fare mirë se ajo ishte, jo vetëm gurëkyçi i Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, por edhe mbijetesa e saj?

Adem Jashari ishte një njeri që besonte tek njerëzit, që duke pasur një

zemër të madhe, kishte edhe kujdesin e madh, për të ngritur një ngrehinë të fuqishme, pa plasaritje të brendshme dhe këtë ia arriti mrekullisht. As gjatë luftës dhe as më pas, nga Grupi i Drenicës, i cili ishte më i madhi dhe më i shtrirë në të gjithë zonat e saj, me ndonjë përjashtim të rrallë, nuk kanë dalur denonciatorë, përgjues, lajmës udbashë apo dëshmues të gjyqeve të rreme. Kjo ndodhi se, me gjithë përpjekjet, udbashët nuk arritën të depërtojnë dhe të bëhen pjesë e lëvizjes çlirimtare në Drenicë. Ata edhe nuk mundën, por, edhe nuk guxuan të shkonin më tej.

Sidoqoftë, përgjimi, ose më saktë, rënia nën përgjim e “Linjës së Llapit”ka edhe shkaqe të tjera dytësore, të cilat, kanë pasur një ndikim në të gjithë atë që është zhvilluar.

Sidoqoftë, për të shtjelluar tregimin e mëposhtëm, ka disa burime anësore dhe disa burime kryesore. Disa prej tyre janë përmendur që në fillim, si dëshmitë e dhëna nga anëtarë të Shtabit të Përgjithshëm të UÇK-së, biseda të incizuara dhe të transkriptuara, materiale shkrimore nga anëtarë të kryesisë së LPK-së, nga njerëz që kanë qenë të lidhur ngushtë me ngjarjet, bashkëluftëtarë të Zahirit. Në burimet anësore, disa prej të cilave janë më shumë të rëndësishme e disa më pak, janë intervistat e shkëputura nga njerëz të involvuar, krahasimi i të dhënave, konkluzione të nxjerra nga ngjarjet e sidomos nga pasngjarjet, citimi i shtypit të lidhur, në një mënyrë ose në një tjetër, me qarqe të njohura të sigurimit shtetëror serb etj.

Le të fillojmë me njërin nga burimet kryesore.

Fragmente nga biseda e Komisionit të Posaçëm të LPK-së me Azem Sylën (“Daja i vogël”), më 16 qershor 1998 (i zbardhur nga shiriti i diktatofonit, inçizim legal / me vendim të Komisionit dhe miratim të bashkëbiseduesve):

**Komisioni:** Si është e vërteta për ndihmën e familjes Jashari dhe për takimin me djalin e tij, Lulëzimin?

**Azem Syla:** Të dhëna nuk kam dhe nuk them se nuk është ndihmuar familja Jashari, por besoj një qind për qind, sikur të gjitha familjet e tjera, është ndihmuar edhe familja e tij.

**Naser Idrizi** (anëtar i komisionit): Është fjala para rënies së tyre dhe jo pas rënies, është fjala për ndihmën me mjete financiare dhe me logjistikë.

**Azem Syla:** Për mjete financiare nuk ka pasur nevojë të ndihmohet familja Jashari, sepse i ka pasur një ose dy vetë në emigracion, në punë, kurse për mjete teknike të luftës, më shumë se të gjitha rrethet është ndihmuar, jo vetëm ai, por i është dhënë Ademit dhe shokëve të tij.

**Ramiz Lladrovci:** Në një letër që ka dërguar Adem Jashari, në dhjetor 1997, shkruan se jemi të diskriminuar në furnizimin me armatim. Letra ekziston edhe sot.

**Azem Syla:** Nuk e di për këtë letër, di vetëm se është ndihmuar.

**Naser Idrizi:** Kur është bërë Adem Jashari anëtar i UÇK-së?

**Azem Syla:** Datë të sigurt nuk di, por një e di dhe flas me kompetencë se ka qenë ushtar dhe një ndër eprorët në rrethin e tij dhe e di se ka mbajtur lidhje të drejtpërdrejta me Nait Hasanin, njërin prej anëtarëve të Shtabit të Përgjithshëm të UÇK-së.

**Komisioni:** Çfarë ishin lidhjet në mes të sektorit të veçantë dhe Kryesisë së KP të LPK-së, dhe si ndodhi që “Abazi”është larguar nga sektori i veçantë, me vendim të kujt është larguar?

**Azem Syla:** Raportet në mes të sektorit të veçantë dhe Kryesisë së LPK-së kanë qenë lidhje të rregullta, lidhje normale. “Zeka”(Xhavit Haliti) ka qenë dhe është përgjegjës i sektorit dhe sa është kërkuar nga anëtarët udhëheqës politikë të LPK-së, sqarime, sugjerime e të dhëna, ju janë dhënë, por kurrë struktura dhe emra konkretë. Ata kanë qenë vetëm për sektorin.
Sa i përket largimit ose përjashtimit të njërit prej anëtarëve nga sektori i veçantë, përkatësisht “Abazit”, unë mund të them pak fjalë, se kështu e di. Qëndrimi për përjashtim ose largim nga ky sektor është bërë pikërisht nga brenda, duke u bazuar në shumë gabime e shumë faje, ndoshta të paqëllimta të Abazit...

**Komisioni:** A ka qenë ndonjëri prej tre dëshmorëve, Hakifi, Zahiri apo

Edi anëtar i Shtabit Qendror të UÇK-së?

**Azem Syla:** Me sa di unë, Zahiri ka qenë, kurse ata të tjerët, e di se nuk kanë qenë.

(Për herë të parë, në këtë bisedë Azem Syla hedh mendimin se, pavarësisht nga rrethanat, lajmërimi i Zahirit, përmes linjës së veçantë që ekzistonte aso kohe, nëpërmjet Ismet Abdullahut, nuk ka shkuar aty ku duhet.)

**Naser Idrizi:** A keni arritur të verifikoni lajmërimin e shokëve që ishin në Linjën e Llapit?

**Azem Syla:** Unë kam pyetur, nëse janë mirë shokët, më ka ardhë përgjigja se janë mirë, kam pyetur përsëri nëse janë mirë shokët, sepse ka disa ditë që Naitin po e thërrasin e nuk ka lidhje...
(Përfundim i fragmentit të bisedës.)

Është e ditur tashmë se telefoni i Zahrit është përgjuar. Mirëpo nuk do të mund të përcaktohej nëse ka filluar përgjimi pikërisht në tri ditët e fundit të muajit janar 1997. Por që është përforcuar ky përgjim, kjo është më se e qartë. Një shembull: Më 31 janar 1997, në orën 9 të paradites, Bislim Zogaj thërret në telefonin e Zahirit dhe së bashku kanë lënë takimin e njohur të orës 16, në stacionin e autobusëve. Kjo telefonatë është përgjuar dhe mbi bazën e këtij përgjimi, por jo vetëm të tij, ka vazhduar edhe ndjekja e mëtejshme, që çoi në vrasjen e trefishtë. Në takimin e kësaj dite, me gjithë kujdesin e treguar, Zahiri ka qenë nën vëzhgimin e policisë serbe, vëzhgim, i cili, nuk ka filluar në orën e dhënë, por shumë më herët. Jam i bindur se, edhe po të mos kishte qenë ajo telefonatë, udhëtimi i tyre ka qenë i zbuluar dhe prita, po ashtu, ka qenë e përgatitur. Takimi nuk ka qenë asgjë tjetër, veçse një ndërprerje e përkohshme.

Jo në pak raste, ilegalë, gjysmë ilegalë apo njerëz të angazhuar në luftë, por që ende bënin jetë legale, në rrethana të ndryshme, janë ekspozuar, dashje ose pa dashje. Është e vërtetë, se disa muaj para vrasjeve, por edhe pak javë përpara, njerëz të angazhuar në luftë, që ndodheshin në Tiranë, bënin fotografi, edhe me njerëz që nuk u takonin rrethit të tyre ilegal ose të luftës, kishte filluar të flitej hapur për

punët e luftës, kjo edhe nga fakti se, ende, nuk kishte pasur ndonjë goditje të ndjeshme ndaj radhëve të organizuara. Në njërën nga bisedat e tij, Hamzë Jashari, do të thoshte se njerëzit po flitnin se çfarë po bëhet, se çfarë po mbarohet, dhe do të shtonte se, po të ishte ndryshe, punët do të ishin më mirë, dhe këtë aludim nuk e kishte për rrethin e tij. Fotografitë e ilegalëve ose të luftëtarëve, jo vetëm nga “Linja e Llapit”, kanë qenë të njohura për shumë vetë, dhe jo rrallë, në këto fotografi, janë parë njerëz të armatosur. Njëri nga anëtarët e Shtabit të Përgjithshëm, në një bisedë të zhvilluar në Tiranë, duke folur për njërin ndër ilegalët e njohur, do të thoshte se “ishte trim i madh, por ishte edhe dekonspirues i madh”. Do e thoshte këtë, sepse, me gjithë lidhjet që ishin krijuar me strukturat e luftës, ai kishte trokitur në disa dyer njëherësh, për sigurimin e shpejtë të logjistikës luftarake.

Shërbimi i fshehtë i sigurimit serb, sigurisht që ka bërë jo vetëm përgjimin, por edhe përzgjedhjen. Ai ka arritur në konkluzionet se kush duhej të ndiqej dhe kush jo, dhe të dhënat e tij, pas ngjarjeve të njohura, i ka dhënë shtypit beogradas të lidhur ngushtë me të. Dhe nuk ka qenë e rastit, se disa nga aktakuzat e ngritura kundër pjesëtarëve të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, të jenë botuar më parë në shtypin beogradas dhe më pas të kenë dalë në cilësinë e aktakuzës.

Problemi shtrohet se prej kur dhe deri në çfarë mase e dinin organet e dhunshme serbe në Kosovë ekzistencën e UÇK-së, prej kur dhe si e ndiqnin aktivitetin e njërit nga drejtuesit kryesorë të luftës, Zahir Pajazitit?

## ENIGMA E GJURMIMIT DHE E NDJEKJES

Tashmë është krejtësisht e sigurt se Zahir Pajaziti ishte një emër i njohur për shërbimin e fshehtë të sigurimit serb dhe për strukturat e tij. Njëkohësisht ata kishin informacion jo të paktë se Ushtria Çlirimtare e Kosovës ishte e pranishme dhe reale. Në një intervistë të tij, dhënë pas lirimit nga burgu, Nait Hasani, koordinatori kryesor i UÇK-së, do të deklaronte se “Shërbimet e fshehta serbe kanë pasur njohuri se kush po i kryen aksionet, sepse ata e kanë ditur se UÇK-ja ekziston dhe nuk ishte pjellë e tyre, siç thoshin politikanët tanë. Mendoj se UDB-ja kishte informata për njerëzit që i përbënin bërthamat e UÇK-së...”.

Një thënie e tillë, pas kaq kohësh dhe se si kanë rrjedhur ngjarjet, është plotësisht e saktë, jo vetëm në pjesën e parë të saj, pra në njohurinë e shërbimit të fshehtë serb se UÇK ekzistonte, por edhe për disa nga njerëzit që përbënin bërthamat e para të saj.

Njëri prej tyre ishte Zahir Pajaziti. Duke qenë ndër organizatorët kryesorë të luftës, fillimisht në Zonën e Llapit dhe pastaj me një shtrirje më të gjerë, në të gjithë Kosovën, ai jo shumë vonë do të skedohej dhe do të bëheshin të gjitha përpjekjet për të rënë në gjurmët e tij. Kjo është ditur në një shkallë të ndjeshme nga Zahiri, por edhe nga shokët e tij, Hakifi, Iliri, Shaipi, Selimi e më pas edhe nga Edmondi. Fakti që Zahiri, relativisht shumë shpejt, kaloi në ilegalitet ose gjysmë ilegalitet, dëshmon për këtë. Vendqëndrimin e tij e kanë ditur fare pak njerëz, zakonisht më të besuarit e tij, si Ilir Konushevci, Avni Ajeti, Hakif Zejnullahu, Rrustem Mustafa, Isak Shabani, Selim Haziri, Qerim Kelmendi, Adrian Krasniqi e pak të tjerë, përgjithësisht djemtë më të besuar të "linjës së Llapit". Ajo është ditur edhe nga anëtarët e tjerë të Shtabit Qendror të UÇK-së. Disa ditë para arrestimit, në atë banesë kishin qenë Nait Hasani, Xheladin Gashi, Sokol Bashota dhe Burim Murmullaku. Që banesa nuk është ditur nga sigurimi i fshehtë serb dëshmon fakti se ai asnjëherë nuk është bastisur, megjithëse kërkohej, e për më tepër, atë ditë që do të vritej, më 31 janar 1997, policia serbe do të bënte kontroll, në një banesë më të afërt, ku si duket kishin marrë informatën e fundit se mund të ndodhej Zahiri. Në tri ditët e fundit të këtyre ngjarjeve do të kishte tri përpjekje të shërbimeve të fshehta serbe për të rënë në gjurmët e Zahirit, përmes tri kontrolleve të maskuara. Fakt është, po ashtu, se në mëngjesin e 31 janarit, vendi afër banesës ku jetonte në ilegalitet Zahiri, ishte gjysmë i rrethuar.

Sidoqoftë kërkimi i Zahiti është bërë shumë më përpara, sepse policia serbe nuk i ka marrë të gjithë informacionet për të vetëm nga paraditja e 29 janarit deri në paraditen e 31 janarit. Kërkimi dhe gjurmimi i tij ka filluar që nga ditëkthimi i tij nga Shqipëria, në fillimet e viteve '90, për vetë faktin se lista e plotë e njerëzve që po stërviteshin në Shqipëri, në të njëjtën kopje që gjendej në zyrat e përfaqësisë së Kosovës në Tiranë, ndodhej edhe në strukturat e fshehta të shërbimit informativ serb. Pra, kërkimi për Zahirin e ka një fillesë, e ka fillimisht një dekonspirim, listën e dërguar nga zyra e Përfaqësisë së Kosovës në Tiranë, por ka edhe një mundësi shumë më të madhe se kjo.

Në fillimet e viteteve ‘90 në Shqipëri po vendosej një regjim i rreptë kërkimi ndaj të gjithë atyre shqiptarëve të Kosovës, që mendonin të kishin një rrugë tjetër, krejt të ndryshme nga ajo që po ndiqej “institucionalisht”në Kosovë. Shërbimi Informativ Shtetëror i Shqipërisë dhe kryetari i këtij shërbimi, Bashkim Gazidede, jo vetëm e dinin qe në kryeqendrën shqiptare gëlonte shërbimi i fshehtë serb, i cili kishte tani një fushëveprimi të jashtëzakonshëm, por, përmes njerëzve të tyre në LDK, kishin vendosur, ndoshta pa dijeninë e shtetit shqiptar, lidhje të dyanshme. Në Shërbimin Informativ Shtetëror të Shqipërisë, nga ana e Përfaqësisë së Kosovës kishte shkuar një kërkesë për survejimin ose ndalimin e veprimtarisë së 36 personave, që cilësohen si eksponentë të lëvizjeve ilegale, listë, të cilën, përmes kanaleve të tjera, mund ta kishte edhe shërbimi i fshehtë serb. Fakt është se, në vitin 1994, Zahiri është arrestuar nga policia e shtetit shqiptar, sepse i ishin gjetur armatime të ndryshme, kryesisht bomba dore, dhe ishte burgosur për 5 javë. Qëndrimi i tij në burg, megjithëse i shkurtër, ka bërë të mundur rizbulimin e identitetit të tij, por edhe të veprimtarisë së tij.

Megjithatë, ko nuk do të thotë se gjithçka ka qenë e panjohur. *“Problemi tjetër është se nga informacionet që kemi pasur, ata (grupi i Zahirit) kanë qenë në përcjellje, Zahiri vetë ka qenë në përcjellje rregullisht, pa ndërprerje, ai e ka ditur këtë dhe ne ja kemi thënë këtë”,* - do të pohonte më pas, në majin e vitit 1998, drejtuesi i sektorit të veçantë pranë LPK-së, Xhavit Haliti.

Pra, gjurmimi dhe ndjekja është ditur edhe nga organet e strukturat drejtuese të luftës, por edhe nga vetë Zahiri. Ndërsa Hakif Zejnullahu, duke bërë një jetë, në dukje normale, për mjaft kohë ka qenë jashtë përgjimit, kjo edhe nga fakti tjetër se, marrëdhëniet e tij me Zahirin, ndonëse të afërta, ndoshta më të afërtat në këtë periudhë, janë më së shumti në komunikimet direkte ose me anë të shifrave të caktuara. Hakifi, edhe natën e 30 janarit e ka kaluar në shtëpinë e tij. Edmond Hoxha, dyshimin për përgjimin dhe ndjekjen e tij e ka pasur vetëm në ditët e fundit të jetës, saktësisht në dy ose tri javët e fundit, pasi, si mendohet, pjesëmarrja e tij në atentatin ndaj rektorit Papoviq, megjithëse jo primare, ka patur të mundur identifikimin e tij. Pas arrestimeve të para, droja e tij, se ka filluar përgjimi i aktivitetit, ka qenë edhe më e madhe, por jo e frikshme. Ai ka patur shqetësimin se mos kanë filluar bastisjet ose përgjimet edhe në shtëpinë e tij në Junik, por

edhe aty ku banonte në Prishtinë. Më përpara ai nuk e ka pasur një shqetësim të tillë, megjithëse ka pasur ndjenjën se në një aksion ose në një tjetër, edhe mund të vritej. Pikërisht për këtë shkak ai i ka kërkuar motrave se, nëse ndodh një gjë e tillë, ai nuk do vajtime mbi ditëvarrimin e tij e as më pas. Është periudha kur fillon shndërrimi i tij, nga jeta romantike ilegale në veprimtarinë konkrete të rrezikshme, e cila, mund të sillte pasoja, ashtu si edhe ndodhi.

Është thuajse kurdoherë një ngjarje e fshehtë që tërheq ngjarjen e njohur dhe të dukshme. Tek ne, ngjarja e njohur dhe e dukshme, është vrasja e trefishtë e natës së 31 janarit. Ajo ka pasur një paraprirje, një ngjarje të fshehtë, që e ka tërhequr atë.

Ka patur disa mundësi për zbulimin, përgjimin, gjurmimin dhe ndjekjen e Zahir Pajazitit.

Mirë është që, pasi shtruam disa nga faktet, mundësitë, takimet, dyshimet dhe rrethanat, të analizohen të gjitha qetësisht, sepse anashkalimi i secilës hallkë prej tyre, mund të sjellë mangësi që janë të dëmshme.

Le të nisim nga institucionet e luftës dhe të ecim deri në hallkat e saj. Pra, si i thonë, le të pastrojmë oborrin e brendshëm të shtëpisë. Pa u bërë një gjë e tillë, është e vështirë, në mos e pamundur, të ecet më tej. Sepse edhe mundësia e parë, që të bie ndër mend, ose se ku mund të hedhësh mendimin e dyshimtë, është pikërisht këtu. Edhe po të duash, nuk mund ta anashkalosh. Nëse do e bësh këtë të fundit, pra anashkalimin, atëherë edhe dyshimet do të ishin më të ndjeshme.

Kanë qenë disa njerëz dhe disa mundësi që rrjedhjet të kenë qenë të brendshme. Përcaktimi i Rexhep Selimit se “pak njerëz e kanë njohur rrjetin dhe kushdo që ka rënë nuk e ka ditur rrjetin më shumë se sa Besim Rama”, të bën detyrimisht të përcaktosh se mos vallë në këtë rast, kur do të kishte arrestime të rëndësishme, rrjedhja do të ishte nga ata “pak njerëz që e kanë njohur rrjetin”. Nuk ke se si i shmangesh kësaj pyetje dhe nuk do të doja kurrsesi t’i shmangesha asaj. Sepse, nga e gjithë ajo që disponohet në arkivin e LPK-së, nga gjithë sqarimi që i është bërë këtij rasti në Komisionin e posaçëm, del në përfundimin se nuk ke as përse t’i shmangesh.

Si dihet tashmë, në këtë periudhë, brenda vendit, bënin pjesë në shtabin Qendror të UÇK-së, Nait Hasani, Rexhep Selimi, Xheladin Gashi, Sokol Bashota, Bislim Zogaj, Adem Jashari (i cili nuk merrte pjese në mbledhjet e Shtabit Qendror Operativ për arsye sigurie dhe lidhjet mes tij dhe shtabit mbaheshin përmes Nait Hasanit), Lahi Ibrahimaj. Nga strukturat jashtë vendit ishin të përfshirë Xhavit Haliti, drejtuesi i sektorit të veçantë dhe Ali Ahmeti, më pas Jashar Salihu dhe Azem Syla. Koordinatorë të veprimeve jashtë – brenda ishin Hashim Thaçi (i cili kishte mandatin e organizatës për krijimin e strukturave të luftës) dhe Kadri Veseli.

(Sipas deklaratës së Azem Sylës, pas ngjarjeve të janarit 1997, saktësisht pesë muaj më vonë, do të bëhet kompletimi i shtabit edhe me dy anëtarë të rinj, të cilët nuk ishin nga Linja e Llapit, duke aluduar për Hashim Thaçin dhe Kadri Veselin / shënim i autorit).

Në Kosovë më 28 janar 1997 arrestohet Nait Hasani dhe detyrohet të kalojë menjëherë në ilegalitet Xheladin Gashi. Duhet të besohet se ai deri atëherë nuk ka qenë në ilegalitet të thellë, për vetë faktin se, në të njëjtën ditë, ai kishte drekuar në Prishtinë. Adem Jashari ndodhej në Drenicë, dhe me përjashtim të lidhjeve përmes të dytëve ose të tretëve, ai nuk kishte lidhje të drejtpërdrejta me Zahir Pajazitin. Mungesa e lidhjeve të drejtpërdrejta ka ndikuar jashtëzakonisht shumë në krijimin e një strukture më të fuqishme, sidomos pas 31 janarit, pasi, dy zonat kryesore të luftës, mbetën për disa kohë të shkëputura nga njëra tjetra. Sokol Bashota, Xheladin Gashi dhe Bislim Zogaj, takohen më 30 janar 1997. Ata janë të njohur me faktin se Nait Hasani është zhdukur, pra kidnapuar, gjë të cilën “Plaku”e kishte ditur pak çaste pas arrestimit. Në takimin e kësaj pjese të shtabit, nuk merr pjesë Rexhep Selimi, i cili, sipas një interviste të Xhavit Halitit, ishte i sëmurë, gjendej në Tiranë, dhe sapo merr vesh për arrestimet dhe ngjarjet e fundjanarit 1997, kthehet në Kosovë, për të ringritur edhe një herë strukturat e dëmtuara.

E dhëna se Rexhep Selimi në këtë kohë ndodhej në Kosovë vjen, si e cilësova, nga një intervistë e Xhavit Halitit. Pas botimit në gazetën “Epoka e re”të pjesëve të këtij libri, në janar 2006, unë kisha një telefonatë nga Rexhep Selimi, përmes së cilës më sqaronte se ajo që ishte thënë në intervistën e Xh. Halitit nuk ishte, kohësisht, e saktë, pasi në këtë periudhë ndodhej në Drenicë, në Prekaz. Ndërsa rasti i qëndrimit të tij në Tiranë, për arsye sëmundje, i takon një kohe tjetër.

Në Prishtinë, ato ditë kanë pasur takime me Zahir Pajazitin edhe disa njerëz të tjerë. Duhet t'i themi të gjitha. Kanë qenë Qerim Kelmendi, Adrian Krasniqi, të cilët ishin kthyer me të nga Shqipëria, Burim Murmullaku, si njeri i afërt dhe herë pas here pjesëmarrës në mbledhjet e Shtabit të Përgjithshëm, po ashtu Astrit Jakupi dhe Edmond Hoxha– të gjithë këta jashtë Linjës së Llapit. Për takimet e fundit, me shokët e tij të Linjës së Llapit, do të shkruajmë më tej.

Asnjëri prej anëtarëve të Shtabit të Përgjithshëm nuk mund të kishte ditur udhëtimin e fundit të Zahirit, sepse, asnjëri, që kur ishte vendosur për këtë udhëtim, nuk kishte pasur takim me të. Nga ana tjetër, të gjithë ata ishin prej shumë kohe anëtarë të të njëjtit shtab dhe, deri atëherë, nuk kishte pasur asnjë dëmtim të radhëve. Kështu që, në një mënyrë ose në një tjetër, dyshimi se mos kishte pasur rrjedhje nga strukturat e larta të luftës, brenda në Kosovë, mendohet se do të ishte diçka lehtësisht e verifikueshme.

Në muajin janar 1997 janë thuajse të gjithë anëtarët e Shtabit të Përgjithshëm që janë takuar me Zahirin. I pari takohet Nait Hasani, kur ai sapo ishte kthyer nga Shqipëria. Ishte një takim i shkurtër, për marrje e dhënie detyrash, të cilin, as njëri e as tjetri, nuk e kanë menduar se do të ishte i fundmi mes tyre. Në dhjetëditëshin e fundit ai ka pasur takime, të veçanta ose në grup, edhe me Sokol Bashotën, Bislim Zogajn, Xheladin Gashin, dhe të gjitha kanë qenë takime të shkurtra.

Njeriu i dytë që është takuar me Zahirin, mbi bazën e një paracaktimi, nga ana e Shtabit Qendror është Bislim Zogaj. Takimi, si e kemi thënë dhe do e përsërisim, ka zgjatur jo më shumë se dy minuta, dhe ka qenë vetëm përcjellja e mesazhit të shtabit, që ishte vendosur në takimin e së enjtes, 30 janar 1997, mes Sokol Bashotës, Xheladin Gashit dhe Bislim Zogajt se “duhej ndryshuar krejtësisht metoda e punës”. Fakti që në këtë takim dërgohet Bislim Zogaj kishte lidhje me atë që mendohej se do të ishte më pak i dekonspiruar. Në fakt, kështu ishte.

Askush tjetër nuk është takuar me të në Kosovë. Pra nuk ka pasur takim as me Rexhep Selimin, Adem Jasharin apo me Lahi Ibrahimajn. Kanë qenë takimet e tij të fundit me shokët e shtabit. Disa prej tyre e kanë njohur thjeshtë me emrin “Ismet”. Disa të tjerë, brenda shtabit, e

kanë ditur edhe emrin e tij të vërtetë.

Sidoqoftë, ajo që duhet përjashtuar kushtimisht, pa asnjë ekuivok dhe pa asnjë mëdyshje, qëndron në faktin se denoncimi i tij apo i grupit të tij, nuk mund të ishte bërë nga shokët e tij, të cilët ishin njëlloj të rrezikuar. Pra, duhet përjashtuar nga çdo lloj dyshimi dhe kështu është e vërteta, anëtarët e Shtabit të Përgjithshëm ose që ishin në lidhje direkte me të, si Adem Jashari, Rexhep Selimi, Sokol Bashota, Lahi Ibrahimaj, Nait Hasani, Burim Murmullaku, Adrian Krasniqi. Për udhëtimin e fundit të Zahirit nuk ka ditur asgjë as Qerim Kelmendi, i cili është takuar për herë të fundit me të, një ose dy ditë para arrestimit të Naitit. Është nga njerëzit e lidhur më shumë me të, e di se kush qëndron pas "Ismetit"dhe këmbëngul që të bëhet lajmërimi i menjëhershëm i Zahirit për arrestimin e Naitit.

Për udhëtimin e Zahirit drejt Vushtrrisë, jashtë asaj që mund të quhet linja e Llapit, kanë ditur dy vetë, Edmond Hoxha, që u vra me të, dhe Astrit Jakupi, përmes të cilit është bërë edhe kontakti i datës 29 janar 1997. Ky i fundit, i caktuar për organizimin e realizimin e një aksioni së bashku me Edmondin, e ka njohur "Ismetin", por nuk e ka njohur "Zahirin", për më tepër, dita dhe ora e udhëtimit nuk është përcaktuar në takimin ku ai ka qenë i pranishëm.

Në këtë rast, nga brenda "atyre që dinin shumëçka", në kohë të ndryshme ka pasur përvijime dyshimi, dhe herë pas here edhe dyshime të shfaqura, për dy njerëz, të cilët, nëse mund të themi kështu, duhej të dinin dy gjëra njëkohësisht: se "Ismeti"dhe Zahiri ishte i njëjti njeri, dhe se ishte anëtar i Shtabit Qendror të UÇK-së.
Ata do të duhej të dinin po ashtu edhe aksionet kryesore në të cilat kishte marrë pjesë "Ismeti", të cilat do të shpalleshin në Kumtesën e Ministrisë së Punëve të Brendshme të Serbisë për vrasjen e tre Herojve.

Dyshimi i parë, për shkaqe që tashmë edhe mund të jenë qartësuar, është ngritur ose ka rënë mbi Ali Ahmetin, fillimisht si jnjë mundsi denoncimi dhe më pas, jo si denoncues, por si një njeri që nuk e ka kryer detyrën e tij, për lajmërimin e saktë të Zahirit. Për herë të parë ky dyshim, si kerkesë për sqarim, është bërë nga Hashim Thaçi, më pas, përsëri si anëtar i shtabit që ka bërë gabime, mes të cilëve edhe mosverifikimin e lajmërimit të Zahirit, është bërë edhe nga Azem Syla.

Në fund, erdhi edhe nga Menduh Thaçi, i cili, megjithëse nuk kishte pasur asnjë lidhje me strukturat e UÇK-së, bëri edhe akuzën më të drejtpërdrejtë e më të ashpër.

Për të bërë verifikimin e kësaj akuze ose këtij dyshimi është punuar me kujdes. Më mirë se gjithçka, këtë mund ta sqaroj edhe në përgjigjen që më është dashur të bëj në akuzat e ngritura nga Menduh Thaçi, përgjigje, të cilën, pjesërisht po e sjell në këtë libër.

Reagim ndaj deklaratës së Menduh Thaçit, mbi akuzimin e Ali Ahmetit "për tradhti dhe vrasje me porosi":

*"Të nderuar zotërinj,*
*pasi lexova ne gazetën Tuaj, "Koha Ditore", prononcimin e zotëri Menduh Thaçit, nënkryetar i Partisë Demokratike Shqiptare, në një nga emisionet TV në Maqedoni, mbi rolin dhe kontributet e zotit Ali Ahmeti, duke e akuzuar për "tradhti dhe vrasje me porosi" ribotuar nga ana juaj, kam pritur me bindje se, dikush tjetër ose disa të tjerë, do të reagonin, për të saktësuar një të vërtetë dhe për të hedhur poshtë një mashtrim, i cili, nëse do të lejohej të gjallonte si i saktë, do të kishte dëme të pallogaritshme historike, morale, politike e kombëtare.*
*Mjerisht kjo nuk ndodhi. Nuk i di shkaqet, ose më saktë nuk dua të ja pranoj vetes shkaqet e një heshtje të tillë, por jam i bindur se ato nuk lidhen me saktësimin e së të vërtetës....*
*Reagimi im nuk lidhet vetëm me faktin se, gjatë periudhës së luftës në Kosovë, 1998 – 1999, kam qenë i zgjedhur, thuajse unanimisht, kryetar i Lëvizjes Popullore të Kosovës, organizatë, në të cilën bënin pjesë të gjithë anëtarët e Shtabit të Përgjithshëm të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, pra edhe zoti Ali Ahmeti, të gjithë anëtarët e Drejtorisë Politike të saj, pra edhe miku im i vjetër Bardhyl Mahmuti. Për më tepër, disa nga anëtarët e shtabit ose të Drejtorisë Politike ishin të zgjedhur edhe në forumet më të larta drejtuese të organizatës, si Bardhyl Mahmuti, nënkryetar dhe Ali Ahmeti, anëtar i kryesisë...*
*Në fillimet e vitit 1998, problemi që ngre sot zotëri Menduh Thaçi, natyrisht jo në këtë shkallë dhe jo me këtë harbutëri, është ngritur, në formë kërkese për sqarim, edhe nga dy anëtarë të organizatës, të përfshirë në strukturat e larta drejtuese të luftës. Në materialin e paraqitur në Mbledhjen e Gjashtë të Përgjithshme të LPK-së, dega jashtë vendit, ata kanë kërkuar që të sqarohet "si dhe nga ndodhen dekonspirimet për shokët që vepronin në Kosovë".*

*Më 10 maj 1998, Mbledhja e Gjashtë e Përgjithshme e LPK-së ka ngritur një Komision të Posaçëm për të sqaruar problemet e ngritura. Për vetë rëndësinë që kishte sqarimi i çështjeve të shtruara, Këshilli i Përgjithshëm caktoi si drejtues të Komisionit të posaçëm kryetarin e organizatës, Bedri Islami si dhe dy shokë, Naser Idrizi dhe Sejdi Gega. Më pas, për probleme të veçanta komisionit iu bashkangjitën edhe shokë të tjerë si Xhevat Bislimi, Ramiz Lladrovci, Halil Selimi, Ramadan Pllana. Komisioni, i cili drejtohej nga unë dhe prej këtej lind edhe detyrimi im moral për afishimin e së vërtetës, më 11 korrik 1998 paraqiti raportin e tij verifikues. Në Komision dorëzuan materialet e tyre me shkrim Emrush Xhemajli, Hashim Thaçi dhe Kadri Veseli në emër të shokëve brenda vendit, Muhamet Kelmendi, Ramadan Avdiu, Adnan Asllani, Ibrahim Kelmendi,Bislim Elshani, është marrë kontakt dhe janë të incizuara e transkriptuara bisedat me Xhavit Halitin, drejtues i sektorit të veçantë të Lëvizjes Popullore të Kosovës, anëtar i SHP dhe i Drejtorisë Politike, Azem Sylën, antar i SHP – që të dy deri në maj 1998 anëtarë të Kryesisë së LPK-së, Fazli Veliun, Ali Ahmetin, Bilal Sherifin, Xheladin Gashin, Ramadan Pllanën, Ramiz Lladrovcin,Gafur Elshanin, Jashar Salihun, anëtar i SHP dhe nënkryetar i organizatës, është konsultuar letra e fundit e Ilir Konushevcit– "Mërgimit"drejtuar organizatës,si dhe letra e tij e 8 majit 1998, janë marrë kontakte me Fehmi Lladrovcin, Shaban Shalën, Ramush Haradinaj, Iliaz Kodrën, janë konsultuar letra të Grupit të Drenicës, sidomos e dhjetorit 1997, incizime të ndryshme nga Adem Jashari, letra e Abedin Rexhës dhe e Rexhep Selimit, dërguar për këtë qëllim Komisionit të Posaçëm. Është bërë konsultimi gjithashtu me procesverbale të mbledhjeve të Këshillit të Përgjithshëm të LPK-së, Komisionit të Organizimit dhe të Riorganizimit, materiali për shkaqet e arrestimeve të vitit 1993 etj...*
*I përmenda të gjithë këta emra dhe dokumente, sepse, thuajse asnjëri prej tyre nuk e ka ngritur akuzën ndaj Ali Ahmetit për "tradhti dhe nxjerrje të shokëve në pritë". Ka qenë krejt e natyrshme që ka pasur gabime, kjo bëhet edhe më e mundshme në kushtet e ilegalitetit dhe të organizimit të luftës, mungesës së lidhjeve dhe konspiracionit.*
*Për të saktësuar këtë, është e nevojshme të sjell pjesë të transkriptuara (të cilat janë të incizuara) nga bisedat e zhvilluara me dy nga drejtuesit më të hershëm të luftës në Kosovë. Xhavit Haliti, i ngarkuar nga Komiteti Drejtues i OMLK–së për të krijuar lëvizjen guerile në Kosovë, do të caktohet më pas nga Kryesia e LPK-së drejtues i sektorit të veçantë, që përfaqësonte pjesën e anëtarëve të Shtabit Qendror të UÇK-së, dhe njëkohësisht anëtar i Drejtorisë*

*Politike. Është njeriu përmes të cilit kanë kaluar shumë gjëra dhe njëkohësisht zanafilla e shumë të tjerave, që bëri maksimumin e mundshëm të asaj që pritej.*
*Fragment nga biseda:*
*Komisioni: Si ndodhi largimi i "Abazit"(Ali Ahmetit)*
*Xhavit Haliti: Largimi i Abazit nga sektori i veçantë është kërkuar nga Shtabi Qendror brenda vendit, për shkak të gabimeve që i kanë konsideruar ata si gabime, për shkak se nuk ka respektuar vendimet dhe kërkesat e tyre; në veçanti në drejtim të grupit, në krye të së cilit ka qenë Fehmi Lladrovci. Kjo ka qenë kryesorja, në atë grup është vra Luan Haradinaj, kjo ka qenë thelbësorja. Të gjitha akuzat për Abazin, qoftë për tradhti, qoftë për vrasës, janë kot, unë jam kategorikisht që janë të pabazuara, jam krejt kundër. Sepse kam punuar me Abazin që 12 e 13 vjet dhe e njoh mirë. Abazi bën gabime, si të gjithë, edhe nëse ka bërë gabime, nuk i ka bërë me qëllim".*
*Biseda me Azem Sylën, në atë kohë njihej vetëm si anëtar i Shtabit Qendror të UÇK-së dhe i sektorit të veçantë, më pas do të bëhej i njohur fakti se ishte edhe Komandant i Përgjithshëm i UÇK-së, është bërë me 16 qershor 1998. Në pyetjen e Komisionit të Posaçëm për largimin e "Abazit"nga sektori i veçantë, pra nga funksioni i anëtarit të Shtabit, Azem Syla përgjigjet: "Qëndrimi për largimin e Abazit është marrë nga brenda për gabimet e bëra, e kanë marrë këtë vendim për Abazin duke u bazuar në vrasjen e Luan Haradinajt, jo që është shkaktar Abazi për vrasjen e këtij, po për futjen e grupit nga Gjermania. Nuk qëndrojnë akuzat që thonë...se Abazi është shkaktar për vrasje, gabime ka bërë, por që të them se Abazi është shkaktar për vrasje, kjo është shpifje...*
*Solla pjesë nga prononcimet e dy nga drejtuesit më kryesorë të luftës, të cilët kanë punuar prej më shumë se 10 viteve me Abazin dhe të cilët kishin përcjellë vendimin e ardhur nga brenda për largimin e tij nga sektori i veçantë. Le ta lëmë për një herë tjetër faktin se cilët nga "brenda"kishin të drejtë të ndëshkonin dikë që kërkonte të fuste, pas thirrjes së Adem Jasharit në prill 1996 (material i incizuar– ruhet në Arkivin e LPK-së) dhe këmbënguljes të jashtëzakonshme të tyre, grupin e Fehmi Lladrovcit, në luftë në Kosovë. E rëndësishme në këtë pjesë është deklarimi me shkrim i gjithë grupit në fjalë, mes të cilëve Fehmi Lladrovci, Xheva Lladrovci, Ilaz Kodra, Abedin Rexha, Rafet Rama, Ramiz Lladrovci etj. lidhur me ngjarjen. Deklarata e tyre, e nënshkruar, me të cilën është bashkuar më pas edhe Ramush Haradinaj, shfaq dyshimin se prita për ta ka qenë e organizuar që më*

*parë, dhe fajësojnë njeriun, i cili, për fat, nuk ndodhej në radhët e organizuara, pra nuk është hedhur asnjë lloj dyshimi për shokët e luftës.*
*Komisioni i posaçëm, që është ngritur për verifikimin e ngjarjeve, si e cilësova, më 11 korrik 1998, ka dhënë përcaktimin e tij unanim, se të gjitha problemet dhe akuzat e ngritura nuk qëndrojnë dhe vendimi i Komisionit është pranuar dhe miratuar nga Këshilli i Përgjithshëm i LPK-së, pa asnjë vërejtje. Këtë vendim ia kemi bërë të njohur edhe Shtabit të Përgjithshëm... Me vendim të posaçëm “Abazi”është caktuar të punojë për përgatitjet e ngjarjeve të ardhshme në Maqedoni.*

Dyshimi i dytë ka ardhur disa kohë më vonë, kur kanë filluar të qartësohen disa ngjarje, takime e biseda. Në një material, dërguar autorit të këtij libri, është hedhur mendimi që të ndriçohet roli dhe figura e respektuar e Xheladin Gashit, të cilin, megjithëse e kam takuar vetëm disa herë, jam i nderuar që më ka cilësuar si mikun e tij.
Në materialin e paraqitur mes të tjerave është thënë:

*“Çështja e vrasjeve dhe e arrestimeve në strukturat e larta të UÇK-së natyrisht kërkon studim dhe analiza të përpikta, të çdo detaji, qoftë ai edhe shumë i vogël apo i parëndësishëm në dukje.*
*Në të gjitha përndjekjet, oraret, pikëtakimet që përfunduan me arrestimin e Naitit, pastaj të Bislim Zogajt, rrezikimin e pikës ku ndodheshin Adrian Krasniqi dhe Qerim Kelmendi, dhe në fund, operacioni që përfundoj tragjikisht për UÇK-në, ku u vranë Zahiri, Hakifi dhe Edmondi, të gjitha këto ngjarje kanë detajet e veta, në të gjitha këto ngjarje kemi katalizatorin e orareve, pikëtakimeve dhe përndjekjeve. Duhen ndriçuar këto detaje të vogla, në mënyrë që figura e tij të jetë sa më e pastër, të jemi objektivë dhe mos frikohemi nga e vërteta. Atëherë edhe peizazhi i personalitetit katalizator bëhet më i dukshëm në horizont. Ai njeri e ka një emër, të cilin ne duhet t’ia ruajmë. Është në zanafillën e UÇK-së, është në ngjarjet e mëpasme të saj, është i përfshirë thuajse në të gjitha ngjarjet, ka caktuar takime mes njerëzve, ka qenë me Naitin, i cili është arrestuar pak minuta më vonë, pas ndarjes me të, ka dijeni për takimin e Bislim Zogajt me “Ismetin”, pra është, si të thuash, kudo”.*

Këtij dyshimi, më pas, do i shtohej edhe fakti se, i biri i tij, Iliri, do të lirohej si i pafajshëm, nga i njëjti akt gjykim, në të cilin Nait Hasani do të dënohej me 20 vite burgim.

Nuk do të ishte në dinjitetin tim, qoftë si autor i këtij libri, por edhe nga lidhjet e rrethanat e përcaktuara me Ushtrinë Çlirimtare të Kosovës, nëse do të kisha heshtur para së vërtetës, ose nëse do e kisha lënë dyshimin vetëm të hedhur e asgjë më tej. Të gjithë ata që e kanë njohur Xheladin Gashin kanë pasur një besim tek qëndrueshmëria dhe sakrifica e tij. Është nga të rrallët njerëz që është që në zanafillën e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës dhe e di thuajse të gjithë rrjetin e saj. Ka lidhje me Grupin e Drenicës, por edhe me Linjën e Llapit, është i afërt me Nait Hasanin, Bislim Zogaj, Hashim Thaçin, Azem Sylën, Kadri Veselin. Ka një natyrë, në dukje të ashpër, mirëpo, po ashtu edhe di të thotë fjalën e kërkuar. Beson tek institucioni i luftës, sa që nganjëherë shkon edhe më tej se duhet. Mirëpo ai di aq shumë sa që, nëse do të kishte pasur rrjedhje prej tij, ose edhe ndonjë lëshim, sado i vogël të kishte qenë ai, dëmtimi i radhëve të organizuara do të ishte katastrofal. Sepse përmes tij kanë kaluar aq shumë linja e aq shumë fije sa që do të jetë e vështirë të kishin kaluar përmes një tjetri.

Për herë të parë, me dëshirën e tij, jemi takuar në shtëpinë e mikut tim Adnan Asllani, në Zvicër. Ka qenë një takim, si i thonë, mes katër syve, për problemet që kërkonte të sqaronte Komisioni i Posaçëm. Kam qenë i bindur atëherë se, për vetë natyrën, bindjen dhe rrugëtimin e tij, ai mund të bënte gabime, por nuk mund të shkonte kurrë deri tek denoncimi. Është edhe një fakt tjetër: ai nuk e ka ditur vendimin e Zahirit për të udhëtuar drejt Vushtrrisë. Pra nuk e ka ditur se ai do të shkonte drejt pritës.

Nga anëtarët e tjerë të Shtabit të Përgjithshëm, Zahiri ishte takuar në Tiranë me Azem Sylën, por është diskutuar për probleme të strukturimit të luftës. Interesant është fakti se, megjithëse bëjnë pjesë të dy në të njëjtin Shtab, ata do të takohen për herë të parë dhe ky do të ishte edhe takimi i tyre i fundit. Deri në atë kohë, në linjën e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, Zahiri kishte një lidhje të dyfishtë: në Kosovë me Nait Hasanin, ndërsa jashtë saj, me Ali Ahmetin. Zakonisht nuk tejkaloheshin këto lidhje, për vetë ndërtimin e strukturave të luftës dhe rregullave që ishin vendosur më parë.

*"E di që në vitin 1996, Zahiri ka qenë në Shqipëri. Unë personalisht nuk jam takuar me të... E kam ditur që ishte në Tiranë, por nuk ka qenë punë e imja të takohesha me të... E ka takuar Azem Syla..."*

(Xhavit Haliti, qershor 1998).

Këto ishin lidhjet që kishte Zahiri në ditët e fundit në atë që mund të quhet linja e Shtabit të Përgjithshëm dhe e njerëzve të tjerë rreth këtij Shtabi, por që nuk i takonin Linjës së Llapit. Me këta njerëz është takuar, ka biseduar, është vendosur për rrugët që do të ndërmerreshin, mund edhe të ketë pasur situata të acaruara, çka është e kuptueshme për kohën, por në fund të fundit, këta ishin miqtë, shokët dhe bashkëdrejtuesit e luftës në Kosovë. Të tjerë nuk kishte. Prej atyre Zahiri nuk do të zbulohej kurrë, edhe sikur lufta të vazhdonte njëqind vite.

Komisioni i Posaçëm i Këshillit të Përgjithshëm të LPK-së, dega jashtë vendit, për verifikimin e arrestimeve dhe vrasjen e 31 janarit 1997, ka dalë me konkluzionin:

*"Megjithëse janë marrë të gjitha masat për t'u lajmëruar shokët e "linjës së Llapit"përmes kanaleve të tyre jashtë Kosovës, për arrestimet që kanë ndodhur dhe sidomos të Nait Hasanit, përgjegjësia e njeriut të caktuar posaçërisht me këtë detyrë, është se nuk i është shkuar deri në fund verifikimit dhe saktësimit të ngjarjes. Shokët që janë vrarë në Pestovë kanë qenë nën përgjimin e vazhdueshëm të policisë serbe dhe nuk përjashtohet mundësia e vëzhgimit të mëhershëm të grupit të tyre".*

Thelbësore ishte se *"në sektorin e veçantë nuk ka pasur rrjedhje të informacionit, por ka gabime të cilat, për cilindo, janë të natyrshme".*

Mundësia tjetër e rrugës së strukturave të lidhura me luftën për dekonspirimin e tyre mund të ishte Këshilli i Përgjithshëm i LPK-së, pasi, si organ drejtues, mund të kishte pasur dijeni për ngjarjen. Duke e sjellë në mend, edhe një herë, thënien e ish-nënkryetarit të kryesisë së LPK-së, Muhamet Kelmendi, e cituar në këtë libër, është ndoshta me interes të sjellim edhe një herë fragmentin e një bisede, mes Komisionit të Posaçëm të ngritur për këtë qëllim nga LPK-ja dhe drejtuesit të sektorit të veçantë, Xhavit Haliti.

***Komisioni:*** *Çfarë ishin lidhjet mes Këshillit të Përgjithshëm të LPK-së, sektorit të veçantë dhe strukturave të luftës?*

***Xh.Haliti:*** *Këshilli i Përgjithshëm nuk ka qenë absolutisht kompetent që të merret me çështjet e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës në strukturat e saj. Sepse kompetencat për UÇK-në i ka pasur vetëm kryesia, në bazë të marrëveshjes që është bërë, me idenë që të mbahen gjërat sekret, veprimet të kryhen perfekt dhe vendimet politike që merren në kryesi të mos dalin në Këshillin e Përgjithshëm.*

Një ide e tillë është hedhur për herë të parë në Mbledhjen e Përbashkët të drejtuesve të LPK-së në Kosovë dhe kryesisë së LPK jashtë vendit, në dhjetorin e vitit 1993, nga Hashim Thaçi dhe Xhavit Haliti. Duke parë arrestimet që kishin ndodhur dhe goditjet që mund të ndodhnin edhe në të ardhmen, është kërkuar, me të drejtë që, problemet e luftës dhe ngritja e bazave të saj, të mos bëhet në rreth të gjerë, pra të dinë për të, sa më pak njerëz që të jetë e mundur.

Përqendrimi i problemeve tek sektori i veçantë, brenda LPK-së, si pjesë e Shtabit Qendror të UÇK-së, po ashtu ka qenë i detajuar. *"Përsa i përket çështjes se kush merrte pjesë në njësitet e UÇK-së, se kush ishte në krye të detyrës, çfarë detyrash kishte në Kosovë, kush merrej me atë punë ose me këtë punë, jo vetëm që nuk e kemi diskutuar, por as nuk do të pranonim kurrsesi të diskutonim".* (Muhamet Kelmendi)

I solla gjithë këta shembuj, për të arritur, edhe një herë, në të njëjtin konkluzion që arriti edhe komisioni i majit të vitit 1998, se, pavarësisht gabimeve që ishin shfaqur, vija e ndjekur, kishte qenë përgjithësisht e saktë, dhe në kushtet e atëhershme, ndoshta, mundësia më e mirë. Arritja e konkluzionit se, nuk kishte pasur rrjedhje, nga shokët e caktuar në këto struktura, kishte rëndësinë e vazhdimit të punës në të ardhmen.

Nuk duhet përjashtuar se, shumë nga anëtarët e Këshillit të Përgjithshëm të LPK-së, duke pasur lidhjet e tyre me ilegalët që vepronin në Kosovë, lidhje të hershme organizative, kishin dijeni për ngjarjet që zhvilloheshin aty dhe mbanin ende lidhje, por jo në rrugë organizmi politik. Lidhje të tilla, herë pas here, kanë pasur ndikimin e tyre, në të mirë ose në të pamirë të punës, por asnjëra prej këtyre lidhjeve, nuk ishte në rrjedhën e veprimit, të ilegalitetit dhe të personalitetit të Zahirit. Fakt është se, edhe drejtues të luftës brenda vendit, si për shembull Rexhep Selimi, deri në fund, e ka njohur Zahirin, me emrin e luftës "Ismeti"dhe më pas ka mësuar për emrin e tij të

vërtetë. Kështu që lidhjet vetjake, nganjëherë edhe të miratuara, të anëtarëve të Këshillit të Përgjithshëm të LPK-së, me pjesëtarë të njësiteve të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, nuk të çonin drejt dekonspirimit individual. Nga ana tjetër, megjithëse, thuajse të gjithë pjesëtarët e linjës së Llapit ishin anëtarë të LPK-së, ose qëndronin në lidhje të vazhdueshme me LPK-në, vetjake ose familjare, Zahiri nuk ishte anëtar i organizatës. Pra, duhet përjashtuar mundësia e dekonspirimit nga jashtë, qoftë nga sektori i veçantë, qoftë nga anëtarët e Këshillit të Përgjithshëm të LPK-së, apo të kryesisë së fondit "Vendlindja thërret".

Po jashtë kësaj linje?

Për herë të parë, ideja e një linje tjetër, nëse mund të quhet kështu, është cituar në bisedën e zhvilluar nga Komisioni i Posaçëm i LPK-së, me drejtuesin e sektorit të veçantë, Xhavit Halitin.

*Xhavit Haliti: Kur është arrestuar Naiti dhe një pjesë e shokëve, 4 ose 5 orë pas arrestimeve, jam informuar, meqenëse kam qenë drejtuesi i sektorit. Ne kemi pas divergjenca rreth futjes së Ismet Abdullahut në këto çështje, meqë, veç të tjerave, Ismeti filloi edhe me n'a u drejtua prej së largu, punët po dilnin. Zahiri ka qenë trim i madh dhe ka bërë punë, por, për mua, ka qenë edhe i dekonspiruari i madh, mirëpo ka bërë punë të vlefshme, dhe kjo ka qenë deri diku edhe e ditur nga linja e qeverisë, ku donin mbështetje njerëz të Zahirit.*

Lidhja tjetër e Zahirit jashtë Kosovës ishte Ismet Abdullahu, me të cilin, gjithashtu, ishte i lidhur: edhe në linjën e luftës, por edhe në linjën familjare, që më vonë do të bëhej e dyfishtë. Siç dihet, Zahiri dhe Hakifi kanë qenë dajë dhe nip. Kushëriri i afërt i Hakifit, Zena, që është tani në TMK, e kishte dajë Ismet Abdullahun. Pra lidhja e parë familjare mes Zahirit dhe Ismetit, është bërë përmes Zenës, kushëririt të Hakifit, ndërsa lidhja e dyfishtë do të bëhej në vitin 1999, kur vllai i Zahirit, Agimi do të martohej me mbesën e Ismetit.

Sidoqoftë kjo ishte një lidhje jashtë strukturave të drejtpërdrejta të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, për më tepër, një linjë e cila kishte në vete rrezikun e dekonspirimit.

Është një kohë kur disa vetë fillojnë të kërkojnë ndihma të ndryshme

për “Linjën e Llapit”dhe kjo shpesh herë është bërë pa miratimin e Zahirit. Në fakt, në dhjetor 1996 dhe fillimin e janarit 1997, ai është takuar në Tiranë me shumë njerëz, të cilët kanë qenë të njohur për të, por jo të gjithë kanë qenë të sinqertë me të.

Një mundësi tjetër dekonspirimi, e cila duhet përjashtuar pa mëdyshje, është edhe në vetë “linjën e Llapit”, si thuhej fillimisht, dhe në Zonën Operative të Llapit, siç u bë e njohur më pas.

“Linja e Llapit”, në fillimet e saj, kishte diçka më shumë se 30 anëtarë, të cilët ishin njerëz të besuar, përgjithësisht të sprovuar për trimërinë e tyre ose që do të sprovoheshin më pas, dhe për mundësinë e qëndresës. Disa prej tyre kishin qenë të burgosur politikë, anëtarë të lëvizjeve ilegale, më pas do të bëheshin atentatorë të njohur për njësitet e tyre dhe shtrirja, nuk do të ishte marramendëse, për të cilën, edhe mund të ishte mundësia, por e kujdesshme, e menduar dhe e saktë.

Vetë pranimi në radhët e UÇK-së ka qenë një proces në vete, i cili kalonte përmes një organizmi të posaçëm verifikimi dhe miratimi. Duhej kaluar nëpër disa “rrathë provash”për të arritur deri tek fakti se ishe tash e tutje pjesëtar i strukturave të luftës. Ky organizëm verifikimi dhe kujdesjeje ishte në të gjitha zonat e luftës, të paktën deri në fillimin e majit të vitit 1998, kur lufta mori karakter masiv dhe nuk mund të ishte e njëjta veti matëse. Por në vitin 1995 dhe sidomos një vit më pas, edhe në Zonën e Llapit, verifikimi i anëtarëve të ardhshëm të UÇK-së do të ishte shumë i kujdesshëm.

Shokët dhe bashkëluftëtarët e Zahirit janë të njohur tashmë për të gjithë. Hakifi, Ilir Konushevci, Rrustem Mustafa dhe Selim Neziri do të përbëjnë shtabin e parë drejtues të Zonës Operative të Llapit. Avni Ajeti (“Sokoli”) ka qenë njëri nga njerëzit më të afërm të tij, si dhe Latif Gashi, Muharrem Ismajli, Fahri Bala, Isak Shabani, Shaip Haziri, Sejdi Rama, Naim Hyseni, Beqir Beqiri e dhjetëra të tjerë.

Asnjëherë, askush, për asnjë çast, nuk ka ngritur dyshimin se rrjedhja e informacionit ka ndodhur nga “linja e Llapit”. Edhe unë, nëse e bëj këtë, qoftë edhe në linjën e plotë mohuese, kjo ndodh vetëm për shkak të radhitjes së gjërave. Edhe nëse do të kishte ndodhur ndryshe, pra edhe nëse rrjedhja do të kishte qenë nga një “njeri i brendshëm”, një

gjë e tillë nuk do të kishte ndodhur për herë të parë.

Në lëvizjet ilegale, politike apo ushtarake, ka pasur ngjarje të rëndësishme që janë dekonspiruar nga brenda. Por në këtë rast, dhe kjo i bën nder "linjës së Llapit", asgjë nuk ka ndodhur prej këndej. Është edhe një fakt që e vërteton këtë: Më 31 janar 1997, asnjëri nga shokët e "linjës së Llapit"nuk e kanë ditur udhëtimin e drejtuesit të tyre. Pra, askush, me përjashtim të Hakifit dhe të Edmondit, nuk e ka ditur se ata po drejtoheshin për në Vushtrri. Kjo ka qenë e paditur për ta. Siç do e themi edhe në pjesën e mëpasme, udhëtimi i Zahirit, së bashku me Edmodnin dhe Hakifin, ka qenë një diçka krejt e papritur për ta, për më tepër, Ilir Konushevci dhe Shaip Haziri, e kishin ditur se do të udhëtonin drejt një objektivi tjetër.

Avni Ajeti kishte folur që në mëngjes herët me Zahirin, por as ai nuk e ka ditur qëllimin e udhëtimit të tyre dhe as kohën e udhëtimit.

Nga ana tjetër, nëse do të kishte pasur rrjedhje në "linjën e Llapit", arrestimet do të kishin ndodhur shumë me herët, para se të bëhej shtrirja dhe strukturimi i mëtejshëm i Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës dhe, sidomos, para se të bëhej atentati ndaj rektorit Papoviq.

Fakti se, edhe pas vrasjes të Zahirit, shumë nga shokët e tij, e vazhduan luftën, në po të njëjtat struktura dhe me po të njëjtët njerëz, dëshmon se, ndërsa ishin vrarë dy nga drejtuesit kryesorë të tyre, do të burgoseshin disa të tjerë, përsëri, thelbi kishte mbetur pa u dëmtuar. Ky thelb çoi në riorganizimin e Zonës Operative të Llapit, duke e bërë atë, njërën nga më të merituarat gjatë luftës.

Duke përjashtuar nga denoncimi tri nga strukturat më të lidhura me luftën, drejtuesit e Shtabit, brenda e jashtë Kosovës, drejtuesit e strukturave të LPK-së si dhe njerëzit e "linjës së Llapit", këtë nuk e bëj as nga nostalgjia, pasi kam qenë drejtues i organizatës në vitet e luftës, dhe as nga mungesa e materialeve. Pikërisht sasia e materialeve që janë në arkivin e organizatës dhe të Shtabit të Përgjithshëm, më ka çuar drejt mendimit ose, më saktë, drejt pohimit, se rrjedhjet, përgjithësisht nuk kanë ndodhur nga brenda, por ato kanë ardhur nga jashtë organizmit të luftës.

Se si ka ndodhur rënia e Zahirit, Edmondit, Hakifit dhe arrestimi i Naitit,

para disa kohësh mund të flitej vetëm me hamendje. Mendoj se komunikimi me pejxherë e ka dëmtuar shumë luftën dhe njerëzit pjesëtarë të saj, telefonatat edhe ato kanë dëmtuar.

Pastaj, dalje në disa atentate pa maska, kanë ndikuar në dekonspirimin, edhe të Zahirit, edhe të shokëve të tij. Jo rrallë, punët e luftës, janë bërë çështje e një bisede të lirë, në të cilat, si pa të keq, janë përmendur emra të përveçëm, dhe në zonën e Llapit, pa dyshim, emri i Zahirit, ka qenë më i njohuri. Të bësh atentat, në qendër të qytetit, mes një lokali, në një rrugë të njohur, ku mund të jenë kalimtarë të rastësishëm, të ndërmarrësh disa aksione radhazi, krejt ballas, pa maskë, je vërtet një gueril trim, do të thosha, tepër i vendosur, mirëpo, gjithçka ndodh në një vend publik, ku janë të njohur e të panjohur, ku mund të shohin dhjetë vetë që nuk flasin, por edhe vetëm një që flet.

Mirëpo, asnjëra prej tyre, ose të gjitha së bashku, nuk kanë çuar drejt dekonspirimit të madh. Të gjitha së bashku ose secila veç e veç, kanë qenë pjesë, që kanë dëmtuar ose jo në momente të veçanta, por nuk kanë qenë pjesa kryesore e dekonspirimit. Gjurmimi dhe ndjekja e njerëzve të luftës ka ardhur nga dy palë njerëz: e natyrshme nga pushtuesit dhe e panatyrshme nga ata që, politikisht dhe jo vetëm politikisht, nuk ishin njerëz të luftës. Mes këtyre dy palëve, të interesuara për ndjekjen, përgjimin, zbulimin dhe vrasjen, më të mundshmit për të shkuar në afërsi të ngjarjeve kanë qenë njerëzit që thireshin në “institucionet”, që ishin mësuar të shërbenin dhe po vazhdonin të shërbenin.

Është koha të rikthehemi tek Hija. Në këtë rast “hija”ka formën dhe emrin e “Dhëmb-prishurit”.

Ai ishte një figurë e komplikuar, ashtu si e kishte të komplikuar edhe pamjen e tij të përdalë. Do të ishte në rastet e radha kur brendësia e shpirtit do të ishte në proporcion të drejtë me pamjen fizike: e shëmtuar, dhëmb të prishur, flokë të çartur, mollëza të hequra, shikim i çoroditur. Ishte njëkohësisht i njohur dhe si bashkëpunëtor me djemtë e Linjës së Llapit, por edhe me Ramë Marajn. Fillimisht bën disa punë, gjen disa armë, siguron disa të holla, është ndërmjetës në një pazar, hyn e del në disa zyra institucionesh, krijon një fillesë rrjeti tregtar, ku herë pas here vendoset vetë, dhe herë të tjera njerëzit e tij. Përsëri takohet me djemtë e luftës, ka “brengën”se nuk po ndihmohen si duhet,

dalngadalë fillon t' u flasë se po rrëshqasin në rrugë të gabuar, se me djemtë e Lëvizjes nuk mund të bëhet punë, se "Linja e Llapit"po anashkalohet, se po duan të urdhërojnë disa nga jashtë Kosovës, se vetëm të Llapit janë më të merituarit. Gjen diku një gabim që është bërë, një lëshim që ka rrëshqitur dhe vrapon të përfitojë prej tyre, të nxitë mendimin se vetëm gjërat që kalojnë prej tij ose prej lidhjeve të tij, mund të jenë të besueshme. Siguron përsëri dy ose tri armë. Ndërkohë fillon e njeh më mirë rrjetin, fillon të dijë se kush lëviz, se çfarë po lëviz, merr vesh se ku po bëhen aksionet, përqas ngjarjet, analizon se si mund të kenë ndodhur. E njeh mirë kohën dhe vendin. Fillimisht e njeh Zahirin vetëm si Zahir, si një bashkëvendës. Deri këtu është në rregull, ka filluar të mësojë, pastaj futet në lidhje me strukturat e tij jashtë Kosovës. Disa i ka njohur më parë dhe disa i njeh më pas. Përfiton nga mbiemri i tij, i cili është i njohur në Llap, është në moshë më i vjetër se të tjerët, ndaj e di se të rinjtë e respektojnë edhe për këtë fakt. Ecën më tej nga kjo, hyn dalngadalë në disa anë të fshehta, deri sa vjen një kohë dhe e quan edhe veten njeri të punëve të fshehta. Në mbrëmje rri me Ramë Marajn dhe gjithçka kalon nëpër filtrin e tyre. Kur mendojnë se duhet të ketë "përforcime", atëherë thërrasin Ramiz M. dhe të tjerë të klanit të tij, të cilët nuk e kanë për asgjë të bëjnë një kontrabandën e drogës me përfitimet që nxjerrin nga shërbimi i fshehtë serb.

Një ditë, një ilegal, duke biseduar për "dhëmbprishurin"me Ilir Konushevcin do i thotë atij:

*– Do të flas hapur me ty. Sipas bindjes sime ky person është i ligë, gjithnjë sipas bindjes sime, ka të gjitha potencialet që të jetë agjent i UDB-së. (...) Edhe ky, në prani të shokëve të Llapit, po flet keq e ma keq për ty e për disa rreth nesh.*

Me një pamje fizike të frikshme, ai do të kishte dhe veprimtari të frikshme. Tepër i mistershëm në vitet e luftës, ai do të ishte ndër njerëzit më të suksesshëm të UDB-së që do të infiltrohej në rrethinat e strukturave të luftës, por që do të dijë njëkohësisht tri gjëra: se kush është Zahir Pajaziti, se në cilat aksione ka marrë pjesë ai dhe se kush qëndron pas pseudonimit "Ismeti".

Është njëri nga dy njerëzit që veprojnë jashtë Kosovës dhe që i dinë këto tri gjëra, por ndërsa njëri do të ishte dhe do të mbetej ndër më të besuarit e Zahirit, Ismet Abdullahu, tjetri do të rrëshqitej si hije pas tij

për të gjetur pjesë të së vërtetës së luftës. Këtë do e bënte mjeshtërisht. Do të ishte po ashtu, njëri nga tre njerëzit më të suksesshëm të UDB-së që kanë keqpërdorur lidhjet familjare për të hyrë deri në gjëra intime të luftës.

Nuk do të ishte vetëm. Do të ishte pjesë e strukturave të fshehta.

Në njërën nga ditët e mesvitit 1996 ai fillon të dyshojë nëse linja e krijuar nga Luan Haradinaj është e saktë dhe ka vërtet lidhje me strukturat e UÇK-së. Dyshon, por nuk mundet ta vërtetojë. Atëherë, duke u afruar si një njeri që ka dëshirën e madhe të ndihmojë luftën, u thotë, Luanit dhe Edmondit, se ka siguruar disa armë të rënda, që janë në lagjen Laprakë të Tiranës, por duhet të shkojnë së bashku për t'i tërhequr. Tundimi për të siguruar armët është i madh. Njeriu "dhëmbprishur"është po ashtu i njohur me rrethe ilegalësh, ku janë edhe ata të lidhur. Atëherë nisen së bashku drejt Laprakës, njeriu me dhëmb të prishur i afron drejt banesës ku jeton prej disa kohësh Ramë M., eksponent i UDB-së në Shqipëri, futet në shtëpinë e këtij të fundit, ndërsa djemtë presin jashtë. Mund edhe të jenë fotografuar, jo më kot Ramë M. është i pajisur me teleobjektiv. Pastaj, pasi rri disa minuta, gjithnjë pas perdeve, del dhe u thotë, me një zë të zvargur, gjithë keqardhje, se *"njeriu që ka armët i ka rritur çmimet jashtëzakonisht shumë dhe nuk ia vlen, por të mos mërziteni, sepse ai do të sigurojë armë të tjera".* Pastaj zhduket për disa ditë. Spostohet drejt Tiranës.

Në fundin e dhjetorit të vitit 1996, kur ndodh edhe udhëtimi i fundit i Zahirit në Shqipëri, ai është po aty, përpiqet të afrohet gjithnjë e më shumë dhe të krijojë një ndarje të madhe mes strukturave të luftës; në të besuar dhe në të pabesuar, në institucionalistë dhe në joinstitucionalistë. Hija e tij bie mbi ngjarjet, e gjithë kjo duhet të zbardhet nga ata që e dinë se kush ishte "dhëmbprishuri", që, në një mënyrë ose në një tjetër, të mos bartin pjesë të gjynaheve dhe fajeve të tij.

Nuk do të ishte i vetmi, por do të ishte më i informuari, më i afërmi, më i lidhuri, ndaj edhe "Hija"e tij do të ishte më e rrezikshmja, do të ishte filli i parë pas së cilës do të mbështilleshin fije të tjera.

E gjithë ajo që kishin bërë strukturat e fshehta të shqipfolësve do të çonte drejt 31 Janarit.

Deri tani, vetëm Komisioni i ngritur me 10 maj 1998, ka bërë, për kushtet e kohës një analizë të këtyre ngjarjeve. Për të shkuar më tej në një analizë të tillë, për të thelluar atë, asaj kohe i mungonin shumë informacione. Duheshin pasur të gjitha, pra duhej pasur se cila kishte qenë dita e parafundit e Zahirit, çfarë kishte bërë dhe më kishte takuar dy ose tri ditë më parë, me cilët njerëz, çfarë kishte besuar dhe cili kishte qenë qëllimi i tij për ditët e ardhshme, kujt i besonte ai më shumë e kujt nuk i besonte edhe aq, përse kishte ndërruar drejtimi i rrugëtimit të tij dhe përse prita, që do të vriste në orën 16 e 22 minuta, ishte ngritur që një orë e gjysmë më parë...

Pra, asaj kohe, duheshin, ato të dhëna, që pak a shumë i kemi sot, dhe që të gjitha, ndihmojnë të qartësohet enigma e vrasjes dhe e gjithë asaj që ndodhi atë të premte të fundit të janarit të vitit 1997. Mirëpo, që kjo nuk kishte filluar më parë, tashmë është e qartë për të gjithë.

Le të ndërtojmë së bashku ditët e fundit të tre dëshmorëve...

## VRASJA

Janari i vitit 1997 ishte një muaj i rëndë, ndoshta më i rëndi në të gjithë janarët që kishin shkuar. Mbi peizazhin e ngrirë vareshin hejet e akullt të një dimri që sapo kishte filluar, dhe të cilit, nuk i dihej në se do të kishte pas pranverë të shkrirjes së akujve. Erërat fyenin si të marra dhe rrugët e qeta, të pushtuara të Prishtinës, megjithëse nën një diell të ngrirë, dukeshin edhe më të boshta.

Megjithatë, të gjitha këto do të ishin veç të zakonshme, sikur në mesin e muajit janar, në një ditë krejt ndryshe, të mos ishte bërë atentati ndaj rektorit të dhunshëm të Universitetit të Prishtinës, Papoviq. Do të ishte aksioni i parë i njësiteve guerile të Prishtinës, i ideuar nga shtabi qendror – operativ i UÇK-së, i cili, do të dëshmonte, krahas të tjerave, edhe veçantinë e organizimit, me shpërthimin në distancë.

Për disa ditë me radhë ishte ndjekur rruga e zakonshme e rektorit të dhunshëm, rrugëtimi i tij nga shtëpia drejt vendpunimit, ndalesat që bënte, mundësia e qëndrimit në një vend ose në një tjetër, parkimi që bënte zakonisht, vendqëndrimi i tij në makinë, pas, majtas apo

djathtas, ishin shikuar mundësitë se nga mund të devijonte rrugëtimin, oraret e lëvizjes, të kthimit dhe pasdite, etj. Për të gjitha këto ishin organizuar një grup i posaçëm i njerëzve të besuar, mes të cilëve do të spikaste roli i Hakif Zejnullahut, Ilir Konushevcit, Edmond Hoxhës dhe pjesëtarëve të tij të “linjës së Llapit”. Pikërisht në ditët kur po organizohej aksioni kundër rektorit të dhunshëm serb, Edmond Hoxha ka një bisedë telefonike me Safete Hadergjonaj.

*“Në bisedë e sipër, - rrëfen ajo, - më kot u përpoqa ta dijë përse ishte merakosë, nuk më tha asnjë fjalë lidhur me këtë. Pastaj e pyeta: Është kohë pushimesh, pse nuk vjen në shtëpi, por rri kot atje, në Prishtinë? Ta dish se nuk po rri kot, shpejt do ta marrësh vesh, - m’u përgjigj me një zë që ende më tingëllon në vesh. Kjo ishte biseda ime e fundit me Edin”.*

Ashtu siç ishte menduar se mund të ndodhte, menjëherë pas aksionit, filluan arrestimet masive, më masivet e viteve të fundit dhe njëkohësisht më të organizuarat. Pas dështimit të shërbimit të fshehtë të sigurimit serb, për arrestimin e Grupit të Drenicës, atyre nuk mund t’u lejohej një dështim tjetër dhe prandaj, gjithçka, si duket, është përgatitur me rreptësinë më të madhe dhe duke paraparë goditjet më të ashpra. Në fare pak ditë u bënë 107 arrestime, mes të cilave do të ishte edhe ajo e studentit të inxhinierisë Besnik Restelica, pjesëtar i grupit të Llapit dhe i lidhur me Zahir Pajazitin.Arrestimet do të vazhdonin edhe në shkurt.

Gjithçka u bë dyfish e dhunshme. Trokitje të pasmesnatshme, të akullta, të egra, gjuhë e huaj nëpër tokën e lashtë shqiptare, krisma të vetmuara, arrestime në mesin e rrugës, kidnapime, njerëz që nuk dihej se ku kishin përfunduar, mbi të gjitha pikëpyetje rreth një njeriu të njohur, Nait Hasani. Që natëditën e parë të arrestimeve kishin filluar torturimet e jashtëzakonshme, gjithçka bëhej me shpejtësi për të pasur një goditje të jashtëzakonshme, për t’i dhënë fund një ëndrre dhe një shprese, që kishte emrin UÇK.

Këto ditë të valës goditëse Zahir Pajazitin, Edmond Hoxhën dhe Hakif Zejnullahun i gjejnë në Kosovë. Zahiri dhe Edmondi në Prishtinë, ndërsa Hakifi lëviz nga Prishtina në shtëpinë e tij. Zahiri ishte tashmë plotësisht ilegal, dy të tjerët ende në fazën mes legalitetit dhe kalimit në ilegalitet.

Arrestimet u bënë të njohura me 26 janar 1997, ndërsa kishin filluar që me 22 janar. Katër ditë kishte zgjatur heshtja mes arrestimeve të para dhe publikimit të tyre.

Shumë nga emrat që qarkullonin si të arrestuar, në një mënyrë ose në një tjetër, ishin të lidhur me strukturat e luftës. Nga më shumë se 100 arrestime, dhe më shumë se kaq të përndjekur, në gjyqin policor të pushtuesit do të dilnin më pas 21 prej tyre, por, pothuajse të gjithë, me dy ose tri përjashtime, kishin pasur dijeni ose kishin mbështetur lëvizjen çlirimtare. Kjo kishte nën rrjedhën e saj se, ndryshe nga herë të tjera, këtë radhe goditja kishte qenë më e studiuar dhe më e qartë.

Në mesditën e datës 27 janar Zahiri mendon të organizojë në javën e parë të shkurtit disa aksione radhazi, për të tërhequr vëmendjen e pushtuesit dhe për t'i dhënë zemër njerëzve, që mund të mendonin se pas kësaj goditje, tashmë gjithçka mund të ishte e humbur. Fillimisht ai mendon për ditën e diel të 2 shkurtit 1997, por meqenëse koha ishte fare e shkurtër dhe nuk dihej ende se deri ku ishte shtrirë vala e arrestimeve dhe se deri ku mund të shkonte më tej, në mbrëmjen e datës 29 janar ai mendon që të bëheshin me 4 shkurt. Për këtë atij i duhej të bisedonte me shokët e tij në Shtabin Qendror Operativ, sidomos me Rexhep Selimin dhe Nait Hasanin, por lidhjet ishin ndërprerë, pasi Naiti tashmë ishte kidnapuar, ndërsa ai nuk kishte asnjë adresë të saktë të Rexhës. Ajo që kishte funksionuar deri me 28 janar, pra koordinimi i veprimeve dhe lidhjeve përmes Naitit, tashmë nuk ishte më. Por, edhe nëse do të ishte ndryshe, ai nuk e dinte faktin se pas arrestimit të Naitit, thuajse të gjithë anëtarët e Shtabit të Përgjithshëm, nuk ishin më në Prishtinë. Për më tepër ai nuk do të kishte as adresat e tyre.

Tre njerëz, në kohëra të ndryshme, kanë dëshmuar për aksionet që do të ndërmerreshin, Avni Ajeti, Astrit Jakupi dhe Qerim Kelmendi.

*"Të martën, me 4 shkurt, kishim planifikuar një aksion në Besianë..."* - kujton njeriu i pandarë me Zahirin, Avni Ajeti.

*"Kur u takuam me Zahirin me 29 janar, në mbrëmje, bashkë me Edmondin, ai na dha detyrën për të bërë aksionin me 4 shkurt"*– dëshmon Astrit Jakupi.

Ndërsa Qerim Kelmendi dhe Adrian Krasniqi ishin menduar të bënin pjesë në aksionin që do të organizohej në Besianë.

Por le të vijmë në tre ditët e fundit të tyre, megjithëse, për cilindo është e qartë, se ajo që ndodhi me 31 janar, nuk ka filluar në tri ditët e fundit të jetës së tyre.

Me 29 janar 1997, si kujtojnë edhe Astrit Jakupi e Ilir Kastrati, ka ndodhur takimi mes Edit dhe Zahirit. Kjo ka qenë, si duket, dita kur është vendosur për të bërë së bashku aksionet e menduara nga Zahiri dhe që do të përfshinte edhe Edin. Mes tyre është biseduar për tri gjëra: e para dhe më e rëndësishmja, pjesëmarrja në aksion; e dyta, kishte mundësi që edhe Edi të ishte dekonspiruar, pasi në paraditen e 29 janarit Ilir Konushevci ishte thirrur ne polici dhe ishte pyetur rreth makinës që kishte shpërthyer në aksionin kundër rektorit serb Papoviq. Dyshohej se makina “autobombë”kishte qenë e Ilirit dhe ai kishte lajmëruar, disa ditë para ngjarjes, se ia kishin “vjedhur”makinën. Tema e tretë kishte lidhje me rrugëtimin e ardhshëm për sigurimin e mjeteve që Edmondi kishte sjellë nga kufiri me Shqipërinë në ditën e parë ose të dytë të janarit 1997 dhe të një arme tjetër automatike, që ishin në Vushtrri.

Mendimi i Zahirit ka qenë që, aksionet të cilat do të organizoheshin me 4 shkurt, të kishin shtrirje më të gjerë dhe të vendoseshin lidhjet direkte me Adem Jasharin. Heshtja që kishte rënë me 29 janar paradite e bënte të domosdoshme krijimin e lidhjeve direkte, që deri atëherë, nganjëherë edhe për arsye absurde, të mos ndodhura. Edmondi ndoshta do të kalonte, më pas, në pjesën e lirë të Drenicës, ku ishte Adem Jashari. Një mundësi e tillë ka qenë edhe më e madhe, ashtu si është krejt e mundshme, që asaj nate, ose të nesërmen në mëngjes, ata do të rrugëtonin më tej për në Drenicë, për të bashkërenduar me Adem Jasharin, aksionet e 4 shkurtit 1997.

Gazeta “Nedeljni Telegraf”,në numrin e saj të 37, datë 5 shkurt 1997, pra vetëm katër ditë pas ngjarjes, mbështetur në të dhënat e shërbimit informativ të Ministrisë së Brendshme të Serbisë, për herë të parë do të ngrinte dyshimin:

*“... Ky tresh terrorist, natën midis 31 janarit dhe 1 shkurtit, kishte*

*provuar që të hidhej në Drenicë, përkatësisht në territorin e komunës Skenderajt, ku fshihet një numër i madh i bashkëmendimtarëve të tyre. Për këtë hap ata kishin vendosur si duket për faktin se pas arrestimeve të para nga 26 janari, kishin dyshuar se policia u kishte rënë edhe atyre në gjurmë...".*

Duke marrë parasysh se, edhe më parë Zahiri kishte pasur mendimin për të dërguar Edmondin të stërvitej në Drenicë (deklaratë e Rrustem Mustafës – "Remit"), por edhe faktin tjetër, më të rëndësishëm në këtë rast, se gjithë atyre ditëve, telefoni i Zahirit është përgjuar, mundësia më e madhe është në qëndrimin e tyre të përkohshëm në Drenicë, sidomos pas 4 shkurtit. Të dhënat e servirura nga shërbimi i sigurimit serb, për gazetën e mësipërme, si edhe në raste të tjera, kanë qenë të shpejta, ngritur mbi të dhënat e grumbulluara prej tyre, të cilat nuk i a kanë besuar të gjitha mediave të tjera në gjuhën serbe.

Në takimin e 29 janarit, mes Zahirit dhe Ilir Konushevcit dhe shokëve të tjerë, ai i kishte paralajmëruar se do të ndodheshin para aksioneve të reja. Shprehimisht ai i kishte thënë Ilirit:

*"Këto ditë do të shkojmë bashkë në një aksion të veçantë. Atë duhet ta kryejmë unë, ti, Shaipi dhe një shok tjetër. Nëse nuk kemi veturë tjetër, vjen me ne edhe Hakifi".*

Emrin e Edmondit nuk e ka përmendur, kjo do të ishte e pazakontë për Zahirin, pasi ai gjithnjë kishte vepruar me shokët e njësiteve të tij, të cilët përgjithësisht e njihnin njeri tjetrin. Meqenëse Edmondi nuk ishte i njohur me të gjithë, ai është mjaftuar vetëm me thënien *"edhe një shok tjetër".* Pas të dhënave të fundit, është po ashtu e mundshme, që *"shoku tjetër"* të ishte Adrian Krasniqi, i menduar për aksionin që do të realizohej në Besianë, dhe që me përjashtim të Ilirit, deri në atë kohë nuk njihej me pjesën tjetër të Linjës së Llapit.

Edhe më parë është pyetur se "përse Zahiri e ka quajtur aksionin që përgatitej të ndërmerrte si një detyrë të veçantë", kur për më shumë ai kishte përgatitur dhe realizuar shumë aksione të tilla. E veçanta e udhëtimit dhe e aksionit të organizuar do të ishte në lidhjen e drejtpërdrejtë të Zahirit me Adem Jasharin, lidhje të cilat, më parë ishin realizuar përmes Naitit ose Rexhep Selimit. Ky do të ishte takimi i tyre i parë, megjithëse ata vazhdimisht e kishin mbështetur dhe ndihmuar

njeri tjetrin.

Hakif Zejnullahu në paraditen e 29 janarit kishte qenë po ashtu në Prishtinë dhe kishte marrë pjesë në takimin e organizuar mes Ilirit dhe Zahirit. Siç duket ai kishte pasur dijeni më parë për aksionet që do të organizoheshin, ndoshta edhe nga fakti se ishte zevendesi i Zahirit. Meraku i tij, i asaj dite, ka qenë në moszbulimin nga policia serbe e njerëzve që kishin marrë pjesë në aksionin kundër rektorit serb Papoviq, por edhe në kujdesin për shokët e tjerë.

Me 30 janar, në buzëmbrëmje Zahiri dhe Edmondi janë takuar edhe një herë dhe kanë vendosur për udhëtimin e së nesërmes. Në takim ka qenë edhe Avni Ajeti. Është rënë dakord që udhëtimi do të bëhej vetëm me Hakifin, pasi rrugëtimi nuk ishte më i sigurt. Edmondi do të linte më pas fjalën tek e motra se, të nesërmen, me 31 janar, do të shkonte në Vushtrri. Do të bënte humor me të se *“a po vjen edhe ti me mua”,* sikur të ishte një udhëtim i zakonshëm.

Takimi i tyre është lënë për në mesditë, por, më pas është shtyrë për në fillimin e pasdites, pasi Zahirit, në mëngjesin e 31 janarit, i kishte telefonuar Bislim Zogaj, për të lënë takimin e njohur mes tyre, për në orën 16.00, në stacionin e autobusëve në Prishtinë. Takimi ka kushtëzuar edhe udhëtimin e vonët.

Me 31 janar, në mëngjes, kur po përgatitej të dilte nga banesa e tij, Zahiri vëren se blloku është i rrethuar me policë serbë. Kthehet pas, në banesën e tij, në Tophane. Siç duket, rrethimi ka qenë i përgatitur për të, por adresa e dhënë kishte qenë e gabuar. Në banesën ku u bë kontrolli, gjithçka kishte përfunduar shpejt, çka nuk ishte e zakonshme për kontrollet serbe të 31 janarit 1997. Mjafton të kujtojmë se, po asaj dite, në mëngjes herët, është arrestuar Besnik Restelica, i cili më pas u mbyt në torturat e burgjeve serbe. Kërkimi i Zahirit atë mëngjes, në një adresë të gabuar, jep një dëshmi tjetër, se zbulimi i tij nuk është bërë nga shokët e “Linjës së Llapit”, të cilët e dinin mirë adresën e tij, por nga të tjerë, që, ose kishin hyrë, relativisht vonë në strukturat, ose lidhjet e tyre prej larg, si ishte rasti i “dhëmbprishurit”shkonin deri tek saktësimi i bllokut ku banonte Zahiri, por jo edhe të banesës.

Rreth orës 12.00, Zahiri telefon tek Avni Ajeti. I thotë shkurt, duke përdorur kodin e zakonshëm ilegal se *“Sot po nxen dielli në Prishtinë”*,

Avni i përgjigjet: *“Mos po të djeg ty?”*. “Jo, - ia kthen Zahiri, - unë sot nisem për tek Plisat”. Kështu e quanin Vushtrrinë. Kjo do të ishte telefonata e fundit mes tyre. Emërtimin e Vushtrrisë “Tek Plisat”e dinin vetëm shokët e Linjës së Llapit. Edhe nëse kjo bisedë është përgjuar, ka qenë e vështirë për shërbimin e fshehtë serb të zbulonte se pas fjalës “Plisat”është Vushtrria, kur, po të njëjtët, përmes bisedave, ende nuk e kishin zbuluar banesën e Zahirit në Prishtinë. Nëse emërtimin “Plisat”për Vushtrri, e ka ditur “dhëmbprishuri”, përmes lidhjeve të shpejta, edhe ky informacion është zbardhur prej tij. Kjo është plotësisht e mundshme, pasi vetë prita ka filluar të ngrihet me shpejtësi pas orës 14 e 30 minuta. Për maskimin e pritës është sajuar bllokimi i rrugës magjistrale për kontrolle rutinë. Do të ishte hera e parë, që në “kontrolle rutinë”, mes mjeteve ndaluese, do të vendoseshin edhe makineri lufte.

Në paraditen e 31 janarit, kur ishte vendosur tashmë udhëtimi i Zahirit, Hakifit dhe Edmondit, ndodh edhe takimi i tij i fundit me shokët. Kjo ndodhi në një çajtore, afër derës së tregut të qytetit. Ishin Zahir Pajaziti, Ilir Konushevci, Shaip Haziri dhe Beqir Beqiri. Pak më vonë shkon edhe Isak Shabani, ndërkohë Zahiri i kishte telefonuar Hakif Zejnullahut në Gurash, duke i lënë porosinë që rreth orës 12.00 të ishte në Prishtinë. Takimi do të bëhej në vendin e caktuar. Vendi ishte caktuar në paraditen e 30 janarit, por është krejt e mundshme që Hakifi, deri në atë telefonatë, të mos e kishte ditur rrugëtimin që do të kishin përpara. Pasi ai nuk kishte qenë në takimin mes Edmondit dhe Zahirit, me 29 janar dhe as në bisedën e tyre të 30 janarit.

Në familjen e tij, atë mëngjes, Hakifi u kishte thënë se po shkonte në Prishtinë për të blerë disa pjesë rezervë për kamionin e tij. *“Bile, kur është nisur, na ka lënë porosinë që unë dhe vëllai ynë më i ri, të shkojmë sonte në Prishtinë, te motra, për të bërë iftar, ngase atje do të takoheshim së bashku”.* (Kujton Bajram Zejnullahu – vëllai i Hakifit.)

Ndërsa Zahiri, i cili ishte ilegal, që nga fillimi i majit të vitit 1996, në shtëpinë e tij, për herë të fundit, kishte qenë, me 26 janar, ditën e diel.

Me 31 janar, për herë të parë, dhe jo sipas normalitetit të tij, Zahiri filloi të flasë në një grup më të gjerë se zakonisht dhe është dita kur i informon shokët se *“një shok i yni me rëndësi është arrestuar”.* Në të njëjtën ditë, sipas kujtimeve të Isak Shabanit, pas daljes së tij nga

burgu, ai porosit Ilir Konushevcin se *“për disa ditë duhet të largohesh nga Prishtina”.*

Iliri dhe Shaip Haziri ndodheshin në takimin e sipërm, edhe nga se Zahiri me 29 janar u kishte thënë se do të shkonin së bashku në një detyrë të veçantë.

Qartësisht është e ditur tashmë se udhëtimi i Zahirit, Edmondit dhe Hakifit nuk ka qenë diçka e rastësishme. Gjithçka ka qenë e përgatitur që më parë, ndoshta edhe më herët se 29 janari i vitit 1997, por sidoqoftë, në dy ditët e fundit, është vendosur për shumëçka. Do të vendoste edhe për udhëtimin e tyre të përbashkët. Do të ishte një rrugëtim i përbashkët, i cili do të merrte pas vetes edhe pyetjen: Nga cila orë e ditës së premte, 31 janar 1997, ka filluar ndjekja e Zahir Pajazitit dhe e shokëve të tij? Sepse, asaj dite gjithçka e ka një fillim, i cili çoi drejt orës 16 e 22 minuta, kur toka përskuqet.

Në mëngjesin e asaj dite, ndoshta si edhe shumë ditë të tjera, Zahir Pajaziti është kërkuar, por nuk është gjetur. Policia sekrete serbe ka pasur të dhënat rreth tij dhe aktivitetit të lëvizjes çlirimtare, deri në atë pikë, sa ka pasur njohuri denoncuesi i mundshëm, i cili, nuk ka qenë i linjës së ngushtë rreth Zahirit. Duke u nisur nga të dhënat e sakta, por jo të plota, policia serbe ka kërkuar vendqëndrimin e tij, ka synuar të krijojë përmes gjurmimit të tij tablonë e plotë të njerëzve që mbështetnin atë dhe ishin, si të thuash, mundësia e tij për shumëfishimin e vetvetes, dhe përmes kësaj linje, ka menduar se do të bënte të mundur goditjen e përnjëhershme të të gjithë “Linjës së Llapit”. Nga përgjimi i bisedave telefonike ata kanë mësuar fare pak, kanë mësuar për lëvizjet vetjake dhe takimet e tij të mundshme, por jo për rrjetin ose për shkallën e shtrirjes së aktivitetit të tij. Në asnjë rast nuk ka qenë e mundur që përmes bisedave telefonike të Zahirit të jetë kaluar në zbulime më të gjëra.

Mundësia më e madhe e fillesës së gjurmimit dhe të ndjekjes së Zahirit ka qenë pak pas mesditës së 31 janarit 1997, pasi ai ishte ndarë nga shokët e tij. Në këtë kohë është ditur edhe fillesa e udhëtimit të tij dhe ndoshta edhe caku i përfundimit të saj, në dy etapa, tërheqja e armëve nga pika e takimit që e dinte Edmondi, dhe kalimi në zonën e lirë të Drenicës. Ndoshta edhe për këtë fakt, prita është zënë në një vend të boshtë, e përgatitur me kujdes dhe e saktësuar, të paktën dy orë para

ngjarjes. Fakti që, pas orës 15.00, banorët e fshatit afër vendngjarjes, kanë pasur, ndoshta secili, nga një njeri të armatosur tek pragu i shtëpisë dhe nuk është lejuar lëvizja e tyre, dëshmon se, njohuria e shërbimit të fshehtë serb, ka qenë të paktën dy orë më përpara. Që nga ora 15.00 dhe deri disa orë pas përfundimit të luftimeve, banorët e asaj zone kanë qenë në një gjendje moslëvizshmërie të detyrueshme. Vetëm në mëngjesin e së shtunës, kur ata kanë filluar lëvizjen drejt vendngjarjes, kanë arritur të shohin gjurmët e gjakut, që ende kishin mbetur mbi asfalt, mbi fillesat e borës anë rrugës dhe në dheun e fushës. Përmenda jo rastësisht tri vendpamje të gjakimit, sepse të tre kanë rënë në kahe të ndryshme.

Por le të kthehemi edhe një herë tek ora 15.30, e ditës së 31 janarit. Është momenti kur së bashku me to fillon udhëtimin edhe Edmond Hoxha. Ky është momenti kur ai ka dalë në rrugë, për të mos u kthyer më si njeri i zakonshëm. Takimi ishte lënë që më parë, në afërsi të banesës së tij dhe në makinë ishin vetëm Zahiri dhe Hakifi. Në këtë kohë ata kanë pasur pas vetes, të quajturën “ndjekje japoneze”, pra, vënien nën përgjim dhe ndjekje nga shërbimi i fshehtë i sigurimit serb. Ata janë afruar me makinë drejt Stacionit të autobusëve dhe Zahiri, krejt i vetëm, ka bërë më tej në takimin e parashikuar me Bislim Zogajn. Ka qenë rreth 15 minuta para orarit të caktuar, si gjithnjë për të bërë vëzhgimin e duhur. Siç duket, nuk ka vërejtur asgjë të veçantë. Pas ndarjes me Bislimin, kanë filluar udhëtimin. Ora ishte 16.05.

Asnjeri prej tyre nuk ka mundur ta dinte se ky do të ishte udhëtimi i tyre i fundit.

Për të qenë të saktë, ata e kishin menduar se do të mund të vinte një ditë ose një çast i fundmë, por gjithsesi kishte qenë diçka e largët, diçka që nuk duhet menduar dhe nuk kishte përse të mendohej. Për to, vdekja, sa kishte qenë e afërt, diçka e zakonshme, aq kishte qenë edhe e largët, e pazakontë, që mund të priste, deri sa ata të shkonin deri në fund të qëllimit të tyre. Jo rastësisht, Edmondi do u thoshte motrave të tij se *“pa e bërë veten të humbur, nuk mund të vijë ditë lirie për Kosovën”.* Pra, gjithnjë kishin menduar se kishin para tyre një rrugë të gjatë dhe se vdekja mund të priste. Tani, ajo pjesë e jetës që shtrihej para tyre ishte tepër e shkurtër, mjerisht shumë e shkurtër, e ndonëse ishte e tillë, ajo kishte para vetes një gjë tejet të veçantë dhe kjo do të lidhej me të ardhmen. Do të ishte njëra nga rastet e rrallë, ku vdekja do

të koritej.

Megjithatë, nuk e kishin menduar se, në ditën e fundit të muajit janar të vitit 1997, në pragun e thyerjes së pikut të dimrit dhe njëkohësisht në pragun e thyerjes së ditënatës, do të kishte pasur një muzg të dyfishtë: të natës që po binte mbi të gjitha konturet e qytetit kodrinor, fushat dhe rrafshinat përreth e deri atje tej, ku kufiri i ultësirës bashkohej me fillimin e vargmaleve dhe të jetës së tyre që sapo kishte nisur. Më “i vjetri”prej tyre, Hakif Zejnullahu, ende nuk i kishte bërë të 35 vitet, pasi kishte lindur me 22 qershor të vitit 1962, dhe ishte i vetmi nga tre udhëtarët që ishte i martuar; Zahiri ishte po ashtu ende pa i bërë 35 vitet e jetës së tij, ndërsa më i riu, ai që po rrinte në sediljet e pasme të veturës, Edmond Hoxha, sapo kishte bërë 21 vite, pasi kishte lindur me 10 tetor 1975.

Policia e fshehtë serbe e dinte mirëfilli, për dy nga luftëtarët, se cilët po ndiqte. Ndoshta ajo ka qenë në dijeni se lëvizja e tyre do të ishte edhe më e madhe, ndoshta me dy makina, pasi edhe prita e përgatitur për to, kishte qenë më shumë se e zakonshme.

Por le të kthehemi tek dita e nisjes së tyre të fundit.

Prishtinë, 31 janar 1997. Një gri i errët, çuditërisht pas një dite te veçantë me diell, po ulej mbi gjithçka që kishte rrethuar këtë pejsazh, gjithsesi të thyer. Kishte disa ditë që grija e errët e fundjanarit kishte rënë mbi çatitë e ndërtesave, si një muzg i gjithëditshëm. Erërat frynin dhe nuk kishin të ndalur, rrugët kryesore kishin mbetur bosh. Përballë “Grandit”dhe deri në vendin ku ishte kryer atentati i dy javëve më parë, kishte një boshllëk të çuditshëm. Vetëm herë pas here, së bashku me klithjen dhe krrakatjen e korbave, ngrihej edhe zëri i çartur i nacional-fashistëve serbë “na vranë, bre, na vranë”. Ishte e çuditshme, mijëra e mijëra shqiptarë të vrarë, në pesë dekadat e fundit, nuk kishin asnjë lloj ndjesie tek serbët. Përgjunjur mbi veten, krejtësisht të deliruar, si në një makth të vazhdueshëm, ata kishin pritur rikthimin e kohës së rankoviçizmit, dhe, kur kjo kishte ardhur, ishin ndjerë të qetë, të sigurt dhe të bindur se, dalëngadalë, shqiptarët, mes dy rrugëve, vdekjes ose dëbimit, do të shtyheshin drejt Bjeshkëve të Nemuna.

Shërbimi Informativ serb, lidhur me atentatin ndaj rektorit Radivoje Papoviq do të nënvizonte:

*“...Megjithatë, këtë dyshohet se e ka kryer sektori më i fortë i UÇK-së, e ai është ai i Prishtinës, i cili si për mbrojtje shërbehet me rrjetin e fortë të bazave, por edhe me vendbanimet e dendura të disa pjesëve të Prishtinës, të cilat janë më parë labirinthe dhe fortesa, në të cilat ndoshta mund të hyhet, por assesi edhe të dilet... Këto lagje janë të paarritshme, posaçërisht për organet e ndjekjes”.*

(“Nedeljni Telegraf “19 shkurt 1997).

Tre djemtë që po ndiqeshin kishin pasur një motiv thelbësor në jetën e tyre: mos-zbrazjen e Kosovës, mos-humbjen e shpirtit të saj, mos-tretjen e jetës dhe mos-dëbimin. Të gjitha këto, së bashku, mund të përmblidheshin vetëm tek një fjalëzim i shkurtër, **pavarësia e Kosovës.** Ata që i ndiqnin kishin të kundërtën, vrasjen, dëbimin, lëçitjen. Në mes tyre qëndronin vetëm dhjetëra metra ndjekje dhe po ashtu disa metra parandjekje. Djemtë që shkonin drejt asaj që kishin dëshiruar, ndjekësit që donin të kryenin vrasjen rituale të shqiptarëve. E gjithë tragjedia që kishte ndodhur në shekuj e që do të ndodhte edhe më pas, duke pasur një fund në qershorin e vitit 1999, ishte e përmbledhur në këtë ndjekje: vrasësit që donin të bënin vrasjen e tyre, djemtë që donin të bënin Kosovën. Të gjitha të tjerat i kanë shërbyer këtij qëllimi.

Askush nuk e di me siguri se kur e vunë re për herë të parë se po ndiqeshin. Zahir Pajaziti nuk e dinte, po ashtu, se njeriu me të cilin ishte takuar ne orën 15.00, tani ishte i arrestuar e më pas do të dërgohej në burgun ferr të Dubravës, për t’i mbijetuar vdekjes. Nuk e dinte se ndjekja kishte filluar që më parë dhe se ajo që kishte filluar të vërente, ishte tashme në të gjitha përmasat e saj. Rruga para tyre ishte e zënë, shtigjet ishin të mbyllura, në të gjitha anët kishte filluar të shtrihej prita e zezë. Asgjë nga këto nuk kishin mundur se si t’i dinin. Rastësisht, njeriu tjetër që kishte pasur të udhëtonte me to, në kohën kur po hipte në makinë dhe po hapte derën e pasme të saj, kishte marrë urdhër të qëndronte në Prishtinë.

Ilir Konushevci - “Mërgimi”, që e kishte menduar rrugëtimin me Zahirin dhe Hakifin e një shok tjetër, për të cilin nuk kishte menduar se ndoshta mund të ishte Edmond Hoxha, nuk kishte pyetur më shumë. Ai ishte përgjithësisht njeri i heshtur, mbylli derën e makinës, i uroi rrugë të mbarë dhe qëndroi me shokët që prisnin, pa e ditur se nuk do të

shiheshin më. Ndryshimi i rrugëtimit do e hiqte nga prita e asaj dite Ilir Konushevcin, por e gjithë kjo do të thoshte për të, vetëm 15 muaj e disa ditë më shumë jetë, pasi, pesëmbëdhjetë muaj e dhjetë ditë më pas, më 10 maj të vitit 1998, pikërisht në atë ditë kur po merrej Vendimi për ngritjen e Komisionit të Jashtëzakonshëm për ngjarjet e 31 janarit e të tjera, ai do të binte në një tjetër pritë, kësaj radhe në një tjetër vend, disi larg Prishtinës, por që kishte qenë vendi i ëndrrave të tij, në Shqipëri. Edhe ai ishte atëherë drejtuesi kryesor i zonës operative të Llapit.

Fillimisht, Zahir Pajaziti kishte vërejtur se që nga dalja e Prishtinës, pas tij ishin vazhdimisht dy makina dhe i dukej se, kur kishte kthyer kokën pas, kishte vërejtur se njëri prej atyre që rrinte para, kishte mbështetur mes gjunjëve një armë. Kjo nuk kishte qenë e zakonshme. Kishin provuar t'u shmangeshin, por, çuditërisht, edhe makina që ishte para tyre, as nuk kërkonte rrugë dhe as nuk e shtonte shpejtësinë. Ai ishte bërë më i vëmendshëm. Nuk do të ishte e rastësishme që makina e tyre ishte mbyllur mes tri makinave të tjera dhe se po lëviznin njëtrajtshëm drejt një ndalese policore e cila kishte filluar të dukej. Mendoi se do të kishte qenë më e arsyeshme, nëse, rrëmbimthi, ashtu duke u shmangur, të kalonin makinën që kishin para tyre dhe të mund të ecnin më tej. Ajo nuk bënte rrugë dhe ai përsëri dalloi tyta armësh. Katër njerëz të rinj, të shpërfytyruar, qëndronin para tyre dhe atij se pse iu duk se mund të ishin nga forcat speciale të policisë. Nuk do të kishte qenë i gabuar.

Ishte pra 31 janar 1997. Kishte kaluar ora 16 e 15 minuta dhe ata e kishin vënë re se po ndiqeshin. Pak minuta më pas do të vinin re se, edhe rrugët para tyre, ishin të bllokuara. Ishte krijuar një rrethatore, nga e cila ishte tejet e vështirë të dilje. Njëra nga makinat e policisë kishte bllokuar të gjithë rrugën përpara, ndërsa nga makinat e tjera,në vend të kokave të njerëzve, dukeshin vetëm grykat e zeza të armëve. Ajo që nuk kishin arritur të vërenin ishte se disa agjentë ishin fshehur në dy krahët e rrugëve dhe më pas, pikërisht nga këndej do të vinin disa nga plumbat goditës. Fillimi i natës së herët e bënte edhe më ireale gjithçka, hijet e zeza kishin filluar të rriteshin, një fillesë fushe që shtrihej para tyre, ishte po ashtu e mbuluar nga vëzhgimi i pushkës dhe ata kishin para tyre dy rrugë:

Njëra prej tyre: të ndaleshin. Të qëndronin disa minuta në pritje, deri sa

të vinte dikush nga ushtarakët përballë, të dilnin ngadalë prej makinës së tyre të vjetër, natyrisht me duart lart, ndërkohë do të kishin dorëzuar armët dhe do të prisnin të heshtur. Hapat e ushtarakëve, që do të afroheshin, do të tingëllonin të çuditshëm, si prangat e hekurta kur ecnin,sepse ata ishin njerëz-pranga, Gjithçka që kishin bërë deri atëherë do të ndjenin se si do të shkërmoqej dhe ditët që do të vinin, do të ishin gjysmë të pakuptimta, si netët e errëta të fundit të janarit. Kjo ishte njëra rrugë dhe ashtu si nuk do të kishte ndodhur për herë të parë, ashtu dhe nuk do të ishte edhe për herë të fundit. Ishte një rast i njohur, sa bota.

Kishin edhe rrugën tjetër: të mos jepeshin, të thyenin natën pas shkëndijimit të pushkës dhe të kishin një mbyllje, krejtësisht të denjë për jetën e deriatëhershme. Kjo do të thoshte luftë dhe lufta do të kishte të rënët e saj. Ata ishin nisur kësaj rruge, nuk e kishin pasur ndërmend të ndaleshin dhe, nëse deri atëherë, gjithçka kishte qenë e dalë nga shpirti dhe mendimi vizionar, tani kishte ardhur koha që të viheshin në provë në momentin e tyre të mbramë. Kjo e dyta, rruga e qëndresës, ishte tejet e vështirë, ishte njëra nga rrugët, që, po ashtu nuk ishte e re, por që vazhdonte të ishte e rrallë. Duhej më shumë se guximi i zakonshëm, duhej shikuar përtej vetvetes dhe përtej së sotmes. Ata i kishin të dyja këto: kishin kohë që ishin përtej vetes, dhe po ashtu, kishin kohë që qëndronin përtej së sotmes.

Vendosën të luftonin. Helikopteri që sillej mbi to kishte, po ashtu, diçka të përbashkët me krrakatjen e korbave.

Si kishte ardhur deri tek rrethimi i tyre? Një enigmë, të cilën, ndoshta, deri në një farë shkalle, mund ta thyente, edhe dëshmia e njërit nga pjesëmarrësit në rrethimin dhe në vrasjen e tre heronjve, dëshmi e cila është thënë me 3 shkurt 1997, pra, as tri ditë pas ngjarjes dhe që natyrisht kishte qenë shumë e “freskët”dhe autentike.

“Nedeljni Telegraf”në numrin e saj të datës 5 shkurt 1997, mes të tjerave do të shkruante, gjithnjë sipas rrëfimit të punonjësit të shërbimit të fshehtë të sigurimit serb:

*“Ekskluzisht, nga njëri prej pjesëmarrësve në përcjelljen dhe arrestimin e këtij treshi terrorist, zbulon edhe detajet e këtij aksioni dramatik. Pasi që pjesëtarët e shërbimit të sigurimit i kishin rënë tashmë në gjurmë*

*Zahir Pajazitit, për të cilin dyshohej se kishte marrë pjesë në realizimin e shumë aksioneve terroriste. Atë ditë, pasi që ky i fundit ishte takuar me Hakif Zejnullahun dhe Edmond Hoxhën, në Prishtinë, të treve u ishte vënë prapa e ashtuquajtura "ndjekja japoneze", ndërsa në hyrje të Vushtrrisë dhe në disa vende të tjera u ishin vënë pritat. Qëllimi ishte që të kapeshin në vepër, përkatësisht të arrestoheshin pasi që të arrin në cak. Mirëpo, meqë ishte fjala për ilegalë me përvojë, ata, sipas të gjitha gjasave, kishin vënë re se po përcilleshin nga policia, prandaj, te fshati Pestovë, kishin provuar t'u shmangeshin duke anashkaluar makinën e parë të "përcjelljes japoneze", duke hapur zjarr nga automatikët dhe pistoletat. Mirëpo në këtë çast ishin përgjigjur forcat speciale nga makina e dytë dhe e tretë dhe "rezultati"dihet..."*

"Nedeljni Telegraf"do të shtonte më pas:

*"Ministria e Punëve të Brendshme, menjëherë pas vrasjes, deklaroi se Zahir Pajaziti ishte njëri nga udhëheqësit e të ashtuquajturës "Ushtri Çlirimtare e Kosovës", gjersa për dy të tjerët, nuk jep kualifikime. Pasi të tre lëviznin me dokumente të rreme, identifikimin e të tretit e deklaruan burime të afërta me qendrën informative shqiptare në Prishtinë, gjë të cilën e vërtetuan edhe familjarët e Edmond Hoxhës..."*

Para se të ecim më tej, ndoshta do të ishte e vlefshme, për këtë libër, të ndalemi në dy momente. Së pari, gazeta NT, për herë të parë bën dëshminë se Ministria e Punëve e Serbisë, të dhënën e parë për "identifikimin e të tretit", pra për Edmond Hoxhën, e ka marrë nga *Qendra Informative Shqiptare në Prishtinë.*

Nuk duhet harruar se është një kohë "entuziaste"për forcat policore serbe, të cilat, dashje pa dashje, kanë lëshuar edhe informata të tilla, të cilat lidhen me *qendrën informative shqiptare në Prishtinë*. Kush ishte kjo *qendër informative shqiptare*, e cila kishte lidhje me Ministrinë e Brendshme serbe dhe që i jepte të dhëna saj, dhe këto të dhëna nuk i jepte për gjithçkamos, por atë që kishte lidhje me çështje të rëndësishme, si vrasja e ushtarëve të UÇK-së. Kush qëndronte pas kësaj *qendre informative shqiptare*, e cila, sigurisht, nuk ka qenë qendër informative lajmesh, si për shembull QIK, e cila, me gjithë gjynahet e saj të mëdha, në këtë rast, të paktën në këtë rast, nuk ka lidhje me *qendrën informative shqiptare në Prishtinë*.

Gjurmët e hershme e të më passhme të çojnë tek *shërbimi informativ (sekret) shqiptar* i Lidhjes Demokratike të Kosovës, që ishte ngritur mbi bazën e lidhjeve të mëhershme udbashe. Lajmi dhe informimi ka dalë pikërisht nga kjo qendër, pasi, jo pak nga anëtarët përbërës drejtues të saj kishin qenë më parë dhe vazhdonin të ishin, në lidhje strukturore me UDB-në, KOS-in dhe shërbime të tjera të inteligjencës serbe. Nga këtu është bërë edhe informimi se, i vrari i tretë nuk është askush tjetër, veçse studenti militant Edmond Hoxha. Të dhënat e dërguara nga ky shërbim shqiptar informativ kanë dëshmuar se edhe Edmond Hoxha ishte pjesëtar aktiv i UÇK-së dhe jo një udhëtar i zakonshëm, çka ka bërë, që edhe më pas, në të gjithë versionet zyrtare të saj, Ministria Punëve të Brëndshme e Serbisë, t'i cilësojë ata si "tresh terroristë".

Fakti i dytë që "harron"burimi policor informativ i "Nedeljni Telegraf"është se megjithëse "po lëviznin me dokumente të rremë", identiteti i Hakif Zejnullahut është bërë i qartë që në deklarimin e parë zyrtar të shërbimit informativ të Ministrisë së Punëve të Brendshme të Serbisë, dhe jo vetëm emri e mbiemri,por edhe ditëlindja e vendlindja e saktë, çka nuk mund të jetë në dokumentet e rrem. Në gjërat e rreme janë gjëra të rreme dhe jo ditëlindja e saktë, emri i të atit etj. Nëse dikush mund të thotë se në këtë rast janë nisur nga identifikimi i makinës, sepse ajo ka qenë pronë e familjes Zejnullahu, duhet të dihet se ajo ka qenë e rregjistruar në emër të të zotit të shtëpisë, njeriut të mirë Sabit Zejnullahu.Ishin disa djem që mund të udhëtonin me atë veturë, dhe është, në pamjen e parë, disi e çuditshme, që gjendet saktësisht se ishte pikërisht Hakifi.

Nuk ka gjë të çuditshme këtu. Shërbimi i sigurimit serb e ka ditur fare mirë se po ndiqnin Zahir Pajazitin dhe Hakif Zejnullahun. Nuk e kanë ditur për të tretin, sepse kishte qenë diçka që e kishte ditur vetëm Zahiri, por për udhëtarin e dytë, kishin ditur gjithçka.

Ata kishin pritur vetëm që"të arrestoheshin pasi që të arrinin në cak", pra duke e shtrirë shkallën e arestimeve,duke zbuluar bazat e reja të luftës, në njerën prej të cilëve ishin nisur për të tërhequr armët, dhe në se kjo nuk kishte ndodhur, çdo gjë është në nderin e të herojve të kombit.

Në shkrimin tim Memorial për të rënët, të 7 shkurtit 1997, me titullin "E

përse u korit vdekja”, botuar në “Zëri i Kosovës”, mes të tjerave kam shkruar:

“...Pas tyre, ashtu si njoftoi ministria e brendshme e Serbisë, ishin nisur edhe agjentët serbë, në të famshmen “ndjekje japoneze”. Me shpresën për të kapur jo vetëm tre veta, por edhe më shumë se aq. Ishte një nisje e dyfishtë. Njëra drejt pavdekësisë dhe tjetra drejt turpit dhe disfatës. Askush nuk do ta marr vesh se për çfarë kanë biseduar për herë të fundit të tre shokët ilegalë. Askush nuk mund ta dijë më, se cila mund të kishte qenë dëshira për të thënë diçka më shumë, në adresën e të afërmve të tyre, të miqve dhe të shokëve, por në fund të fundit, kjo nuk është aspak e rëndësishme. Themelore është se ata morën një vendim të madh, nga ata të cilët nuk mund të marrë gjithkush, e veçanërisht nuk mund të marrin ata që nuk mund të mbartin mbi vete ide të mëdha, si është ideja e lirisë....”.

Mirëpo, unë i kthehem përsëri një detaji, ndoshta të “parëndësishëm”në dukje, por që dëshmon për qëllimin final të udhëtimit të tyre. Qëllimi i ndjekjes së Zahir Pajazitit dhe shokëve të tij nuk ka qenë thjeshtë arrestimi i tyre. Kjo mund të bëhej fare thjeshtë e shkurt në Prishtinë, në çastin kur ai do të takohej me Bislim Zogajn. Në një vend të tillë, si stacioni i autobusëve ose në një çajtore, arrestimi i dikujt, përmes agjentëve të fshehtë civilë, mund të ishte i përballueshëm, aq më tepër për një shërbim, i cili ishte pushtues. Një gjë e tillë kishte ndodhur edhe në arrestimin e Besim Ramës. Një ditë më parë, me 30 janar, policia e fshehtë serbe do të arrestonte Asllan Selimin, i cili ishte po ashtu një nga njerëzit e organizuar në radhët e Ushtrisë Çlirimtare. Pra, nuk ishte fjala thjeshtë për arrestimin e një “terroristi”. Ishte për më shumë se kaq. Ndjekja japoneze i duhej shërbimit serb për dy arsye: ose vënia në pritë dhe eliminimi i fundit, ose, dhe kjo më e mundshmja, arritja e caqeve të tjera. Në dëshminë e dhënë nga shërbimi informativ i ministrisë së brendshme serbe, është thënë se “qëllimi ishte që të arrestoheshin në vepër, përkatësisht pasi të arrinin në cak”.

Duhet naivitet të besosh se për shërbimin e fshehtë serb “caku i kapjes”do të ketë qenë thjeshtë një bazë e lëvizjes ilegale çlirimtare. Ajo ishte njëra nga hallkat, por nuk ishte e gjitha. Shërbimi serb nuk mund të rrezikonte jetën e njerëzve të tij (dhe sipas burimeve të mirëinformuara nga ky luftim u vranë dy policë serbë, u plagos rëndë

një tjetër dhe u lënduan dy të tjerë), por as nuk mund të rrezikonte që, nga lëvizja e ilegalëve të mund t'i largoheshin. Ata, duke e ditur se Zahir Pajaziti ishte anëtar i Shtabit Qendror të UÇK-së, nuk mund t'i kenë lejuar vetes pakujdesinë, për ta ndjekur atë, thjeshtë se donin të dinin për një bazë më shumë, apo për një cak të zakonshëm.

Qëllimi i ndjekjes, fillimisht, ka qenë të merrej vesh itenerari i lëvizjes së Zahirit, Hakifit e Edmondit drejt Drenicës, ku ishte tashmë qendra më e fortë dhe më jetëdhënëse e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës. Ky ishte interesi i madh i tyre, pasi, në Drenicë ishte berthama e luftës. Aty ndodheshin disa nga njerëzit, të cilët, jo shumë kohë më parë ata i kishin dënuar në mungesë me nga 20 vite burgim dhe arritja e këtij caku, do të ishte për shërbimin informativ serb, shërbesa më e ndjeshme.

Zahiri, Edmondi dhe Hakifi, edhe në këtë çast të mbramë, kanë menduar përtej vetes. Nuk kanë pritur deri sa të vijë çasti i pritës, por kanë menduar ta thyejnë atë, përpara se ajo të përmbyllet. Ndaj edhe kanë sulmuar me armët që kishin, me ato mundësi që u a jepte rrugëtimi.

Breshëria e plumbave mbi to ka qenë e gjithanshme. "Është e padyshimtë se, në çastin kur është shtënë mbi to, Hakifi do të ketë qenë duke e mbajtur timonin", do të thoshte dy ditë pas ngjarjes, i ati Sabiti. *"Këtë e dëshmon edhe fakti se një gisht të dorës së djathtë e ka të këputur si dhe majat e dy gishtave të tjerë pranë. Kjo dëshmon se dora ka qenë e ngjitur për timon. Në fytyrën e tij kishte plot dromca xhami të makinës dhe kjo tregon se makina ka qenë duke ecur me shpejtësi dhe pas goditjes së plumbave në dritare, xhamat i janë përplasur Hakifit në fytyrë".*

Fillimisht ata janë qëlluar nga makinat që vinin pas tyre dhe, thuajse në të njëjtën kohë, edhe nga prita që ishte vendosur përballë dhe në dy anët e rrugëve. Një breshëri plumbash në trupin e Hakifit kanë hyrë nga ana e djathtë dhe kanë kaluar në anën e epërme, të majtë, ndërsa plumbat, me të cilat ai është qëlluar në kokë, kanë hyrë nga pjesa e përparme e kokës, në pjesën e ballit, në anën e djathtë. Si duket, plumbat në kokë, ai i ka marr pasi është ndaluar makina. Është e mundshme që deri atëherë, ai të ketë qenë i plagosur për vdekje, por, goditja në ballë, të ketë qenë përfundimtare. Në trupin e tij ka pasur 12

deri në 13 plumba, aq sa kanë mundur në prag të ndarjes të shohin të afërmit, çka nuk e përjashton mundësinë që të jetë goditur edhe me më shumë plumba.

Ndërsa Zahirit, po ashtu rreth 15 plumba, me përjashtim të njërit, i cili i kishte kaluar përmes fytit, të gjithë të tjerët kanë kaluar nga ana e majtë në të djathtën, ndërsa Hakifit i kishin kaluar nga e djathta në të majtë. Kjo tregon se janë qëlluar, të paktën, nga tre drejtime. Ballas, majtas dhe djathtas, Mirëpo do të kishte edhe një drejtim tjetër dhe ky do të ishte nga sipër. Edmond Hoxha, i cili do të merrte mbi vete më shumë se 8 plumba, vdekja i erdhi nga goditjet e bëra nga helikopteri ushtarak, i cili sillej mbi fushën e luftimit. Ai do të kishte mbi vete më shumë se 8 goditje, shumicën në shpinë, ndonjërën edhe nga e majta e tij, por, plumbi, i ardhur pas qafës, kur ai sapo kishte dalë nga makina dhe ishte në këmbë, i erdhi nga lart.

Pas krimit, si për të dashur të fshehin gjurmët e tij, rruga është bllokuar tërësisht, që nga ora 17.00 e natës së 31 janarit dhe deri të nesërmen në mëngjes. Gjatë natës kanë lëvizur mjete policie, helikopterë, ambulanca. Tre heronjtë janë dërguar po atë natë në morgun e spitalit të Prishtinës. Mbi trupat e tyre, të tre djemve, ishin shenjat dhe gjurmët e më shumë se 36 plumbave. Breshëri vdekje. Megjithatë, ishte qëlluar mbi njerëz, që kishin si mision të koritnin vdekjen.

Të nesërmen, kur rruga është liruar, përreth vendit, ku ishin vrarë djemtë, ishin ende forca të mëdha policore dhe askush nuk lejohej të afrohej tek vendi i ngjarjes. Shenjat e gjakut dukeshin ende. Gjaku as nuk lahej e as nuk zbardhej. Kishte gëzhoja të shumta plumbash, që nuk kishin arritur t’i mblidhnin, xhama të thyer, prita të lëna përgjysmë, gjithçka si në një shesh luftimi. Të rënët kishin filluar të ngjiteshin në kujtesën e kombit, vrasësit ishin ende në vendin e krimit.

31 Janari ishte dita kur do të ndahej e vërteta nga dyshimi, kur mes hutisë së përgjithshme do të ishte shkreptima e ditës së fundit të muajit, kur, me gjithë dhimbjen dhe megjithëse ata po quheshin nga entet zyrtare, qofshin serbe apo shqipfolëse, si terroristë dhe pjesëtarë të së “ashtuquajturës”Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, varrimi i tyre do të ishte i madhërishëm. Njerëzit, përmes aktit të pranisë së tyre, në momentin e fundit, si të donin t’i kërkonin ndjesë që nuk u kishin besuar më parë. Akti i ndjesës është gjithnjë fisnik.

* * *

**Në vend të fjalës së fundit...**

E shtuna e 1 shkurtit e vitit 1997 u zgjua nën një mëngjes të ftohtë akull. Nëpër rrafshinat kishte rënë bryma e bardhë e natës, që ashtu e ngrirë dhe e kudogjindshme, dukej sikur ishte fillimi i një bore të tejdukshme. Pas pak do të fillonin të dukeshin konturet e maleve nën një diell, i cili, si në baladat e lashta – “shumë po ndrin, por pak po nxen”.

Në mesin e rrugës, diku aty afër fshatit Pestovë, si dëshmi të jashtëzakonshme, kishin mbetur gjurmë gjaku, që nën atë bardhësi,dukeshin edhe më shumë. Kishin forma të çuditshme, një këtu, një aty, sikur të ishin fillesa të hiroiglifeve që pritnin të zbërtheheshin. Ende ishin gjurmë të forta, dheu i ngrirë ende nuk kishte filluar të merrte në vete gjakun e derdhur. Do të duhej të fillonte shkrirja e dherave të butë të Kosovës, nën atë diell që dukej i pazakonshëm asaj dite, që gjurmët e gjakut të fillonin të tjetërsoheshin, në të njëjtën kohë që dheu bëhej edhe më i kafejtë, pikërisht nga përskuqja e gjakut. Dalëngadalë, krejt natyrshëm, si rrëkëzat e pastra, toka po merrte në kumtin e saj atë që i kishin falur tre nga bijtë që e kishin thyer natën dhe i kishin dhënë një kuptim të ri ditës. Gjithnjë e më tepër do të bëhej shkrirja në një e gjakut të derdhur dhe e tokës së plleshme, deri sa do të vinte një çast që askush nuk do të mund ta kuptonte se ku fillonte njëra dhe ku mbaronte tjetra.

Ishte bërë gjithçka e përbashkët. Toka, duke e marrë në vete atë që njeriu kishte pasur më të çmuar, kishte bërë të sajën edhe amanetin. Dhe, si thonë jo rastësisht, amanetin nuk e tret dheu.

Në tokën e Kosovës ruhet amaneti i jetës dhe i vdekjes së tyre. Nëse të tre do të kishin pasur një vdekje të shkurtër, që ishte shtrirë mes kufirit të orës 16 e 20 minuta, deri në 16 e 30 minuta të 31 janarit të vitit 1997, jetën do ta kishin tepër të gjatë, jashtëzakonisht të gjatë, sepse ajo është shkrirë tashmë në dherat e buta dhe të ngrohta të Kosovës.